**Rreth imazhit që gjendet në kopertinë**

"... Pas kthimit në Medinë, Profeti Muhammed[sa] dëshiroi të përhapte mesazhin e tij në mbarë botën. Kur ia shprehu këtë dëshirë sahabëve të tij, disa prej tyre që kishin njohuri për oborret mbretërore, thanë: *"O i Dërguari i Allahut! Mbretërit nuk i pranojnë letrat pa vulë"*. Profetit[sa] i pëlqeu kjo këshillë dhe ai porositi një vulë, të gdhendur me fjalët "*Muhammed Resulullah*" (Muhammedi i Dërguari i Allahut). Për respekt ndaj Zotit, emrin *Allah* e vendosi sipër, më poshtë fjalën *i Dërguari* dhe në fund emrin e tij *Muhammed*". (f. 190)

**Jeta e Muhammedit** **paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të**

Autor: *Hazret* Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmed[ra],
Kalif i Dytë i Xhematit Musliman Ahmedia

(Albanian rendering of *Life of Muhammad*[sa])

Botimi i parë në gjuhën urdu: *"Debaça Tefsirul Kuran"("Hyrje në komentimin e Kuranit")* shtator, 1948

Botimi i parë në shqip: 2013



*E përktheu nga origjinali:* Samad Ghori
*Redaktorë gjuhësorë:* Muhamet Peci, Rexhep Hasani

**Botues:**
Islam International Publications Ltd.
Islamabad, Sheephatch Lane,
Tilford, Surrey GU10 2AQ, UK

*Design:* Petani Design, Tiranë
*U shtyp në shtypshkronjën:* Gent.grafik, Tiranë

ISBN: 978-1-84880-254-4

# Përmbajtja

# Fjala e botuesit

Libri *"Jeta e Muhammedit* [sa] *"* është pjesë e librit *"Debaça Tefsirul Kuran" (Hyrje në komentimin e Kuranit)*, të shkruar nga *Hazret* Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmedi[ra]. *"Jeta e Muhammedit*[sa]*"* është përkhtyer në gjuhë të ndryshme. Në gjuhën shqipe e përktheu z. Samad Ghori, ndërsa z. Muhamet Peci dhe z. Rexhep Hasani e redaktuan. Përveç këtyre, për kontributin e dhënë vlen të përmenden edhe z. Shahid Ahmadi, z. Javaid Iqbal Nasiri dhe znj. Kudsia Ghori, të cilët e ndihmuan përkthyesin gjatë krahasimit të tekstit shqip me origjinalin. Allahu i shpërbleftë të gjithë me të mira. Amin

Muhammedi[sa], emri i Profetit të Islamit, edhe titulli i tij shoqërojnë shkurtesat *"sa"* që përfaqësojnë lutjen në gjuhën arabe *"selallahu alejhiveselam"*, që do të thotë *"paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të"*. Emrat e profetëve të tjerë përcillen me shkurtesat "*as*", pra *"alejhiselam"*, që do të thotë *"paqja qoftë mbi të"*. Kurse shkurtesat *"ra "* vijnë pas emrave të *sahabëve*, të besimtarëve që patën shoqërinë e ndonjë profeti dhe ato përfaqësojnë *"radijAllahu anhu/anha/anhum"*, domethënë *"Allahu qoftë i kënaqur me të/ta"*.

Vargu *(ajeti)"Bismilahirrahmanirrahim" (Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit)* që i referohet Kuranit Famëlartë konsiderohet si ajeti i parë i çdo kapitulli *(sureje)*. Në disa tekste, nuk shënohet si *ajeti* i parë, dhe lexuesi duhet të ketë parasysh se *ajeti* i cituar në këtë libër, në tekste të tjera do të gjendet në një ajet më parë.

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ

*Në emër të Allahut, të Gjithëshirshmit, Mëshirëplotit*

## Në vend të parathënies

Në faqet vijuese dua të prek shkurtimisht temën se kur dhe kujt i është zbritur Kurani Famëlartë, sepse edhe kjo temë është mjaft mbështetëse për të kuptuar rëndësinë e tij. Megjithëse, një *filozofi* i mjafton të shohë vetëm vlerën e një vepre të caktuar, siç shprehet edhe në arabisht:

أُنْظُرْ اِلٰى مَا قِيْلَ وَلَا تَنْظُرْ اِلٰى مَنْ قَالَ

*"Shih vetëm se çfarë është thënë, mos shih se kush e ka thënë",*

pjesa dërrmuese e botës dëshiron të shohë edhe se kush e thotë. Aq më tepër, kur është fjala për librat hyjnorë, njerëzit i kushtojnë rëndësi të madhe edhe faktit se si ishte jeta e atyre njerëzve, pra e profetëve të Zotit të Madhërishëm, të cilët ia paraqitën botës, sepse parimet e besimit nuk synojnë të lëshojnë vetëm urdhra. Shteti vendoset për të pasur një sistem, i cili sheh vetëm dukuritë e jashtme. Për një vend kushtetues, mjafton të ketë një kushtetutë. Ligji i saj synon që njerëzit ta zbatojnë atë vetëm në dukje. Prandaj, në gjykatë provimi i qëllimit të keq të ndonjërit, nuk e bën fajtor, derisa të provohet që ai të ketë vepruar sipas qëllimit të tij të keq. Por, feja ose besimi i kushton rëndësi më shumë anës së brendshme sesa asaj të jashtme. Padyshim që edhe e jashtmja nuk duhet lënë mënjanë, pasi ajo është shenjë e së

brendshmes. Nuk është e domosdoshme që me reformimin e jashtëm të reformohet edhe brendësia e njeriut, por e kundërta patjetër. Ashtu siç nuk mund të ndodhë që të ketë zjarr e të mos ketë afsh, në të njëjtën mënyrë nuk mundet që zemra të pastrohet, ndërkohë që veprat të mos jenë në përputhje me të. Gabimet dhe harresat e përkohshme janë tjetër gjë, por përgjithësisht veprat e njeriut burojnë sipas nivelit të pastërtisë së zemrës së tij. Dhe mënyra më e mirë për pastrimin e zemrës është ndjekja e një modeli të mirë. Ligji ndikon në mendjen e njeriut, modeli i mirë ndikon në zemrën e tij. Ligji sundon mendjen, por modeli i mirë sundon ndjenjat. Nuk mund të bëhet reformimi shpirtëror dhe fizik i njeriut vetëm me anë të reformimit të mendjes. Rezultati i mendjes shfaqet në formë veprash jo të përsëritura, por fryti i ndjenjave del në formë veprash të vazhdueshme. Mënyra se si sillet një njeri i thjeshtë me dashamirësi me njerëzit që e rrethojnë, nuk mund të krahasohet me mirëdashjen që një nënë ka ndaj fëmijës së vet. Pra, një njeri që ka formuar vetëm trurin e tij me mësime morale, nuk mund të krahasohet me atë që i ka sjellë ato edhe në ndjenjat e tij. Dashuria e nënës ndaj fëmijës buron prej ndjenjave të saj, ndërsa mirëdashja e një *filozofi* ndaj fqinjit të tij shfaqet për shkak të formimit të tij kulturor.

## Veprat e profetëve burojnë nga mendja e ndjenjat njëherësh dhe bëhen model për njerëzit

Veprat që bëhen vetëm për shkak të bindjes ndaj argumenteve të caktuara, nuk mund të shfaqen përjetësisht, sepse disa herë, njeriut nuk i shkon mendja te realiteti. Nganjëherë i del një mendim i thellë si pengesë midis vullnetit dhe veprimit të tij. Ai që vepron me ndjenja ka aftësinë të veprojë jo vetëm në mënyrë të menjëhershme, por edhe

të përhershme. Edhe sikur t'i thoni mijëra herë një nëne që të mos sakrifikohet për fëmijën e saj, ajo asnjëherë nuk do t'ju dëgjojë e as nuk do ta marrë në konsideratë mendimin tuaj. Në kohë vështirësie, ajo menjëherë angazhohet të marrë masat që mendon se janë në dobi të fëmijës. Do të shqetësohet për të natë e ditë dhe asnjë moment nuk do t'i ndahet meraku ndaj tij. Kjo tregon që edhe reformimi i plotë mund të realizohet vetëm atëherë kur virtytet e larta hyjnë në ndjenjat e njerëzve. Njerëzit të mos kenë nevojë të kuptojnë nevojat e virtyteve çdo herë pasi t'i kalojnë nga mendja, por kërkesat e tyre t'i ndiejnë vetë në qenien e tyre. Disa njerëz thonë se ndjenjat janë të këqija, por në fakt, shpeshherë janë edhe pozitive. Dobia e vërtetë e ndjenjës është që të shkurtohet ose të rrëzohet tërësisht muri i lartë i mendjes, i cili ngrihet midis vullnetit e veprimit dhe bën që veprat njerëzore të mbeten të kufizuara, por, falë ndjenjave, ato kapërcejnë lartësi të skajshme. Dikush vepron vetëm me mendje dhe shumicën e kohës e kalon duke menduar, kurse dikush tjetër kap një realitet dhe mirësi duke e menduar një herë, të cilën e kalon në zemër për ta bërë pjesë të pandashme të ndjenjave të tij. Ky i dyti bëhet aq i shpejtë dhe i rrufeshëm në realizimin e kësaj mirësie, saqë, i pari nuk mund të krahasohet me të. Nëse i pari do të bëjë një punë në një kohë të caktuar, i dyti mund të bëjë dhjetëra në po aq kohë. Ne nuk kemi të drejtë të gjykojmë se ai që punon me ndjenja u përngjan shtazëve, sepse, flasim për ato ndjenja që njeriu së pari ia nënshtron të menduarit e të medituarit dhe nga kjo rrugë zbulon realitete dhe mirësi, të cilat, më pas i bën pjesë të ndjenjave të tij. Kështu që, veprimi me ndjenja i një njeriu të tillë, bëhet në mënyrë të vetëdijshme e jo e kundërta. Vetëm se ai nuk do që të harxhojë çdo herë po aq kohë për të njëjtën punë që ka zbuluar më parë si të vërtetë. Dihet që një përsëritje e tillë do të ishte naivitet dhe jo mendjemprehtësi.

Realisht, bota nuk mund të përmirësohet derisa realitetet dhe mirësitë nuk bëhen pjesë e ndjenjave të njeriut. Për sa kohë që njeriu do të ndjekë vetëm mendjen, mëdyshja, pasiguria dhe vonesa do ta shoqërojnë atë. Por, pas zbulimit të realiteteve me anë të mendjes dhe meditimit, nëse i bën pjesë të ndjenjave të tij, atëherë ai do të jetë i mbrojtur nga dyshimi, pasiguria dhe vonesa. Ai do t'i praktikojë ato dhe do të bëjë vepra të mira, pa pasur asnjë hezitim. Kjo, siç e thashë, nuk mund të arrihet pa pasur një model të mirë. Ne e mbushim mendjen me argumente të logjikshme, por ato nuk prekin ndjenjat. Ndjenjat i nxit vetëm modeli i vetësakrifikimit dhe vetëmohimit. Fjalët që përdoren për të adhuruar Zotin e Madhërishëm, sado të fuqishme të jenë, nuk mund të shkaktojnë ato emocione, që mund të shkaktohen duke parë një njeri që adhuron Zotin me lutje e përgjërime të sinqerta. Padyshim që edhe modeli i vetëm mund të jetë devijues, sepse derisa mendimet nuk janë të pastra, emocionet marrin formën e riteve dhe zakoneve, të cilat e vrasin mendjen dhe logjikën. Pra, duhet njëherësh edhe mësimi i mbështetur në argumente, edhe modeli i pastër. Kjo është arsyeja që librat hyjnorë gjithmonë u zbriten profetëve. Asnjëherë nuk ndodhi që të ketë zbritur vetëm libri nga qielli. Libri i ndriçon mendjen njeriut, ndërsa modeli e bën librin që të futet në zemrën dhe në ndjenjat e tij. Kjo është arsyeja pse aty ku profetët kanë pasur sukses, *filozofët* dështuan, sepse këta të fundit gjithmonë janë përpjekur të reformojnë vetëm mendjen e njerëzve e jo zemrat e tyre, të cilat mund t'i ndryshonin vetëm nëse do të paraqisnin shembullin e tyre të mirë. Kurse profetët, jo vetëm që ua ndriçojnë mendjen njerëzve nëpërmjet librave hyjnorë, por ua pastrojnë edhe zemrat, duke dhënë shembullin e tyre personal. Shenjat dhe mrekullitë që shfaqen nëpërmjet tyre, bëhen shkak i

nxitjes dhe shtimit të besimit të njerëzve. Duke marrë parasysh këtë parim, mendoj se është e nevojshme që të paraqes këtu një pjesë të jetës së Profetit Muhammed[sa]

## Fakte rreth jetës së Profetit Muhammed[sa]

Është një shenjë shumë e madhe prej Zotit të Lartësuar dhe njëherësh një provë e fortë e vërtetësisë së Islamit se aq shumë sa dihet rreth jetës së Profetit Muhammed[sa], nuk dihet rreth jetës së asnjë profeti tjetër. Nuk ka dyshim që për shkak të këtyre detajeve, akuzat që i janë bërë Profetit Muhammed[sa], nuk i janë bërë ndonjë profeti tjetër. Nuk ka dyshim as në faktin që pas zgjidhjes së këtyre akuzave, dashurinë që mund të ketë një njeri ndaj personalitetit të Profetit Muhammed[sa], nuk mund ta ketë ndaj ndonjë njeriu tjetër, sepse, njeriu nuk mund të ketë dashuri të plotë për ata që kanë të fshehtë jetën e tyre, madje, në ndonjë kohë të caktuar, ka mundësi që ai ta shkëputë fare lidhjen e tij të dashurisë me ta. Por, jeta e Profetit Muhammed[sa] është si një libër i hapur. Pas zgjidhjes së akuzave armiqësore, nuk vjen asnjë kthesë tjetër që të na shpjerë në të pavërteta, e as nuk mbetet ndonjë shtresë që të fshehë ndonjë të pathënë. Dihet që jeta e një njeriu të tillë nuk mund të përshkruhet as përmbledhtas në një hyrje si kjo që i shkruhet komentimit të Kuranit Famëlartë. Mbase mund të arrijmë vetëm të paraqesim një siluetë të zbehtë të tij. Megjithatë, mendoj se qoftë kjo siluetë e zbehtë do të jetë më e mirë sesa të mos paraqitet ndonjë gjë, sepse siç thashë më parë, për të bërë të mundur që njerëzit të kuptojnë mirë ndonjë libër qiellor, është shumë e nevojshme që ai libër të shoqërohet edhe me modelin më të përshtatshëm. Padyshim, modeli më i mirë i praktikumit të atij libri mund të jetë vetë marrësi i tij, pra, atij që i

është zbritur. Kjo çështje e thellë dhe filozofike është lënë anash nga shumë fe. Kështu, hinduizmi paraqet vedat, por nuk jep asnjë detaj rreth atyre që i sollën. Dijetarët e fesë hindu, nuk arritën ta kuptojnë nevojën e saj deri më sot. Po ashtu, dijetarët e krishterë dhe hebre, pa asnjë ngurrim pohojnë që filan profet ka pasur këtë të metë dhe filani këtë të metë tjetër. Ata nuk e kuptojnë se Fjala e Zotit të Madhërishëm nëse nuk arriti ta pastronte as personin, të cilit i ishte zbritur, atëherë çfarë reforme do të bëjë ajo te të tjerët?! Përveç kësaj, nëse ai person ishte kaq i pandreqshëm, përse Zoti do ta zgjidhte atë?! Përse jo dikë tjetër?! Ai mund të zgjidhte edhe dikë tjetër nga bijtë e Izraelit. Pra, këto dy gjëra janë të palogjikshme. Mendimi që Fjala e Zotit të Madhërishëm nuk e rregulloi dot as atë, të cilit i kishte ardhur ajo, ose edhe ideja që Zoti i Madhërishëm zgjodhi një person që nuk mund ta përmirësonte dot veten e tij, të dyja këto janë të palogjikshme. Sidoqoftë, këto mendime të gabuara kanë hyrë në fe të ndryshme për shkak se ato u janë larguar burimeve të tyre. Ose mund të themi se, në kohërat e tyre, mendja njerëzore akoma nuk ishte e pjekur, andaj nuk u kuptua siç duhet rëndësia e të pasurit një model. Por, Islami e paraqiti rëndësinë e tij që në fillim. Ajshja[ra], bashkëshortja e Profetit Muhammed[sa] ishte martuar me të në moshën 13 a 14 vjeçare. Ajo qëndroi pranë tij afërsisht për shtatë vjet dhe ishte 21 vjeçe kur Profeti[sa] ndërroi jetë. Ajo nuk ishte e arsimuar, megjithatë, për të ishte e qartë kjo pikë filozofike. Një herë dikush e pyeti sesi kanë qenë moralet dhe virtytet e Profetit Muhammed[sa]. Ajo tha:

كَانَ خُلُقُهُ كُلُّهُ الْقُرْآنُ

*"Moralet e tij kanë qenë vetë Kurani"*.[1]

[1] *Musnad Ahmed bin Hambeli*, vëll. VI, Bejrut, 1313 *Hixhri,* f. 91.

Pra, sipas saj, mësimi teorik i Kuranit Famëlartë nuk ishte aspak ndryshe nga jeta praktike e Profetit Muhammed[sa]. Ai kishte çdo virtyt që kishte përmendur Kurani Famëlartë dhe, po ashtu, çdo vepër që bënte ai, ishte mësuar nga Kurani Famëlartë. Sa peshë ka kjo thënie! Duket se moralet e Profetit Muhammed[sa] ishin kaq të larta e të gjera, saqë i mësuan edhe një vajze të re e të paarsimuar, atë që filozofët hindu, hebre e të krishterë nuk e kapën dot. Ajshja[ra] e kishte kuptuar këtë pikë filozofike dhe në një fjali të vogël ka treguar që nuk mund të ndodhte që një njeri i drejtë dhe i sinqertë t'i jepte botës një mësim, të cilin vetë të mos e praktikonte, ose të bënte një vepër të mirë dhe botës të mos ia mësonte atë. Andaj, për të mësuar virtytet e Profetit[sa], nuk nevojitet ndonjë libër historie. Ai ishte një njeri i drejtë e i sinqertë, bënte atë që thoshte dhe thoshte atë që bënte. Me fjalë të tjera, Ajshja[ra] tha: Ne e pamë Profetin[sa] dhe e kuptuam Kuranin, dhe ju që erdhët më vonë, studiojeni Kuranin dhe kuptojeni Profetin[sa].

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَعَلٰى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلٰى إِبْرَاهِيْمَ وَعَلٰى آلِ إِبْرَاهِيْمَ وَ بَارِكْ وَسَلِّمْ إِنَّكَ حَمِيْدٌ مَجِيْدٌ.

*O Zot! Bekoje Muhammedin dhe popullin e tij, ashtu siç e bekove Ibrahimin dhe popullin e tij, begatoje dhe dërgoji paqe atij. Me të vërtetë, Ti je i Lavdëruar dhe i Nderuar.*

## Arabia gjatë kohës së lindjes së Profetit Muhammed[sa]

Koha kur lindi Profeti Muhammed[sa], duhet të studiohet si pjesë e jetës së tij, sepse, në të vërtetë, vetëm duke shkoqitur gjendjen e asaj kohe, njeriu mund të kuptojë mirë jetën e tij.

Profeti[sa] lindi në Mekën e shenjtë. Në bazë të llogaritjeve del, që ai lindi në gusht të vitit 570 e.s. sipas kalendarit gregorian. Ai u quajt Muhammed, që do të thotë *i lavdëruar*. Në kohën kur Profeti[sa] kishte lindur, thuajse e gjithë Arabia besonte në idhujtari. Prejardhjen e tyre arabët e lidhnin me Ibrahimin[as]. Ndonëse ata e dinin se Ibrahimi[as] kishte dhënë mësimin e monoteizmit, ata kishin besime politeiste, madje ishin të dhënë pas praktikës së ritualeve të tyre. Si justifikim, ata thoshin se disa njerëz gradualisht i afrohen aq shumë Zotit, saqë Ai pranon ndërmjetësinë e tyre për të tjerët. Derisa Zoti është i Madhërishëm, sipas tyre, njerëzit e thjeshtë e kishin të vështirë ta arrijnë Atë, andaj, atyre patjetër u duhej ndërmjetësimi i një njeriu të përsosur për të fituar pëlqimin dhe ndihmën e Tij. Duke iu mbështetur kësaj ideje paradoksale, ata e justifikonin besimin e tyre politeist, duke pranuar njëkohësisht prejardhjen e tyre nga Ibrahimi[as] monoteist. Thoshin se Ibrahimi ishte një njeri i shenjtë dhe si i tillë ai kishte mundësi për të arritur te Zoti pa ndërmjetësim, ndërsa mekasit nuk ishin të këtij niveli. Për këtë arsye, atyre u duhej të bënin ndërmjetës disa qenie të epërme, nëpërmjet të cilave, ata mund të arrinin Zotin duke i adhuruar e duke i bërë blatime. Ky besim i mekasve ishte tepër i mangët, i palogjikshëm dhe i cunguar, por ata aspak nuk shqetësoheshin për këtë, ngaqë nuk kishin pasur ndonjë mësues monoteist. Besimi në shumë zota, nëse një herë hedh rrënjë në shoqëri, ai përhapet dhe nuk njeh më kufi. Zotat sa venë,

rriten. Në kohën kur lindi Profeti Muhammed[sa], sipas historianëve, vetëm në Qabe, në xhaminë e shenjtë të fesë Islame dhe faltoren e ndërtuar nga Ibrahimi[as] dhe djali i tij Ismaili[as], kishin qenë 360 idhuj. Si duket, për çdo ditë të vitit hënor, mekasit kishin nga një idhull të veçantë. Përpos kësaj, në vendbanimet e mëdha që ishin përreth, dhe në qendrat e fiseve kryesore, kishte edhe idhuj të tjerë. Kështu që, mund të pohojmë se çdo cep i Arabisë ishte i zhytur në besime politeiste.

Arabët ishin të pasionuar pas folklorit. Ata ishin shumë të interesuar për pasurimin e gjuhës së tyre dhe i jepnin rëndësi të veçantë lëvrimit të saj, megjithatë, ambiciet e tyre intelektuale thuajse ishin të shteruara. Për fusha të tjera, si historia, gjeografia, matematika, etj. nuk dinin asgjë, por ngaqë jetonin në shkretëtirë dhe u duhej të orientoheshin pa pasur asnjë shenjë, ata ishin bërë mjeshtër në astronomi. Në gjithë Arabinë nuk kishte asnjë shkollë. Në Mekën e shenjtë, thuhej, se shumë pak njerëz dinin shkrim e këndim.

Nga pikëpamja morale, arabët ishin njerëz kontradiktorë. Ata kishin të meta të skajshme morale, por njëkohësisht zotëronin edhe disa cilësi të admirueshme, të cilat e dallonin dukshëm popullin e tyre.

## Alkooli dhe kumari

Alkoolin e pinin aq shumë saqë dehjen e zdërhalljen e konsideronin jo ves, por virtyt. “Zotëri” në konceptin e tyre, ishte edhe ai që zbaviste shokët dhe fqinjët e tij duke iu shërbyer me sa më shumë pije alkoolike. Të pasurit duhej të organizonin gosti pijesh të paktën pesë herë në ditë. Kumari ishte loja e tyre kombëtare, të cilën

ata e kishin kthyer në art. Luanin kumar, jo për t'u bërë të pasur, por për t'u mburrur e për të treguar bujarinë e tyre. Për shembull, fituesi caktohej të zbaviste shokët ose t'i ftonte në gosti. Në kohë lufte, paratë grumbulloheshin nga kjo lojë. Edhe sot, në kohë lufte, po përhapet gjithnjë e më shumë moda e lotarisë, por kumarxhinjtë evropianë dhe amerikanë duhet të dinë se pionierët e kësaj tradite ishin arabët. Kur ndizej ndonjë luftë, fiset arabe organizonin gosti kumari. Ai që fitonte, hiqte shumicën e shpenzimeve të luftës. Kështu që, mungesën e komoditeteve të tjera të kohës e kishin zëvendësuar me alkool dhe kumar.

## Tregtia

Zanati kryesor i arabëve ishte tregtia. Karvanët e tyre tregtarë udhëtonin shumë larg, deri në Abisini, Siri, Palestinë, madje edhe në Indi. Të pasurit e Arabisë vlerësonin shumë shpatat indiane. Tekstilin më shumë e merrnin nga Jemeni dhe Siria. Qytetet e Arabisë ishin qendra të tregtisë, ndërsa e gjithë pjesa tjetër e saj, përveç Jemenit dhe disa zonave veriore, kishte një jetë nomade, në të cilën nuk kishte as qytete, as vendbanime të qëndrueshme. Fiset e kishin ndarë vendin në mes vete në zona përkatëse, ku mund të endeshin lirisht. Kur shteronte uji, shpërnguleshin nga ai vend në një vend tjetër ku kishte ujë. Pasuria e tyre përbëhej nga delet, dhitë dhe devetë. Nga leshi i tyre ata bënin veshje, ndërsa nga lëkurat bënin çadra. Gjërat që mbeteshin i shisnin në treg.

## Karakteristika dhe zakone të tjera të arabëve

Ari dhe argjendi nuk ishin gjëra të panjohura për ta, por padyshim, rrallë i gjenin. Të varfrit dhe njerëzit e zakonshëm i bënin stolitë me guaska ose me substanca aromatike. Me karafilat, farat e pjeprit dhe të kastravecëve etj., përgatisnin varëse për femra. Edhe pse nuk ishin stoli, ato kënaqeshin me to.

Imoraliteti dhe krimi në Arabi ishin në kulm. Vjedhjet ishin më pak, por rrëmbimet ishin të zakonshme. Rrëmbimin e njëri-tjetrit e kujtonin si të drejtë kombëtare. Megjithatë, arabët e ruanin besën më fort sesa popujt e tjerë. Nëse dikush vinte te ndonjë person i fuqishëm ose te ndonjë fis dhe i binte ndore, atëherë për të ishte detyrë ta strehonte, përndryshe ai njeri a fis poshtërohej në gjithë Arabinë. Poetët gëzonin autoritet të lartë, madje konsideroheshin liderë kombëtarë. Për udhëheqësit ishte e nevojshme të ishin gojëtarë dhe poetë. Mikpritja e tyre ishte e shkallës më të lartë. Nëse vinte ndonjë udhëtar i humbur dhe i këputur te ndonjë fis dhe thoshte – jam mysafir te ju – ata nuk ngurronin t'i thernin qengja ose deve. Atyre nuk u interesonte se çfarë miku vinte, vetëm ardhja e tij ishte e mjaftueshme për ta, sepse kjo konsiderohej si nder për fisin e tyre. Kështu që, fisi ishte i detyruar që ta nderonte mikun, sepse edhe vetë fisi, në këtë mënyrë, nderohej.

Femrat në shoqërinë arabe nuk kishin asnjë të drejtë. Në disa fise, nëse babai vriste vajzën e tij, ky akt i sillte nder. Historianët gabojnë kur shkruajnë që vrasja e vajzave ishte zakon në të gjithë Arabinë. Natyrisht nuk mund të ndodhte kështu, sepse do të zhdukej raca e njeriut në vend. Në të vërtetë, ky zakon ishte i përhapur vetëm

në disa fise të Arabisë, Indisë dhe të vendeve të tjera. Familjet, që e kishin këtë zakon, e konsideronin veten të lartë në status dhe mbase duke kujtuar se vajzave të tyre nuk mund t'u gjenin bashkëshortë të denjë për statusin e tyre, ata e kryenin këtë krim. Ligësia e këtij zakoni ekziston më tepër te egërsia dhe mizoria e tij sesa në pasojën që vjen në popullsinë e një kombi. Metoda të ndryshme përdoreshin për të vrarë vajzat. Disa familje i varrosnin për së gjalli, disa i mbytnin me duar dhe disa të tjerë praktikonin edhe metoda të tjera.

Arabët, vetëm nënës biologjike i jepnin statusin e nënës. Njerka nuk konsiderohej nënë dhe pas vdekjes së babait, djali edhe mund të martohej me të. Martesa me shumë gra ishte normale, madje për burrin nuk kishte ndonjë kufi që deri në sa gra mund të mbante njëkohësisht. Një burrë edhe mund të martohej njëkohësisht me dy ose më shumë se një grua kur ato ishin motra.

Në luftë, arabët tregoheshin shumë mizorë. Nëse dikë e urrenin shumë, ia çanin trupin pasi e vrisnin, disave u kafshonin mëlçinë, ose u prisnin hundën, veshët, madje disave u nxirrnin sytë. Skllavëria ishte një fenomen shumë i përhapur. Sulmonin fise të dobëta përreth dhe i skllavëronin. Skllavi nuk kishte asnjë të drejtë. Pronari sillej si të donte me të dhe për këtë ai nuk i jepte llogari askujt. Ai edhe nëse e vriste nuk akuzohej për të. Edhe kur i vriste dikujt tjetër ndonjë skllav, ai nuk rrezikohej nga dënimi me vdekje, por shpëtonte vetëm duke dhënë një shpagim të vogël. Arabët kishin të drejtë ligjore për të shfrytëzuar skllavet për çlirimin e epsheve të tyre. Fëmijët që lindnin skllavet, konsideroheshin po skllevër dhe, edhe skllavet që bëheshin nëna, të tilla mbeteshin. Sa i përket civilizimit dhe zhvillimit shoqëror, arabët ishin shumë të prapambetur. Toleranca dhe sjellja e mirë ndaj

popujve të tjerë nuk njihej. Për sa i takon sjelljes me gjininë e brishtë, arabët ishin shumë mbrapa nga popujt e tjerë. Me gjithë këto të meta, ata kishin disa cilësi individuale. Për shembull, trimërinë e kishin deri në atë masë që ndoshta nuk e kishin popujt e tjerë.

## Lindja e Profetit Muhammed[sa]

Ishte kjo shoqëri, në të cilën kishte lindur Profeti Muhammed[sa]. Babai, Abdullahu, i kishte vdekur para lindjes së tij dhe më pas, për të dhe nënën e tij u kujdes gjyshi, Abdul Mutalibi. Sipas traditës arabe, Muhammedi[sa] iu dorëzua një mëndeshe, e cila jetonte në një vend që ndodhej pranë Taifit. Fëmijët e tyre, arabët ua jepnin grave fshatare, që ata të bëheshin të shëndetshëm dhe të mësonin gjuhë të pastër prej tyre. Kur Muhammedi[sa] ishte gjashtë vjeç, i ndërroi jetë edhe e ëma, rrugës teksa po kthehej për në Mekë nga Medina, ku ajo kishte shkuar për vizitë te dajat. Ajo u varros atje ku ndërroi jetë, ndërsa fëmija u soll në Mekë nga një shërbëtore, e cila ia dorëzoi gjyshit të tij. Kur Muhammedi[sa] ishte tetë vjeç, i ndërroi jetë edhe gjyshi duke ia lënë nipin amanet djalit të tij, Ebu Talibit, pra, xhaxhait të Profetit[sa]. Muhammedi[sa] dy apo tri herë pati rastin të udhëtonte jashtë Arabisë, ndër të cilat, një herë ai udhëtoi drejt Sirisë për tregti me xhaxhanë e tij në moshën dymbëdhjetëvjeçare. Me gjasë, ky udhëtim ishte vetëm deri në qytetet juglindore të Sirisë, sepse nuk përmendet asnjë nga vendet si Jerusalemi etj. Më pas, deri në moshën e rinisë, ai qëndroi në Mekë.

## Pjesëmarrja në shoqërinë *Hilful-Fudul*

Që nga fëmijëria, Muhammedi[sa] mendonte e meditonte. Nuk merrte pjesë në grindjet apo në sherret e të tjerëve, madje jepte kontributin e tij për t'u dhënë fund grindjeve dhe padrejtësive. Disa të rinj të Mekës, duke u shqetësuar nga grindjet ndërfisnore që ndodhnin në qytet e përreth, krijuan një shoqëri që u quajt *"Hilful-Fudul"*, e cila kishte marrë përsipër t'i ndihmonte të shtypurit. Muhammedi[sa] me zell të madh iu bashkua kësaj shoqërie, anëtarët e së cilës ishin betuar në emër të Zotit që:

> *"do të ndihmonin të shtypurit dhe do t'ua mundësonin të drejtat, deri në pikën e fundit të detit. Edhe nëse nuk arrinin ta bënin këtë, vetë me mjetet e tyre do t'i dëmshpërblinin viktimat".*[2]

Këtë betim, mbase askush nga anëtarët e tjerë nuk arriti ta përmbushte, përveç Profetit, i cili i qëndroi besnik betimit edhe pasi kishte deklaruar të ishte profet. Kundërshtari i tij kryesor ishte pikërisht Ebu Xheheli, kryetari i Mekës, i cili kishte filluar të thoshte që askush të mos bisedonte dhe të mos kishte marrëdhënie me Muhammedin(sa), madje ta poshtëronte atë në të gjitha mënyrat. Një ditë, erdhi një njeri në Mekë për t'i kërkuar paratë e tij Ebu Xhehelit, që ky i fundit ia kishte borxh. Ai e refuzoi dhe huadhënësi iu ankua banorëve të Mekës për të. Disa djem çapkënë, thjesht për lojë, i treguan adresën e Muhammedit[sa] duke i thënë që vetëm ai mund ta ndihmonte. Me këtë ata kishin si qëllim që Muhammedi[sa], duke mos patur guximin të ballafaqohej me kundërshtimin e mekasve në

[2] *Es-siratul-Halabija*, vëll. I, Egjipt, 1932, f. 154.

përgjithësi, dhe me atë të Ebu Xhehelit në veçanti, ose do të refuzonte ta ndihmonte atë, dhe kështu, duke e thyer besën, do të poshtërohej tek arabët, ose nëse do të shkonte për ta ndihmuar, Ebu Xheheli do ta përzinte duke e poshtëruar atë. Personi në fjalë, kur mbërriti te Muhammedi[sa] dhe iu ankua për Ebu Xhehelin, Profeti u çua pa ngurrim dhe shkoi së bashku me të te Ebu Xheheli dhe i trokiti në derë. Ebu Xheheli doli dhe pa që huadhënësi i tij qëndronte i shoqëruar me Muhammedin[sa]. Profeti i tërhoqi vërejtjen që t'ia lante borxhin. Ebu Xheheli ia pagoi menjëherë, pa bërë hile. Kur krerët e tjerë të Mekës e morën vesh këtë lajm, e qortuan Ebu Xhehelin duke thënë se si mund të dilte kaq kontradiktor ai, që atyre u thoshte ta poshtëronin Muhammedin(sa) dhe të mos kishin marrëdhënie me të, ndërsa vetë iu bind dhe e nderoi atë. Por, ai u kishte thënë:

> *"Për Zotin, nëse ju do të ishit në vendin tim, të njëjtën gjë do ta bënit, sepse Muhammedit në të dy krahët i qëndronin dy deve të tërbuara, të cilat ishin të gatshme të më vërsuleshin nëse nuk do t'i bindesha atij".*[3]

Zoti e di më mirë se sa i vërtetë është rrëfimi i Ebu Xhehelit. A ishte kjo ndonjë mrekulli prej Zotit, apo atë e mposhtte fakti, që njeriu më i qortuar dhe më i kundërshtuar i Mekës qëndronte pa asnjë përkrahje para derës së kryetarit të qytetit, për të ndihmuar një të shtypur dhe i thoshte që menjëherë t'ia lante borxhin që kishte ndaj tij, dhe kjo e mbyti ligësinë e tij, madje e detyroi të ulte kokën para së vërtetës?!

[3] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 29-30.

## Martesa e Profetit Muhammed[sa] me Hatixhen[ra]

Kur Profeti Muhammed[sa] ishte rreth njëzet e pesë vjeç, ishte bërë i njohur në gjithë qytetin për ndershmërinë dhe mirësinë e tij. Njerëzit ia bënin me gisht: *"Ja ai është njeri i vërtetë, njeri i besueshëm"*. Këto bëma i dëgjoi edhe një grua e ve, e pasur, e cila i kërkoi Ebu Talibit, xhaxhait të Profetit[sa] që nipi i tij t'i printe karvanit të saj tregtar që shkonte për në Siri. Ebu Talibi e pyeti Muhammedin[sa] për këtë dhe ai pranoi. Udhëtimi rezultoi mjaft i suksesshëm dhe ai u kthye me më shumë fitim sesa ishte parashikuar. Hatixhja[ra] ndjeu se ky fitim nuk i doli vetëm për shkak të gjendjes së tregut, por për shkak të ndershmërisë së udhëheqësit të karvanit të saj. Ajo u sqarua hollësisht edhe nga skllavi i saj Mejserah, i cili gjithashtu ndante të njëjtin mendim me të dhe i tregoi që me një ndershmëri dhe dashamirësi që kishte udhëhequr Muhammedi[sa] karvanin e saj, nuk mund ta bënte dikush tjetër. Kjo gjë i la mbresë të thellë Hatixhes[ra]. Edhe pse ishte dyzet vjeçe dhe dy herë e mbetur e ve, ajo i dërgoi Muhammedit një shoqe të saj, për të ditur se a mund të pranonte propozimin e martesës me të.

Shoqja e saj kur e pyeti: *"Përse nuk martohesh?"*, ai iu përgjigj: *"S'kam ndonjë pasuri që të martohem me dikë"*. *"Po nëse të largohet ky problem dhe një grua fisnike dhe e pasur dëshiron të martohet me ty, si do të bësh?"* pyeti ajo. *"Kush është ajo?"* e pyeti Muhammedi[sa]. Ajo tha: *"Hatixhja[ra]"*. Muhammedi[sa] e pyeti: *"Si mund të arrij tek ajo?"* *"Ma lër mua këtë punë"*, e këshilloi ajo. *"Atëherë, jam dakord"* u shpreh ai. Më pas Hatixhja[ra] nëpërmjet xhaxhait të tij vendosi për martesë dhe kështu më në fund u realizua bashkëshortësia e Muhammedit[sa] me të. Një djaloshi të varfër dhe bonjak, për herë të parë iu hap një derë

e begatshme, por mënyra që përdori ai për të shfrytëzuar begatinë e saj, mbetet mësim për gjithë botën.

## Lirimi i skllevërve dhe ngjarja e Zejdit[ra]

Pas martesës, kur Hatixhja[ra] ndjeu që zemra e ndjeshme e bashkëshortit nuk do të ndihej rehat, nëse ajo mbetej e pasur ndërsa bashkëshorti nevojtar i saj, atëherë i shprehu dëshirën që gjithë pasurinë dhe skllevërit e saj t'i dorëzonte në shërbim të tij. *"Me të vërtetë e ke?"*, e pyeti Muhammedi[sa]. Ajo pohoi. *"Atëherë, më së pari unë do t'i liroj të gjithë skllevërit"*, i tha ai. Pasi i mblodhi skllevërit e saj, u tha: *"Që sot, të gjithë jeni të lirë"*. Gjithashtu, edhe pjesën më të madhe të pasurisë ua shpërndau të varfërve. Njëri ndër skllevërit që ai liroi, qe edhe Zejdi, i cili ishte më i mprehtë dhe më i mençur se të tjerët. Edhe prejardhjen e kishte nga një familje fisnike. I rrëmbyer nga banditët dhe i shitur disa herë, më në fund kishte ardhur deri në Mekë. Mençuria dhe urtësia e tij i thoshte që ai më mirë të rrinte në robërinë e Muhammedit sesa të lirohej. Kështu që, kur Muhammedi[sa] i liroi të gjithë skllevërit, ai i tha: *"Ju po më lironi mua, por unë nuk dua të lirohem, dua të qëndroj me ju"*. Në këtë mënyrë ai mbeti te Profeti Muhammed[sa]. Dashuria ndaj tij sa vinte rritej. Nga ana tjetër, babai dhe xhaxhai i tij, që ishin një familje e pasur, ishin nisur në kërkim të djalit të tyre. Duke u vënë pas gjurmëve të banditëve, përfundimisht kishin mbërritur në Mekë, ku morën vesh që djali i tyre jeton me Muhammedin[sa]. Shkuan tek ai, e takuan dhe i bënë kërkesë që t'ua lironte djalin, duke i ofruar para sa të donte në këmbim të tij. *"E kam liruar Zejdin qyshkur. Me shumë kënaqësi ai mund të shkojë me ju"*, iu përgjigj Profeti Muhammed[sa]. Pastaj, ai e thirri Zejdin dhe ua prezantoi familjarëve të tij. Pasi u takuan, u çmallën dhe u përlotën,

babai i tij i tha: *"Ky njeri i mirë të liroi ty, eja të shkojmë në shtëpi që të qetësohet nëna jote, sepse ajo po vuan shumë për ty"*. Zejdi iu përgjigj: *"Kush është ai që nuk i do prindërit e tij?! Por, ta dini se kaq shumë dashuri kam ndaj Muhammedit*[sa]*, saqë nuk mund t'i ndahem. Gëzohem që ju gjeta, por nuk kam forcë t'i ndahem Muhammedit*[sa]*"*. Babai dhe xhaxhai i tij këmbëngulën shumë të kthehej në shtëpi, por ai nuk pranoi. Duke e parë këtë dashuri të Zejdit ndaj tij, Profeti Muhammed[sa] u ngrit dhe tha: *"Ai ishte i lirë kaherë, por që sot ai është edhe djali im"*.[4] Duke e parë situatën, të afërmit e Zejdit s'kishin ç'të bënin, veçse të ktheheshin në vendin e tyre, ndërsa Zejdin e lanë në Mekë përgjithmonë.

## Adhurimi i Zotit në shpellën Hira

Profeti Muhammed[sa] tani i kishte kaluar të tridhjetat. Dashuria ndaj Zotit në zemrën e tij i shtohej vrullshëm, aq sa e detyroi të largohej nga ligësitë, mëkatet dhe çoroditjet e shoqërisë mekase dhe të futej në një shpellë të vogël, që gjendej dy apo tri milje larg qytetit, midis shkëmbinjve, për të adhuruar Zotin e Lartësuar. Hatixhja[ra] i përgatiste ushqim për disa ditë,[5] të cilin ai e merrte me vete, dhe ditë e natë kalonte duke adhuruar Zotin e Lartësuar nën ata dy-tre gurë të shpellës Hira.

## Shpallja e parë Kuranore

Profeti[sa] kishte mbushur moshën dyzet vjeç, kur një ditë po në atë shpellë përjetoi një vizion *(keshf)*, në të cilin ai pa një njeri, që

4 *Esadul-Gabah*, vëll. II, Rijad, 1285 *Hixhri*, f. 225.

5 *Buhariu, Kitab bed'il-uehi, bab kejfa kana bed'a el-uehju.*

iu drejtua duke thënë: *"Lexo!"*. *"Nuk di të lexoj"*, iu përgjigj Profeti Muhammed[sa]. Ai e përsëriti për herë të dytë, për herë të tretë dhe më në fund e bëri t'i përsëriste këto vargje:

اِقْرَاْ بِاسْمِ رَبِّكَ الَّذِىْ خَلَقَ ۝ خَلَقَ الْاِنْسَانَ مِنْ عَلَقٍ ۝ اِقْرَاْ وَ رَبُّكَ
الْاَكْرَمُ ۝ الَّذِىْ عَلَّمَ بِالْقَلَمِ ۝ عَلَّمَ الْاِنْسَانَ مَا لَمْ يَعْلَمْ ۝ [6]

> Këto ishin pikërisht ajetet e para të Kuranit që përmes shpalljes i zbritën Profetit Muhammed[sa]. Kuptimi i tyre është: *o Muhammed, lexoji gjithë botës mesazhin hyjnor në emrin e Zotit tënd që të krijoi ty dhe gjithë krijesat. Është Ai Zot që krijoi njeriun në atë mënyrë që zemra e tij mban farën e dashurisë ndaj Tij dhe ndaj krijesave të Tij. O Muhammed, lexoji gjithë botës që Zoti yt, i Cili është më i Nderuari, është me ty. Ai që krijoi penën për t'ia mësuar dijen njeriut dhe që ka vendosur t'ia mësojë gjërat që ai nuk i di.*

Këto pak fjalë të Kuranit Famëlartë i përfshijnë të gjitha mësimet që do t'i zbrisnin Profetit Muhammed[sa] në të ardhmen. Në të vërtetë, ato mbanin bërthamën e reformimit botëror. Komentimi i tyre do të vijë gjatë komentimit të Kuranit Famëlartë, por këtu ato i kemi përmendur, sepse lidhen me një ngjarje shumë të rëndësishme të jetës së Profetit[sa], dhe po ashtu, edhe për Kuranin Famëlartë ato përbëjnë një gurthemel. Kur Profetit Muhammed[sa] iu zbritën këto ajete, ai u frikësua nga barra e rëndë me të cilën po ngarkohej prej Zotit të Lartësuar. Dikush tjetër po të kishte këtë rast, edhe mund të

[6] Kurani Famëlartë 96:2-6.

marrosej nga krenaria që Zoti i Plotfuqishëm i paska besuar një punë kaq të rëndësishme. Profeti Muhammedsa dinte të kryente punë, por nuk dinte të krenohej me të. Pas kësaj shpalljeje, i shqetësuar dhe i frikësuar, ai shkoi te Hatixhjara. Kur ajo e pyeti se çfarë i kishte ndodhur, Profeti Muhammedsa ia rrëfeu gjithçka dhe tha: *"Si mund ta mbajë këtë barrë një njeri kaq i dobët si unë?"* Hatixhjara iu përgjigj:

كَلَّا وَاللهِ مَا يُخْزِيْكَ اللهُ أَبداً إِنَّكَ لَتَصِلُ الرَّحِمَ وَتَحْمِلُ الْكَلَّ وَتَكْسِبُ الْمَعْدُوْمَ وَتَقْرِيْ الضَّيْفَ وَتُعِيْنُ عَلٰى نَوَائِبِ الْحَقِّ۔ [7]

> *Pasha Zotin jo! Këtë mesazh Ai nuk ta ka dërguar që të ngelesh i dështuar dhe që Ai të të lërë ty. Si është mundur që Ai të sillet me ty në këtë mënyrë?! Ti je ai që i bën mirësi farefisit, u ngre barrën të vetmuarve dhe të papërkrahurve, ti ripërtërin ato virtyte që ishin zhdukur nga ky vend, ti mirëpret mikun dhe ndihmon të tjerët në kauzat e tyre të drejta. Vallë, a mund ta sprovojë Zoti edhe një njeri të tillë?!*

Pastaj, ajo e çoi Profetin Muhammedsa te kushëriri i saj Uerka bin Neufeli, i cili ishte bërë i krishterë. Sa e dëgjoi ngjarjen, ai tha: *"Ky është ai engjëll që i kishte zbritur edhe Musaitas"*.[8] Ai i referohej paralajmërimit biblik që gjendet në librin Ligji i përtërirë, kapitulli 18, vargu 18.[9] Kur e morën vesh këtë lajm Zejdi, robi i liruar i Profetit Muhammedsa, i cili ishte afërsisht tridhjetë vjeç, dhe Aliu, djali i

---

[7] *Buhariu, Kitab bed'il-uehi, bab kejfa kana bed'a el-uehju.*

[8] Po aty.

[9] *"Unë do të nxjerr për ta një profet nga gjiri i vëllezërve të tyre dhe do të vë në gojën e tij fjalët e mia, dhe ai do t'u thotë atyre të gjitha ato që unë do t'i urdhëroj". (Ligji i përtërirë 18:18)* [Përkthyesi]

xhaxhait të Profetit, që ishte njëmbëdhjetë vjeç, që të dy iu bindën Profetit[sa], menjëherë.

## Pranimi i Profetit[sa] nga Ebu Bekri[ra]

Shoku i tij i fëmijërisë, Ebu Bekri kishte qenë jashtë Mekës. Sapo hyri në qytet, dëgjoi pëshpërimat që shoku i tij ishte çmendur, sepse thoshte se i zbritka një engjëll prej qiellit dhe i flitka. Pa u vonuar, Ebu Bekri shkoi te shtëpia e Profetit Muhammed[sa] dhe i trokiti në derë. Kur ai doli, Ebu Bekri e pyeti nëse lajmi i shumëpërfolur është i vërtetë apo jo. Për të mos humbur shokun e fëmijërisë, Profeti[sa] nisi t'ia shpjegonte hollësisht. Por Ebu Bekri nuk e lejoi dhe tha: *"Më thuaj vetëm kaq që a të erdhën engjëjt e Zotit dhe biseduan me ty apo jo?"* Profeti[sa] përsëri filloi t'ia shpjegonte, por ai sërish i refuzoi të dëgjonte shpjegime dhe i kërkoi t'i jepte përgjigje me po, ose jo. Kur Profeti[sa] iu përgjigj me pohim, Ebu Bekri tha: *"Bëhu dëshmues që unë të pranova ty. Me shpjegime, veç do t'i ulje vlerën besimit tim. Unë që kam parë jetën tënde, a më duhet ndonjë argument tjetër për vërtetësinë tënde?!"*.[10]

## Grup i vogël besimtarësh

Një grua që po plakej, një fëmijë njëmbëdhjetë vjeç, një rob i liruar kurbetxhi, që nuk kishte asnjë të afërm, një shok dhe Profeti vetë, ky ishte ai grup i vogël besimtarësh nëpërmjet të cilëve do të hidheshin themelet e Islamit, një grup i vogël që gjendej në terrnajën e injorancës për ta ndriçuar atë. Njerëzit kur dëgjuan fjalët e tyre, vetëm sa u tallën me ta. Ata i shikonin me vështrime qesëndisëse

[10] *Es-siratul-Halabija*, vëll. I, Egjipt, 1932, f. 308-310.

dhe i thoshin njëri-tjetrit: *"Mos u trembni! Janë të çmendur. Vetëm dëgjojini dhe argëtohuni"*. Por, e vërteta zuri të shfaqej me gjithë madhështinë e saj dhe sipas parashikimit të Profetit Isaia, filloi të shpallej: *"urdhër mbi urdhër, urdhër mbi urdhër, rregull mbi rregull, rregull mbi rregull"*, *"pak këtu, pak atje"*.[11] Zoti nisi të komunikonte me arabët, nëpërmjet Profetit Muhammed[sa] në *"një gjuhë tjetër"*,[12] me të cilën ata nuk ishin njohur më parë. Zemrat e të rinjve dridheshin dhe u rrëqethej trupi atyre që ishin në kërkim të së vërtetës. Midis të qeshurave dhe mahive të rëndomta, dëgjoheshin lëndimthi edhe fjalë pëlqimi dhe admirimi. Rreth Profetit[sa] filloi të grumbullohej një grup njerëzish prej skllevërish, të rinjsh dhe grash të shtypura, sepse vetëm tek ai, gratë e shtypura gjenin shpresë për të drejtat e tyre, skllevërit dëgjonin për lirinë e tyre dhe të rinjtë shihnin një të ardhme të lulëzuar dhe përparimtare.

## Kundërshtimi nga liderët mekas

Ndërsa shtoheshin gjithnjë e më shumë admirime dhe pëlqime ndaj Profetit[sa], krerët e Mekës filluan të trembeshin dhe pikërisht kjo frikë ata i mblodhi një ditë për t'u këshilluar me njëri-tjetrin dhe për të kurdisur plane parandaluese. Ata vendosën që talljet e tyre ndaj Profetit[sa] dhe bashkëmendimtarëve të tij t'i kthenin në mizori, dhunë e bojkotim të ashpër dhe praktikisht vepruan në këtë mënyrë. Meka kishte vendosur të ballafaqohej seriozisht me Islamin, sepse ajo deklaratë *"e çmendur"* tanimë i dukej një realitetit përparimtar, i cili përbënte rrezik për politikën e krerëve të saj, për fenë e saj, për

[11] Bibla, Isaia 28:13.

[12] Bibla, Isaia 28:11.

kulturën e saj, për doket dhe zakonet e saj. Islami po krijonte një tokë dhe një qiell të ri, përballë të cilave toka dhe qielli i vjetër i arabëve do të rrëzoheshin pashmangshmërisht. Ai nuk ishte më një zbavitje për krerët e Mekës, por bindshëm u bëhej si një çështje për jetë a vdekje. Ata e pranuan sfidën e Islamit, dhe e pranuan me të njëjtin shpirt siç e kishin pranuar kundërshtarët e çdo profeti tjetër të mëparshëm: argumentit të mos i përgjigjeshin me të njëjtën monedhë, por me shtizë e me shpatë; para mirësisë islame të mos tregoheshin të virtytshëm dhe të moralshëm, por të silleshin shpifës dhe gjuhënepërkë. Edhe një herë nisi në botë një luftë midis *islamit* (bindjes) dhe *mohimit*. Edhe një herë ushtritë e djallit iu vërsulën engjëjve. Nga të gjente forcën vallë ai grusht njerëzish të dobët që t'i bënin ballë kësaj lukunie të egrish! Gratë u vranë në mënyrën më të pahijshme, burrave ua shqyen këmbët më dysh, skllevërit i tërhoqën zvarrë nëpër rërë e zhavorr përvëlues dhe çjerrës, saqë lëkurat e tyre u ishin bërë si ato të kafshëve. Shumë vonë, gjatë kohës kur Islami mbizotëronte edhe në pjesën lindore edhe në pjesën perëndimore, një herë rastësisht, Hebabit[ra], që ishte një musliman i hershëm, iu zbulua kurrizi. Shokët e tij vunë re që lëkura e tij qenkësh e vrazhdë si ajo e kafshëve dhe e pyetën të befasuar se mos po vuante nga ndonjë sëmundje. Hebabi[ra] qeshi dhe u përgjigj: *"Jo, nuk është ndonjë sëmundje. Është një kujtim i asaj kohe kur mekasit vazhdimisht na zvarritnin ne skllevërit e rinj, në rërë dhe zhavorr të ashpër e të nxehtë"*.

## Dhuna dhe mizoria e mohuesve mekas ndaj skllevërve muslimanë

Skllevërit që e besuan Profetin Muhammed[sa] ishin nga popuj të ndryshëm. Ndër ta kishte edhe njerëz afrikanë, siç ishte Bilali[ra], edhe romak, siç ishte Suhejbi[ra]. Pastaj, ata nuk ishin vetëm nga një fe, por nga fe të ndryshme. Për shembull, ishin edhe të krishterë si Xheberi[ra] dhe Suhejbi[ra], ishin edhe nga idhujtarët si Bilali[ra] dhe Amari[ra]. Bilalin[ra] pronarët e tij e shtrinin në rërë përvëluese dhe i vendosnin gur ose lëshonin ca çapkënë t'i shtypnin gjoksin. Bilali[ra] qe një zezak dhe ishte skllav i një pasaniku të Mekës, të quajtur Umeja bin Helef. Gjatë verës, ai e nxirrte Bilalin jashtë Mekës në pikë të zhegut dhe e shtronte të zhveshur në rërë përvëluese, i vinte përsipër gurë të mëdhenj e të nxehtë dhe i thoshte: *"Pranoje Latin dhe Uzzanë si zota dhe distancohu nga Muhammedi!"* Por ai thoshte vetëm *"Ahad! Ahad!"*,[13] domethënë *Allahu është vetëm një, Allahu është vetëm një*. Umeja zemërohej edhe më shumë. I vinte litar në qafë dhe ia dorëzonte vagabondëve, të cilët i porosiste që ta tërhiqnin zvarrë nëpër rrugicat e Mekës. Ai bëhej gjak nga koka gjer në këmbë, por vazhdonte të thoshte *"Ahad! Ahad!"*, *"Zoti është një, Zoti është një"*. Shumë vonë kur Zoti i Lartësuar u mundësoi paqe muslimanëve në Medinë, kur ata gjetën lirinë për të adhuruar Zotin, Profeti[sa] Bilalin e caktoi për të thirrur ezanin. Skllavi i dikurshëm afrikan, në vend të fjalëve *"Esh-heduanla ilaha il-lallah"*, shqiptonte *"Es-heduanla ilaha il- lallah"*, atëherë disa njerëz medinas që nuk dinin se çfarë kishte hequr ai, qeshnin. Një herë Profeti[sa] e pa vetë sesi njerëzit qeshnin për ezanin e Bilalit. Ai iu drejtua atyre duke thënë: *"Juve ju vjen për të qeshur nga ezani i Bilalit, por Zoti i Lartësuar gëzohet në Arsh kur e dëgjon atë"*. Padyshim, Profeti[sa] donte

13 *Siret Ibni Hisham*, vëll. I, Egjipt, 1936, f. 339-340.

t'u shpjegonte se ata mund të vinin re që ai nuk mund të shqiptonte dot *sh-në* dhe në vend të saj thoshte *s-në*. Ç'rëndësi kishte sh-ja dhe s-ja? Zoti i Madhërishëm e shihte Bilalin edhe atëherë kur mekasit e shtrinin me kurriz të zhveshur në rërë përvëluese, ndërsa mbi gjoksin e tij hidheshin me gjithë opingat dhe e pyesnin: *"Hë, a je në rregull tashti?!"*, por ai vetëm murmuriste *"Ahad! Ahad!"* dhe në këtë mënyrë vazhdonte të lëshonte parullat e njëshmërisë së Zotit duke dëshmuar besnikërinë e tij ndaj Zotit të Vetëm dhe duke treguar vendosmërinë e tij në këtë besim. Prandaj, shqiptimi i tij *"Es-hedu"*, padyshim që ishte shumë më i çmueshëm sesa shqiptimi i rregullt *"Esh-hadu"* i shumëkujt.

Ebu Bekri[ra] nuk qëndroi dot heshtur kur e pa mizorinë që i bëhej Bilalit. Ai ia pagoi pronarit të tij çmimin që kërkonte dhe e liroi atë. Në të njëjtën mënyrë, Ebu Bekri[ra] liroi me paratë e tij shumë skllevër të tjerë, ndër të cilët ishte Suhejbi, i cili më vonë duke bërë tregti u bë një ndër të pasurit e Mekës. Por edhe atëherë, kur ishte i pasur dhe i liruar, kurejshët e rrihnin pa pushim gjersa ai humbte ndjenjat. Kur Profeti Muhammed[sa] mërgoi në Medinë, edhe Suhejbi donte të mërgonte pas tij. Por mekasit e ndaluan dhe thanë: *"Ti ke fituar gjithë këtë pasuri duke qëndruar në Mekë, atëherë si mund ta marrësh jashtë me vete! Nuk të lejojmë që të dalësh nga Meka"*. *"Po nëse t'jua lë këtu pasurinë time, a do të më lejoni të largohem?"*, i pyeti Suhejbi. Ata e pranuan, ndërsa Suhejbi ia dorëzoi gjithë pasurinë e tij banorëve të Mekës dhe duarbosh mërgoi në Medinë. Kur e takoi të Dërguarin e Allahut[sa] atje, ai i tha: *Ky pazari yt o Suhejb, padyshim ka qenë më i mbarë se të gjitha pazaret e tua të mëparshme! Më përpara merrje para duke bërë pazar për gjërat e tua, por tani me ato para ke fituar besimin.*

Shumica e sklleverve u treguan të patundur para mizorive, si fizikisht ashtu edhe shpirtërisht, por ishin edhe disa që fizikisht u treguan të dobët. Një herë, Profeti[sa] po kalonte pranë një skllavi që quhej Amar[ra], ndërkohë ai qante me dënesa dhe fshinte lotët. *"Çfarë të ndodhi?"*, e pyeti Profeti[sa] *"Gjëmë e madhe!"*, tha Amari, *"ata më rrahën dhe më lënduan pa pushim dhe nuk më lanë derisa më nxorën fjalët nga gjuha ime kundër teje o i Dërguari i Allahut dhe të mbaj anën e hyjnive"*. Ai e pyeti: *"Çfarë ndieje në zemër kur i thoshe këto fjalë?!" "Një besim të patundshëm"*, tha Amari. *"Nëse zemra të ishte bindur ty, atëherë Zoti i Lartësuar do të ta falë këtë dobësi"*, e ngushëlloi ai.[14] Mohuesit e shqetësuan tej mase edhe Jasirin dhe Sumejanë, babanë dhe nënën e Amarit. Ndërsa po i lëndonin një ditë, pranë tyre kaloi Profeti Muhammed[sa] u hidhërua shumë kur e pa atë pamje dhe u tha atyre:

صَبْرًا اٰلَ يَاسِر فَاِنَّ مَوْعِدَكُمُ الْجَنَّةَ

*"Bëj sabër o familje Jasir, Zoti ju ka përgatitur xhenet juve!"*,[15] paralajmërim ky që do të plotësohej vetëm pas pak ditësh, kur Jasiri do të ndërronte jetë duke marrë goditje të vazhdueshme nga kundërshtarët, pastaj shënjestër e mizorive të tyre do të bëhej edhe bashkëshortja e tij e moshuar Sumeja. Një ditë, Ebu Xheheli i tërbuar e sulmoi Sumejanë në kofshën e saj me shtizë, e cila ia përshkoi edhe barkun dhe ajo duke u përpëlitur dha jetë.[16]

---

14 *Esadul-Gabah*, vëll. IV, Rijad, 1286 *Hixhri,* f. 44.

15 *Siret Ibni Hisham*, vëll. I, Egjipt, 1936, f. 342.

16 *Esadul-Gabah*, vëll. V, Rijad, 1280 *Hixhri,* f. 481.

Zanbira gjithashtu ishte një skllave, të cilën Ebu Xheheli e rrahu kaq shumë, saqë asaj iu verbuan sytë.[17]

Ebu Fekiha ishte skllav i Safuan bin Umajas, dhe ky i fundit bashkë me familjarët e tij e shtrinin atë në rërë të nxehtë dhe i vendosnin gurë të rëndë, ashtu të nxehtë në gjoksin e tij, derisa i dilte gjuha nga goja. E njëjta ka qenë edhe gjendja e skllevërve të tjerë.[18]

Padyshim që kjo mizori çnjerëzore, përtej qëndresës njerëzore, u bëhej atyre që nga jashtë ishin njerëz, por nga brenda ishin engjëj. Kurani Famëlartë po i zbritej Profetit Muhammed[sa] jo vetëm në veshët e në zemrën e tij, në të vërtetë, Zoti fliste edhe në zemrat e besimtarëve. Realisht, asnjë fe nuk mund të ngrihet derisa nuk ngrihet zëri i Zotit edhe në zemrat e besimtarëve të saj të parë. Kur njerëzit i braktisin, kur të afërmit e tyre ua kthejnë shpinën, Zoti i Lartësuar u thotë në zemër: *Unë jam me ju*; atëherë të gjitha sfilitjet, u bëhen rehati, sharjet u shndërrohen në lutje, gurët u duken melhem. Sa shtohej kundërshtimi, shtohej edhe besimi. Mizoria arriti kulmin e saj, por edhe sinqeriteti kapërceu të gjitha modelet e gjeratëhershme.

## Tortura ndaj muslimanëve të lirë

Edhe muslimanët e lirë nuk i kishin shpëtuar kësaj shtypjeje të egër. Të moshuarit dhe krerët e fiseve të tyre u shkaktonin shqetësime në mënyra të ndryshme. Osmani[ra] ishte afër të dyzetave dhe ishte njeri i pasur, megjithatë, kur kurejshët vendosën për të ushtruar dhunë kundër muslimanëve, Hakemi, xhaxhai i tij, e lidhi Osmanin[ra] me litar

---

17 Po aty.

18 *Es-siratul-Halabija*, vëll. I, Egjipt, 1932, f. 334.

dhe e rrahu pamasë. Zubejr bin el-Avami ishte një djalosh trim. Gjatë kohës së fitoreve të Islamit, ai e provoi veten si një gjeneral i kalitur. Zubejrin e shqetësonte tej mase xhaxhai i tij, i cili e mbështillte atë në një qilim dhe lëshonte tym nga poshtë derisa t'i zihej fryma dhe e pyeste: *"Akoma nuk do të heqësh dorë nga Islami?"* Por, ai i duronte të gjitha torturat e nuk dorëzohej dhe thoshte që derisa e kishte njohur të vërtetën, s'kishte si ta mohonte atë.

Ebu Dheri ishte një njeri që vinte nga fisi Gefar. Ai kishte dëgjuar që dikush në Mekë kishte pretenduar të ishte profet. Për të hulumtuar më shumë, erdhi në Mekë, ku banorët u përpoqën t'i kthenin mendjen duke i thënë se Muhammedi(sa) është i afërm i tyre dhe se ata e dinë shumë mirë që është vetëm një batakçi. Por, Ebu Dheri nuk u dorëzua dhe pas shumë përpjekjeve përfundimisht erdhi te Profeti Muhammed[sa]. I Dërguari i Allahut[sa] e njohu me mësimet e Islamit, të cilat ai i pranoi menjëherë, por njëkohësisht i kërkoi: *"A prish punë nëse për pak kohë unë të mos i tregoj popullit tim që jam bërë musliman?"*. Profeti Muhammed[sa] iu përgjigj me pohim duke thënë se nuk do të kishte ndonjë problem nëse heshtja e tij do të ishte e përkohshme. Me këtë leje Ebu Dheri u nis për t'u kthyer në fisin e tij. Tashmë e kishte mbledhur mendjen që derisa të forcohej, nuk do t'i tregonte askujt për Islamin e tij. Mirëpo, gjersa po kalonte nëpër rrugicat e Mekës, pa që krerët e qytetit thoshin fjalë fyese ndaj Islamit, të cilat ai nuk i duroi dot, madje e harroi edhe vendimin që kishte marrë pak çaste më parë dhe pa u përmbajtur deklaroi para tyre:

اَشْهَدُ اَنْ لَا اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَ اَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهٗ وَ رَسُوْلُهٗ

*Dëshmoj që Zoti është një dhe Ai nuk ka asnjë ortak dhe dëshmoj që Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij.*

Me të dëgjuar këtë, të gjithë u ngritën dhe e rrahën barbarisht. Ebu Dheri kishte humbur ndjenjat, por mizorët vazhdonin ta rrihnin pamëshirë. Ndërkohë erdhi Abasi[ra], xhaxhai i Profetit Muhammed[sa], i cili deri atëherë nuk ishte bërë musliman. Ai i këshilloi që duke e torturuar Ebu Dherin në këtë mënyrë, ata vetëm vetes do t'i sillnin dëm, sepse gjithë karvanët e tyre me drithëra, në Mekë vinin duke kaluar nga fisi i Ebu Dherit, andaj, nëse fisi Gefar do të zemërohej, Meka do të vdiste urie. Vetëm atëherë ata e lanë të lirë. Ai pushoi një ditë në Mekë dhe të nesërmen sërish kaloi nga i njëjti kuvend, ku në fakt, përditë flitej kundër të Dërguarit të Allahut[sa]. Ebu Dheri eci më tutje dhe shkoi edhe në Qabe, edhe atje po bëhej e njëjta bisedë. Ai përsëri u ndal dhe, si një ditë më parë, edhe tani deklaroi për besimin e tij në njëshmërinë e Zotit dhe njerëzit sërish iu vërsulën dhe e sfilitën. Kjo ndodhi edhe ditën e tretë,[19] e pastaj ai u kthye në fisin e tij.

## Mizoritë ndaj Profetit Muhammed[sa]

Edhe vetë Profeti Muhammed[sa] nuk ishte i sigurt. Edhe ai u torturua në mënyra të ndryshme. Një herë, ndërsa po adhuronte Zotin, disa njerëz i hodhën një pëlhurë në qafë dhe filluan ta tërhiqnin. Të Dërguarit të Allahut[sa] gati i dolën sytë përjashta. Ndërkohë erdhi

---

[19] *Buhariu, Kitab manakibil-ensar, bab islami Ebi Dherr Gefari.*

Ebu Bekri[ra] që e liroi dhe më pas u bërtiti: *"O njerëz, a do ta vrisni, vetëm sepse thotë që Zoti është Udhëheqësi i tij?!"*.[20]

Një herë i Dërguari i Allahut[sa] ishte duke u falur, ndërkohë dikush i vendosi në shpinë zorrët e devesë. Nga ngarkesa, i Dërguari i Allahut[sa] nuk e ngriti dot kokën derisa disa njerëz erdhën dhe ia hoqën nga shpina.[21]

Një herë tjetër, tek po kalonte ai në pazar, u grumbullua një grup vagabondësh të Mekës rreth tij, të cilët gjatë gjithë rrugës e qëlluan në qafë me shpulla, duke thënë: *"Ja ky është ai që thotë se është profet!"*

Shpesh i hidhnin gurë në shtëpinë e tij dhe pisllëqe në kuzhinë, që përbëheshin edhe nga zorrët e dhive apo të deveve. Kur ai falej, i hidhnin pluhur apo rërë, derisa ai u detyrua të gjente një vend diku midis shkëmbinjve për të falur namazin.

Këto tortura, megjithatë, nuk po shkonin kot. Njerëzit e sinqertë kur i shikonin këto gjëra, tërhiqeshin pas Islamit. I Dërguari i Allahut[sa] ndërsa ishte i ulur një ditë në kodrën Safa, afër Qabes, kaloi pranë tij Ebu Xheheli, armiku i tij më i egër, së bashku me disa krerë të tjerë të Mekës. Ai e sulmoi Profetin Muhammed me sharje fyese, ndërsa i Dërguari i Allahut[sa] i dëgjoi gjakftohtësisht dhe nuk i ktheu asnjë përgjigje. U ngrit i heshtur dhe u kthye në shtëpi. Një skllave e fisit të tij i shikonte këto pamje. Xhaxhai i tij, Hamzai[ra] ishte një njeri shumë i fuqishëm dhe trim, saqë banorët e qytetit i trembeshin. Si zakonisht ai kishte dalë për gjah dhe kur ra muzgu u kthye. Me hark në shpatulla

---

20 *Buhariu, Kitabul-manakib, bab keulin-Nebiji*[sa] *"leu kunt mutehidhen khelilen".*

21 *Buhariu, Kitabus-salat, bab el-mer'ati tetrahu enil musela.*

hyri në shtëpi me mburrje. Skllavja ishte shumë e dëshpëruar nga ngjarja e mëngjesit dhe kur e pa Hamzanë në këtë gjendje, nuk e duroi dot dhe i tha e hidhëruar: *"Mjaft u tregove trim me këto armët e tua! A ke ndonjë haber se si u soll Ebu Xheheli me nipin tënd sot në mëngjes?!". "Çfarë i bëri Ebu Xheheli?"* e pyeti Hamzai. Ajo i tregoi gjithçka që kishte ndodhur. Hamzai, edhe pse nuk ishte musliman, ishte njeri zemërmirë. Kishte dëgjuar mësimet e Islamit dhe duhej të kishte qenë ndikuar nga ato, por ngaqë kishte një jetë të shkujdesur, akoma nuk kishte menduar seriozisht rreth tyre. Kur e mori vesh se çfarë kishte ndodhur me nipin, ai nuk mund të qëndronte i qetë. Duke ndjerë që po bëheshin tentativa për të zhdukur një gjë të çmueshme, ai i dha fund çdo ngurrimi. Doli nga shtëpia dhe turrshëm u drejtua për në Qabe, që ishte kuvendi kryesor i krerëve të Mekës. Nxori harkun nga shpatulla dhe me gjithë forcë i ra Ebu Xhehelit me të dhe i tha: *"Dëgjo! Edhe unë po e përvetësoj fenë e Muhammedit*[sa]*. Në mëngjes guxove ta shash, sepse ai nuk bën kundërpërgjigje. Po qe se je trim, përgjigju goditjes sime!"*. Gjithçka kishte ndodhur në mënyrë të menjëhershme dhe Ebu Xheheli shtangu. Shokët e tij u ngritën për të luftuar me Hamzanë, por Ebu Xheheli mori parasysh trimërinë e tij dhe bashkimin e fisit të tij dhe e kuptoi që nëse do të ndizej lufta, do të kishte pasoja shumë të rënda, andaj i ndaloi shokët duke thënë: *"Lëreni se me të vërtetë ia kam sharë keq nipin"*.[22]

[22] *Siret Ibni Hisham*, vëll. I, Egjipt, 1936, f. 311-312.

## Mesazhi i Islamit

Kundërshtimi egërsohej. Ndërkohë, i Dërguari i Allahut[sa] dhe sahabët e tij bindshëm u jepnin mesazhin e Islamit banorëve të Mekës: Krijuesi i kësaj bote është Zoti i Vetëm dhe se nuk mund të adhurohet me të denjë ndonjë tjetër përveç Atij. Edhe profetët e kaluar, që të gjithë e deklaruan njëshmërinë e Tij dhe i thirrën bashkëkombësit e tyre drejt këtij mësimi: adhuroni Zotin, të Vetëm dhe braktisni idhujt që janë vetëm gurë, krejtësisht të padobishëm e të pafuqishëm. O banorët e Mekës! A nuk shihni që ata nuk kanë fuqi as për të larguar mizat, të cilat mblidhen rreth ushqimeve, që ju ua kushtoni atyre; po t'i sulmojë dikush, ata nuk mund ta mbrojnë as veten e tyre; po t'i pyesë dikush, ata nuk mund t'i përgjigjen; po t'i kërkojë ndokush ndihmë, nuk e ndihmojnë dot. Kurse Zoti i Vetëm ia plotëson nevojat atij që i kërkon; i përgjigjet thirrjes së lutësit; e ndihmon atë që i përgjërohet; i mund armiqtë e Tij; i lartëson adhuruesit e Tij; Ai lëshon një dritë që ndriçon zemrat e adhuruesve të Tij. Atëherë, pse prishni jetën tuaj duke u përkulur para idhujve të pajetë, duke e lënë pas Zotin që ka këto veti? A nuk vëreni se jo vetëm që mendimet i keni të papastra, por edhe zemrat i keni të errëta, për shkak se keni hequr dorë nga adhurimi i Zotit të Vetëm? Jeni zhytur në besëtytni nga më të ndryshmet. Nuk bëni dallim midis asaj që është e lejuar dhe asaj që nuk është e lejuar. Nuk bëni dallim as midis së mirës dhe të keqes. Çnderoni edhe nënat tuaja. Dhunoni motrat dhe vajzat tuaja dhe nuk ua jepni të drejtat. Nuk silleni mirë as me bashkëshortet tuaja. Nëpërkëmbni jetimët dhe keqtrajtoni vejushat. Zhvatni të varfrit dhe të dobëtit. Vallë, a dëshironi të tregoheni të mëdhenj duke rrëmbyer të drejtat e të tjerëve? Nuk ngurroni aspak

kur gënjeni apo mashtroni, as nuk e urreni vjedhjen e as rrëmbimin. Kumari dhe alkooli janë bërë zakoni juaj. Nuk i kushtoni vëmendje kërkimit të dijes dhe shërbimit kombëtar. Deri kur do tregoheni të pavëmendshëm ndaj Zotit të Vetëm?! Ejani dhe përmirësohuni! Lëreni dhunën dhe jepuani të drejtat atyre që u takojnë! Nëse Zoti ju ka begatuar, shërbejini popullit e kombit dhe shpenzojeni pasurinë tuaj për zhvillimin e jetës së të dobëtëve dhe të varfërve! Nderoni gratë dhe jepuani të drejtat edhe atyre! Jetimët kujtojini si amanete të Zotit të Lartësuar, kujdesuni për ta dhe këtë konsiderojeni si një mirësi madhore! Përkrahni vejushat! Bëni mirësi dhe vendosni *takuanë*![23] Jo vetëm drejtësinë, përvetësoni edhe mëshirën dhe mirëbërësinë! Të mos shkojë kot ardhja juaj në këtë botë. Lini gjurmë të mira, në mënyrë që të quheni mbjellës të mirësive të përhershme! Nderi i vërtetë qëndron, jo në rrëmbimin e të drejtave, por në sakrificë dhe vetëmohim, prandaj, bëni sakrificë që t'i afroheni Zotit! Tregohuni vetëmohues para robërve të Tij, në mënyrë që e drejta juaj të sigurohet te Ai! Padyshim, ju jeni që qeverisni, por mos e nënvlerësoni gjendjen tonë të dobët, sepse tashmë u mor vendimi në qiell që së vërtetës do t'i jepet qeverisja! Përmes Profetit Muhammed[sa] do të vendoset peshorja e barazisë dhe do të ngrihet sundimi i drejtësisë dhe mëshirës, në të cilin askush nuk do të dhunohet, askush nuk do të ndërhyjë në çështjen e fesë, atëherë do të zhduken edhe padrejtësitë që u bëhen grave dhe skllevërve dhe në vend të pushtetit të shejtanit, do të vendoset sundimi i Zotit të Vetëm.

[23] *Takua*, në arabisht, do të thotë drojë prej Zotit. Ajo gjithashtu nënkupton që një besimtar i vërtetë, duke qenë i devotshëm, gjithmonë i shmanget mospëlqimit të Zotit dhe mundohet ta kënaqë Atë. [Përkthyesi]

## Ankesa e mohuesve tek Ebu Talibi dhe vendosmëria e Profetit Muhammed[sa]

Kur mësimet e sipërshënuara shpesh u lexoheshin mekasve, njerëz me natyrë të pastër filluan të tërhiqeshin pas Islamit. Atëherë, një ditë, krerët e Mekës u mblodhën, shkuan tek xhaxhai i Profetit, Ebu Talibi dhe i thanë:

> *"Jeni kryetari ynë dhe për hirin tuaj nuk i kemi thënë asgjë nipit tuaj, Muhammedit(sa), por tani ka ardhur koha që ne të marrim një vendim përfundimtar ndaj jush. Këshillojeni atë dhe merreni vetë në pyetje se çfarë dëshiron ai nga ne. Nëse kërkon nder, jemi të gatshëm ta pranojmë kryesinë e tij. Nëse kërkon pasuri, secili nga ne mund t'i japë një pjesë të pasurisë së vet. Nëse kërkon të martohet me dikë, cilëndo vajzë të na tregojë ai, ne do ta sjellim atë në martesën e tij. Ne nuk duam asgjë nga ai dhe nga asgjë nuk e pengojmë atë, vetëm se ai nuk duhet të flasë kundër idhujve tanë. Le të thotë se Zoti është një, por të mos thotë se idhujt janë të këqij. Nëse ai pranon vetëm kaq nga ne, atëherë ne mund të pajtohemi me të. Ju këshillojeni atë dhe bindeni që ta pranojë propozimin tonë, përndryshe do të ndodhë njëra nga dy gjërat: ose ju duhet të ndaheni nga nipi juaj, ose populli juaj do të mohojë kryesinë tuaj dhe do t'ju braktisë ju".*

Për Ebu Talibin që të dyja ishin shumë të rënda. Arabët zakonisht nuk mbanin shumë para. Për ta, gjithçka ishte bajraktarizmi. Prijësit jetonin për popujt dhe popujt për prijësit. Ai po përballej me një zgjedhje shumë të vështirë. E thirri Profetin Muhammed[sa] dhe tha:

> *"Bir, më erdhi populli im dhe më dha këtë mesazh. Më thanë se deri ku mund të bëjnë kompromis ata dhe thanë se nëse ti nuk do të zgjedhësh asnjërin nga propozimet e tyre, atëherë unë duhet të të braktis ty. Përndryshe, ata do të më mohojnë dhe do të më braktisin mua".*

Ebu Talibi u përlot duke thënë këto gjëra. Lotët e xhaxhait e prekën edhe nipin, por ai tha:

> *"O xhaxhai im! Nuk të them që ti t'i shmangesh popullit tënd dhe të më përkrahësh mua. Pa asnjë frikë mos më mbështet dhe bashkohu me popullin tënd. Por unë betohem në Atë Zot të Vetëm: edhe sikur ata të më sjellin diellin në dorën time të djathtë, dhe hënën në dorën e majtë, prapëseprapë unë nuk mund të heq dorë nga misioni im për të predikuar njëshmërinë e Zotit. Unë do të vazhdoj të jem i angazhuar në punën time, derisa Zoti të më japë vdekjen. Ti mendo për veten tënde".*

Përgjigjja e tij e palëkundur, e drejtë dhe e sinqertë ishte e mjaftueshme për t'i hapur sytë Ebu Talibit. Ai e kuptoi që edhe pse nuk kishte gjetur guximin për ta besuar atë, ishte fatlum ta dëshmonte besimin e patundshëm të nipit, që për të, ishte më shumë se gjithçka. *"O nipi im, shko dhe vazhdo detyrën tënde. Le të më braktisë populli im nëse dëshiron, por unë ty nuk të braktis dot"*, iu përgjigj Ebu Talibi[24].

---

[24] *Siret Ibni Hisham*, vëll. I, Egjipt, 1936, f. 284-285.

## Mërgimi në Abisini

Kur tirania e mohuesve kaloi kufijtë, Profeti Muhammed[sa] mblodhi ndjekësit e tij dhe u tha:

> *"Në Perëndim, matanë detit është një vend, ku njerëzit nuk persekutohen për shkak të fesë së tyre, nuk vriten edhe sikur të kenë një fe tjetër. Mbreti i atij vendi është i drejtë. Ndaj, mërgoni atje, ndoshta do t'ju lehtësohen mundimet".*

Disa muslimanë, që ishin burra, gra dhe fëmijë iu bindën thirrjes së Profetit dhe u nisën drejt Abisinisë, sado që largimi nga Meka për ta nuk ishte aspak i lehtë. Banorët e Mekës veten e kujtonin kujdestarë të Qabes dhe largimi prej saj ishte një tronditje për ta. Këtë mund ta pranonte vetëm ai që kishte humbur të gjitha gjasat për të mbijetuar në Mekë. Prandaj, mërgimi i tyre shënohet si një ngjarje tejet e dhimbshme. Edhe këtë, atyre iu desh ta bënin vjedhurazi, pasi dinin që nëse banorët e tjerë do të merrnin vesh që viktimat e tyre po u largohen, ata nuk do t'i linin të dilnin nga Meka. Për këtë arsye, ata ishin të detyruar ta mbanin sekret planin e tyre dhe të largoheshin pa u thënë lamtumirë as të afërmve, as miqve të tyre.

Gjendja ishte kaq e rënduar, saqë edhe njerëzit që i kanë parë duke u larguar nga Meka, nuk mbetën të pashqetësuar. Në kohën kur karvani i tyre po nisej, Omeri[ra], që ende ishte jobesimtar, madje, ishte një armik i përbetuar dhe persekutues i muslimanëve, rastësisht u takua me disa prej tyre, ndër të cilët ishte një grua e quajtur Umi Abdullah. Duke parë kafshët e tyre të ngarkuara me gjësendet e shtëpisë, Omeri[ra] sakaq e kuptoi që këta po largohen nga Meka. *"A*

*po na largoheni?!"* e pyeti Omeri, Umi Abdullahën. *"Po për Zotin"*, u përgjigj ajo, *"do të shkojmë në ndonjë vend tjetër, sepse shumë na keni shqetësuar dhe na keni persekutuar. Ne nuk do të kthehemi në vendin tonë, derisa nuk do të na mundësohet ndonjë lehtësim prej Zotit"*. Umi Abdullah rrëfen: *"Omeri me sy të njomur e me një zë të mallëngjyer tha: "Mirë atëherë, Zoti qoftë me ju", pastaj ktheu kokën menjëherë dhe më la përshtypje se edhe ai u trishtua tej mase nga kjo ngjarje"*.[25]

Kur banorët e Mekës e morën vesh mërgimin e bashkatdhetarëve, ata i ndoqën deri në bregdet, por nuk i kapën dot, sepse karvani i tyre tashmë ishte nisur në drejtim të Abisinisë. Mekasit vendosën të dërgojnë një delegacion te Mbreti i Abisinisë për ta ngërmuar atë kundër muslimanëve dhe për t'ia mbushur mendjen që ai t'ia dorëzojë muslimanët mekasve dhe gjithashtu t'i ndëshkojë ata për "shkeljen" që kanë bërë duke u ikur dënimeve të shpallura kundër tyre nga krerët e Mekës. Në delegacionin mori pjesë edhe Amr bin El-As, i cili më vonë do të bëhej musliman, madje nën komandën e tij do të fitohej Egjipti. Delegacioni shkoi në Abisini, e takoi Mbretin dhe i nxiti mjaft madje edhe krerët e oborrtarët e tjerë kundër muslimanëve. Por, Zoti i Lartësuar ia forcoi zemrën mbretit dhe pavarësisht nga këmbëngulja e delegacionit mekas dhe e oborrtarëve të tij, ai refuzoi t'ua dorëzonte muslimanët. Kur delegacioni u kthye i dështuar, mekasit thurën një tjetër komplot për t'i risjellë muslimanët e mërguar. Ata u dërguan njoftime, përmes karvanëve që shkonin në Abisini, se gjoja të gjithë banorët e Mekës qenkan bërë muslimanë. Kur ky lajm mbërriti në Abisini, shumica e mërgimtarëve u gëzuan dhe nisën të ktheheshin. Kur erdhën në Mekë, e zbuluan të vërtetën që lajmi ishte vetëm një

[25] *Es-siratul-Halabija*, vëll. I, Egjipt, 1932, f. 361.

mashtrim. Disa prej tyre, sërish u kthyen në Abisini, kurse disa të tjerë mbetën në Mekë. Ndër ata që qëndruan, ishte edhe Osman bin Maz'uni[ra], djalë i një pasaniku të shquar të Mekës. Velid bin Mugira, një mik i babait të tij, e mori në strehë Osmanin, ku ai do të jetonte i qetë. Por gjatë kësaj kohe, ai pa që disa muslimanë të tjerë persekutoheshin dhe u bëheshin mizori të ashpra. Osmani ishte një djalë me sedër. Ai shkoi tek Velidi dhe e njoftoi se po hiqte dorë nga ndorja e tij, ngaqë nuk mund të duronte të jetonte në paqe, derisa muslimanët e tjerë të keqtrajtoheshin. Kështu që, Velidi e dha lajmin që Osmani nuk ishte më në strehën e tij.

Pas kësaj ngjarjeje, një ditë, poeti famëmadh arab, Lebidi, ishte i pranishëm te krerët e Mekës dhe po u lexonte vargjet e tij. Kur ai recitoi vargun:

وَكُلُّ نَعِيْمٍ لَا مَحَالَةَ زَائِلٌ

*"Çdo bekim do të zhduket përfundimisht"*, Osmani e ndërpreu duke thënë: *"Jo, bekimet e xhenetit janë të përhershme"*. Lebidi ishte një njeri i shquar. I zemëruar nga këto fjalë iu drejtua krerëve të Mekës: *"O kurejshë! Miku juaj nuk poshtërohej më përpara në këtë mënyrë. Çfarë është kjo risi?!"*. Dikush iu përgjigj: *"Mos ia vërë veshin, ai është një budalla"*. Por, Osmani e përsëriti qëndrimin e tij dhe tha që ky nuk është budallallëk, por e vërtetë. Një njeri u ngrit dhe duke i rënë me grusht Osmanit i dëmtoi njërin sy. Edhe Velidi ishte i pranishëm në atë mbledhje. Babanë e Osmanit e kishte mik të ngushtë dhe nuk mundi ta duronte gjendjen e rëndë të djalit të shokut të ndjerë. Osmani nuk ishte më nën strehimin e tij dhe për këtë arsye, sipas zakoneve të Mekës, ai nuk mund ta mbronte aspak.

Sa i zemëruar aq edhe i trishtuar iu drejtua Osmanit: *"O djalë i vëllait tim, syri yt do të shpëtonte, për Zotin, nëse do të vazhdoje të ishe në strehimin tim të fuqishëm, por ti vetë e pësove këtë dëm duke dalë nga mbrojtja ime". "Mos vajto për fatin e syrit tim"*, i ktheu Osmani, *"unë vetë e dëshiroja këtë. Madje edhe syri im tjetër, që është i shëndosh, po qan se përse nuk i ndodhi e njëjta gjë edhe atij.*[26] *Mua më mjafton modeli i Profetit Muhammed*[sa]*. Nëse ai heq vështirësi, pse unë jo? Mua më mjafton mbrojtja e Zotit"*.

## Pranimi i Islamit nga Omeri[ra]

Gjatë kësaj periudhe, në Mekë u shënua një tjetër ngjarje e rëndësishme, që e tronditi qytetin. Omeri, që më vonë do të bëhej Kalifi i Dytë i Islamit, vazhdonte të ishte një ndër armiqtë më të egër dhe më të përbetuar të Islamit. Një ditë, ai ndjeu se sa shumë përpjekje ishin bërë për ta zhdukur Islamin, por pa asnjë sukses. Vallë, pse mos ta vriste themeluesin e kësaj feje, në mënyrë që ta asgjësonte këtë sherr, përjetë?! Sa e pushtoi ky mendim, Omeri ngrehu shpatën, doli nga shtëpia dhe u nis në kërkim të Profetit Muhammed[sa]. Rrugës u ndesh me një shok të tij, i cili u befasua kur e pa Omerin në këtë gjendje. *"Ku po shkon o Omer"*, e pyeti ai. *"Po shkoj ta vras Muhammedin*[(sa)]*"*, ia ktheu ai. *"Pas vrasjes së tij, a do të jesh i sigurt nga fisi i tij? Merru vesh së pari me njerëzit e shtëpisë sate. A e di që edhe motra dhe dhëndri yt janë bërë muslimanë? Ç'do të bësh me ta?"* Ky lajm Omerit i ra në kokë si një vetëtimë. Ai mendoi se si mund ta vriste Muhammedin, përderisa motra dhe dhëndri i tij kishin pranuar Islamin. Nëse kjo ishte e vërtetë, atëherë atij së pari i duhej t'i qëronte

---

26 *Esadul-Gabah*, vëll. III, Rijad, 1286 *Hixhri,* f. 385-386.

hesapet me njerëzit e vet. Me këtë mendim ai u nis drejt shtëpisë së motrës. Kur mbërriti te dera, nga brenda dëgjoi dikë që recitonte diçka. Ishte Hebabi[ra] ai që ia recitonte Kuranin Famëlartë motrës dhe dhëndrit të Omerit. Omeri hyri me vrull në shtëpi. Hebabi u fsheh diku sapo dëgjoi hapat e tij. Fatimja, e motra i fshehu mbishkrimet e Kuranit që recitoheshin. Ai hyri në dhomë dhe i zemëruar e pyeti: *"Kam dëgjuar që keni ndërruar fenë!"* Pastaj iu vërsul dhëndrit që e kishte edhe kushëri. Për ta shpëtuar burrin, Fatimja nxitimthi i doli përpara. Dora e Omerit që tashmë ishte ngritur dhe që nuk mund të ndalej, e sulmoi motrën në fytyrë dhe sakaq asaj filloi t'i rridhte gjak si rrëke nga hunda. Fatimja e goditur mori guximin për t'i treguar Omerit: *"Po, është e vërtetë që jemi bërë muslimanë, dhe ta dish që ne kurrsesi nuk mund të heqim dorë nga kjo fe. Ti bëj çfarë të duash!"* Omeri ishte trim, por trimëria e tij nuk mbizotërohej nga dhuna. Duke parë një grua të lënduar prej tij, që ishte edhe e motra, ai ndjeu një pendesë të thellë në zemër. Për t'i kërkuar falje motrës, nuk gjeti ndonjë mënyrë tjetër, përveç se t'i thoshte: *"Tregoma atë që po lexonit". "Jo, nuk do të ta tregoj ty"*, i tha Fatimja, *"sepse do t'i prishësh mbishkrimet". "Jo motër, besomë se nuk do t'i prish"*, i siguroi ai. *"Je i papastër. Lahu një herë, pastaj do t'i tregoj"*, i kërkoi motra. Nga pendesa e thellë, Omeri ishte i gatshëm të bënte çdo gjë. Edhe këtë kërkesë ia pranoi menjëherë. Kur erdhi i pastruar, Fatimja ia dorëzoi mbishkrimet e Kuranit Famëlartë. Ishin disa ajete të *sures Taha*, të cilat tani po i lexonte Omeri. Disa prej tyre ishin:

إِنَّنِيٓ أَنَا اللّٰهُ لَآ إِلٰهَ إِلَّآ أَنَا فَاعْبُدْنِي ۙ وَ أَقِمِ الصَّلٰوةَ لِذِكْرِي ۝ إِنَّ السَّاعَةَ
اٰتِيَةٌ أَكَادُ أُخْفِيهَا لِتُجْزٰى كُلُّ نَفْسٍ بِمَا تَسْعٰى ۝ [27]

> *Padyshim, Unë jam Allahu, nuk ka të adhuruar tjetër përveç Meje. Prandaj,* (o lexues)*, Mua më adhuro, fal namazin dhe ngjalle adhurimin ndaj Meje* (së bashku me njerëzit e tjerë, jo adhurimin e zakoneve, por) *adhurimin që manifeston Madhështinë Time* (në botë). *Mbaje mend, po afrohet çasti që do ta ngrejë këtë fjalë. Unë po bëj përgatitje për shfaqjen e saj dhe si rrjedhojë çdokush do të shpërblehet sipas veprave të tij.*

*"Sa e çuditshme dhe e pastër qenka kjo vepër!"*, u shpreh Omeri pa u përmbajtur kur i lexoi këto ajete. Duke e dëgjuar atë, edhe Hebabi doli nga atje ku qe i fshehur dhe tha: *"Je fryt i lutjes së të Dërguarit të Allahut[sa]. Betohem për Atë Zot, që dje e kam dëgjuar duke bërë lutjen: O Zot, udhëzo drejt Islamit njërin nga të dy: Omer bin El-Hetabin ose Amr bin El-Hishamin". "Ku mund ta gjej Muhammedin[(sa)]?"*, e pyeti Omeri Hababin. Kur i treguan që ai gjendej në *Darul Erkem*, po me atë shpatë të zhveshur, ai u nis drejt tij. Kur mbërriti atje, trokiti në derë. Sahabët, që ishin të pranishëm aty, vështruan nga zgavra e derës dhe e panë Omerin me shpatë të zhveshur. Të frikësuar nga ndonjë sherr i mundshëm, ata nuk po ia hapnin derën. I Dërguari i Allahut[sa] i urdhëroi: *"Hapeni!"*. Omeri hyri brenda në të njëjtën gjendje. I Dërguari i Allahut[sa] i doli përpara dhe e pyeti: *"Me çfarë mendimi ke ardhur o Omer?". "Për t'u bërë musliman, o i Dërguar i Allahut[sa]"*,

[27] Kurani Famëlartë 20:15-16.

iu përgjigj ai. Profeti Muhammed[sa] thirri me zë të lartë: *"Allahu Ekber"*, Allahu është më i Madhi, dhe po kështu bënë gjithë sahabët e tij njëzëri, saqë ushtuan malet e Mekës,[28] duke përhapur në gjithë qytetin vetëtimthi lajmin që edhe Omeri u bë musliman. Tani, edhe ai do të trajtohej si sahabët e tjerë nga banorët e Mekës. Megjithatë Omeri, që më përpara krenohej duke bërë gjakderdhje, tani gjente kënaqësi duke marrë goditje. Vetë Omeri rrëfen: *"Pas pranimit të Islamit, jam pritur vetëm me goditje nëpër rrugicat e Mekës"*.

## Bojkotimi ndaj muslimanëve

Dhuna ndaj muslimanëve po kalonte çdo cak. Disa qenë larguar nga Meka. Të mbeturit torturoheshin më shumë se përpara, por zemrat e shtypësve nuk ngiheshin së persekutuari. Kur vunë re që muslimanët asfare nuk u trembën persekutimeve të bëra kundër tyre dhe në vend që t'u lëkundej besimi, ata gjallëruan akoma më shumë adhurimin ndaj Zotit të Vetëm dhe shfaqën akoma më shumë urrejtjen ndaj idhujve të tyre, atëherë ata mblodhën këshillin e tyre, që vendosi të bënte bojkotim total kundër tyre: të mos kishin marrëdhënie me ta, as shoqërore e as tregtare. Në këto rrethana, Profeti Muhammed[sa] bashkë me disa ndjekës të tij dhe familjarët e tyre, si dhe me ata të afërm të tij të pakët, të cilët edhe pse nuk ishin bërë muslimanë, por nuk donin t'i largoheshin atij, u detyrua të merrte strehë në një vend që ishte pronë e Ebu Talibit. Nuk mund ta imagjinojë ndonjëri se ç'periudhë vuajtjesh hoqën ata, pasi kishin humbur pasuri, mjete dhe gjithçka tjetër që u duhej për mbijetesë. Kjo

[28] *Esadul-Gabah*, vëll. IV, Rijad, 1286 *Hixhri,* f. 55.

gjendje vazhdoi afërsisht tri vite me radhë, por në vendimin e Mekës nuk pati asnjë lëshim. Pas tri vitesh, pesë njerëz shpirtmirë të qytetit u rebeluan kundër bojkotimit. Ata shkuan te hyrja e vendit të Ebu Talibit dhe u bënë thirrje të ngujuarve që të dilnin, sepse bojkotimi kundër tyre do të thyhej. Ebu Talibi, që ishte dobësuar tej mase nga rrethimi dhe skamja e gjatë, doli, i mallkoi dhe u tha se dhuna e tyre në asnjë mënyrë nuk mund të përligjej. Rebelimi i këtyre pesë njerëzve zemërmirë vetëtimthi u përhap në qytet. Natyra njerëzore edhe një herë filloi të ngrejë kokën. Shpirti i mirësisë sërish zuri të regëtinte dhe banorët e Mekës u detyruan t'i jepnin fund bojkotimit djallëzor,[29] i cili megjithatë, do t'i linte pasojat e tij një nga një. Vetëm pas pak ditësh, bashkëshortja besnike e të Dërguarit të Allahut[sa], Hatixhja[ra], ndërroi jetë nga vuajtjet e gjata. Një muaj më pas ndërroi jetë edhe Ebu Talibi.

## Pengesat në përhapjen e mesazhit pas vdekjes së Hatixhes dhe të Ebu Talibit

Profeti Muhammed[sa] jo vetëm që nuk e kishte më shoqërinë jetësore të bashkëshortes Hatixhe, por do të humbte edhe mbrojtjen prindërore të Ebu Talibit. Vdekjet e tyre zbehën edhe atë pak rezervë të njerëzve ndaj Profetit dhe sahabëve të tij, që kishin në të gjallë të tyre. Nuk kishte më ndonjë pengesë, sado e vogël qoftë, për mekasit që të ushtronin dhunë kundër muslimanëve. Ebu Lehebi, vëllai i vogël i Ebu Talibit, ishte njëri ndër armiqtë e fortë të Profetit Muhammed[sa]. Fillimisht për shkak të vdekjes dhe dëshirës së fundit të Ebu Talibit, ai e përkrahu Muhammedin[sa]. Por, kur mekasit i ngjallën ndjenjat

[29] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 14-17.

armiqësore duke i thënë se si mund ta shoqëronte atë derisa ai folkësh kundër atyre që nuk besojnë në një Zot, dhe thënkësh që ata do të ndëshkohen, Ebu Lehbi sërish ndërpreu marrëdhëniet me Profetin, madje bëri betimin se do ta kundërshtonte më shumë se përpara. Tri vite rrethimi të muslimanëve natyrisht i kishin ftohur lidhjet e tyre me banorët që ishin jashtë dhe këta të fundit ishin mësuar të jetonin të ndarë nga muslimanët, gjë që përbënte një shkak tjetër për t'i kufizuar veprimtaritë misionare të Profetit Muhammed[sa] Kur ai u gjend përballë kësaj ngrirjeje, mendoi që në vend të mekasve, mesazhin e Islamit t'ua jepte njerëzve të tjerë, atyre të Taifit. Dhuna që shtohej gjithnjë e më shumë, shpejt ia forcoi vendimin. Mekasit nuk ia vinin veshin Profetit[sa], por edhe kur përballeshin me të, i hidhnin rërë në kokë, në mënyrë që ai të mos u afrohej fare. Një ditë, po në këtë gjendje ai u kthye në shtëpi. E bija zuri të qante duke ia hequr rërën. *"Zoti është me babanë tënd moj bijë! Mos qaj!"*, e ngushëlloi Profeti.[30] Ai nuk shqetësohej nga lëndimet. Shqetësimi i tij ishte që njerëzit nuk donin ta dëgjonin, kurse lëndimet, ai i quante të nevojshme. Çuditërisht, dita më e vështirë për të ishte kur ai nuk lëndohej nga dikush. Shkruhet se, një ditë, Profeti Muhammed[sa] doli nëpër rrugicat e Mekës për të përhapur mesazhin, por me një plan të paracaktuar, askush nuk i foli, as nuk e shqetësoi, qoftë ndonjë skllav, qoftë i lirë. Profeti[sa] u shtri diku, tejet i mallëngjyer nga kjo sjellje shpërfillëse, derisa Zoti i Lartësuar i dha kurajë duke thënë: *"Shko o Muhammed te populli yt sërish, rishtas e rishtas dhe zgjoje atë! Mos u dëshpëro nga shpërfillja e tyre!"* Pra, për Profetin e Zotit[sa] nuk ishte e rëndë që njerëzit e lëndonin. Ai kishte ardhur për t'i dhënë udhëzim botës, ndaj, si mund të duronte që njerëzit të mos i flisnin

30 *Es-siratul-Halabija*, vëll. I, Egjipt, 1932, f. 391.

dhe të mos e dëgjonin fare. Për këtë arsye, ai mori vendimin që të shkonte në Taif dhe atyre t'ua dërgonte mesazhin e Zotit. Këtë fat e sjellin profetët e Zotit për vete. Ata shkojnë herë këtej, herë andej, që t'u përcjellin mesazhin e tyre popujve të ndryshëm. Kështu ndodhi edhe me Musain[as]. Edhe ai herë iu drejtua popullit të Faraonit, herë popullit të Isakut e herë atij të Medjenit. Edhe Isai[as] shkoi herë në Galile, herë në zonat matanë Jordanisë, herë në Jerusalem e herë diku tjetër që t'u drejtohej njerëzve të ndryshëm.

## Udhëtimi i Profetit[sa] drejt Taifit

Edhe Profeti Muhammed[sa] kur pa që mekasit kishin vendosur ta sulmonin fizikisht, por në asnjë mënyrë të mos e dëgjonin, atëherë u drejtua për në Taif, qytet i cili gjendej afërsisht 95 kilometra në juglindje të Mekës dhe që njihej për kultivimin e frutave dhe për bujqësinë e tij. Edhe ky qytet nuk ishte më pak idhujtar se Meka. Idhulli i famshëm, *Seualati*, i vendosur në Qabe, i përkiste pikërisht Taifit, të cilin për ta vizituar, arabët vinin nga vise të largëta. Përveç kësaj, shumë nga banorët e tij kishin lidhje farefisnore me mekasit dhe shumë nga kopshtet që gjendeshin midis dy qyteteve ishin prona të mekasve. Kur mbërriti në Taif Profeti Muhammed[sa], krerët e qytetit filluan t'i vinin për ta takuar, por asnjëri nuk u tregua i gatshëm për ta pranuar mesazhin e tij. Edhe njerëzit ndoqën modelin e krerëve të tyre dhe e shpërfillën mesazhin e Zotit. Një profet i papërkrahur dhe i pandihmuar, kështu do t'u dukej ai njerëzve materialistë. Ata ishin mësuar t'u bindeshin armëve dhe ushtrive. Pëshpërimat rreth Profetit qysh herët ishin përhapur edhe në Taif. Kur banorët e panë atë duke përhapur mesazhin në zonat kryesore të qytetit, të shoqëruar vetëm me Zejdin, e jo me ushtri ose masa njerëzish, atëherë të verbrit

nga zemra, që nuk e dalluan se përpara tyre fliste një profet i Zotit, e pandehën për njeri të bezdisshëm e të përzënë dhe menduan që është mirë ta lëndonin e ta shqetësonin, që t'u hynin në qejf krerëve të popullit. Një ditë u mblodh gjindja. Ata zgjodhën ca vagabondë dhe morën ca qen, i mbushën pëqinjtë e pelerinave të tyre me gurë, iu vërsulën egërsisht të Dërguarit të Allahut[sa]. E sprapsën, i vërshuan gurë dhe e përzunë pa mëshirë nga qyteti. Profetit iu gjakosën këmbët. Zejdi u plagos rëndë duke e mbrojtur atë. Por, mizorët nuk u qetësuan dhe i ndoqën ata të dy disa kilometra edhe jashtë qytetit, derisa ata arritën në shkëmbinjtë e kodrave që ishin jashtë Taifit. Nga frika se Zoti i Madhërishëm do të shfaqte zemërimin e Tij ndaj tyre, gjatë rrugës, Profeti shikonte drejt qiellit dhe me shumë dhimbje lutej:

*"O Zot, fali këta njerëz, se nuk dinë se çfarë po bëjnë".*[31]

I plagosur, i dërrmuar dhe i përzënë nga njerëzit e pashpirt, Profeti[sa] mori strehë në një vresht që u përkiste dy krerëve të Mekës, të cilët gjendeshin aty. Edhe këta ishin armiqtë e vjetër dhe të egër të tij, por ndoshta të prekur nga fakti se një banor i Mekës u keqtrajtua nga banorët e Taifit, ose ndoshta ato ishin momentet kur u mbinte fara e mirësisë, ata mbushën një tas me rrush, ia dhanë Adasit, skllavit të tyre, për t'u shërbyer mysafirëve të plagosur. Adasi ishte një i krishterë nga Niniva. Ai ia dha rrushin, ndërsa Profeti[sa] e mori duke thënë: *"Në emër të Zotit, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit"*. Atij iu kujtuan vagëllimthi mësimet fetare të krishterimit. Seç kishte një ndjenjë që përpara tij gjendej një profet i Zotit, që flet ashtu siç flisnin profetët

31 *Buhariu, Kitab bedaul-khelk, bab hadithil-gar.*

izraelitë. Profeti e pyeti: *"Nga vjen ti?"*. *"Nga Niniva"*, u përgjigj ai. Profeti tha: *"Junusi (Jona)*[a.s.] *i biri i Amitatit, që ishte nga Niniva qe një njeri shpirtmirë. Edhe ai ishte profet i Zotit si unë"*. Pastaj, Profeti[sa] i tregoi për fenë e tij. Habia e Adasit ia zgjoi kërshërinë, kërshëria e shtyu në besim dhe vetëm në disa çaste, skllavit i lotuan sytë. E përqafoi fort Profetin[sa] dhe filloi t'i puthte duart dhe këmbët.[32]

Pasi u lirua nga Adasi, Profeti[sa], duke iu drejtuar Zotit, u lut:

**اَللّٰهُمَّ اِلَیْکَ اَشْکُوْ ضُعْفَ قُوَّتِیْ وَ قِلَّةَ حِیْلَتِیْ وَهَوَانِیْ عَلَی النَّاسِ یَا اَرْحَمَ الرَّاحِمِیْنَ اَنْتَ رَبُّ الْمُسْتَضْعَفِیْنَ وَاَنْتَ رَبِّیْ اِلٰی مَنْ تَکِلُنِیْ اِلیٰ بَعِیْدٍ یَتَجَهَّمُنِیْ اَمْ اِلٰی عَدُوٍّ مَلَّکْتَهُ اَمْرِیْ اِنْ لَّمْ یَکُنْ بِکَ عَلَیَّ غَضَبٌ فَلَا اُبَالِیْ وَلٰکِنْ عَافِیَتُکَ هِیَ اَوْسَعُ لِیْ۔ اَعُوْذُ بِنُوْرِ وَجْهِکَ الَّذِیْ اَشْرَقَتْ لَهُ الظُّلُمَاتُ وَ صَلُحَ عَلَیْهِ اَمْرُ الدُّنْیَا وَ الْاٰخِرَةِ مِنْ اَنْ تُنَزِّلَ بِیْ غَضَبَکَ اَوْ یَحِلَّ عَلَیَّ سَخَطُکَ لَکَ الْعُقْبٰی حَتّٰی تَرْضٰی وَلَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ اِلَّا بِکَ۔** [33]

*O Zoti im, Ty të ankohem për dobësinë time, për mungesën e mjeteve të mia dhe për shpërfilljen e njerëzve ndaj meje. O Mëshiruesi i të gjithë mëshiruesve, je Zoti i të varfërve e të dobëtëve. Je edhe Zoti im. Te kush do të më lësh mua? Te të panjohurit, që më përzënë nga çdo vend, apo tek armiqtë, që janë të fuqishëm kundër meje në vendin tim? Nëse nuk je zemëruar me mua, nuk shqetësohem fare nga armiqtë. Mëshira dhe Mbrojtja Jote janë më të shtrenjta për mua. Kërkoj strehimin nën dritën e fytyrës Sate. Je Ti, që zhduk errësirat nga bota dhe mundëson paqe në këtë dhe në atë botë. Të mos më përfshijnë zemërimi dhe pakënaqësia Jote.*

32 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 62-63.

33 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 61-62.

*(Je aq i Mëshirshëm saqë) edhe nëse i zemërohesh dikujt, shpejt i buzëqesh. Sundim dhe fuqi s'ka kush tjetër përveç Teje.*

Pas kësaj lutjeje, Profeti u nis drejt Mekës. Rrugës qëndroi në një vend, të quajtur Nehla. Pas një pushimi disaditësh, mori rrugën e Mekës. Por, sipas traditës arabe, ai nuk mund të ishte më qytetar i Mekës, sepse nga ajo ishte larguar për shkak të mosmarrëveshjeve. Mekasit kishin të drejtën për ta pranuar apo jo Profetin[sa]. Për këtë arsye, ai i dërgoi një kumtesë Mutam bin Adiut, njërit prej krerëve të qytetit: *"Dëshiroj të hyj në Mekë. A mund të më lejosh sipas traditës arabe?"*. Edhe pse ishte armik i rreptë i Profetit, Mutami ishte një njeri me karakter. Ai sakaq mori djemtë dhe të afërmit e tij, të cilët u rreshtuan të armatosur në oborrin e Qabes dhe i dërgoi mesazh Profetit, që ai të hyjë në Mekë. Profeti hyri në qytet, bëri *tevaf* rreth Qabes. Mutami, djemtë dhe të afërmit e tij erdhën me shpata të ngrehura për ta përcjellë Profetin Muhammed[sa] deri në shtëpi.[34] Kjo nuk ishte ndonjë strehë, sepse pas kësaj ngjarjeje, Profetit[sa] vazhduan t'i bëheshin mizori dhe Mutami asnjëherë nuk e mbrojti atë. Ky ishte vetëm lejimi i hyrjes së tij në Mekë në mënyrë ligjore.

Sakrificën dhe qëndresën e pashembullt që tregoi Profeti Muhammed[sa] gjatë udhëtimit në Taif, edhe kundërshtarët e Islamit nuk arritën ta anashkalojnë. Në biografinë e Profetit Muhammed, të shkruar nga Sir Uilliam Muri (Sir William Muir), autori pohon:

*"Në këtë udhëtim të Muhammedit(sa) që ishte drejt Taifit, ka diçka fisnike dhe heroike: një njeri i vetmuar, i përbuzur dhe*

34 *Tabkat ibni Sa'ad*, vëll. I, Bejrut, 1985, f. 212.

> *i refuzuar nga njerëzit e tij shkon përpara me guxim, në emër të Zotit, si Jona*[35] *që shkoi në Ninevë, dhe i bën thirrje një qyteti idhujtar për pendesë dhe për mbështetjen e misionit të tij. Kjo hedh një dritë të fortë mbi besimin e tij të fuqishëm në origjinën hyjnore të zërit të tij”.*[36]

Meka sërish hapi dyert e dhunës dhe përbuzjes. Vendlindja e tij sërish filloi t'i përngjante si skëterrë Profetit të Zotit. Por, me qëndresë e me guxim, ai vazhdoi t'u përcillte njerëzve mësimet e Zotit. Në qoshet e rrugicat e Mekës dukshëm ngriheshin tashmë zërat: *“Zoti është një”, “Zoti është një”*. Ai vazhdonte t'u jepte mësime kundër idhujtarisë mekasve, butësisht dhe dashamirësisht. Njerëzit i iknin, por ai u shkonte pas. Njerëzit edhe pse kthenin kokën, ai nuk ndalej së thëni fjalët e tij. E vërteta po gdhendej pak nga pak. Ata pak muslimanë që kishin mbetur në Mekë, që nuk kishin mërguar në Abisini, e përhapnin mesazhin e Islamit te rrethi i ngushtë, te të afërmit, miqtë, shokët dhe fqinjët e tyre. Atyre që u ndriçohej zemra me besim, haptas deklaronin fenë e tyre dhe u bashkoheshin vëllezërve të tjerë, për t'u goditur dhe për t'u bërë ballë vështirësive bashkë me ta. Por, kishin mjaft që edhe pse e dëshmuan dritën e së vërtetës, nuk gjenin guxim ta pranonin. Ata prisnin ditën kur të vendosej mbretëria e Zotit në tokë, që të hynin paqësisht në të.

## Pranimi i Islamit nga banorët e Medinës

Ndërsa dhuna vazhdonte, Profeti Muhammedsa vijueshmërisht merrte njoftime prej Zotit të Lartësuar që koha e mërgimit i ishte

35 Profeti Junusas.

36 Muir Willium, *Life of Muhammad*, Edinburgh, 1923, f. 112-113.

afruar, madje, i ishte bërë i qartë edhe vendi ku do të mërgonte, pra një vis që kishte puse dhe kopshte hurmash. Fillimisht atij i ngjau se bëhej fjalë për Jemamanë,[37] por shumë shpejt e kuptoi se nuk qe ai destinacioni për mërgim. Ishte i bindur, që cilido vend që ishte përcaktuar në paralajmërimin e Zotit, me siguri ai vis do të paraqiste veten për t'u shndërruar në një vatër të fesë Islame. Ndërkohë erdhi koha e haxhit. Arabët nga të katër anët filluan të vinin në Mekë për të bërë haxh. Profeti Muhammed[sa], sipas praktikës së tij, në çdo vend ku shikonte qoftë një grumbull të vogël njerëzish, shkonte te ta dhe u tregonte për njëshmërinë e Zotit, u jepte sihariqin se mbretëria e Zotit do të vendoset së shpejti dhe i këshillonte të ruheshin nga dhuna, ligësia, çrregullimi dhe sherri. Disa njerëz befasoheshin kur e dëgjonin, por më pas i mënjanoheshin. Disa të tjerë, që qëndronin për ta dëgjuar, mekasit shkonin tek ata dhe i largonin prej tij. Disa që kishin dëgjuar nga mekasit rreth tij, edhe e përbuznin. Në vazhdë të përpjekjeve të tij, teksa po shëtiste një ditë në luginën Mina, ai pa gjashtë a shtatë veta që ishin nga Medina. Profeti iu afrua dhe i pyeti: *"Nga cili fis ju kam?"*. *"Hezrexh"*, thanë ata. *"Ai që është edhe aleat i hebrenjve?"*, i pyeti Profeti[sa]. Ata thanë *"Po"*. Pastaj Profeti u kërkoi *"A mund të më dëgjoni për pak çaste?"*. Edhe ata kishin dëgjuar pëshpërima rreth tij dhe atyre iu duk interesant, prandaj ata pranuan dhe u ulën rreth tij për ta dëgjuar. Ai u tregoi që mbretëria e Zotit do të vendoset së shpejti, idhujt do të zhduken nga kjo botë, njëshmëria e Tij do të sundojë këtu dhe, edhe një herë do të mbretërojë mirësia dhe *takuaja* në botë. A do të jenë vallë të gatshëm banorët e Medinës ta pranojnë këtë bekim madhor? Ata e dëgjonin me vëmendje dhe ndikoheshin nga ai, madje i thanë që e pranojnë mësimin e tij, por a

37 *Buhariu, Bab hixhretin-Nebiji*[sa.]

do ta strehojë apo jo Islamin qyteti i Medinës, këtë mund t'ia tregonin vetëm kur të këshilloheshin me popullin e tyre. I thanë që kur të vinin vitin tjetër, do ta informonin se si është puna atje.[38] Ata u kthyen dhe u folën rreth mësimeve të Profetit[sa] të afërmve dhe miqve të tyre.

Në Medinë, në atë kohë, jetonin dy fise arabe: Eus dhe Hezrexh, dhe tri fise hebraike: Benu Kurejdha, Benu Nedir dhe Benu Kejnka. Eusi dhe Hezrexhi ishin në luftë me njëri-tjetrin. Benu Kurejdha dhe Benu Nediri ishin aleatë të Eusit, ndërsa Benu Kejnka ishte i Hezrexhit. Pas një lufte shumëvjeçare, ata ndienin se duhet të pajtoheshin. Përfundimisht, duke u këshilluar, ranë në ujdi të pranonin Abdullah bin Ubej bin Sululin, kryetarin e fisit Hezrexh si mbret të gjithë Medinës. Duke qenë në kontakt me hebrenjtë, arabët e Eusit dhe Hezrexhit shpesh dëgjonin paralajmërime biblike. Hebrenjtë, kur u flisnin rreth vështirësive dhe shqetësimeve të tyre, në fund, u tregonin edhe paralajmërimin se kishte ardhur koha kur do të shfaqej një profet, i ngjashëm me Musain. Kur do të vijë ai, thoshin ata, edhe njëherë ata do ta mbizotëronin botën dhe armiqtë e tyre do të shkatërroheshin. Kur banorët e Medinës morën vesh për Profetin Muhammed[sa] prej haxhinjve që ishin kthyer nga Meka, seç e morën për zemër. Mendonin se mos vallë është profeti për të cilin po tregojnë hebrenjtë. Shumë nga të rinjtë ishin ndikuar nga vërtetësia e Profetit Muhammed[sa] dhe paralajmërimet që kishin dëgjuar nga hebrenjtë i ndihmuan për ta pranuar besimin.

Vitin tjetër, përsëri erdhën njerëz nga Medina në Mekë për haxh. Dymbëdhjetë prej tyre ishin nisur me synimin që ta pranonin fenë e Profetit Muhammed[sa], ndër të cilët, dhjetë ishin prej fisit Hezrexh

---

38 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 70-75.

dhe dy të tjerë prej Eusit. Ata e takuan Profetin[sa] në Mina dhe bën betimin në dorën e tij se: *nuk do të adhurojnë askënd përveç Zotit; nuk do të vjedhin; nuk do të bëjnë kurvëri; nuk do të vrasin vajzat e tyre; nuk do të shpifin kundër njëri-tjetrit; nuk do ta mohojnë Profetin e Zotit edhe në mësimet e tjera të mira.*[39] Ky delegacion kur u kthye në vendin e vet, nisi një predikim intensiv te populli i tyre. Nga shtëpitë e Medinës filluan të hiqeshin idhujt e të hidheshin përjashta. Njerëzit që përpara u përkuleshin idhujve, tani ecnin kokëlartë. Ata kishin vendosur që ballin mos ta vinin para askujt, përveç Zotit. Hebrenjtë ishin të befasuar që predikimi i tyre shumëshekullor nuk arriti ta sillte këtë ndryshim që ua solli Islami vetëm për disa ditë. Mesazhi i njëshmërisë së Zotit gdhendej gjithnjë e më fort në zemrat e medinasve. Njerëzit vinin njëri pas tjetrit dhe u kërkonin muslimanëve që t'ua mësonin fenë e tyre. Por, edhe vetë muslimanët e rinj të Medinës, nuk ishin të informuar mjaftueshëm për mësimet e Islamit dhe as nuk ishin aq shumë sa t'u mjaftoheshin qindra apo mijëra njerëzve për t'i shpjeguar hollësisht mësimet e Islamit. Për këtë arsye, ata dërguan një njeri në Mekë që t'i kërkonin Profetit Muhammed[sa] një misionar. Profeti[sa] u dërgoi një sahab të tij, të quajtur Musab[ra], që ishte kthyer nga Abisinia ku qe mërguar. Musabi[ra] u bë misionari i parë i fesë Islame jashtë Mekës.

## Isra

Gjatë këtyre ditëve, Zoti i Lartësuar dha një tjetër paralajmërim të gëzueshëm që do ta përmbushte në ditët në vazhdim. Në një *vizion*,[40] atij iu tregua që ai gjendej në Jerusalem, ku udhëhiqte

[39] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 76.

[40] *Keshf.* [Përkhtyesi]

namazin, dhe atë e ndiqnin profetët e tjerë të Zotit.[41] Jerusalemi simbolizonte Medinën, që në të ardhmen e shpejtë do të bëhej një qendër e adhurimit të Zotit të Vetëm dhe me faljen e profetëve nën udhëheqjen e tij, kuptohej që njerëz të feve të ndryshme do të hynin në fenë e tij, çka do ta kthente fenë Islame në një fe ndërkombëtare. Ndërkohë në Mekë, kjo kohë vazhdonte të ishte mjaft e vështirë për muslimanët. Torturat ndaj tyre sa vinin, egërsoheshin. *Vizioni* i sapopërmendur, kur iu tregua mekasve, u bë një shkak tjetër për përbuzje dhe shpoti ndaj tyre. Në çdo mbledhje të tyre, ata flisnin me qesëndi rreth tij. Kush mund ta dinte vallë që Jerusalemi i ri ishte nisur të ndërtohej! Popujt e Lindjes dhe të Perëndimit së shpejti do të radhiteshin për të dëgjuar këtë Profet të fundit.

## Paralajmërimi i triumfit të romakëve

Po ato ditë, ndodhi një luftë midis Cesarit romak dhe Kisrasë, mbretit të Persisë, në të cilën fitoi mbreti pers. Sirinë dhe Palestinën e kishin pushtuar ushtritë perse. Jerusalemi ishte shkatërruar. Ushtritë perse ishin sheshuar edhe në Egjipt, edhe në Azinë e Vogël. Në Bosfor, vetëm 10 kilometra larg Konstandinopojës, komandantët persë kishin ngritur çadrat e tyre. Kjo ngjarje u solli shumë gëzime mekasve. Ata thoshin se zoti i tyre tregoi fuqinë e tij, sepse persët idhujtarë i kishin mundur romakët e krishterë. Në atë kohë, Zoti i Lartësuar e njoftoi Profetin Muhammed[sa]:

[41] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 36-38.

غُلِبَتِ الرُّوۡمُ ۝ فِيۡۤ اَدۡنَى الۡاَرۡضِ وَ هُمۡ مِّنۡۢ بَعۡدِ غَلَبِهِمۡ سَيَغۡلِبُوۡنَ ۝
فِيۡ بِضۡعِ سِنِيۡنَ ؕ لِلّٰهِ الۡاَمۡرُ مِنۡ قَبۡلُ وَ مِنۡۢ بَعۡدُ ؕ وَ يَوۡمَئِذٍ يَّفۡرَحُ الۡمُؤۡمِنُوۡنَ
بِنَصۡرِ اللّٰهِ ؕ يَنۡصُرُ مَنۡ يَّشَآءُ ؕ وَ هُوَ الۡعَزِيۡزُ الرَّحِيۡمُ ۝ وَعۡدَ اللّٰهِ ؕ لَا ۝
يُخۡلِفُ اللّٰهُ وَعۡدَهٗ وَلٰكِنَّ اَكۡثَرَ النَّاسِ لَا يَعۡلَمُوۡنَ ۝ [42]

*U mundën romakët, në afërsi të tokës arabe. Por, pas thyerjes së tyre, ata do të fitojnë brenda disa vitesh. Vendimi i Zotit do të sundojë edhe në të ardhmen, ashtu siç ka sunduar më parë. Kur të vijë ajo fitore, edhe besimtarët do të gëzojnë ndihmën e Zotit. Ata që i zgjedh Ai, me siguri i ndihmon. Ai është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë. Ky është premtimi i Atij Zoti, që nuk e thyen premtimin. Por shumica e njerëzve nuk e vlerësojnë".*

Brenda shumë pak vjetësh, Zoti i Lartësuar e përmbushi këtë premtim. Në njërën anë, romakët i sprapsën persët dhe e çliruan vendin e tyre dhe në anën tjetër, muslimanët kishin filluar të gëzonin fitore njëra pas tjetrës kundër mekasve, ndërkohë, këta të fundit ende mëtonin se i kishin dhënë fund Islamit duke i persekutuar dhe duke i injoruar muslimanët. Shpallja e Zotit vazhdimisht njoftonte për fitoret e Islamit dhe qartësisht thoshte se koha e shkatërrimit të mekasve po afrohej gjithnjë e më shpejt. Gjatë këtyre ditëve, Profeti Muhammed[sa] u proklamoi njerëzve të Mekës këtë shpallje të Zotit:

---

[42] Kurani Famëlartë 30:3-7.

وَقَالُوا لَوْلَا يَأْتِينَا بِآيَةٍ مِنْ رَبِّهِ ۚ أَوَلَمْ تَأْتِهِمْ بَيِّنَةُ مَا فِي الصُّحُفِ
الْأُولَىٰ ۝ وَلَوْ أَنَّا أَهْلَكْنَاهُمْ بِعَذَابٍ مِنْ قَبْلِهِ لَقَالُوا رَبَّنَا لَوْلَا أَرْسَلْتَ
إِلَيْنَا رَسُولًا فَنَتَّبِعَ آيَاتِكَ مِنْ قَبْلِ أَنْ نَذِلَّ وَنَخْزَىٰ ۝ قُلْ كُلٌّ مُتَرَبِّصٌ
فَتَرَبَّصُوا ۖ فَسَتَعْلَمُونَ مَنْ أَصْحَابُ الصِّرَاطِ السَّوِيِّ وَمَنِ اهْتَدَىٰ ۝ [43]

*Mekasit thonë: "Përse nuk na sjell Muhammedi(sa) ndonjë shenjë nga Zoti i tij? A nuk u mjaftojnë parashikimet e profetëve të mëparshëm, që u plotësuan për të? Nëse Ne do t'i shkatërronim mekasit para sqarimit të plotë, ata me siguri do të thoshin: "O Zoti ynë! Pse nuk na dërgove ndonjë të dërguar, që t'i ndiqnim mësimet e Tua, para se të poshtëroheshim e të turpëroheshim?" Thuaju: "Çdokush duhet të presë kohën e tij. Edhe ju prisni kohën kur do t'ju plotësohet argumenti, sepse atëherë do ta kuptoni se kush janë ata që ndjekin rrugën e drejtë dhe udhëzimin e Zotit të Lartësuar".*

Çdo ditë zbriste një shpallje e re e Zotit, që paralajmëronte përparimin e Islamit dhe shkatërrimin e mohuesve. Mekasit në njërën anë krenoheshin për fuqinë e tyre, kurse në anën tjetër, shikonin gjendjen e dobët të Profetitsa dhe të sahabëvera të tij. Ato që i befasonin thellësisht ishin shpalljet Kuranore që sillte Profetisa në të cilat dëgjonin për ndihmën e Zotit dhe fitoren e ardhshme të muslimanëve. Kjo me siguri i bënte që Muhammedisa t'u përngjante atyre përnjëmend si i marrë, në të kundërtën, ata e kishin të qartë

[43] Kurani Famëlartë 20:134-136.

se ishin vetë ata që ishin shkalluar nga mendtë. Ata prisnin që muslimanët të kthehen në anën e tyre, të zhgënjyer, duke mos duruar dhunën dhe torturën e tyre. Ose të paktën Muhammedi(sa) vetë dhe muslimanët e tjerë të binin në dyshime për sa i përket vërtetësisë së deklaratës se ishte Profet. Por Muhammedi[sa] ishte ai që vazhdimisht rrëzonte ëndrrat e tyre dhe proklamonte këmbëngulshëm:

فَلَآ اُقْسِمُ بِمَا تُبْصِرُوْنَ ۝ وَ مَا لَا تُبْصِرُوْنَ ۝ اِنَّهٗ لَقَوْلُ رَسُوْلٍ كَرِيْمٍ
۝ وَّ مَا هُوَ بِقَوْلِ شَاعِرٍ ؕ قَلِيْلًا مَّا تُؤْمِنُوْنَ ۝ وَ لَا بِقَوْلِ كَاهِنٍ ؕ قَلِيْلًا
مَّا تَذَكَّرُوْنَ ۝ تَنْزِيْلٌ مِّنْ رَّبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝ وَ لَوْ تَقَوَّلَ عَلَيْنَا بَعْضَ
الْاَقَاوِيْلِ ۝ لَاَخَذْنَا مِنْهُ بِالْيَمِيْنِ ۝ ثُمَّ لَقَطَعْنَا مِنْهُ الْوَتِيْنَ ۝ فَمَا مِنْكُمْ
مِّنْ اَحَدٍ عَنْهُ حٰجِزِيْنَ ۝ وَ اِنَّهٗ لَتَذْكِرَةٌ لِّلْمُتَّقِيْنَ ۝ وَ اِنَّا لَنَعْلَمُ اَنَّ
مِنْكُمْ مُّكَذِّبِيْنَ ۝ وَ اِنَّهٗ لَحَسْرَةٌ عَلَى الْكٰفِرِيْنَ ۝ وَ اِنَّهٗ لَحَقُّ الْيَقِيْنِ ۝
فَسَبِّحْ بِاسْمِ رَبِّكَ الْعَظِيْمِ ۝ [44]

*(O banorët e Mekës!) Betohem për gjithçka që ju shihni dhe për gjithçka që nuk e shihni, se ky Kuran po ju kumtohet përmes gjuhës së një të dërguari të nderuar. Ai nuk është fjalë poeti, por zemrat tuaja nuk e ndiejnë besimin. Ai as nuk është ndonjë hamendje falltari. Por mjerisht, reflektuakeni shumë pak. Ai është zbritur nga Zoti i të gjithë botëve. Ne (Zoti i të gjithë botëve) ju tregojmë se po të trillonte*

[44] Kurani Famëlartë 69:39-53.

*Muhammedi qoftë një varg dhe më pas atë të na e atribuonte Neve, Ne do ta kapnim nga dora e djathtë dhe me siguri do t'ia prisnim damarin e qafës. Edhe sikur të mblidheshit ju të gjithë për ta shpëtuar atë nga Ne, nuk do ta shpëtonit dot. Në të vërtetë, ky Kuran është këshillë për ata që i druhen Zotit. Ne e dimë mirë se ka prej jush që e mohojnë këtë, dhe Ne gjithashtu e dimë që ky Kuran u sjell edhe zili mohuesve dhe po i bën ata të thonë: "sikur ta kishim ne këtë mësim!" Ne gjithashtu e dimë që gjërat që janë përmendur në të, do të përmbushen me përpikëri. O Muhammed*[(sa)]*! Mos u shqetëso nga kundërshtimi i tyre dhe vazhdo ta lartësosh emrin e Zotit tënd të Madhërishëm.*

Më në fund ishte afruar edhe haxhi i tretë. Karvani i haxhinjve të Medinës, me një numër të konsiderueshëm muslimanësh, mbërriti në Mekë. Për shkak të kundërshtimit të mekasve, medinasit e porsaardhur dëshiruan të takonin Profetin[sa] vetëm për vetëm. Dukej, se edhe Profeti[sa] kishte kuptuar që mërgimi i ardhshëm me siguri do të jetë drejt Medinës. Ai u këshillua me njerëz të besueshëm të fisit të tij, të cilët i thanë të mos e bënte këtë, sepse sipas tyre, mekasit, sado armiq të tij të ishin, shumë nga njerëzit me ndikim ishin nga fisi i tij. Përveç kësaj, nuk dihej se çfarë gjëme tjetër po e priste në Medinë, një vend ku edhe familjarët e tij, mbase nuk do të kishin fuqi ta ndihmonin. Por, Profeti Muhammed[sa], ngaqë e kishte kuptuar se çfarë ishte vendimi i Zotit, i refuzoi këshillat e familjarëve dhe mori vendimin për t'u mërguar në Medinë.

Pas mesnate, muslimanët e Medinës u mblodhën edhe një herë për ta takuar Profetin Muhammed[sa]. Kësaj radhe, edhe xhaxhai

i tij Abasi[ra] e shoqëroi Profetin[sa]. Prej 73 muslimanëve të Medinës që ishin, 62 i përkisnin fisit Hazrexh dhe 11 të tjerë Eusit.[45] Në këtë grup, ishin edhe dy gra, njëra prej tyre ishte Umi Amarah[ra] që ishte nga fisi Beni Nexhari. Mus'abi[ra] u kishte dhënë mesazhin e Islamit në mënyrë të hollësishme, sa të gjithë ishin të mbushur me besim e bindje. Ngjarjet e mëvonshme do të dëshmonin që po këta njerëz do të shërbenin si shtylla për ngritjen e fesë Islame në të ardhmen. Umi Amarah[ra], që mori pjesë në këtë grup, i ushqeu fëmijët e saj me dashuri e devotshmëri të tillë ndaj fesë Islame, saqë i biri Khebibi[ra], kur ishte zënë nga ushtarët e Musejlmaut, pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut[sa], atëherë Musejlmau rrenacak e kishte pyetur:

*"A dëshmon që Muhammedi është i dërguar i Zotit?" "Po"*, tha Khebibi. Musejlmau e pyeti: *"A dëshmon që unë jam i dërguar i Zotit?" "Jo"*, u përgjigj ai. Atëherë Musejlmau i urdhëroi ushtarët që t'i prisnin një gjymtyrë të trupit të tij. Ai përsëri e pyeti Khebibin[ra]: *"A dëshmon që Muhammedi është i dërguar i Zotit?"* Khebibi[ra] përsëri u përgjigj: *"Po"*. Musejlmau e pyeti: *"A dëshmon që unë jam i dërguar i Zotit?" "Jo"*, u përgjigj ai. Musejlmau dha urdhër që t'i pritej edhe një gjymtyrë tjetër. Sa herë Musejlmau e pyeste Khebibin[ra] *"A dëshmon që jam i dërguar i Zotit?"* po aq herë Khebibi[ra] i përgjigjej *"Jo"* dhe pas çdo here, ai i priste nga një gjymtyrë të trupit të tij, derisa e bëri copë-copë, aq sa Khebibi[ra] dha jetë duke dëshmuar besimin e tij të patundshëm ndaj Profetit Muhammed[sa].[46]

---

[45] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 97.

[46] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 109-110.

Edhe Umi Amara kishte marrë pjesë në shumë beteja bashkë me të Dërguarin e Allahut[sa] Shkurt, ky ishte një karvan që përbëhej nga njerëz që kishin besim e devotshmëri të jashtëzakonshme, të cilët nuk kishin ardhur për t'i kërkuar para e pasuri Profetit[sa], por vetëm besim. Abasi[ra] iu drejtua:

> *"O njerëz të fisit Hezrexh! Ky i afërmi im është i nderuar në popullin e tij. Njerëzit e tij, qofshin muslimanë apo jo, e mbrojnë atë. Por, tani ai ka vendosur të shkojë tek ju. O njerëz të Hezrexhit! Nëse ai do të vijë tek ju, e gjithë Arabia do të bëhet armikja juaj. Nëse e kuptoni mirë përgjegjësinë tuaj dhe keni parasysh se me çfarë rreziqesh do të përballeni duke mbrojtur fenë e tij, atëherë merreni atë me shumë gëzim, përndryshe hiqni dorë nga ky mendim".*

Kryetari i karvanit të Medinës ishte El-Berau, i cili tha:

> *Të dëgjuam o Abas. Jemi të hekurt në vendimin tonë dhe jetën tonë e flijojmë për të Dërguarin e Allahut[sa]. Tani, atij i takon vendimmarrja. Ne po e presim!*

Pastaj, Profeti Muhammed[sa] u shpjegoi mësimet e Islamit, u tregoi për njëshmërinë e Zotit dhe për vendosjen e saj dhe u tha që nëse ata premtojnë se janë gati ta mbrojnë fenë Islame, ashtu siç i mbrojnë gratë dhe fëmijët e tyre, atëherë edhe ai është i gatshëm të shkojë në Medinë.[47] Pa mbaruar fjalën i Dërguari i Allahut[sa], që të 72-të të përkushtuar, thanë njëzëri: *"Patjetër që po"*. Zëri i tyre ushtoi në gjithë hapësirën rreth e përqark tyre, sikur për një çast ata të kishin

[47] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 84-85.

harruar sherret e mekasve. Abasi i vërejti: *"Qetësi! Mos ta marrin vesh mekasit takimin tonë"*. Por, tashmë ata e kishin fituar besimin dhe se vdekja për ta, ishte asgjë. Një ndër krerët e grupit, kur e dëgjoi Abasin, tha: *"O i Dërguar i Allahut*[sa]*! Ne nuk frikësohemi. Na lejoni të luftojmë që tani me mekasit dhe të hakmerremi me ta për të gjitha mizoritë që ju kanë bërë juve"*. I dërguari i Allahut[sa] iu përgjigj: *"Ende Zoti nuk më dha urdhër për t'u ndeshur me ta"*. Më pas, njerëzit e pranishëm të Medinës bënë *bejt*[48] në dorën e Profetit[sa] dhe mbledhja përfundoi.[49]

Mekasit morën vesh për këtë mbledhje dhe shkuan dhe iu ankuan krerëve të Medinës. Por, Abdullah bin Ubej bin Sululi, Kryetari i Medinës, nuk kishte asnjë haber për këtë ngjarje. Prandaj, ai i qetësoi dhe i bindi se ishin vetëm thashetheme dhe nuk mund të kishte ndodhur diçka e tillë, pasi njerëzit e Medinës nuk bënin ndonjë gjë pa u këshilluar me të. Por, ku të dinte ai, që tashmë zemrat e medinasve i sundonte Zoti, e jo shejtani. Karvani i Medinës u kthye nga Meka.

## Mërgimi nga Meka drejt Medinës

Profeti Muhammed[sa] dhe shokët e tij filluan të merrnin masa për mërgimin. Familjet muslimane zhdukeshin njëra pas tjetrës. Iu shtua guximi edhe atyre që prisnin kohën e mbretërisë së Zotit. Në Mekë, nganjëherë, një rrugicë e tërë shkretohej brenda natës dhe vetëm në mëngjes, njerëzit shikonin se shtëpitë ishin të mbyllura. Pas hulumtimit, merrnin vesh se banorët e tyre kishin mërguar në

[48] Besëlidhje.

[49] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 90.

Medinë. Ata befasoheshin duke parë ndikimin kaq të thellë të Islamit, që po përhapej çdo ditë e më shumë.

Më në fund, Meka thuajse u zbraz nga muslimanët. Mbetën vetëm disa skllevër, Profeti [sa] vetë, Ebu Bekri[ra] dhe Aliu[ra]. Shqetësimi, që "gjahu" i tyre shumë shpejt do të dilte jashtë kufijve, i mblodhi krerët e Mekës për t'u këshilluar dhe për të arritur në ujdi që ta vrisnin Profetin Muhammed[sa]. Sipas planit të veçantë të Zotit, dita e caktuar e mërgimit të Profetit[sa] ishte e njëjtë me atë që kishin lënë krerët për vrasjen e tij. Ndërsa kundërshtarët po mblidheshin pranë shtëpisë së tij për të vendosur unazën e rrethimit, në errësirë të plotë, Profeti[sa] po dilte nga shtëpia. Mekasit, me siguri druheshin se mos e kishte marrë vesh Profeti[sa] planin e tyre, prapëseprapë, kur ai kaloi pranë tyre, ata kujtuan se ishte dikush tjetër dhe në vend ta sulmonin, zunë të fshiheshin nga frika se puçi i tyre do të nxirrej në shesh. Një ditë përpara, ishte njoftuar edhe Ebu Bekri për planin e mërgimit, andaj, rrugës, edhe ai iu bashkua Profetit[sa]. Shumë shpejt, të dy dolën nga Meka dhe tri apo katër milje larg, u strehuan në një shpellë të kodrës Theur.[50] Këndej, kundërshtarët kur e morën vesh që Muhammedi[sa] ishte arratisur nga Meka, mblodhën një grup ushtarësh dhe dolën për ta ndjekur atë. Ata kishin marrë edhe një gjurmues të stërvitur për këtë punë, i cili e gjurmoi Profetin[sa] deri në kodrën Theur. Kur po qëndronte pikërisht në hyrje të asaj shpelle, ku ndodhej Profeti[sa] me Ebu Bekrin[ra], gjurmuesi u tha i bindur krerëve: *"Muhammedi[(sa)] ose është në këtë shpellë, ose është ngjitur në qiell prej këtu"*. Ebu Bekri që e dëgjonte gjurmuesin, i frikësuar i pëshpëriti në vesh Profetit[sa]: *"Armiku ka mbërritur. Mund të hyjë në çdo çast"*.

50 *Buhariu, Bab hixhretin-Nebiji[sa.]*

لَا تَحْزَنْ إِنَّ اللّٰهَ مَعَنَا [51]

*"Mos ki frikë! Zoti është me ne" e siguroi Profeti*[sa]*.*[52]

Ebu Bekri tha: *"Nuk po frikësohem për veten o i Dërguari i Allahut*[sa]*, sepse jam një njeri i thjeshtë. Nëse vritem, vritet një njeri. Unë frikësohem për ju. Nëse ju do të pësoni ndonjë dëm, atëherë besimi dhe feja do të marrin fund nga kjo botë"*. Profeti Muhammed[sa] tha: *"Nuk ka nevojë për t'u shqetësuar. Nuk jemi vetëm ne të dy në këtë shpellë, por ka edhe një të tretë, Zoti ynë i Madhërishëm"*.

Kishte ardhur koha që tirania mekase të sosej dhe Islamit t'i jepej fati i shtrirjes dhe përhapjes. Afati i mekasve tani ishte drejt fundit. Zoti i Lartësuar sikur u kishte vënë perde syve të tyre, sepse ata zunë të talleshin me gjurmuesin duke thënë: *"Si ka mundësi që ai të fshihet në një vend kaq të hapur? Vallë, a mund t'i shërbejë edhe kjo shpellë dikujt si vendstrehimi?! Këtu ka vetëm gjarpërinj dhe akrepa. Një njeri që ka pak mend, kurrsesi nuk do të hyjë këtu"*. As nuk e panë të nevojshme për të hedhur qoftë një shikim në shpellë dhe u kthyen në Mekë.

Sipas planit, Profeti[sa] dhe Ebu Bekri[ra] dy ditë qëndruan atje. Pastaj, gjatë natës atyre u siguruan dy deve të shpejta. Njërës i hipi Profeti[sa] dhe udhërrëfyesi i këtij karvani, ndërsa tjetrës i hipën Ebu Bekri dhe shërbëtori i tij Amir Bin Fehira.

---

[51] Kurani Famëlartë 9:40.

[52] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 41; *Buhariu, Bab menakibil-muhaxhirin.*

Para se të nisej për në Medinë, Profeti[sa] e pa me mall Mekën, qytezën e shenjtë, ku ai lindi, u caktua i dërguar prej Zotit dhe ku jetuan etërit e tij, që nga koha e Ismailit[as], dhe i mallëngjyer iu drejtua:

> *"O Mekë! Nga të gjitha vendet e botës, ti je më e dashura për mua. Por, njerëzit e tu nuk më lanë të jetoj këtu".*

Edhe Ebu Bekri[ra] u shpreh:

> *"Mjerë këta njerëz që kanë dëbuar profetin e tyre. Shkatërrimi i tyre, tashmë është i sigurt!"*[53]

## Ndjekja e Profetit[sa] prej Surakasë dhe profecia rreth tij

Kur mekasit dështuan në gjetjen e Profetit Muhammed[sa], ata lëshuan një njoftim: *"Çdokush që sjell Muhammedin ose Ebu Bekrin, të gjallë apo të vdekur, do të shpërblehet me njëqind deve!"* Njoftimin e shpërndanë edhe në fise të tjera që jetonin përreth Mekës. Nga lakmia për ta fituar çmimin e madh, një prijës beduin Suraka bin Maliki, nisi ta ndiqte Profetin[sa], dhe e gjeti në rrugën që shkonte për në Medinë. Pa nga larg dy deve dhe njerëzit që udhëtonin me to. Kur e kuptoi që ishte karvani i Muhammedit[sa], iu lëshua me gjithë shpejtësi. Çuditërisht, kali i tij mori në thua dhe ai u rrëzua për tokë. Më vonë, Suraka bëhet musliman dhe e rrëfen vetë këtë ngjarje, prandaj, le ta shohim sesi ai e përshkruan:

> *Kur u rrëzova nga kali, hodha short nga shigjetat e mia, sipas zakoneve arabe. Shorti më doli keq, por lakmia e*

53 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 31.

*çmimit ishte e madhe. Prapë i hipa kalit dhe vrapova drejt tyre. Gati iu afrova. I Dërguari i Allahut[sa] po ecte në devenë e tij me dinjitet. Ai asnjë herë nuk e ktheu kokën për të më parë mua, por Ebu Bekri vazhdimisht kthente kokën dhe më shikonte (nga frika që mos t'i ndodhte diçka të Dërguarit të Allahut[sa]). Kur u isha afruar, u rrëzova për herë të dytë, tani bashkë me kalin. Përsëri nxora shortin, dhe përsëri ai më doli ogurkeq. Pashë, që këmbët e kalit ishin fundosur në rërë aq shumë saqë ishte e vështirë për kalin të ngrihej. Atëherë e kuptova se njerëzit që po i ndiqja, ishin nën mbrojtjen e Zotit. I thirra me zë të lartë: "Qëndroni o burra! Më dëgjoni!" Kur ata erdhën pranë meje, u tregova se përse erdha, çfarë më ndodhi dhe pse ndërrova mendje. U thashë: "Po kthehem, sepse tani jam i bindur që Zoti i Lartësuar është me ju". I Dërguari i Allahut[sa] më tha: "Mirë, kthehu. Por mos na zbulo para ndokujt!" Atëherë më ra ndërmend që përderisa ky burrë është prej Zotit, një ditë patjetër do të fitojë. Iu luta: "Më jepni një fletë garancie që ta kem për kohën kur ju do të vini në pushtet".*

*I Dërguari i Allahut[sa] urdhëroi Amir bin Fehirën, shërbëtorin e Ebu Bekrit që të shkruante një fletë garancie dhe të ma jepte mua.[54] Kur po nisesha për t'u kthyer i Dërguari i Allahut[sa] mori një shpallje që parashikonte të ardhmen.*

[54] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 48; *Buhariu, Bab hixhretin-Nebiji[sa]*.

*Ai më tha:*

*"O Suraka, si do jetë gjendja jote, kur në duart e tua do t'i kesh byzylykët e mbretit Kisra!"*

*I befasuar nga fjalët e tij, e pyeta: "Të cilit Kisra? Kisra Bin Hurmuzit? Mbretit të Persisë?" "Po!" tha ai.*[55]

Profecia e tij u përmbush fjalë për fjalë, pas gjashtëmbëdhjetë apo shtatëmbëdhjetë vitesh. Suraka ishte bërë musliman dhe ishte mërguar në Medinë. Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut[sa] u bënë Kalifë Ebu Bekri dhe Omeri, njëri pas tjetrit. Duke parë madhështinë e Islamit që vazhdimisht po shtrihej, persët i sulmuan muslimanët dhe, në vend që t'i shtypnin ata, u thyen para tyre. Kryeqyteti dhe thesaret e Persisë ranë në duart e muslimanëve. Ndër gjërat e çmuara, ishin edhe byzylykët e mbretit, të cilët, sipas traditës së tij, ai i vinte kur ulej në fron. Suraka, pasi që ishte bërë musliman, ua rrëfente krenarisht muslimanëve ngjarjen e mërgimit dhe parashikimin e Profetit[sa] për të. Prandaj, muslimanët ishin në dijeni se Profeti[sa] i kishte thënë Surakasë: "*... si do jetë gjendja jote, kur në duart e tua do t'i kesh byzylykët e mbretit Kisra!*" Ndër plaçkat e luftës që iu paraqitën Omerit[ra], Kalifit të atëhershëm, ishin edhe byzylykët e mbretit. Duke i parë, atij iu kujtua çdo gjë: ajo pafuqi dhe ajo kohë e brishtë, kur Profeti i Zotit u detyrua të largohej nga vendlindja e tij për të ardhur në Medinë; ndjekja e tij prej Surakasë dhe prej njerëzve të tjerë për ta sjellë atë, të gjallë apo të vdekur, që të fitonin çmimin e madh të njëqind deveve; profecia e Profetit[sa] në atë gjendje të brishtë për Surakanë: "*si do jetë gjendja jote, kur në duart e tua do t'i kesh byzylykët*

[55] Po aty.

*e mbretit Kisra!".* Sa i madh është ky paralajmërim! Sa i qartë është kjo dije e së padukshmes! Kjo madhështi e Zotit iu shfaq Omerit dhe ai porositi të thirrej Suraka. Suraka u soll dhe Kalifi i Islamit i dha urdhër që t'i vinte byzylykët në duart e tij. *"O Kalif i të Dërguarit të Zotit! Ari është i ndaluar për burrat muslimanë!"* i tha Suraka. Omeri[ra] iu përgjigj: *"Padyshim që po. Por, jo në rastin tënd. Allahu i Lartësuar Vetë i ka treguar të Dërguarit të Tij, që ti do t'i kishe këta në duart e tua. Ose do t'i vësh, ose do të dënohesh*". Kundërshtimi i Surakasë ishte vetëm për shkak të rregullores së Sheriatit, përndryshe edhe ai me siguri dëshironte që ky paralajmërim i Profetit[sa] të përmbushej. Ai i vuri byzylykët në duar dhe muslimanët me sytë e tyre e dëshmuan përmbushjen e kësaj profecie madhore. Profeti që ishte arratisur nga Meka në Medinë ishte bërë mbret. Ai vetë nuk jetonte më, por shërbëtorët e tij dëshmonin përmbushjen e parashikimeve të tij.

## Ardhja e Profetit Muhammed[sa] në Medinë

Pasi u nda me Surakanë, Profeti[sa] e vazhdoi udhëtimin dhe iu afrua Medinës. Banorët e saj e prisnin me padurim. A mund të kishin ndonjë gëzim tjetër më të madh sesa ky që dielli që kishte lindur në Mekë, tani qëndronte në qytetin e tyre! Ata e prisnin Profetin që nga dita kur e morën vesh lajmin që ai nuk gjendej në Mekë. Çdo ditë njerëzit dilnin grupe-grupe, disa kilometra jashtë qytetit, për t'u kthyer të dëshpëruar në mbrëmje.

Kur Profeti[sa] iu afrua Medinës, ai vendosi të qëndronte pak në fshatin Kuba. I pari që i pa devetë e karvanit ishte një hebre. Ai e kuptoi se kush ishin. U ngjit në një kodër dhe njoftoi me zë të lartë: *"O bijtë e Kilës!* (*Kila* ishte një fshat i Medinës) *Mbërriti ai që po*

*prisnit!”*. Me të dëgjuar këtë, të gjithë banorët vrapuan drejt Kubasë. Banorëve të Kubasë u shkëlqenin sytë nga gëzimi, ngaqë kujtonin se i Dërguari i Zotit[sa] do të qëndronte te ta.

Atë ditë ndodhi një gjë që pasqyron bukur thjeshtësinë e skajshme të Profetit Muhammed[sa]. Shumica e medinasve nuk e njihnin me fytyrë Profetin[sa]. Ndërsa vinin njerëzit nga Medina në Kuba, ai ishte ulur nën hijen e një peme, me shumë thjeshtësi. Ebu Bekri[ra] gjithashtu ishte atje. Edhe pse shumë pak më i ri në moshë me Profetin[sa], ai kishte pak thinja në mjekër dhe, edhe veshjen e kishte më të mirë sesa ajo e Profetit[sa]. Vizitorët, për këtë arsye, Ebu Bekrin e kujtonin si Profetin Muhammed[sa], andaj, kur vinin, uleshin me respekt duke iu drejtuar atij. Ai e vuri re se po ndodhte një keqkuptim. Menjëherë u ngrit, mori çarçafin dhe e hapi para Profetit[sa] duke thënë: *“Po ju pengon dielli o i Dërguari i Allahut*[sa]*. Do t’ju bëj hije”*.[56] Me këtë mënyrë të urtë, ai u tregoi njerëzve ku gabonin.

Pas një qëndrimi dhjetëditor të tij, medinasit e sollën Profetin e Zotit[sa] në qytetin e tyre. Burrat, gratë, fëmijët, të gjithë dolën për ta pritur dhe për t’i uruar mirëseardhje. Fëmijët dhe vajzat i këndonin:

طَلَعَ الْبَدْرُ عَلَيْنَا     مِنْ ثَنِيَّاتِ الْوَدَاعِ
وَجَبَ الشُّكْرُ عَلَيْنَا     مَا دَعَا لِلّٰهِ دَاعِ
اَيُّهَا الْمَبْعُوْثُ فِيْنَا     جِئْتَ بِالْاَمْرِ الْمُطَاعِ [5]

56 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 137.

57 *Sherah Mavahibil-Ledunijah*, vëll. I, Egjipt, 1325 *Hixhri*, f. 359.

*Nga Thenijati na doli hëna e plotë*
*falënderimi na u obligua derisa të mbetet ndonjë thirrës i Allahut*
*O ti i Dërguar mes nesh!*
*Të bindemi në çdo urdhër që na jep.*

Në Medinë, Profeti Muhammed[sa] nuk hyri nga lindja, andej nga shfaqej hëna e plotë. Medinasit në këto vargje tregonin që hëna e vërtetë është ajo shpirtërore dhe se ata, deri më tani, jetonin në errësirë. Atyre tani u kishte lindur hëna, për herë të parë, në drejtimin ku zakonisht nuk shfaqej. Dita kur Profeti Muhammed[sa] kishte hyrë në Medinë ishte e hënë. Ditën e hënë ai kishte dalë nga shpella Theur dhe çuditërisht po ditën e hënë ai do ta triumfonte Mekën.

Kur ai hyri në Medinë, çdo njeri dëshironte që Profeti[sa] të qëndronte në shtëpinë e tij. Hareja i kishte mbështjellë të gjithë. Ngado që kalonte deveja e tij, familjet e asaj rrugice dilnin për ta mirëpritur dhe për t'i thënë: *"Urdhëroni o i Dërguar i Allahut në shtëpinë tonë. U flijoftë jeta dhe pasuria jonë për ju! O i Dërguar i Allahut! Jemi të aftë t'ju mbrojmë. Qëndroni në shtëpinë tonë!"*. Disa prej tyre dilnin përpara nga gëzimi dhe përpiqeshin t'ia kapnin frerin devesë së tij, në mënyrë që ta ndalnin te shtëpia e tyre. Por Profeti[sa] çdokujt i thoshte: *"Lëreni devenë time. Sot ajo drejtohet nga Zoti i Madhërishëm dhe do të ndalet atje ku dëshiron Ai"*. Më në fund, deveja u ndal në një truall, që u përkiste bonjakëve të Benu Nexharit. *"Duket se dëshira e Zotit të Lartësuar është që ne të qëndrojmë këtu"*, u shpreh Profeti[sa].[58] Pastaj pyeti se i kujt ishte trualli. Kujdestari i jetimëve doli përpara

[58] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 140-141.

dhe iu përgjigj se trualli ishte i këtyre jetimëve, por ai tashmë ishte në shërbim të të Dërguarit të Allahut[sa]. Profeti[sa] refuzoi ta merrte tokën pa pagesë. Iu caktua një çmim dhe Profeti[sa] e mori atë për të ndërtuar xhaminë dhe shtëpinë e tij.[59]

## Qëndrimi në shtëpinë e Ebu Ejub Ensarit[ra]

Pastaj Profeti Muhammed[sa] i pyeti: Kush ka shtëpinë më afër nga këtu? Ebu Ejub Ensari[ra] doli përpara dhe tha: *"O i Dërguari i Allahut! Unë e kam shtëpinë më afër. Bujrëm!"*. Profeti[sa] i tha të shkonte një herë në shtëpi dhe të rregullonte ndonjë dhomë për të. Ebu Ejubi[ra] kishte një shtëpi dykatëshe dhe Profetit[sa] i la katin e dytë. Por, duke marrë parasysh vështirësitë që mund të kenë vizitorët, Profeti[sa] parapëlqeu katin e poshtëm.

Dashuria e zjarrtë që kishin *ensarët* (siç u quajtën muslimanët e Medinës), ndaj Profetit Muhammed[sa] u shfaq këndshëm edhe në këtë rast. Nga insistimi i Profetit[sa] Ebu Ejubi[ra] e pranoi propozimin e tij që ai të qëndronte në katin përdhe. Por tërë natën ai dhe bashkëshortja e tij mbetën të pagjumë nga shqetësimi se i Dërguari i Allahut[sa] po flinte poshtë tyre. Pandehnin se kjo ishte mungesë respekti ndaj Profetit[sa]. Shqetësimin e tyre ua shtoi edhe një gjë tjetër: u rrëzua një enë që ishte mbushur me ujë. Ebu Ejubi nxitimthi e mbuloi vendin me mbulesën e tij që ta thithte ujin, me qëllim që të mos pikonte në katin e poshtëm. Të nesërmen në mëngjes ata ia treguan shqetësimin e tyre Profetit[sa], derisa ai pranoi të qëndronte në katin e dytë. Familja e Ebu Ejubit[ra] përgatiste ushqim çdo ditë dhe ia çonte Profetit[sa]. Nga pjesa që mbetej prej ushqimit të tij, hanin të gjithë pjesëtarët e familjes. Pas

[59] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 86-87.

pak ditësh, edhe ensarë të tjerë kërkuan pjesën e tyre të mikpritjes. Për sa kohë shtëpia e Profetit[sa] nuk ishte ende gati, muslimanët e Medinës me radhë i çonin ushqim në shtëpinë e Ebu Ejubit[ra].[60]

## Dëshmia e Enesit[ra], shërbyesit të Profetit Muhammed[sa]

Një e ve e Medinës kishte vetëm një fëmijë tetë apo nëntë vjeç, të quajtur Enes[ra]. Ajo e solli djalin te Profeti[sa] dhe i kërkoi që ta pranonte si shërbyes. Nga dashuria ndaj Profetit, ajo donte ta sakrifikonte të birin. Sikur ta dinte vallë që djali i saj po pranohej jo për t'u sakrifikuar, por për të fituar përjetësi!

Duke qëndruar në shoqërinë e Profetit[sa], Enesi[ra] do të bëhej jo vetëm një dijetar i shquar i Islamit, por gradualisht edhe një njeri shumë i pasur. Ai jetoi mbi njëqind vjet dhe gëzonte respekt të madh në mbretërinë muslimane. Ai thotë:

> *"I kam shërbyer Profetit[sa] që në vogëli dhe i qëndrova pranë gjatë gjithë jetës së tij. Ai kurrë nuk më tha ndonjë fjalë të rëndë. Kurrë nuk më qortoi. Kurrë nuk më ngarkoi me ndonjë punë që nuk mund ta bëja".[61]*

Gjatë jetës së tij në Medinë, Profeti Muhammed[sa] mori vetëm shërbimet e Enesit[ra], kështu që, dëshmia e Enesit hedh dritë të qartë mbi virtytet e tij.

---

60 *Buhariu, Bab hixhretin Nebiji[sa]*; *Zerkani*, vëll. I, ngjarja e mërgimit.

61 *Muslimi, Kitab fedailis-sahaba.*

## Prurja e familjarëve nga Meka dhe themelimi i xhamisë së Profetit[sa]

Pas ca ditësh, Profeti Muhammed[sa] dërgoi shërbëtorin e tij të liruar, Zejdin[ra], në Mekë që t'ia sillte familjarët e tij. Mekasit, ngaqë ishin paksa të tronditur nga mërgimi i beftë, përkohësisht kishin ndalur mizoritë e tyre. Ky ishte edhe shkaku që ata nuk i penguan familjarët e Profetit[sa] dhe të Ebu Bekrit[ra] që të largoheshin nga Meka dhe, në këtë mënyrë, ata erdhën shëndoshë në Medinë. Gjatë kësaj kohe, Profeti fillimisht vuri gurthemelin e xhamisë në tokën që kishte blerë[62] dhe më pas ndërtoi shtëpi për veten dhe për miq të tjerë, periudhë kjo që zgjati afërsisht shtatë muaj.

## Fiset idhujtare të Medinës pranojnë Islamin

Shumica e njerëzve të fiseve idhujtare të Medinës, brenda shumë pak ditësh pas ardhjes së Profetit[sa], ishin bërë muslimanë. Kishte nga ata, që nuk e kishin pranuar Islamin me zemër, por iu bashkuan për sy e faqe muslimanëve të tjerë dhe kështu, për herë të parë, brenda muslimanëve u krijua një grup i hipokritëve, të cilët më vonë, pjesërisht u bënë muslimanë të sinqertë, ndërsa një pjesë tjetër qëndruan gjithmonë të angazhuar në kurdisjen e planeve dhe intrigave kundër muslimanëve. Ishin edhe disa të tjerë, që as në dukje nuk u bënë muslimanë, por të tillët nuk e duruan dot madhështinë e Islamit në Medinë dhe mërguan në Mekë. Në këtë mënyrë, Medina ishte qyteti i parë në botë ku u manifestua aq thekshëm adhurimi i Zotit të Vetëm. Me të vërtetë, nuk kishte asnjë qytet apo fshat deri atëherë që adhuronte dëlirësisht Zotin e Vetëm. Çfarë gëzimi dhe

---

62 *Buhariu, Bab hixhretin-Nebiji*[sa]; *Zerkani*, vëll. I.

suksesi i madh ishte për Profetin[sa] dhe për shokët e tij, që vetëm disa ditë pas mërgimit, Zoti i Lartësuar e ktheu një qytet të tërë në adhurues të Tij dhe ku nuk adhurohej më asnjë idhull tjetër, as i dukshëm, as i padukshëm!

Megjithatë, ky ndryshim nuk do t'ua garantonte paqen muslimanëve. Edhe në Medinë ishte një grup hipokritësh, që ishin armiq të jetës së Profetit[sa]. Edhe hebrenjtë pleksnin intriga. Profeti[sa] e ndiente rrezikun dhe gjithnjë ishte vigjilent ndaj tij dhe i këshillonte shokët të ishin të vëmendshëm. Në fillim, kishte ca ditë, kur ai u detyrua të rrinte i zgjuar tërë natën. Një natë të tillë, kur ai ishte shumë i lodhur duke qëndruar vazhdimisht zgjuar, tha: "*Nëse ndonjë i devotshëm do të shërbente si rojë, do të flija pak çaste*". Menjëherë u dëgjua zhaurima e armëve. "*Kush është?*", pyeti Profeti[sa]. "*Jam Sad ibn Ebi Uekasi. Erdha t'ju mbroj ju o i Dërguari i Allahut*", iu përgjigj i porsaardhuri. Vetëm atëherë, Profeti u rehatua.[63]

Edhe *ensarët* ishin të vetëdijshëm që qëndrimi i Profetit të Zotit[sa] në Medinë u ngarkonte përgjegjësi të madhe dhe që Profeti[sa] nuk ishte i siguruar nga sulmi i armikut. Ata u këshilluan me njëri-tjetrin dhe vendosën që fiset t'i shërbenin si rojë radhazi dhe po në këtë mënyrë vepruan, duke qëndruar rojtarë para shtëpisë së tij, njëri pas tjetrit.

Kështu që, ndryshimi i vetëm që kishte midis jetës mekase dhe asaj medinase të muslimanëve, ishte që tani muslimanët pa pengesë falnin namazet e pesë vakteve në xhaminë e ngritur në emër të Zotit.

[63] *Muslimi, Kitab fedailis-sahaba, bab fi fedli Sa'ad ibni Uekas.*

## Planet e tërbuara të mekasve për të persekutuar sërish muslimanët

Pas dy apo tre muajsh mekasit e rimorën veten dhe sërish zunë të thurnin plane për të dëmtuar muslimanët. Pas këshillimeve, ata kuptuan që nuk do të kishin ndonjë sukses duke persekutuar vetëm muslimanët që jetonin në Mekë apo përreth. Sipas tyre, ata do të mund ta shfarosnin Islamin vetëm nëse arrinin ta dëbonin Profetin[sa] nga Medina. Kështu që, ata i dërguan një letër Abdullah bin Ubej bin Sululit, i cili, siç e thamë më përpara, ishte kandidati i vetëm për t'u bërë mbreti i Medinës para se të vinte Profeti[sa]. I tërhoqën vëmendje që pas largimit të Muhammedit[(sa)] nga Meka, mekasit ishin mjaft të tronditur nga kjo ikje. Medinasit nuk duhej ta strehonin atë dhe shokët e tij. Në fund të kësaj letre, thuhej:

اِنَّكُمْ اٰوَيْتُمْ صَاحِبَنَا وَاِنَّا نُقْسِمُ بِاللّٰهِ لَتُقَاتِلَنَّهٗ اَوْ تُخْرِجَنَّهٗ اَوْ لَنُسَيِّرَنَّ اِلَيْكُمْ
بِاَجْمَعِنَا حَتّٰى نَقْتُلَ مُقَاتِلَتَكُمْ وَ نَسْتَبِيْحَ نِسَائَكُمْ۔

> *"Tani që keni strehuar në shtëpitë tuaja njeriun tonë (Profetin Muhammed*[sa]*), ne deklarojmë, duke u betuar në Zot, se ju banorët e Medinës duhet ta luftoni atë, ose ta dëboni nga qyteti juaj, përndryshe, ne të gjithë do t'ju sulmojmë dhe do të vrasim gjithë burrat tuaj që kanë aftësi për të luftuar dhe gratë tuaja do t'i bëjmë skllave".*[64]

Nga kjo letër, Abdullah ibni Ubej ibni Sululi dëshiroi të përfitonte me tinëzi. Ai u lidh me hipokritët e tjerë dhe i këshilloi për

64 *Abu Daud, Kitabul-kharaxh uel-fi, bab fi khebrin-nefir.*

problemet e shumta që mund të dilnin, nëse do ta mbronin Profetin Muhammed[sa]. Prandaj, u pa e domosdoshme që të luftonin kundër tij dhe t'i kënaqnin mekasit. Profeti Muhammed[sa] e mori vesh këtë gjë dhe shkoi te Abdullah bin Ubej bin Sululi dhe e këshilloi: *Ky veprim yti ty do të të sjellë dëm, sepse ti e di që shumë nga medinasit tashmë janë bërë muslimanë dhe që janë gati edhe për t'u flijuar për Islamin. Nëse do të shpallni luftë, të gjithë muslimanët e Medinës do të luftojnë për muhaxhirët*[65] *dhe ju do të shkatërroheni.* Abdullah bin Ubej bin Sululit iu hapën sytë dhe hoqi dorë nga ky plan.

## Vëllazëria midis *ensarëve* dhe *muhaxhirëve*

Gjatë këtyre ditëve, Profeti Muhammed[sa] bëri një tjetër hap të rëndësishëm për forcimin e Islamit. Ai mblodhi të gjithë muslimanët, ensarët e muhaxhirët, dhe vendosi vëllazëri midis çdo dy muslimanëve. Ensarët e mirëpritën vëllazërinë me aq entuziazëm, saqë secili prej tyre mori vëllanë e tij muhaxhir në shtëpinë e tij dhe i paraqiti gjithë pasurinë e vet për ta ndarë në dy pjesë në mënyrë të barabartë. Njëri prej tyre shkoi gjer aty sa këmbënguli që vëllai i tij muhaxhir të martohej me njërën prej dy grave të tij, pasi ai të ndahej nga ajo.[66] Megjithatë, muhaxhirët refuzuan t'i pranonin pasuritë e tyre duke i falënderuar për dashamirësinë e jashtëzakonshme që u kishin treguar. Por ensarët i kërkonin me ngulm Profetit[sa] duke thënë se nëse muhaxhirët janë shpallur vëllezër të tyre, si është e mundur që ata të mos merrnin pjesë në pasurinë e tyre. Nëse muhaxhirët merreshin me tregti, thoshin ensarët, dhe nuk ishin bujq si ata,

---

[65] Fjala *muhaxhir* do të thotë *mërgimtar*. Në kontekst, muslimanët mekas që mërguan në Medinë, quhen muhaxhirë. [Përkhtyesi]

[66] *Tirmidhiu, Kitabul-birri ues-silah, bab ma xha'a fi mevasat.*

atëherë, të paktën duhet të pranonin diçka nga të ardhurat e tyre që u vinin nga bujqësia. Muhaxhirët qëndruan të palëkundur dhe u morën me tregtinë, zanatin e tyre të trashëguar, dhe për shumë pak ditë, disa prej tyre u bënë të pasur, por, ensarët e kishin ndarë mendjen për ndarjen e pasurisë së tyre. Pasardhësit e disave prej tyre që ndërruan jetë, mbajtën zakonin arab, duke u dhënë vëllezërve të tyre muhaxhirë pjesën që u takonte. Kjo risi vazhdoi për shumë vite, derisa zbriti urdhri i shfuqizimit të saj në Kuranin Famëlartë.

## Marrëveshja midis muhaxhirëve, ensarëve dhe hebrenjve

Përveç vendosjes së vëllazërisë që përmendëm më lart, Profeti Muhammed[sa] realizoi një marrëveshje midis të gjithë banorëve të Medinës. Ai mblodhi krerët e hebrenjve e të arabëve duke u treguar se më përpara në Medinë jetonin vetëm dy grupe: arabët e qytetit dhe hebrenjtë. Por me ardhjen e muhaxhirëve ishin bërë tri. Prandaj, ata duhej të bënin një marrëveshje për të bashkëjetuar paqësisht. Me dakortësinë e ndërsjellë u arrit marrëveshja, fjalët e së cilës ishin:

> *"Marrëveshja midis Profetit të Zotit, besimtarëve dhe të gjithë atyre që dëshirojnë të hyjnë në të. Nëse vritet dikush nga muhaxhirët, të tijtë do të mbajnë përgjegjësi dhe vetë do të lirojnë të burgosurit e tyre. Po ashtu, edhe fiset e ndryshme të Medinës, vetë do të mbajnë përgjegjësi në këto çështje. Ai që përhap rebelizëm, ndjell armiqësi apo krijon përçarje në shtet, të gjitha palët do të ngrihen kundër tij, edhe sikur ai të jetë djali i tyre. Nëse ndonjë mohues vritet në luftë nga dora e ndonjë muslimani, të afërmit e mohuesit të vrarë nuk do të hakmerren ndaj muslimanit, e as nuk do të mbështesin*

*një mohues të tillë kundër një muslimani. Çdo hebre që bashkohet me këtë marrëveshje, të gjithë bashkërisht do ta ndihmojnë atë. Hebrenjtë nuk do të futen në vështirësi dhe as armiku i tyre nuk do të mbështetet kundër tyre. Asnjë jomusliman nuk do të strehojë mekasit në shtëpinë e tij, as nuk do të mbajë pasuritë e tyre si amanet e as nuk do të bëjë ndonjë ndërhyrje në luftën midis mohuesve dhe besimtarëve. Nëse ndonjëri do të vrasë ndonjë musliman padrejtësisht, të gjithë muslimanët bashkërisht do të bëjnë përpjekje kundër tij. Nëse një armik idhujtar do të sulmojë Medinën, atëherë hebrenjtë do t'i mbështesin muslimanët dhe sipas asaj që u takon, do t'i mbulojnë shpenzimet. Fiset hebraike që kanë bërë marrëveshje me fise të ndryshme të Medinës, të drejtat e tyre do t'i kenë të njëjta me të drejtat e muslimanëve. Hebrenjtë do të praktikojnë fenë e tyre, ndërsa muslimanët të tyren. Të drejtat që do t'i kenë hebrenjtë, do t'i kenë edhe pasardhësit e tyre. Asnjë nga banorët e Medinës nuk do të nisë luftë, pa marrë lejen e Profetit Muhammed[sa] Por, ky kusht nuk do të privojë askënd nga hakmarrja e tij e drejtë. Hebrenjtë, për organizimin e tyre, shpenzimet do t'i mbulojnë vetë, po kështu edhe muslimanët, por në gjendje lufte, ata do të bashkëpunojnë me njëri-tjetrin. Medina do të jetë një vend i shenjtë për të gjithë ata që do të marrin pjesë në këtë marrëveshje. Çdo i huaj që vjen në mbrojtjen e banorëve të Medinës, do të trajtohet ashtu siç trajtohen banorët vendas. Banorët e Medinës nuk do të lejohen të mbajnë ndonjë grua në shtëpitë e tyre, pa dëshirën e të afërmve të saj. Grindjet dhe trazirat do të drejtohen për t'u gjykuar nga Zoti dhe i*

*Dërguari i Tij. Ata që janë pjesëtarë në këtë marrëveshje, nuk do të bëjnë ndonjë pakt tjetër me mekasit dhe me fiset aleate të tyre, pasi anëtarët e kësaj marrëveshjeje, nëpërmjet saj kanë rënë në ujdi kundër armiqve të Medinës. Ashtu siç lufta nuk do të lejohet të bëhet individualisht, edhe paqja nuk do vendoset individualisht. Por askush nuk do të detyrohet për të marrë pjesë në luftë. Nëse dikush bën ndonjë mizori, ai do të meritojë të ndëshkohet. Me të vërtetë, Zoti i mbron mirëbërësit dhe të drejtët dhe Muhammedi[(sa)] është i Dërguari i Zotit".*[67]

Kjo ishte një përmbledhje e marrëveshjes në të cilën vazhdimisht ishte theksuar që askush nuk do të lërë drejtësinë, vërtetësinë dhe sinqeritetin dhe se ata që do të bënin mizori, do të mbanin përgjegjësi. Nga ana e Profetit[sa] gjithashtu, marrëveshja u garantonte fuqishëm paqen dhe sjelljen dashamirëse si hebrenjve, ashtu edhe atyre banorëve të Medinës që nuk e kishin pranuar Islamin, madje në të theksohej se ata do të trajtoheshin si vëllezër. Megjithatë, konfliktet dhe grindjet që u ndezën më vonë, gjithmonë ishin nisur nga hebrenjtë.

**Rifillimi i dhunës nga mekasit**

Siç u përmend pak më lart që dy apo tre muaj pas mërgimit, kur mekasit u qetësuan, krijuan një front të ri për ta kundërshtuar Islamin. Gjatë këtyre ditëve, Sad bin Muadhi[ra] kryetari i fisit Eus të Medinës vizitoi Mekën për të bërë *tevaf* rreth Qabes. Ebu Xheheli u zemërua kur e pa dhe tha: *"Ju kujtoni që mund t'i bëni tevaf Qabes me*

[67] *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 147-150.

*kaq lehtësi, edhe pas strehimit të atij renegati (Profetit Muhammed*[sa]*)! Kujtoni që jeni të fuqishëm për ta mbrojtur dhe për ta ndihmuar atë?! Për Zotin! Po të të mos shoqëronte ty Ebu Sufjani, ti kurrsesi nuk do të ktheheshe në shtëpinë tënde!"*

Sad bin Muadhi[ra] iu përgjigj: *"Pasha Allahun! Nëse na pengoni të vizitojmë Qaben, mbajeni mend, nuk do të keni paqe edhe ju në rrugën tuaj për në Siri"*.

Gjatë këtyre ditëve, Uelid bin Mughira, njëri ndër krerët e Mekës, lëngonte në shtrat. Ai e ndiente që i ishte afruar vdekja. Një ditë, teksa ishin ulur pranë tij krerët e Mekës, ai shpërtheu në lot. Shokët e tij u çuditën dhe e pyetën se pse po qante. Uelidi tha:

> *"A kujtoni që po qaj nga frika e vdekjes?! Për Zotin, jo! Mua më pikëllon dyshimi që mos vallë feja e Muhammedit do të përhapet dhe, edhe Meka do të pushtohet nga ai!"*

*"Mos u shqetëso"*, i tha Ebu Sufjani, *"derisa të jemi gjallë, kjo nuk do të ndodhë. Ne ta garantojmë këtë"*.

Këto zhvillime provojnë se armëpushimi mekas kundër muslimanëve ishte i përkohshëm. Mekasit po ngërmonin njëri-tjetrin kundër muslimanëve. Edhe ata krerë që lëngonin në shtratin e vdekjes, u merrnin premtime bashkatdhetarëve të tyre për kundërshtimin që duhej bërë ndaj Profetit Muhammed[sa]. Bëheshin përpjekje për ta bindur edhe popullin e Medinës që ta luftonin atë. Madje, medinasit kërcënoheshin se nëse do të refuzonin ta sulmonin Profetin[sa], mekasit, me gjithë aleatët e tyre, do t'i sulmonin, do t'i vrisnin burrat dhe gratë do t'i bënin skllave.

## Masat mbrojtëse nga ana e Profetit Muhammed[sa]

Në këto rrethana, Profeti Muhammed[sa] kishte përgjegjësi të mëdha, andaj nuk mund të rrinte i qetë, por i duhej të merrte masa për ta mbrojtur Medinën. Mu për këtë, ai nisi sahabët e tij me çeta të vogla, në drejtime të ndryshme përreth Mekës, në mënyrë që të informohej për planet e mekasve. Disa herë çetat muslimane ndesheshin me ato mekase dhe përlesheshin me njëra-tjetrën. Sipas historianëve të krishterë, ky ishte një provokim nga Profeti[sa]. Por dërgimi i grupeve për ta njohur situatën, pas gjithë atij persekutimi trembëdhjetëvjeçar që iu bë muslimanëve në Mekë, pas atyre intrigave të tyre për të krijuar antagonizëm midis muslimanëve dhe medinasve, dhe pas kërcënimeve të tyre për ta sulmuar Medinën, vallë a mund të quhet ngacmim?! Cili ligj i botës i ndalonte muslimanët të shpallnin luftë kundër mekasve pas gjithë barbarisë së tillë trembëdhjetëvjeçare? Vendet perëndimore, që sot e konsiderojnë veten shumë të civilizuar, a mund të fajësojnë ndonjë popull që shpall luftë kundër mizorëve, pasi t'i ketë ndodhur vetëm gjysma e asaj që u ndodhi muslimanëve në Mekë? Kur një shtet detyron popullin e një shteti tjetër të ndërmarrë vrasjen e një bashkësie njerëzish e t'i dëbojë ata nga vendi i tij, atëherë ajo bashkësi e shtypur, a nuk ka të drejtë të shpallë luftë kundër mizorëve? Realisht, pas vendosjes së qeverisë islame në Medinë, nuk duhej ndonjë arsye më tepër për t'u dhënë muslimanëve të drejtën e luftës. Ngjarjet e Mekës u siguronin mjaftueshëm arsyen dhe të drejtën që ata të shpallnin luftë kundër mekasve. Megjithatë, Profeti Muhammed[sa] nuk e bëri këtë. Ai duroi. Njëkohësisht, ai u përpoq nga ana e tij vetëm për të marrë informacione rreth intrigave të armikut. Mekasit i nxitën arabët e Medinës kundër muslimanëve, i ndaluan

këta të fundit edhe për në haxh, karvanët e tyre që shkonin në Siri për tregti, në vend që të kalonin nga rruga e tyre e drejtë, filluan të kalonin nga fiset afër Medinës, dhe e gjithë kjo, për t'i nxitur ata kundër muslimanëve. Në këtë situatë, për mbrojtjen e Medinës, edhe muslimanët e kishin për detyrë që ta pranonin këtë sfidë të luftës që u bëhej nga mekasit vijueshmërisht prej katërmbëdhjetë viteve. Asnjë njeri në botë nuk ka të drejtë të akuzojë dikë që të pranojë një sfidë që i bëhet prej dikujt.

## Themelimi i qeverisë islame në Medinë

Profeti Muhammedsa gjersa përpiqej të njihte terrenin e jashtëm, nuk ishte i pavëmendshëm ndaj reformimit të brendshëm. U përmend pak më lart që shumica e idhujtarëve të Medinës e kishin pranuar Islamin me sinqeritet, kurse disa të tjerë me hipokrizi. Për këtë arsye, Profetisa u mor me vendosjen e sistemit të qeverisjes që mëson Islami. Më përpara, arabët merrnin të drejtat e tyre sipas traditës së tyre, në mënyrë individuale, me dhunë. Tani ishin caktuar gjykatës *(kadi)*, pa vendimet e të cilëve, asnjëri nuk mund të merrte të drejtën e tij. Më përpara medinasit nuk kishin fare vëmendje për të fituar dije. Tani, me ardhjen e Profetitsa, u vendos sistemi që, të shkolluarit të mësojnë të pashkolluarit. Dhuna, armiqësia dhe padrejtësia u ndaluan. U dhanë të drejtat grave. Sipas Sheriatit, të gjithë të pasurve iu vu një taksë që do të përdorej për mirëqenien e të varfërve dhe për zhvillimin e sektorëve të tjerë të qytetit. U mbrojtën të drejtat e punëtorëve. U vendos sistemi për arsimin e të pastrehëve. U vendos ligji për të dokumentuar çdo marrëveshje financiare. U ndalua rreptësisht dhuna ndaj skllevërve. Rëndësi e veçantë iu dha pastërtisë dhe rregullave të shëndetësisë. Filloi regjistrimi i popullsisë. U dekretuan vendime

për zgjerimin e rrugëve e rrugicave. Me pak fjalë, erdhën në jetë të gjitha normat shoqërore dhe qytetare, u morën masa që garantonin praktikumin e këtyre rregullave dhe Arabia, për herë të parë, u njoh me rregullat e një shoqërie të sistemuar e të civilizuar.

Profeti[sa] po u paraqiste arabëve një kod, që do t'u sillte nder, dinjitet, paqe dhe zhvillim, jo vetëm në atë kohë, por përjetësisht, dhe jo vetëm atyre, por edhe popujve të tjerë të botës. Ndërkohë në anën tjetër, tanimë në mënyrë të mirëfilltë, njerëzit e Mekës ishin të angazhuar në nisjen e një lufte kundër Islamit, përpjekje kjo që do t'i pararendte betejës së Bedrit.

## Karvani tregtar i mekasve dhe beteja e Bedrit

Në muajin e trembëdhjetë pas hixhretit, po vinte një karvan tregtar nga Siria, nën komandën e Ebu Sufjanit. Me pretekstin se do ta mbronin karvanin e tyre, mekasit vendosën të shkojnë në formë ushtrie, të përgatitur drejt Medinës. Profetit Muhammed[sa] i erdhi ky lajm dhe Zoti i Lartësuar i dërgoi shpallje duke njoftuar se tashmë ka ardhur koha që dhunës së armikut t'i përgjigjej me të njëjtën monedhë. Profeti[sa], me disa shokë të tij, doli nga Medina. Askush deri atëherë nuk dinte se ky grup muslimanësh do të ndeshej me karvanin që po vinte nga Siria, apo me ushtrinë që marshonte drejt Medinës. Andaj, afërsisht vetëm treqind njerëz e shoqëronin Profetin[sa].

Karvani tregtar, në atë kohë, nuk përbëhej vetëm me gamile të ngarkuara, por mekasit, në mbrojtje të tij, dërgonin edhe ushtri të armatosur. Mu me këta karvanë, ata donin edhe t'i trembnin muslimanët. Me të njëjtin pretekst, historianët përmendin edhe dy

karvanë të tjerë, njëri qe shoqëruar me dyqind ushtarë dhe tjetri me treqind. Në këto rrethana akuza e historianëve të krishterë që thonë se Profeti Muhammed[sa] gjoja kishte dalë për të plaçkitur një karvan të pambrojtur, është vetëm mashtrim. Ky karvan ishte shumë i madh dhe duke marrë parasysh numrin e trupave mbrojtëse të karvanëve të mëparshëm, del që të paktën katërqind apo pesëqind kalorës duhet ta kenë shoqëruar edhe këtë. Është vetëm zili, kokëfortësi dhe padrejtësi të thuhet që ushtria muslimane paskësh dalë për plaçkitje, edhe pse përbëhej vetëm nga treqind njerëz, që nuk kishin as mjete të plota ushtarake të kohës, dhe që ishte nisur të përballej me një ushtri tjetër shumë më të madhe sesa vetë. Edhe sikur të bëhej fjalë për një ndeshje me karvanin, prapëseprapë ajo luftë do të quhej, madje luftë mbrojtëse. Duhet ditur se, ushtria medinase ishte e dobët dhe se dalja e saj kishte për qëllim eliminimin e sherrit që karvanët mekas krijonin duke ngërmuar fiset që jetonin përreth. Porse, ndeshja e muslimanëve jo me karvanin, por me ushtrinë mekase, siç mësohet nga Kurani Famëlartë, ishte dëshirë Hyjnore dhe se kjo paqartësi ishte vetëm që të sprovohej devotshmëria dhe besimi i muslimanëve.

Pa u përgatitur mirë ata dolën nga Medina dhe vetëm kur kishin bërë një pjesë të rrugës, Profeti Muhammed[sa] u tregoi se dëshira e Zotit është që ata të ballafaqoheshin me ushtrinë që po vinte nga Meka. Informatat që kishin marrë, tregonin që ushtria e tyre përbëhej nga më shumë se një mijë ushtarë, që të gjithë të stërvitur, ndërsa njerëzit që e shoqëronin Profetin[sa], ishin vetëm 313, shumica e të cilëve nuk dinin të luftonin. Aq më tepër, as pajimet luftarake ata nuk i kishin të mjaftueshme. Shumica ishin ose këmbësorë, ose në deve. Kishin vetëm një kalë. Për një ushtri kaq të vogël e të paarmatosur mirë ishte tejet e rrezikshme të përballej me një ushtri të kalitur armike, që ishte

trefish më shumë në numër. Për këtë arsye, Profeti[sa] nuk donte që t'ia imponpremte askujt pjesëmarrjen në këtë luftë. Kështu që, ai u tregoi muslimanëve se nuk bëhej fjalë më për karvanin, por ballafaqimi do të bëhej me ushtrinë, andaj u kërkonte t'i jepnin këshillë. Muhaxhirët, njëri pas tjetrit, ngriheshin dhe thoshin: *"O i Dërguari i Allahut*[sa]*! Nëse armiku ka ardhur të na pushtojë te dera jonë, ne nuk i trembemi. Jemi gati të luftojmë me të"*. Profeti[sa] ua dëgjonte përgjigjet, por vazhdonte të thoshte: *"Më jepni ndonjë mendim"*. Medinasit kishin heshtur deri atëherë, për arsye se forca kundërshtare kishte lidhje gjaku me muhaxhirët. Ata druanin se mos ua lëndonin zemrat muhaxhirëve me fjalën e tyre. Por, kur Profeti[sa] vazhdimisht përsëriste që t'i jepej ndonjë mendim, një kryetar i ensarëve u ngrit dhe tha:

> *"O i Dërguari i Allahut*[sa]*! Po shoh që ju japin këshillë, por ju vazhdoni ta përsërisni kërkesën tuaj. Si duket, doni ndonjë mendim nga ne medinasit".*

*"Po"*, iu përgjigj Profeti[sa]. Ensari i tha:

> *"O i Dërguari i Allahut! Po na kërkoni neve mendimin ndoshta për shkak se kishim bërë bashkë një marrëveshje para se të vinit në Medinë, që nëse dikush do t'ju sulmonte ju dhe muhaxhirët brenda Medinës, ne do t'ju mbronim. Por, tani ndodhemi jashtë Medinës dhe mbase marrëveshja jonë nuk e përfshin këtë situatë. O i Dërguari i Allahut! Atëherë kur e kishim bërë marrëveshjen, neve nuk na ishte kaq e qartë pozita juaj, por tani që e njohim statusin dhe madhështinë tuaj, nuk e kemi parasysh fare atë marrëveshje. Ne nuk do t'ju themi si shokët e Musait*[as]*:*

فَاذْهَبْ اَنْتَ وَرَبُّكَ فَقَاتِلَآ اِنَّا هٰهُنَا قٰعِدُوْنَ

*"Shko ti dhe Zoti yt o Musa dhe luftoni me armikun. Ne këtu do të qëndrojmë".*[68]

*Ne do të luftojmë në të djathtën tuaj dhe në të majtën tuaj, ne do të luftojmë para jush dhe mbrapa jush. O i Dërguari i Allahut*[sa]*! Armiku që dëshiruaka t'ju sjellë dëm juve, nuk mund t'ju afrohet, derisa të shkelë kufomat tona. O i Dërguari i Allahut*[sa]*!*[69] *Lufta me armikun është diçka e vogël. Deti nuk është larg që këtu. Na urdhëroni t'i kalërojmë kuajt në det; ne padyshim do ta bëjmë edhe këtë!*[70]

Ky ishte flijimi dhe sinqeriteti i tyre, gjë që nuk e kishte gjetur asnjë profet i mëparshëm te shokët e tij. Shembullin e shokëve të Moisiut (Musait)[as] ata vetë e treguan. Çfarë kishin bërë dishepujt e Jezusit para armikut, e dëshmojnë Ungjijtë: njëri e shiti mësuesin e tij për një shumë të vogël parash, tjetri e mallkoi atë, ndërsa dhjetë të tjerë u çorientuan duke e braktisur atë. Kurse, shokët e Profetit Muhammed[sa], edhe pse kishin qëndruar vetëm një vit e gjysmë në shoqërinë e tij, u forcuan aq shumë në besim, saqë ishin të gatshëm të hidheshin edhe në det, nëse ai do t'i urdhëronte për këtë.

Profeti Muhammed[sa] u këshillua me ta vetëm që të kthehej ai që donte. Por, edhe muhaxhirët, edhe ensarët treguan besim dhe devotshmëri, njëri më shumë se tjetri. Që të dy ishin të vendosur, që mos t'ia kthenin shpinën armikut, madje si sedërmëdhenj ndaj fesë

68 Kurani Famëlartë 5:25.

69 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab kiseti gezueti Bedr.*

70 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 267.

së Zotit të Lartësuar, me gëzim të jepnin jetën e tyre, edhe pse ishin tri herë më pak se kundërshtarët në numër dhe shumë më pak në armë. Duke parë devotshmërinë e tyre, Profeti[sa] vazhdoi marshimin. Kur mbërriti në vendin e quajtur Bedër, me këshillën e një sahabi, ushtrinë muslimane e zbriti te kroi i Bedrit, afër ushtrisë së armikut. Me këtë strategji, ata e zunë ujin, por këtu toka qe shkretinore e cila rezultoi shumë e rrezikshme për manovrimet ushtarake. Sahabët u trembën. Profeti[sa] gjithë natën e kaloi në lutje e përgjërime:

> *"O Zoti im! Sot, vetëm këta janë ata që të adhurojnë Ty në faqen e dheut. O Zoti im! Nëse këta do të vriten në betejën e sotme, kush do të mbetet për të të përkujtuar Ty?!"*[71]

Zoti i Lartësuar ia dëgjoi lutjet: natën ra shi, i cili e ngurtësoi ranishtën ku qëndronin muslimanët, kurse tokën e lëmuar të mohuesve e bëri tepër të rrëshqitshme. Mohuesit kishin ardhur përpara muslimanëve dhe ndoshta qëllimisht e kishin zgjedhur atë pjesë për vete, sepse ajo ishte tokë e ngjeshur në të cilën manovrimet mund të bëheshin shumë më lehtë, ndërsa muslimanëve ua kishin lënë pjesën ranishte, ku do t'u fundoseshin këmbët nëse tregoheshin të shkathët. Por Zoti i Lartësuar, për një natë e ktheu gjendjen përmbys. Ranishta u shndërrua në një tokë të fortë, ndërsa toka e ngjeshur u kthye në baltë shqitëse. Natën, Zoti i Lartësuar i dha lajm të gëzueshëm Profetit[sa] se disa nga armiqtë e tij do të vriteshin. Ishin treguar jo vetëm emrat e tyre, por edhe vendet ku ata do të binin. Kjo u vërtetua gjatë luftës. Armiqtë, që kishte treguar Profeti[sa], u vranë, pikërisht në ato vende që ishin paratreguar.

---

71 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab kiseti gezueti Bedr.*

Njëri prej pak veteranëve të kalitur që ishin në ushtrinë muslimane, ishte Abdurrahman bin Eufi, që më përpara kishte qenë edhe një ndër krerët e Mekës. Rrëfimi i tij hedh mjaftueshëm dritë mbi devotshmërinë e pakundshoqe që kishin treguar sahabët[ra] e Profetit[sa], gjatë kohës kur të dyja ushtritë u rreshtuan për t'u ballafaquar. Ai thotë:

> *Atë ditë, mendoja se kisha një përgjegjësi të madhe. Me këtë shqetësim, kur hodha një sy djathtas e majtas, pashë që kisha dy djelmosha medinas anëve të mia. Zemra po më mbetej pashpresë. Një gjenerali të paepur, për t'u vërvitur si shigjetë në mes të armiqve, i nevojitet që krahu i tij i djathtë dhe i majtë të jenë të fuqishëm. Por pranë meje ishin dy djem të papërvojë. Si do të tregoja vallë mjeshtërinë time?! Sapo më përshkonin këto mendime, njëri prej atyre djelmoshave, më shtyu me bërryl. Kur iu ktheva, më pëshpëriti: "O xhaxha! Kam dëgjuar që Ebu Xheheli e shqetësonte shumë të Dërguarin e Allahut[sa]. Dua të luftoj me të sot. Më trego se kush është ai?" Pa i dhënë akoma përgjigje, djali i dytë që ishte në krahun tjetër, më shtyu me bërryl. Kur iu drejtova atij, edhe ai më bëri të njëjtën pyetje. U befasova nga guximi i tyre. Unë edhe pse isha një ushtar me përvojë, nuk mund të mendoja që i vetëm t'i vërsulesha komandantit të ushtrisë kundërshtare. Për t'u dhënë përgjigje të dyve, ngrita gishtin dhe u tregova: "Ja ai, që duket i armatosur nga koka gjer në këmbë. Ai që po qëndron prapa rreshtave të ushtarëve, para të cilit po qëndrojnë, me shpata të zhveshura, dy veteranë të tjerë. Ai është Ebu Xheheli!". Nuk e kisha ulur gishtin ende, kur të dy djelmoshat duke këlthitur u turrën në*

> *zemrën e ushtrisë kundërshtare, si një shqiponjë e ndërsyer që u vërsulet zogjve. Ky sulm i tyre ishte kaq i beftë dhe i paparashikuar saqë asnjë shpatë nuk guxoi të ngrihej kundër tyre. Si një shigjetë ata arritën te Ebu Xheheli. Rojët e tij i sulmuan. Njëri nuk i qëlloi dot, por një tjetër roje ia preu krahun njërit prej djemve. Por, ata nuk u shqetësuan aspak nga kjo, madje, iu drejtuan Ebu Xhehelit dhe e sulmuan kaq fuqishëm, saqë ai menjëherë u rrëzua. Më pas ata e plagosën rëndë,*[72] *por, ngaqë nuk ishin mjeshtër të shpatës, nuk arritën ta vrisnin atë.*

Nga kjo ngjarje mund të kuptohet sesa të tmerrshme u dukeshin atyre që i kishin parë nga afër, tërë mizoritë që i bënin mekasit Profetit Muhammed[sa]. Edhe sot, kur një njeri i sinqertë i lexon në histori, i dridhet zemra dhe i rrëqethet trupi. Por medinasit i kishin dëgjuar ato drejtpërdrejt nga ata, që i dëshmuan dhe i përjetuan. Kur, në njërën anë, shikonin jetën e pastër dhe paqedashëse të Profetit Muhammed[sa] dhe, në anën tjetër, dëgjonin mizoritë çnjerëzore të mekasve, me siguri lëshonin psherëtimë të thellë dhe mendonin që Profeti[sa], për shkak të natyrës së tij të butë dhe paqedashëse, nuk u përgjigjej. Ata mendonin se mekasit po të ballafaqoheshin me ta, do të tregonin që në kohën kur muslimanët nuk e kthyen dhunën e tyre me të njëjtën monedhë, shkaku nuk ishte që muslimanët ishin të dobët, por ishte që ata nuk ishin lejuar prej Zotit për t'u dhënë kundërpërgjigje.

Gjendjen e muslimanëve mund ta përfytyrojmë edhe nga një ngjarje tjetër. Para se të fillonte beteja, Ebu Xheheli dërgoi një prijës

---

72 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab fedli men shehida Bedr.*

beduin për të gjurmuar sesa mund të ishin muslimanët. Ai kur u kthye, i tregoi që ata ishin treqind apo treqind e një çerek. Ebu Xheheli dhe shokët e tij u gëzuan pamasë kur e dëgjuan dhe bindshëm u shprehën: *Si do të shpëtojnë muslimanët nga ne?!* Por, beduini i ndërpreu dhe tha: *O mekas! Pavarësisht nga kjo, unë ju këshilloj që të hiqni dorë nga lufta me ta, sepse me aq sa i kam parë, ata nuk ishin thjesht njerëz të hipur në devetë e tyre. Aty ulërinte vdekja.*[73] Pra, sipas tij, çdokush prej muslimanëve kishte ardhur për t'u flijuar në betejë, e jo për t'u kthyer i gjallë, andaj, nuk ishte e lehtë që mohuesit të përballeshin me ta.

## Përmbushja e një profecie të madhe

Kur u afrua koha e nisjes së betejës, Profeti Muhammed[sa] nga atje ku qe ulur dhe bënte lutje, doli jashtë dhe tha:

سَيُهۡزَمُ الۡجَمۡعُ وَ يُوَلُّوۡنَ الدُّبُرَ

*"Aleanca (e armiqve) do të thyehet dhe do t'ia mbathë".*[74],[75]

Këto fjalë ishin një paralajmërim i Kuranit Famëlartë, që ishte shpallur që në Mekë dhe që parashikonte pikërisht këtë betejë. Në Mekë, kur muslimanëve po u ushtrohej çdolloj mizorie nga mekasit dhe disa prej tyre mërgonin andej-këtej, Zoti i Lartësuar i zbriti Profetit[sa] këto ajete:

---

73 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1295 *Hixhri,* f. 16; *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1936, f. 274.

74 Kurani Famëlartë 54:45.

75 *Buhariu, Kitabut-tefsir, tefsir sureti ikterabatis-sa'ah, bab keuluhu sajuhzamul-xhem'u.*

وَ لَقَدْ جَآءَ اٰلَ فِرْعَوْنَ النُّذُرُ ۝ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا كُلِّهَا فَاَخَذْنٰهُمْ اَخْذَ
عَزِيْزٍ مُّقْتَدِرٍ ۝ اَكُفَّارُكُمْ خَيْرٌ مِّنْ اُولٰٓئِكُمْ اَمْ لَكُمْ بَرَآءَةٌ فِي الزُّبُرِ ۝
اَمْ يَقُوْلُوْنَ نَحْنُ جَمِيْعٌ مُّنْتَصِرٌ ۝ سَيُهْزَمُ الْجَمْعُ وَ يُوَلُّوْنَ الدُّبُرَ ۝
بَلِ السَّاعَةُ مَوْعِدُهُمْ وَ السَّاعَةُ اَدْهٰى وَ اَمَرُّ ۝ اِنَّ الْمُجْرِمِيْنَ فِيْ ضَلٰلٍ وَّ
سُعُرٍ ۝ يَوْمَ يُسْحَبُوْنَ فِي النَّارِ عَلٰى وُجُوْهِهِمْ ؕ ذُوْقُوْا مَسَّ سَقَرَ ۝ [76]

*(O banorët e Mekës!) Edhe njerëzve të Faraonit u patën ardhur alarmimet, por ata i mohuan të gjitha shenjat Tona. Prandaj, Ne i kapëm ata, ashtu siç kap një Mbizotërues (i Madh) dhe i Plotfuqishëm. Këta mohuesit tuaj a janë më të mirë sesa mohuesit e mëparshëm, apo keni ndonjë premtim të pandëshkueshmërisë në Librat e mëparshëm?! Apo ata thonë: Jemi një popull që nuk mund të thyhet. (Le t'i flasin këto gjëra) Aleanca (e armiqve) do të thyhet dhe do t'ia mbathë. Madje, ora e tyre është premtuar. Ajo orë do të jetë shkatërrimtare dhe e hidhët. Keqbërësit, patjetër, do të dalin të humbur, do të hidhen në gropa zjarri. Atë ditë, ata do të tërhiqen prej fytyrash drejt zjarrit (dhe do t'u thuhet) "Shijoni ndëshkimin!"*

Këto ajete janë të *sures El-Kemer*, e cila, sipas të gjitha burimeve islame, ishte zbritur në Mekë. Edhe sipas dijetarëve muslimanë kjo *sure* zbriti midis periudhës nga viti i pestë deri në vitin e dhjetë pas

[76] Kurani Famëlartë 54:42-49.

profetizmit të Muhammedit[sa]. Domethënë, më së largu tre vjet dhe më së afërmi tetë vjet para mërgimit. Edhe studiuesit evropianë e vërtetojnë këtë gjë. Noldeku (Theodor Noldeke) pohon që kjo *sure* i përket vitit të pestë pas profetizmit. Kurse Veri (Elwood Morris Wherry) thotë që data e zbritjes së kësaj *sureje* e përcaktuar nga Noldeku është para kohe dhe, sipas tij, ajo duhet të ketë zbritur afërsisht në vitin e gjashtë apo të shtatë para mërgimit. Kjo do të thotë se, sipas Verit koha e zbritjes së *sures El-Kemer* është afërsisht në vitin gjashtë apo të shtatë pas profetizmit. Shkurt, edhe kundërshtarët e muslimanëve pohojnë që kjo *sure* ishte zbritur disa vite para mërgimit. Sa i qartë ka qenë paralajmërimi i kësaj beteje, që u dha në një kohë kaq të hershme, në të cilin u fol shkoqur se si ata do të katandiseshin keq! Sërish, befasohesh duke parë sesi Profeti Muhammed[sa] ua lexoi muslimanëve pikërisht këto vargje, pak çaste para se të fillonte beteja dhe në këtë mënyrë ua tërhoqi vëmendjen që koha e përmbushjes së premtimit të Zotit, tashmë ishte afruar.

Kishte ardhur koha, që e kishte parashikuar edhe Profeti Isaia,[77] dhe të cilën e kishte përsëritur edhe Kurani Famëlartë, gjashtë apo tetë vjet para së të fillonte lufta. Për këtë arsye, pavarësisht se muslimanët ishin të papërgatitur për këtë luftë dhe pavarësisht se edhe mohuesve u kishin dhënë këshillë disa miq të tyre që të hiqnin dorë nga ajo, prapëseprapë lufta filloi. 313 njerëz, shumica prej të cilëve ishin të papërvojë dhe të gjithë pa pajime luftarake, u radhitën për t'u ballafaquar me ushtrinë e sprovuar të mohuesve, që përbëhej nga më shumë se 1000 trupa. Beteja nisi dhe vetëm për disa orë, u vranë krerët e lartë të Mekës. Ndodhi ashtu siç kishte parashikuar

[77] Bibla, Isaia 21:13-17.

Profeti Isaia[as]. Ra madhështia e Kedarit dhe, duke lënë ca të vrarë e ca të burgosur, ushtria mekase ia mbathi. Ndër të burgosurit, ishte edhe Abasi[ra], xhaxhai i Profetit Muhammed[sa], i cili gjithmonë e mbështeste Profetin[sa], por mekasit e kishin detyruar të vinte me ta në këtë betejë. Po ashtu, një tjetër i burgosur ishte Ebul Asi, bashkëshorti i së bijës së madhe të Profetit[sa]. Ndërsa, ndër të vrarët ishte edhe Ebu Xheheli, kryekomandanti i ushtrisë mekase dhe armiku më i fortë i fesë Islame.

## Të burgosurit e betejës së Bedrit

Profeti[sa] ishte i gëzuar nga kjo fitore, sepse u përmbushën ato profeci që ai kumtonte vijueshmërisht për katërmbëdhjetë vjet, si dhe profecitë që kishin dhënë edhe profetët e mëparshëm rreth kësaj dite. E megjithatë, përpara tij ishte edhe pësimi i keq i kundërshtarëve. Dikush tjetër edhe do të kërcente nga gëzimi po të ishte në vendin e tij. Por, atij dhe Ebu Bekrit, shokut të tij besnik, i lotonin sytë kur i panë të burgosurit e lidhur me litarë, që po kalonin pranë tyre. Omeri[ra], i cili më vonë do të bëhej Kalifi i Dytë i Profetit[sa], u befasua kur pa të Dërguarin e Allahut[sa] të shqetësuar në këtë ditë fitoreje dhe gëzimi. *"O i Dërguari i Allahut*[sa]*"*, pyeti ai, *"më tregoni edhe mua se përse po qani sot? Edhe unë do të qaj nëse do ta di shkakun. Ose të paktën do t'ju shpreh ngushëllimet e mia për shqetësimin tuaj". "A nuk sheh o Omer, se si mekasit po vuajnë sot për shkak se nuk ia vunë veshin fjalës së Zotit të Lartësuar?!"* iu përgjigj Profeti[sa].[78]

Pas betejës, u dëshmua hijshëm drejtësia e Profetit[sa], për të cilën flet disa herë edhe Profeti Isaia[as] në parashikimet e tij. Gjatë

[78] *Muslimi, Kitabul-xhihad, bab el-murad bil-melaikati fi gezueti Bedr.*

kthimit për në Medinë, Profetisa dhe sahabëtra e tij qëndruan në një vend për të kaluar natën. Profetisa u shtri për të fjetur, por sahabëtra vunë re se atë nuk e merrte gjumi. Ata panë që edhe Abasira, xhaxhai i tij, nuk po flinte, madje rënkonte nga dhimbjet e shkaktuara prej litarëve që e kishin shtrënguar fort. Menduan se ky duhet të jetë shkaku i shqetësimit të Profetitsa. Pasi u këshilluan me njëri-tjetrin, ia liruan litarët Abasitra dhe nga ky lehtësim, atë e zuri gjumi dhe më pas edhe Profetisa fjeti. Nuk kishte kaluar shumë kohë, që Profetisa u zgjua i tronditur. *"Përse Abasira është i heshtur? Përse nuk po ia dëgjoj rënkimet?"* Ai dyshonte që Abasira mos kishte humbur ndjenjat. Sahabëtra thanë: *"O i Dërguari i Allahutsa! Duke parë dhimbjen tuaj, atij ia liruam litarët"*. Profetisa tha: *"Jo! Nuk duhet të bëni padrejtësi! Nëse Abasira është i afërmi im, edhe të burgosurit e tjerë janë të afërmit e të tjerëve. Lirojini litarët e të gjithë të burgosurve, që të flenë rehat edhe ata, ose shtrëngojani edhe Abasitra!"* Sahabëtra i liruan të tërë duke marrë mbi vete gjithë sigurinë e tyre.[79] Profetisa vendosi që të burgosurit e arsimuar të liroheshin, nëse secili prej tyre si shpagim do të arsimonte nga dhjetë djem të Medinës. Disa që nuk kishin të afërm që të jepnin shpagim për ta, u liruan falas. Ndërsa, prej të pasurve u mor shpagimi sipas mundësive të tyre. Në këtë mënyrë, Profetisa i dha fund zakonit të vjetër për të skllavëruar të burgosurit.

## Beteja e Uhudit

Ushtria e mohuesve morën arratinë në betejën e Bedrit, por gjatë ikjes, i njoftuan muslimanët që vitin tjetër sërish do ta mësynin Medinën dhe do të hakmerreshin me ta për humbjen e tyre. Një

[79] *Esadul-Gabah*, vëll. III, Rijad, 1286 *Hixhri,* f. 109.

vit pas Bedrit, ata me të vërtetë sulmuan, kësaj radhe me të gjitha përgatitjet e nevojshme. Mllefi i tyre ishte aq i zjarrtë, saqë pas humbjes së betejës, ata kishin urdhëruar njerëzit e tyre që askush të mos lejohej të vajtonte të vdekurit. Edhe për të ardhurat që u vinin nga karvanët tregtarë, kishin vendosur që të ruheshin për luftën. Pra, pas një përgatitjeje të gjithanshme, ushtria mekase, që përbëhej nga më shumë se tre mijë ushtarë, nën komandën e Ebu Sufjanit, e sulmoi Medinën. Profeti Muhammed[sa] u këshillua me sahabët [ra] e tij nëse duhej të ballafaqoheshin me të duke qëndruar në Medinë, apo jashtë saj? Vetë Profeti[sa] mendonte që armiku le të vinte e t'i sulmonte muslimanët, në mënyrë që përgjegjësinë e nisjes së betejës ta mbante ai, kurse muslimanët lehtësisht t'i bënin ballë duke qëndruar në vendin e tyre. Por, ata të rinj, që nuk kishin marrë pjesë në betejën e Bedrit, të cilët i brente zemra që kishin humbur shansin për të rënë dëshmorë në rrugën e Zotit, këmbëngulën që kësaj radhe të mos privoheshin nga flijimi. Profeti[sa] i dëgjoi. Gjatë marrjes së këshillës prej tyre, ai u tregoi edhe një ëndërr të tij. Ai u tha:

> *"Pashë një lopë në ëndërr. Pashë që maja e shpatës sime u copëtua. Pashë që lopa po therej. Unë e kisha futur dorën në një parzmore të fortë e të sigurt. Unë gjithashtu pashë që kisha hipur mbi një dash".*

Sahabët e pyetën: *"Si e interpretoni këtë ëndërr, o i Dërguari i Allahut*[sa]*?"* Ai tha: *"Me therjen e lopës nënkuptohet që disa nga sahabët e mi do të bien dëshmorë; me rënien e majës së shpatës sime, duket se ndonjë afërm imi shumë i rëndësishëm do të martirizohet ose ndoshta vetë unë do të pësoj ndonjë dëm; me dorën time që kisha në parzmore, kuptoj që qëndrimi ynë në Medinë do të jetë më mirë; për sa i përket*

*hipjes mbi dash, më duket se kryekomandanti i ushtrisë së mohuesve do të bjerë në dorën tonë, domethënë, ai do të vritet nga muslimanët"*.[80]

Nga kjo ëndërr, edhe pse u ishte bërë e qartë muslimanëve se qëndrimi në Medinë do të ishte më mirë për ta, Profeti[sa] pranoi mendimin e shumicës dhe vendosi për të luftuar jashtë Medinës, duke qenë se interpretimi i ëndrrës u bë nga vetë ai dhe jo i shpallur nga Zoti. Teksa po dilte ai, të rinjtë u penduan dhe iu lutën: *"O i Dërguari i Allahut*[sa]*! Tani e kuptuam që mendimi juaj është i drejtë. Ne duhet të përballemi me armikun duke qëndruar në Medinë"*. Por, Profeti[sa] tha: *"I Dërguari i Zotit një herë kur vesh parzmoren, nuk e heq më. Çfarëdo që të ndodhë, ne do të ecim përpara. Nëse do të tregoni durim, do të keni ndihmën e Zotit"*.[81] Pastaj, me një ushtri prej një mijë sahabësh, ai u nis nga Medina dhe u vendos disa kilometra larg për të kaluar natën. Profeti[sa] kur i afrohej ushtrisë së armikut, gjithmonë i jepte mundësi ushtrisë së vet që të çlodhej, në mënyrë që muslimanët t'i bënin gati të gjitha pajimet. Kur Profeti[sa] doli për mbikëqyrje, pas namazit të sabahut, u njoftua se kishin ardhur edhe ca hebrenj, të cilët pretendonin t'i ndihmonin fiset aleate. Ngaqë ai ishte në dijeni për intrigat e tyre, dha urdhër që ata të ktheheshin. Abdullah bin Ubai bin Sululi, kreu i hipokritëve, u ankua për ndalesën e miqve të tij, që sipas tij, kinse u kishin ardhur për ndihmë muslimanëve në luftë. Me gjithë 300 shokët e tij, edhe ai u bë gati për t'u kthyer, duke bërtitur që tanimë kjo nuk do të ishte luftë,[82] por një thirrje për vetëvrasje. Rrjedhimisht, numri i muslimanëve u reduktua në

[80] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 230-231.

[81] *Buhariu, Kitabul-itisam bil-kitab ues-suneti, bab keulillahi ta'ala "Ue emruhum shura bejnahum"*.

[82] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 68.

700, që nuk ishte as një e katërta e ushtrisë së mohuesve, e cila, edhe nga pajimet luftarake ishte shumë herë më e fuqishme sesa ushtria muslimane. Ushtria mohuese kishte 700 ushtarë me parzmore, ndërsa muslimanët kishin vetëm 100 të tillë; mohuesit kishin 200 kalorës, kurse muslimanët kishin vetëm 2 kuaj.

Më në fund, Profetisa mbërriti në Uhud. Për të mbrojtur një kodër strategjike, ai vendosi 50 ushtarë për siguri nga çdo sulm i mundshëm. Ai e porositi prerazi komandantin e tyre që nga kjo pikë, që ishte shumë e rëndësishme, të mos largohej në asnjë mënyrë, edhe sikur muslimanët të vriteshin apo të fitonin betejën.[83] Më pas, me 650 muslimanë të mbetur, që tashmë ishin reduktuar deri në një të pestën e ushtrisë kundërshtare, Profetisa eci përpara për t'u ballafaquar me armikun. Lufta nisi dhe me ndihmën e Allahut të Lartësuar, vetëm në disa orë, tre mijë ushtarë të stërvitur të Mekës morën arratinë përballë gjashtëqind e pesëdhjetë muslimanëve.

## Fitorja e shndërruar në humbje

Muslimanët e ndoqën armikun. Ushtarët që ishin caktuar mbrojtës në kodrën strategjike që gjendej mbrapa fushëbetejës, i kërkuan komandantit të tyre që të lëviznin nga pozicioni i tyre, pasi tashmë armiku ishte thyer dhe se ishte koha që edhe ata të përfitonin nga bekimet e *xhihadit*. Komandanti i ndaloi duke ua kujtuar porosinë e të Dërguarit të Allahutsa, por ata argumentuan se Profetisa e kishte thënë sa për të treguar rëndësinë e kësaj pike dhe sipas tyre, ai kurrë nuk donte që ata të mbeteshin në kodër edhe në kohën kur armiku të kishte marrë arratinë. Ata e lëshuan kodrën

83 *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 69-70.

dhe zbritën në fushën e betejës. Halid bin Uelidi, që më vonë do të bëhej një komandant shumë i rëndësishëm i fesë Islame, por tani gjendej në ushtrinë armike që po arratisej, e pa kodrën të zbrazët, në të cilën kishin mbetur vetëm disa ushtarë me komandantin e tyre. Ai menjëherë thirri Amr bin El-Asin, komandantin tjetër të ushtrisë së tij, që t'i hidhte një sy kodrës. Ai e kuptoi që gjeti një shans, i cili për të kishte rëndësi jetësore. Të dy komandantët i mblodhën trupat e tyre që po ia mbathnin, iu ngjitën kodrës dhe ata pak muslimanë që kishin mbetur për mbrojtjen e kësaj pike strategjike, i vranë dhe i copëtuan. Armiku tani do ta sulmonte ushtrinë muslimane nga mbrapa. Edhe pjesa tjetër që ishte para dhe që po ikte, duke dëgjuar parullat e tyre të fitores, iu kthye fushëbetejës, ku më nuk ishte ndonjë ushtri e mirëfilltë e muslimanëve që t'i bënte ballë këtij sulmi të menjëhershëm, sepse ata ishin shpërndarë andej-këtej duke i ndjekur mohuesit. Në fushë dukej aty-këtu ndonjë ushtar i vetëm, disa prej të cilëve mohuesit i vranë menjëherë. Disa të tjerë, në hutim e sipër, ia dhanë vrapit mbrapa. Disa sahabë të tjerë, që maksimumi mund të ishin tridhjetë veta, u turrën ta shpëtonin Profetin[sa] dhe e rrethuan atë.[84] Mohuesit e sulmuan fort pikërisht vendin ku gjendej Profeti[sa]. Në mbrojtjen e tij, sahabët filluan të binin dëshmorë njëri pas tjetrit. Përveç shpatëmbajtësve që sulmonin në fushë, ishin edhe harkëtarët nëpër kodra, që qëllonin breshëri shigjetash drejt tij. Në ato momente, duke parë që të gjitha shigjetat e armikut vinin drejt fytyrës së Profetit[sa], Talha[ra], njëri ndër *kurejshët* dhe *muhaxhirët* (mërgimtarët), ngriti dorën e tij për ta mbrojtur fytyrën e Profetit[sa]. Shigjetat, njëra pas tjetrës, ia shponin dorën, por kryetrimi dhe sahabi besnik nuk e lëvizi aspak. Nga ky vërshim i shigjetave, dora e tij u gjymtua përjetë dhe atij i mbeti vetëm një dorë. Pas shumë vitesh,

84 *Zekrkani*, vëll. II, f. 35.

gjatë kohës së Kalifit të Katërt të Islamit, kur kishte krisur kryengritja midis muslimanëve, një armik me tallje e quajti Talhanë *"sakat"*. Një tjetër sahab që dëgjonte, i tha: *"Po është sakat, por sa sakat i bekuar që është! A di që ai u gjymtua duke mbrojtur fytyrën e të Dërguarit të Allahutsa?!"* Pasi mbaroi beteja e Uhudit, dikush e pyeti Talhanë: *"A nuk ndieje dhimbje kur shigjetat ta përshkonin dorën? Nuk rënkove as për të thënë "ah"?"* Talha iu përgjigj: *"Sigurisht që më dhembte. Edhe rënkimet i kisha te goja. Por nuk rënkoja që të mos më lëvizte dora dhe të mos e qëllonte ndonjë shigjetë fytyrën e të Dërguarit të Allahutsa".*

Por, kaq pak njerëz deri kur do t'i bënin ballë një ushtrie të madhe si ajo e mekasve! Një grup ushtarësh i shtyu sahabëtra i dërrmoi dhe i doli përballë Profetitsa. Tani ai po qëndronte i vetëm si një mal, përballë ushtrisë së armikut, kur, dikush i ra fuqishëm me gur, i cili ia goditi përkrenaren, një gozhdë e së cilës u ngul në kokën e Profetitsa. Ai humbi ndjenjat dhe u rrëzua mbi kufomat e sahabëve të tij të martirizuar që shtriheshin kudo.[85] Pastaj, edhe disa sahabë të tjerë u martirizuan duke e mbrojtur trupin e Profetitsa dhe kufomat e tyre ranë mbi të. Duke parë që trupi i Profetitsa po gjendej diku midis pirgut të kufomave, mohuesit menduan se ai kishte vdekur.

Ushtria mekase u tërhoq një hap mbrapa për t'u mbledhur edhe një herë. Ndër sahabët që ishin sprapsur nga mekasit, ishte edhe Omerira, i cili, kur pa që në fushë nuk kishte asnjë luftëtar, kujtoi se Profetisa u martirizua. Ai kryetrim, që më vonë kur luftoi me zjarr e me hekur me perandorinë bizantine dhe atë perse njëherësh, nuk e kishte lëshuar veten, atë çast, i ulur mbi një gur po qante si fëmijë. Ndërkohë erdhi një sahab i quajtur Enes ibni Nedrra, i cili, pasi

85 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, Egjipt, 1295 *Hixhri,* f. 84.

muslimanët e kishin marrë betejën, ishte kthyer nga fusha, sepse nuk kishte ngrënë që nga mbrëmë dhe donte të ushqehej. Pas fitores, ai kishte marrë ca hurma dhe ishte larguar nga fushëbeteja për ta shuar urinë që gërryente. Ende po mbante gëzimin e fitores, ndërkohë e pa Omerin[ra] duke qarë. I shtangur e pyeti: *Përse po qan o Omer, tani në këtë kohë gëzimi?!* Omeri[ra] tha: *"O Enes, mbase u largove menjëherë pas fitores dhe nuk e dite që ushtria e mohuesve u kthye nga mbrapa kodrës dhe e sulmoi sërish ushtrinë muslimane. Ngaqë muslimanët ishin të shpërndarë, asnjëri prej tyre nuk rezistoi dot. I Dërguari i Allahut[sa] që kishte mbetur vetëm me disa sahabë, duke luftuar me armikun, u martirizua*". Enesi[ra] tha: *"Omer! Nëse kjo është e vërtetë, atëherë çfarë po bën këtu? Le të shkojmë edhe ne në botën ku ka shkuar i dashuri ynë*". Ai iu drejtua hurmës së fundit që i kishte mbetur në dorë: *"Përveç teje çfarë pengese ekziston midis meje dhe xhenetit?!"* dhe e hodhi poshtë. Pas këtyre fjalëve, ai e ngjeshi shpatën dhe u turr në ushtrinë e armikut. Ç'mund të bënte vallë një njeri i vetëm përballë tre mijë ushtarëve! Por, qoftë edhe një shpirt i vetëm, i kredhur në adhurimin e Zotit të Vetëm, do të ishte i rëndë për shumë veta. Enesi[ra] rrëfeu një trimëri të tillë midis armiqve, saqë ata u shtangën. Por, ai u lëndua keqas, u rrëzua, por edhe në atë gjendje u përpoq t'i sulmonte armiqtë nga t'i vinin. Më në fund, mohuesit e sulmuan ujqërisht dhe e masakruan në atë mënyrë, që pas betejës u gjetën deri në shtatëdhjetë copa të trupit të tij. Kufoma e tij nuk identifikohej. Motra e tij, vetëm kur dalloi një gisht të tij, tha: *"Ky është vëllai im*".[86]

Ata sahabë[ra] që kishin qenë rreth Profetit[sa] të cilët qenë sprapsur nga kundërshtarët, tani ishin grumbulluar sërish pranë Profetit[sa]. Ata e morën trupin e tij të bekuar dhe Ubejda bin El-Xherahu[ra], njëri

[86] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 88.

prej tyre, me dhëmbët e tij e nxori me forcë gozhdën që ishte ngulur në kokën e Profetit[sa]. Nga kjo, Ubejdasë i ranë dy dhëmbë. Pas pak çastesh, Profetit iu kthye vetëdija. Sahabët[ra] menjëherë dërguan kumtues në të gjitha anët që t'i mblidhnin muslimanët. Ata filluan të grumbulloheshin dhe më pas Profeti[sa] së bashku me ta, shkoi në rrëzë të malit. Ndërkohë erdhi Ebu Sufjani, kryekomandanti i ushtrisë së mohuesve, dhe thirri me zë të lartë: *"Ne e vramë Muhammedin!"* Profeti nuk iu përgjigj, nga droja se armiku nëse zbulonte të vërtetën, do ta sulmonte përsëri dhe muslimanët e plagosur sërish do të bëheshin gjahu i tij. Kur nuk shkoi asnjë përgjigje nga ushtria islame, Ebu Sufjani besoi se mendimi i tij ishte i vërtetë. Pastaj, ai përsëri thirri me zë të lartë: *"E vramë edhe Ebu Bekrin!"* Profeti[sa] e urdhëroi edhe Ebu Bekrin që të mos i përgjigjej. Pastaj Ebu Sufjani tha: *"E vramë edhe Omerin!"* Omeri ishte një njeri i flaktë dhe donte t'i përgjigjej se me bekimin e Zotit ishin mirë dhe ishin gati për të luftuar edhe një herë, por Profeti[sa] e ndaloi edhe atë duke i thënë që të mos i fuste në vështirësi muslimanët e tjerë. Mohuesit tashmë ishin të bindur që kishin vrarë themeluesin e Islamit, krahun e tij të djathë dhe atë të majtë. Nga gëzimi, Ebu Sufjani dhe shokët e tij lëshuan parullën:

أُعْلُ هُبُلُ- أُعْلُ هُبُلُ-

*"Lavdi i qoftë idhullit Hubul, Lavdi i qoftë idhullit Hubul!"*.

Profeti Muhammed[sa], që deri në atë çast kishte heshtur e madje i kishte ndaluar të flisnin edhe Ebu Bekrin e Omerin, në mënyrë që ata pak muslimanë të lënduar që kishin mbetur të mos martirizoheshin, nga kjo parullë e mohuesve nuk e përmbajti veten dhe me zë të lartë u kërkoi sahabëve: *"Pse nuk po i përgjigjeni?"*. Ata thanë: *"Si*

*t'i përgjigjemi o i Dërguari i Allahut*[sa]*?"* Për t'u treguar se ata po gënjenin dhe lavdia nuk i takonte Hubulit, Profeti[sa] i urdhëroi që të thërrisnin:

اللهُ اَعْلٰى وَ اَجَلُّ۔ اللهُ اَعْلٰى وَ اَجَلُّ

*"Allahu është më i Larti dhe më i Nderuari;*
*Allahu është më i Larti dhe më i Nderuari".*[87]

Në këtë mënyrë, Profeti[sa] ia dha armikut lajmin që ai ishte ende gjallë. Kjo përgjigje kryelarte dhe e guximshme ndikoi kaq fort në zemrat e mohuesve, saqë ata mbetën të shtangur dhe shpresat e tyre u rrëzuan përnjëherë. Edhe pse para tyre ishte një grusht muslimanësh, të lënduar e të dërrmuar, të cilët, logjikisht, mund të vriteshin fare lehtë, ata nuk e morën dot guximin. Të kënaqur nga aq fitore që kishin marrë, ata u kthyen potershëm në Mekë.

Beteja e Uhudit që fillimisht muslimanëve u erdhi si një fitore, më vonë u kthye në humbje, e cila dukej e tillë vetëm në pamje të parë. Në të vërtetë, ajo siguroi një shenjë të madhe të vërtetësisë së Profetit Muhammed[sa]. Në këtë betejë, sipas paralajmërimit të Profetit[sa], muslimanët së pari gëzuan fitore; Profetit iu vra xhaxhai i tij i dashur, Hamza[ra]; u vra kryekomandanti i ushtrisë së armikut, që në sulmin e parë; Profeti[sa] vetë u lëndua dhe shumë nga sahabët e tij u martirizuan.

---

87 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab gezueti Uhud*; *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, f. 270.

Përveç kësaj, muslimanët gjetën mundësi të tregonin një devotshmëri dhe besim që mbeten të pashembullta në histori. Disa ngjarje u përmendën më lart, por është me vlerë të përmendim këtu edhe një ngjarje tjetër, e cila tregon se sa shumë ua kishte forcuar besimin sahabëve të tij, shoqërimi me Profetin Muhammed[sa]. Profeti[sa] kaloi në rrëzë të malit dhe kur armiku u tërhoq mbrapa, Profeti[sa] caktoi disa sahabë[ra] të shkonin në fushë dhe t'i shikonin të lënduarit. Në këtë kërkim, një sahab mbërriti te një ensar (musliman medinas). E pa që ai ishte në gjendje të rëndë, madje në grahmat e fundit. I lënduari, pasi i dëgjoi përshëndetjen *Selamalejkum*, ia zgjati dorën që po i dridhej. Ai menjëherë ia shtrëngoi. I lënduari tha se mezi po priste të gjente ndonjë vëlla. Ngaqë ai ishte në momentet e fundit të jetës, sahabi e pyeti nëse donte t'u jepte ndonjë mesazh anëtarëve të tij të familjes. Sahabi duke vdekur, tha: *"Po, dua që t'i përcjellësh selamin familjes sime dhe thuaju që unë po vdes, por po ju lë pas një amanet të shenjtë të Zotit të Lartësuar, të Dërguarin e Allahut[sa]. O vëllezër dhe farefisi im! Ai është i Dërguari i vërtetë i Zotit dhe shpresoj që ju nuk do të ngurroni për të dhënë jetën për mbrojtjen e tij dhe që porosinë time gjithnjë do ta keni parasysh"*.[88]

Zakonisht, para vdekjes, njeriut i lindin në zemër lloj-lloj porosish për t'ua dhënë familjarëve. Por këta njerëz ishin bërë kaq vetëmohues duke qëndruar pranë Profetit Muhammed[sa], saqë nuk u binte ndërmend as për bijtë e as për gratë e tyre, as për paratë e as për pasuritë e tyre. Atyre u rrinte në zemër vetëm qenia e Profetit[sa]. Ata e dinin se shpëtimi i botës është i lidhur me të. Edhe fëmijët e tyre, nëse do të rronin, nuk do të mund të bënin diçka të madhe, por nëse

[88] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 100-101.

do të flijoheshin duke mbrojtur këtë shpëtimtar, atëherë edhe pse do të largoheshin nga kjo botë, bota do të këndellej falë tyre, ndërsa njeriu i shtrënguar nga kthetrat e shejtanit, do të lirohej. Ata e dinin se jeta dhe shpëtimi i gjithë bijve të Ademit ishte shumë herë më e rëndësishme sesa jeta e tyre dhe e familjarëve të tyre.

Sidoqoftë, Profeti Muhammed[sa] i mblodhi të lënduarit dhe të martirizuarit. Të parët u mjekuan, ndërsa për të vrarët u organizua varrimi. Atëherë Profeti[sa] pa që mohuesit mizorë ua kishin prerë hundët e veshët disa muslimanëve dëshmorë. Njëri ndër ata që u ishte bërë kjo mizori, ishte vetë Hamzai[ra], xhaxhai i Profetit[sa]. Profeti[sa] u prek shumë nga kjo pamje dhe tha: *"Mohuesit me aktin e tyre vetë e justifikuan atë hakmarrje, që ne e quanim të ndaluar"*. Por, Zoti i Lartësuar i dërgoi shpallje Profetit[sa] duke thënë: *"Lërini mohuesit të bëjnë atë që dëshirojnë. Ju gjithnjë duhet të vazhdoni të veproni me drejtësi dhe paqe!"*[89]

## Kthimi nga beteja e Uhudit dhe ndjenjat sakrifikuese të medinasve

Kur ushtria islame po nisej për t'u kthyer, lajmi i martirizimit të Profetit[sa] dhe i çorientimit të muslimanëve kishte mbërritur në Medinë. Gratë dhe fëmijët vraponin marrëzisht drejt Uhudit. Shumica prej tyre u ndalën gjatë rrugës kur e morën vesh të vërtetën, por, një grua e fisit Benu Dinar, në ecje e sipër, mbërriti deri afër Uhudit. Asaj i ishin vrarë në luftë bashkëshorti, vëllai dhe babai dhe siç përmendet në disa transmetime, edhe i biri. Gjersa po vraponte marrëzisht drejt Uhudit, asaj i thanë se i kishin vrarë babanë. Por,

[89] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 196.

ajo e pyeti kumtuesin: *"Më thuaj se si është i Dërguari i Allahut[sa]?"* Ngaqë lajmëtari ishte i sigurt që Profeti[sa] jetonte, ai i fliste me radhë për vdekjen e vëllait të saj, për vdekjen e bashkëshortit të saj dhe për vdekjen e të birit të saj, por ajo vetëm shprehej:

مَا فَعَلَ رَسُوْلُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ۔

*"O çfarë na bëri i Dërguari i Allahut[sa]!"*

Ka mundësi që kjo shprehje të duket e gabuar. Madje disa historianë kanë shkruar që ajo donte të thoshte se çfarë i kishte bërë Profeti[sa]. Në të vërtetë shprehja e saj nuk ishte e gabuar, madje shumë e drejtë dhe e ngjashme me shprehjet e grave që thonë në kësi rastesh. Gruaja zakonisht është shumë emocionale në shprehjen e ndjenjave të saj dhe disa herë edhe të vdekurve u drejtohet si të ishin të gjallë. Për shembull, kur i vdes burri apo djali ndonjë gruaje, duke vajtuar ajo i drejtohet dhe flet fjalë të tilla: *Me kë më ke lënë? Pse më le në këtë pleqëri?* etj. Padyshim që kjo është një shprehje që i del vetvetishëm kur njeriu përjeton ndonjë brengë të thellë. Kjo ishte edhe gjendja e asaj gruaje kur kishte dëgjuar lajmin e vdekjes së Profetit[sa]. Ajo nuk ishte gati ta pranonte atë të vdekur, por në anën tjetër, as nuk mund ta mohonte këtë gjë. Prandaj, nga pikëllimi i thellë vazhdonte të thoshte: *"Çfarë na bëri i Dërguari i Allahut[sa]?!"* Me një fjalë, ajo thoshte se si ka mundësi që një njeri kaq besnik u nda prej tyre.

Kur njerëzit panë që asaj me të vërtetë nuk i interesonte babai, vëllai apo bashkëshorti, e kuptuan se në çfarë gjendje ishte ajo. Dikush i tha: *"Oj nëna e filanit! I Dërguari i Allahut[sa], me bekimin e Zotit, është në gjendje të mirë"*. Ajo e pyeti: *"Më trego se ku gjendet ai?"*

Tjetri iu përgjigj *"Shko më tutje se aty e ke"*. Ajo vrapoi drejt Profetit[sa] dhe ia kapi këmishën duke thënë:

> *"Ty t'u flijofshin prindërit e mi o i Dërguari i Allahut! Nëse ti je mirë, nuk më shqetëson vdekja e askujt".*[90]

Jo vetëm burrat kishin dhënë shembujt e besimit që u përmendën pak më parë, por edhe gratë kishin rrëfyer këtë devotshmëri. Bota e krishterë gëzohet nga guximi i Maria Magdalenës dhe i shoqeve të saj, të cilat fshehurazi kishin mbërritur në mëngjes te varri i Jezusit[as]. Por, unë u them: Hajdeni dhe shikojini një herë edhe të devotshmit dhe flijuesit e të dashurit tim, se në çfarë rrethanash ata e mbështetën dhe në çfarë situatash e ngritën flamurin e njëshmërisë së Zotit.

Le të shohim një tjetër rast të devotshmërisë së tillë. Pas varrimit të dëshmorëve, kur Profeti[sa] u kthye në Medinë, gratë dhe fëmijët e prisnin me krahëhapur. Frerin e devesë së tij e kishte mbajtur Sad bin Muadhi[ra], një kryetar i Medinës, i cili ecte krenarisht me hapa të shpejtë. Sikur thoshte: Shikoni se e sollëm të sigurt në shtëpi të Dërguarin e Allahut[sa]! Pranë qytetit ai pa nënën e tij duke ardhur, të plakur, me shikimin të dobësuar. Në betejën e Uhudit asaj i ishte vrarë djali tjetër, Amr bin Muadhi[ra]. Sad bin Muadhi[ra] tha: *"O i Dërguari i Allahut[sa] po vjen nëna ime!" "Ardhtë me bekimet e Zotit të Lartësuar"*, u shpreh Profeti[sa]. Me atë shikim të molisur, e moshuara u përpoq ta kërkonte Profetin[sa] andej-këtej. U gëzua vetëm kur e njohu fytyrën e tij. Profeti[sa] tha: *"Nënë! Ngushëllime! Të është martirizuar djali!"* Gruaja e mirë tha: *"Nëse ju ju kam gjetur shëndoshë e mirë, atëherë*

90 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 265.

*dijeni se e kam pjekur dhe gëlltitur vështirësinë".*[91] Çfarë shprehje të bukur ka përdorur ajo në gjuhën arabe: *E kam pjekur mirë fatkeqësinë time dhe e kam gëlltitur!* Fjalët e saj rrezatojnë ndjenja të thella dashurie. Zakonisht brengë është ajo që njeriun e ha dhe e bren, por kjo plakë, së cilës iu thye mbështetja e pleqërisë, me ç'trimëri e tha se brenga e saj nuk mund të guxonte ta hante atë, gjersa pa që Profeti[sa] ishte gjallë. Ajo e gëlltiti brengën. Madje, sipas saj, vdekja e djalit nuk do t'i sillte shkatërrim, përkundrazi, ngaqë ai ka vdekur për hir të të Dërguarit të Allahut[sa] asaj iu shtuan forcat akoma më shumë. O ensarë! U flijofsha për ju! Sa shumë shpërblime keni fituar!

Profeti Muhammed[sa], në këtë mënyrë, u kthye në Medinë shëndoshë e mirë. Ndonëse shumë muslimanë u vranë dhe shumë të tjerë u plagosën në këtë betejë, megjithatë, ajo nuk mund të quhej humbje për ta. Duke marrë parasysh ngjarjet që kam përmendur më lart, rezulton që ajo ishte një fitore madhore, një fitore që mund t'ua shtojë dhe do t'ua shtojë besimin muslimanëve deri në ditën e Kiametit.

Pas mbërritjes në Medinë, Profeti[sa] nisi sërish misionin e tij kryesor, domethënë, mbrujtjen, edukimin dhe pastrimin shpirtëror, megjithatë, këtë detyrë nuk arrinte ta përmbushte lehtësisht. Pas ngjarjes së Uhudit, hebrenjtë u bënë më të guximshëm dhe hipokritët filluan të ngrinin kryet akoma më lart. Atyre iu duk sikur shfarosja e Islamit ishte në dorën e njeriut. Hebrenjtë filluan ta shqetësonin Profetin[sa] në mënyra të ndryshme. Thurnin vargje të pamoralshme ku përmendeshin ai dhe njerëzit e familjes së tij. Një herë atij iu desh të shkonte në kështjellën e tyre për të zgjidhur një grindje. Aty ku qe ulur ai, hebrenjtë planifikuan ta martirizonin duke rrëzuar mbi të

[91] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 267-268.

një pllakë guri. Por, Zoti i Lartësuar e njoftoi në kohë dhe ai, pa folur fare, u çua dhe u kthye.[92] Më vonë hebrenjtë e pranuan fajin e tyre.

Gratë muslimane gjithashtu, çnderoheshin nëpër pazare. Në një incident të tillë, një musliman humbi jetën. Një herë, hebrenjtë vranë një vajzë muslimane duke e goditur me gur disa herë në kokë. Ajo dha jetën duke u përpëlitur. Prej të gjitha këtyre shkaqeve, muslimanët u detyruan të luftonin edhe me hebrenjtë, por nuk i vranë ata, duke mos vepruar sipas traditës arabe dhe hebraike. Ata i liruan hebrenjtë vetëm me kushtin që ata të largoheshin nga Medina. Kështu që, njëri prej dy fiseve të tyre, mërgoi drejt Sirisë, ndërsa nga fisi tjetër, një pjesë mërgoi në Siri dhe pjesa tjetër në qytetin Khejber, që ndodhej në veri të Medinës. Khejberi ishte qendra e hebrenjve në Arabi në të cilën kishte kështjella shumë të fortifikuara.

## Urdhri për ndalimin e pirjes së alkoolit dhe ndikimi i tij i jashtëzakonshëm

Në kohën midis betejës së Uhudit dhe asaj që po vinte më pas, bota dëshmoi një shembull që ilustron shumë qartë se sa thellë Islami kishte sjellë ndikim te ndjekësit e tij. E kemi fjalën për urdhrin e ndalimit të pirjes së alkoolit. Në faqet e para, duke treguar gjendjen e arabëve para Islamit, kemi treguar që arabët ishin tepër alkoolistë. Në çdo familje të famshme, pesë herë pihej alkooli dhe se ata nuk turpëroheshin fare kur deheshin, ngaqë kjo ishte diçka e zakonshme për ta. Madje, këtë gjendje e konsideronin të virtytshme. Kur u vinte ndonjë mik, e zonja e shtëpisë e kishte për detyrë t'i shërbente me alkool. Padyshim, nuk ishte e lehtë t'ua heqje këtë ves, njerëzve të

92 *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 199-200.

tillë. Por, në vitin e katërt pas mërgimit, Profetit Muhammed[sa] i zbriti urdhri që pirja e alkoolit të ndalohej. Menjëherë pas shpalljes së kësaj porosie, muslimanët hoqën dorë tërësisht nga alkooli. Siç rrëfehet në hadithe, kur zbriti ky urdhër, Profeti[sa] thirri një sahab dhe e porositi që ta njoftonte këtë kumt nëpër rrugicat e Medinës. Gjatë asaj kohe, në shtëpinë e një ensari, pra të një muslimani të Medinës, po pihej alkooli. Shumë njerëz ishin ftuar tek ai dhe po kthenin gotë pas gote. Ishte zbrazur një shtambë e madhe dhe do të hapej një tjetër. Njerëzit ishin të dehur dhe shumë të tjerë afër dehjes. Në këtë gjendje, ata dëgjuan lajmëtarin, i cili thoshte se i Dërguari i Allahut[sa], sipas urdhrit të Zotit, e ndaloi pirjen e alkoolit. Njëri u ngrit dhe tha se po dëgjonte diçka rreth ndalimit të alkoolit. U ngrit tjetri, i cili e theu shtambën e alkoolit me shkopin e tij duke thënë: *"Ta zbatojmë urdhrin një herë, pastaj të sqarohemi. Nuk duhet të vazhdojmë me pirjen e të merremi me hulumtime. Neve na mjafton që kemi dëgjuar urdhrin. Detyra jonë është që ta derdhim alkoolin përjashta e pastaj të hetojmë njoftimin".*[93]

Muslimani kishte të drejtë, sepse nëse ndalimi i pirjes së alkoolit ishte shpallur dhe ata do të vazhdonin ta pinin, atëherë do të bënin gjynah. Por edhe nëse ndalimi nuk ishte shpallur, derdhja e alkoolit nuk sillte ndonjë dëm të madh që nuk mund të përballohej. Pas këtij njoftimi, muslimanët hoqën dorë krejtësisht nga pirja e alkoolit. Pra, nuk u nevojit ndonjë përpjekje e sensibilizim i veçantë për të sjellë këtë revolucion madhor. Muslimanët që dëgjuan këtë urdhër dhe dëshmuan zbatimin e tij të menjëhershëm, jetuan deri në shtatëdhjetë apo tetëdhjetë vjet më vonë dhe asnjë prej tyre as edhe një herë nuk e shkeli këtë urdhër. Nëse ndodhi ndonjë abuzim tek-tuk, ndodhi

93 *Buhariu, Kitabut-tefsir, tefsir suretil-Maidah, bab keuluhu "Inemel khemru".*

vetëm me atë njeri, i cili nuk kishte përfituar drejtpërdrejt nga shoqëria e Profetit[sa].

Kur e analizojmë këtë me lëvizjen amerikane për moslejimin e pirjes së alkoolit dhe kur shohim përpjekjet që janë bërë për ta sjellë në jetë këtë rregull, ose ato përpjekje që janë bërë edhe në Europë për vite me radhë, na del në pah se tek muslimanët vetëm një urdhër i Profetit Muhammed[sa] ishte i mjaftueshëm për ta larguar këtë ves shoqëror. Kurse në Amerikë dhe në Europë, sado që u vendosën ligje, u përpoqën bashkërisht trupat policore a ushtarake, inspektorët e tjerë të tatimeve apo ndonjë tjetër, nuk e arritën. Ata e pranuan disfatën e tyre. Pirja e alkoolit fitoi para përpjekjeve të tyre. Edhe pse kjo koha jonë quhet koha e zhvillimit, kur e krahasojmë me atë të fillimit të Islamit, befasohemi dhe përballemi me një pyetje: Vallë cila nga dy kohërat është më e zhvilluar, e jona apo ajo e Islamit që shkaktoi një revolucion kaq të madh shoqëror?

## Intrigat e fiseve mohuese pas betejës së Uhudit

Ngjarja e Uhudit nuk ishte një ndodhi që mund të harrohej lehtësisht. Mekasit e kishin menduar si fitore të parë kundër Islamit, të cilën e kishin njoftuar në të gjithë Arabinë, duke përdorur atë si mjet për t'i nxitur fiset arabe kundër Islamit dhe për t'i bindur ata që muslimanët nuk janë të pamposhtshëm. Sipas tyre, muslimanët kanë përparuar jo sepse ata ishin të fuqishëm, por sepse fiset arabe i kishin nënvlerësuar, kështu që, nëse arabët do të bënin përpjekje duke u bashkuar, atëherë nuk do të ishte aspak e vështirë t'i mposhtnin muslimanët. Si rezultat i kësaj propagande, kundërshtimi ndaj muslimanëve mori përmasa më të mëdha. Fise të tjera u treguan

edhe më të egra se mekasit dhe krijuan më shumë vështirësi ndaj muslimanëve. Disa filluan edhe t'i sulmonin haptas e disa të tjerë bënin plane të fshehta për t'i dëmtuar ata.

Gjatë vitit të katërt pas mërgimit *(hixhretit)*, dy fise arabe, Edli dhe Karai, dërguan përfaqësues të tyre te Profeti Muhammed[sa] duke thënë që shumë nga njerëzit e tyre e pëlqejnë Islamin dhe për këtë arsye atyre u duheshin disa muslimanë të ditur, që të qëndronin me ta e t'ua mësonin fenë e re. Në fakt, kjo ishte një intrigë e kurdisur nga fisi Benu Lehjan, që ishin armiq të përbetuar të Islamit. Qëllimi i tyre ishte që kur përfaqësuesit t'i sillnin muslimanët, ata t'i vrisnin, në mënyrë që të hakmerreshin për kryetarin e tyre Sufjan bin Halitin. Ishin njerëzit e fisit Benu Lehjan ata që i dërguan përfaqësuesit e fiseve të Edlit dhe të Karait, duke u premtuar shpërblime të majme kundrejt prurjes së disa muslimanëve. Profeti[sa] i besoi përfaqësuesit e tyre dhe dërgoi dhjetë muslimanë me ta, të cilët kishin si përgjegjësi t'ua mësonin besimet dhe mësimet islame. Kur ky grup mbërriti në zonën e Benu Lehjanit, njerëzit e Edlit dhe të Karait u thanë atyre të Benu Lehjanit që muslimanët, ose t'i burgosnin, ose t'i ekzekutonin. Në zbatimin e këtij plani djallëzor, dyqind njerëz të armatosur të Benu Lehjanit u nisën për t'i ndjekur muslimanët dhe përfundimisht, në vendin e quajtur Rexhi, i gjetën e i rrethuan. U ndez lufta midis dhjetë muslimanëve dhe dyqind armiqve. Të parët i kishin zemrat plotë besim, kurse të fundit i kishin boshe. Muslimanët u ngjitën në një kodër për t'u bërë sfidë luftimi të dyqindëve. Armiku me mashtrim u përpoq t'i kapte, duke thënë se nëse zbrisnin, do të ishin të lirë, por kryetari i grupit të muslimanëve tha që tashmë e dinë shumë mirë sesa e mbanin fjalën mohuesit. Duke parë lart në qiell, muslimanët u lutën:

*"O Zot! Ti na shikon ne. Lajmëro Profetin Tënd për gjendjen tonë!"*

Kur mohuesit panë që muslimanët në asnjë mënyrë nuk po binin në grackë, i sulmuan. Muslimanët pa frikë humbjeje i luftuan me qëndrueshmëri, derisa shtatë prej tyre ranë dëshmorë. Tre të mbeturve, mohuesit edhe një herë ua premtuan lirimin me kusht që të zbrisnin nga kodra. Të tretë e pranuan dhe u dorëzuan. Sa zbritën nga kodra, mohuesit i kapën dhe i lidhën me fillet e harqeve të tyre. Njëri prej muslimanëve refuzoi të shkonte me ta duke thënë: *"Kjo është pabesia juaj e parë. Vetëm Zoti e di më mirë se çfarë do të bëni më pas!"* Ata zunë ta rrihnin dhe ta zvarritnin, por më kot. U dëshpëruan dhe më në fund e vranë në vend. Dy të mbeturit, të quajtur Hubejb[ra] dhe Zejd[ra], i morën me vete dhe ua shitën si skllevër kurejshëve të Mekës.[94]

Ai që bleu Hubejbin[ra], e bleu që të hakmerrej me të, pasi Hubejbi[ra] ia kishte vrarë babanë në betejën e Bedrit. Një ditë, në shtëpinë e tij, Hubejbi[ra] i kërkoi një brisk për punë të tij. Njerëzit e shtëpisë ia dhanë. Ndërsa ai po e mbante briskun, fëmija i vogël i shtëpisë duke lozur iu avit Hubejbit[ra]. Ai e mori fëmijën dhe e mbajti në prehër. Nëna u trondit sakaq kur e pa fëmijën në atë situatë. Ishte e bindur që Hubejbi[ra] do t'ia vriste, ngaqë edhe vetë ai, brenda pak ditësh, do të vritej. Hubejbi[ra] e kishte briskun në dorë dhe fëmijën në prehër dhe mund të bënte çfarë të donte. Ai e vërejti shqetësimin e nënës dhe e pyeti: "*Kujton se do të ta vras fëmijën? Kurrsesi jo! Nuk mund të bëj një gjë të tillë. Muslimani nuk mund të jetë mashtrues*". Nëna mori mbresë të thellë nga kjo sjellje e sinqertë dhe e mirë, të cilën

94 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab gezuetir-Raxhi.*

gjithmonë e mbajti mend dhe gjithmonë thoshte që kurrë nuk kishte parë ndonjë të burgosur si Hubejbira.

Më në fund mekasit e nxorën Hubejbinra në një fushë që ta vrisnin e të festonin. Kur erdhi koha e ekzekutimit, Hubejbira u kërkoi një mundësi që të falte dy *rekate* namaz, kërkesë të cilën ata ia pranuan. Para të gjithëve, ai fali dy *rekate* për të adhuruar Zotin për herë të fundit në këtë botë. Kur i përfundoi, tha: *"Desha ta vazhdoja namazin, por e përfundova duke menduar se mos pandehni se po i frikësohem vdekjes"*. Pastaj, qetësisht e vuri kokën para xhelatit dhe filloi të këndonte këto vargje:

وَلَسْتُ اُبَالِی حِیْنَ اُقْتَلُ مُسْلِمًا
عَلٰی اَیِّ جَانِبٍ کَانَ لِلّٰهِ مَصْرَعِی
وَ ذٰلِکَ فِی ذَاتِ الْاِلٰهِ وَاِنْ یَّشَاءْ
یُبَارِکُ عَلٰی اَو صَالِ شِلْوٍ مُمَزَّعٍ [95]

*Nuk po frikësohem, gjersa vritem musliman,*
*as në cilin krah do të bjerë trupi im*
*E gjithë kjo është për hir të Zotit*
*Nëse do, Ai mund të bekojë çdo grimcë të trupit tim*

Hubejbira ende nuk kishte mbaruar së recituari këto vargje, kur shpata e xhelatit ra, duke ia rrëzuar kokën përtokë. Njëri ndër ata që ishin mbledhur për ta festuar këtë moment, ishte Seid bin Amir, që më vonë u bë musliman. Thuhet që çdoherë kur përmendej ekzekutimi i Hubejbitra para Seidit, atij i binte të fikët.[96]

[95] Po aty.

[96] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 182-183.

Edhe Zejdin, të burgosurin e dytë, e nxorën për ta ekzekutuar. Ndër të tjerët, edhe Ebu Sufjani, kryetari i Mekës kishte dalë për të bërë sehir. Ai iu drejtua Zejdit dhe e pyeti: *"A nuk do të doje që në vendin tënd të ishte Muhammedi(sa) dhe ti të ishe i lumtur në shtëpinë tënde?"* Zejdi iu përgjigj me zemërim të madh: *"Çfarë thua o Ebu Sufjan! Pasha Zotin, unë dua më shumë vdekjen sesa Profetit t'i hyjë në këmbë qoftë një gjemb nëpër rrugicat e Medinës"*. Ebu Sufjanit i la përshtypje kjo devotshmëri. Ai e pa Zejdin me plot habi dhe murmuriti: *"Për Zotin! Siç e duan Muhammedin(sa) shokët e tij, nuk kam parë njeri tjetër ta duan në këtë mënyrë"*.[97]

## Vrasja e shtatëdhjetë *hafizëve* të Kuranit

Gjatë atyre ditëve, te Profeti Muhammedsa erdhën disa njerëz edhe nga Nexhdi, për t'i kërkuar disa muslimanë që t'ua mësonin fenë. Profetisa nuk i besoi ata. Por, Ebu Berau, që në atë kohë ishte në Medinë, tha: *"Unë do të hyj dorëzanë për këtë fis"*. Ai e bindi Profetinsa se fisi në fjalë nuk do të bënte asnjë djallëzi. Për këtë arsye, Profetisa zgjodhi për këtë punë shtatëdhjetë muslimanë, të cilët ishin *hafizë* të Kuranit. Kur grupi mbërriti te pusi Mauna, Heram Bin Melhani, njëri prej *hafizëve*, iu afrua për t'i dhënë mesazhin e Isalmit, kryetarit të fisit Amir, që ishte edhe nipi i Ebu Beraut. Sa për sy e faqe, njerëzit e fisit e pritën mirë Heramin, por në kohën kur ai po i fliste kryetarit të fisit, dikush erdhi nga mbrapa dhe i nguli shtizë në qafë. Heramira ndërroi jetë në vend. Kur shtiza ia përshkoi qafën, sipas dëshmitarëve, ai tha:

---

97 *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 181.

اَللّٰهُ اَكْبَرُ۔ فُزْتُ وَرَبِّ الْكَعْبَةِ

*"Allahu është më i Madhi. Pasha Zotin e Qabes, fitova!"*[98]

Pas vrasjes së pabesë të Heramit[ra], krerët e fisit i nxitën njerëzit e tyre që t'i vrisnin edhe mësuesit e tjerë muslimanë, por ata thanë që nuk mund t'i sulmonin, pasi kreu i fisit Ebul Berau kishte hyrë dorëzanë për ta. Krerët, me bashkëpunimin e dy fiseve të tjera që kishin shkuar për të marrë këtë grup, i sulmuan mësuesit muslimanë. Sado që ata thanë se kishin ardhur për të dhënë mësim, për të mësuar fenë e jo për të luftuar, armiqtë nuk u ndalën. Ata filluan t'i vrisnin muslimanët, derisa mbetën vetëm tre. Pjesa tjetër u martirizua. Njëri ndër tre ishte i gjymtuar dhe i ishte ngjitur një kodre pranë, ndërsa dy të tjerët kishin shkuar në pyll për të kullotur devetë. Vetëm kur u kthyen nga pylli, mësuan se gjashtëdhjetë e gjashtë shokët e tyre ishin vrarë. U këshilluan me njëri-tjetrin. Njëri tha se duhej të ktheheshin dhe ta informonin të Dërguarin e Allahut[sa] për këtë masakër. Kurse tjetri nuk e pranoi duke thënë: *"Derisa kryetari i grupit tonë, i caktuar prej të Dërguarit të Allahut[sa] u vra këtu, unë nuk mund të largohem"*. Pasi tha këto fjalë, i vetëm iu vërsul mohuesve dhe dha jetën duke luftuar. Tjetri u kap, por më vonë, falë një bese që ia kishte dhënë njëri prej krerëve të tyre, u lirua. Ndër të vrarët ishte edhe Amir bin Fehira, që ishte skllav i liruar i Ebu Bekrit[ra]. Vrasësi i tij ishte Xhebar bin Selma, i cili më vonë u bë musliman. Xhebari thoshte: *"Vrasja e Amirit ishte shkaku që pranova Islamin. Kur po e vrisja, ai thoshte:*

98 *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, f. 193-196; *Buhariu, Kitabul-xhihad, bab men-jenkibu eu jetnin fi sebilillahi.*

فُزْتُ وَاللهِ

*Pasha Zotin, fitova!*

*"Më vonë"*, thotë Xhebari, *"pyeta dikë se pse muslimani thotë fjalë të tilla, kur i përballet vdekjes? Më tha: "Sepse vdekjen në rrugën e Zotit ai e mendon si bekim dhe fitore"*. Xhebarit i bëri kaq shumë përshtypje kjo gjë, saqë filloi ta studionte Islamin dhe, më në fund, u bë musliman.[99]

Lajmi i këtyre dy ngjarjeve tronditëse, që rreth tetëdhjetë muslimanë u martirizuan pabesisht, mbërriti në Medinë menjëherë. Të vrarët nuk ishin njerëz të thjeshtë, por ishin ata që kishin mësuar Kuranin përmendësh. Ata nuk kishin bërë asnjë krim, as nuk kishin shqetësuar ndonjë, ata nuk kishin shkuar në ndonjë luftë, por armiqtë i kishin marrë me mashtrim dhe pabesi, që ua bënë në emër të Zotit dhe të fesë. Këto ngjarje provojnë qartazi se mohuesit kishin armiqësi të thellë ndaj Islamit, ndërkohë në anën tjetër, edhe entuziazmi i muslimanëve për Islamin ishte po aq i thellë dhe i pasosur.

## Beteja me fisin Beni Mustelik

Pas betejës së Uhudit, Meka pati një thatësirë të madhe. Duke harruar krejtësisht armiqësinë që mekasit kishin ndaj Profetit Muhammed[sa] si dhe intrigat që ata bënin për të përhapur urrejtje në gjithë vendin kundër tij, Profeti[sa], gjatë kësaj vështirësie të rëndë, mblodhi një sasi parash për të ndihmuar të varfrit e Mekës. Por, banorët e Mekës nuk u ndikuan asfare nga kjo dashamirësi dhe në

99 *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 196.

vend ta shuanin zjarrin armiqësor, i frynë akoma më shumë. Edhe fiset që kishin sadopak dashamirësi ndaj muslimanëve, tani mbanin armiqësi me ta. Njëri ndër to ishte fisi Beni Mustelik, me të cilin muslimanët kishin marrëdhënie të mira më përpara, por, tani ata po përgatiteshin ta sulmonin Medinën. Kur Profeti[sa] mori vesh për përgatitjet e tyre, ai dërgoi disa njerëz për të kontrolluar, të cilët, kur u kthyen, e vërtetuan lajmin. Për këtë arsye, Profeti[sa] vendosi që të shkonte vetë dhe të ballafaqohej me sulmin që po përgatisnin. Ai mblodhi një ushtri dhe u nis drejt Beni Mustelikut. Kur të dyja ushtritë u ndeshën me njëra-tjetrën, Profeti[sa] u përpoq ta bindte armikun që të sprapsej, por ai e refuzoi. Krisi beteja, dhe vetëm për pak orë, ushtria e armikut u thye.

Ngaqë mohuesit mekas në çdo mënyrë donin t'u sillnin dëm muslimanëve dhe, edhe fiset që ishin miq, po bëheshin armiq të muslimanëve, hipokritët që gjendeshin midis muslimanëve, këtë herë, vendosën të luftonin nga ana e muslimanëve. Mbase ata mendonin se në këtë mënyrë do të gjenin mundësi për t'i dëmtuar muslimanët, por beteja me Beni Mustelikët përfundoi shpejt. Kështu që, gjatë betejës ata nuk patën mundësi për të bërë ndonjë intrigë. Profeti[sa] vendosi të qëndronte disa ditë në fshatin e Beni Mustelikëve. Gjatë kësaj kohe, një musliman mekas u grind me një musliman të medinas për shkak të mbushjes së ujit në një pus. Mekasi ishte një skllav i liruar, i cili e goditi medinasin. Secili thirri njerëzit e tij: mekasi, mekasit *(muhaxhirët)* dhe medinasi, medinasit *(ensarët)*. Zemërimi u përhap. Askush nuk u mat për ta mësuar arsyen. Burrat nga të dyja palët ngrehën shpatat e tyre. Për Abdullah bin Ubej bin Sululin kjo ishte një mundësi që i kishte ardhur prej qiellit. Ai deshi t'i frynte zjarrit dhe

duke iu drejtuar medinasve, tha: *"Aq shumë ua keni plotësuar qejfin këtyre muhaxhirëve, saqë u ka ikur mendja. Këta u lazdruan tej mase nga ju dhe ju kanë hipur mbi kokë"*. Fjala e Abdullahut gati do ta bënte atë që donte ai, por nuk ndodhi ashtu. Abdullahu gaboi në llogaritjen e pasojës që mund të sillte me fjalimin e tij tinëzar. Duke kujtuar që ensarët do të ndikoheshin nga ai, tha: *"Kur të kthehemi në Medinë, njeriu më i nderuar do ta dëbojë atë më të poshtrin"*. Me fjalët "më i nderuari" ai e nënkuptonte veten e tij, ndërsa me "më të poshtrin" Profetin Muhammed[sa] *(neudhu bilahi min dhalik)*. Sapo i tha këto fjalë, ai u demaskua para besimtarëve, sepse për besimtarët kjo nuk ishte diçka e vogël. Ata e kuptuan që para tyre fliste djalli vetë, që kishte ardhur për t'i devijuar ata. Një djalosh u ngrit dhe nëpërmjet xhaxhait të tij, ia kumtoi këtë lajm Profetit[sa]. Profeti[sa] thirri Abdullah bin Ubej bin Sululin, si dhe shokët e tij dhe i pyeti se çfarë kishte ndodhur. Ata e refuzuan prerazi duke thënë se asgjë e kësaj natyre nuk kishte ndodhur. Profeti[sa] nuk u tha gjë, por realiteti i ngjarjes po përhapej. Pas pak ditësh, këtë e mori vesh edhe djali i Abdullah bin Ubej bin Sululit, i cili gjithashtu quhej Abdullah. Ai menjëherë erdhi te Profeti[sa] dhe i kërkoi: *"O i Dërguari i Allahut*[sa]*! Babai im ju ka fyer dhe për këtë ai duhet të dënohet me vdekje. Nëse ju do ta lëshoni këtë vendim, atëherë dëshiroj që këtë porosi të ma jepni mua, sepse unë dua ta vras babanë tim. Nëse ngarkoni dikë tjetër për të ekzekutuar tim atë dhe ai vritet nga duart e tij, atëherë ka mundësi që, në të ardhmen, unë të hakmerrem me të për vrasjen e tij, duke tërhequr kështu zemërimin e Allahut të Lartësuar"*. Por, Profeti[sa] tha: *"Nuk kam fare ndërmend të bëj diçka të tillë. Unë do të sillem me butësi dhe mëshirë me babanë tënd"*. Kur Abdullahu (biri) e krahasoi pabesinë dhe fyerjet e babait të tij me butësinë dhe mëshirën e Profetit[sa], u forcua edhe më shumë

në besimin ndaj Profetit[sa] dhe po aq në zemërimin kundër babait të vet. Kur ushtria iu afrua Medinës, ai i doli përpara të atit dhe e pengoi të kalonte më tutje duke thënë: *"Në asnjë mënyrë nuk do të të lejoj të hysh në Medinë, derisa nuk do t'i kthesh fjalët që kishe thënë kundër Profetit*[sa]*. Duhet të thuash që i Dërguari i Zotit është i nderuar dhe ti je i poshtër"*. Sa i shtangur, aq edhe i trembur nga qëndrimi i djalit, Abdullah bin Ubej bin Sululi tha: *"O biri im! Pajtohem me ty. Muhammedi është i nderuar dhe unë jam i poshtër"*. Vetëm atëherë Abdullahu (biri) ia hapi rrugën.[100]

## Mësymje kundër Medinës nga e gjithë Arabia - Beteja e Hendekut -

Kemi treguar më parë rreth dy fiseve hebraike, të cilat, për shkak të luftës, trazirave, vrasjeve dhe atentateve për vrasje, ishin dëbuar nga Medina. Prej tyre, një pjesë e Benu Nedirit kishte mërguar drejt Sirisë, ndërsa pjesa tjetër kishte mërguar në Khejber, një qytet në veri të Medinës. Khejberi ishte një qendër kryesore e hebrenjve në Arabi dhe ishte mjaft i fortifikuar. Benu Nedirët kur shkuan atje, filluan t'i ngërmonin arabët kundër muslimanëve. Mekasit edhe më parë i kundërshtonin muslimanët dhe nuk kishin nevojë fare për nxitje. Po ashtu edhe fisi Getfan që vinte nga Nexhdi dhe që zinte një vend kryesor ndër fiset arabe, për shkak të miqësisë që kishte me mekasit, mbante qëndrim armiqësor kundër Islamit. Përveç kurejshëve (mekasve) dhe getfanëve, hebrenjtë nxitën kundër muslimanëve edhe dy fise të tjera të fuqishme, Benu Selimin dhe Benu Esedin. Edhe fisin Benu Sad, që ishte aleat i hebrenjve e bindën t'i përkrahte

[100] *Tirmidhiu, Kitabut-tefsir, tefsir suretil-Munafikin*; *Siret Ibni Hisham*, vëll. II, f. 138.

mohuesit e Mekës. Pas një përgatitjeje të gjatë, u themelua një bashkim i përgjithshëm i të gjitha fiseve të fuqishme arabe, në të cilin bënin pjesë edhe mekasit. Ishin edhe fiset që jetonin përreth Mekës, edhe fiset që jetonin në Nexhd dhe në zonat veriore të Medinës dhe po ashtu, edhe hebrenjtë. Të gjitha këto fise gatitën një ushtri gjigante për ta mësyrë Medinën. Kjo ndodhi në muajin sheval të vitit të 5-të të *hixhretit*, domethënë në fund të shkurtit apo në fillim të marsit të vitit 627.[101] Historianë të ndryshëm kanë dhënë shifra të ndryshme të kësaj ushtrie, që variojnë nga dhjetë mijë deri në njëzet e katër mijë ushtarë. Dihet që bashkimi i gjithë arabëve nuk mund të përmblidhej vetëm në dhjetë mijë ushtarë. Varianti i njëzet e katër mijë ushtarëve ka më tepër të ngjarë të jetë i besueshëm dhe, në mos qoftë i saktë, numri i ushtrisë patjetër duhet të ketë qenë deri në tetëmbëdhjetë a njëzet mijë ushtarë. Medina ishte një qytezë e vogël. Mësymja e gjithë Arabisë kundër saj nuk mund të ishte e vogël. Meshkujt e Medinës (duke përfshirë të moshuarit, të rinjtë dhe fëmijët) mund të ishin vetëm deri në tre mijë, kurse ushtria e armikut ishte nga njëzet deri në njëzet e katër mijë veta, që të gjithë burra, të stërvitur dhe të rrahur në zjarrin e betejave. Dihet që nëse lufta bëhet në vendin ku banon, mund të marrin pjesë edhe fëmijët, edhe pleqtë. Por nëse ushtria udhëton larg për të bërë ndonjë sulm, atëherë vetëm burrat e fortë marrin pjesë në të. Prandaj, kjo ishte padyshim e vërtetë, që në ushtrinë e mohuesve, e cila përbëhej nga njëzet mijë apo njëzet e pesë mijë ose sado të ishin, të gjithë duhet të kenë qenë ushtarë të provuar, të rinj dhe të fortë. Por, medinasit meshkuj mezi ishin tre mijë, duke përfshirë fëmijët dhe të gjymtët. Nëse medinasit konsiderohen tre

101 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 334.

mijë meshkuj, atëherë, e llogaritur me të njëjtin kriter, ushtria e armikut duhet konsideruar deri në dyzet mijë. E, nëse ushtria armike ishte njëzet mijë ushtarë, atëherë ushtarët e Medinës nuk mund të ishin më shumë se një mijë e pesëqind veta.

Kur Profeti Muhammed[sa] mori lajmin e mbledhjes dhe të përgatitjeve të kësaj ushtrie dhe të sulmit të saj, ai thirri sahabët[ra] e tij dhe u këshillua me ta se çfarë duhet të bënin në këtë situatë. Ai pyeti Selmanin[ra], muslimanin e parë pers, se si veprohej në kësi rrethanash në vendin e tij. *"O i Dërguari i Allahut[sa]!"*, iu përgjigj Selmani[ra], *"kur qyteti është i pambrojtur dhe ka pak ushtarë, atëherë, në vendin tonë, njerëzit hapin hendek rreth qytetit dhe mbyllen brenda tij".* Profetit[sa] i pëlqeu kjo strategji. Medina, në një anë ishte e mbyllur me kodra; në anën e dytë kishte mëhalla ku shtëpitë ishin të ngjitura me njëra-tjetrën, nga ku armikut i duhej të vinte duke kaluar përmes disa rrugicave të ngushta; në anën e tretë përsëri ishin disa shtëpi, kopshte dhe pak më larg ndodheshin fortesat e fisit hebre, të Benu Kurejdhës. Ngaqë ata kishin bërë marrëveshje për bashkimin me muslimanët, kjo anë u mendua të ishte e sigurt. Në anën e katërt, shtrihej një fushë e gjerë, që përbënte shumë rrezik. Profeti[sa] vendosi që të mihej një hendek në pjesën e fushës, në mënyrë që armiku të mos hynte befas në qytet. Ai i dha çdo njësie prej dhjetë sahabëve, nga dhjetë jardë tokë për të gërmuar. Hendeku u hap, afërsisht një milje i gjatë.

Gjatë mihjes, në tokë doli një gur i madh që nuk thyhej dot nga sahabët[ra]. Ata e lajmëruan Profetin[sa] dhe ai erdhi për ta vëzhguar pengesën. Mori kazmën dhe e goditi fuqishëm. Përplasja e kazmës me gurin lëshoi një shkëndijë dhe Profeti[sa] tha *"Allahu Ekber"*. Ai për herë të dytë i ra me kazmë dhe sërish doli shkëndijë dhe ai sërish tha

*"Allahu Ekber"*. Ai e goditi gurin për të tretën herë dhe edhe një herë u pa shkëndijë dhe guri u ça më në fund. Profeti[sa] edhe herën e tretë shqiptoi *"Allahu Ekber"*. Sahabët[ra] e pyetën: *"O i Dërguari i Allahut*[sa]*! Përse keni thënë Allahu Ekber të tria herët?"* Ai u përgjigj:

> *"Duke i rënë gurit me kazmë tri herë dolën shkëndija dhe të tria herët Zoti më ka treguar përparimet e ardhshme të Islamit. Në shkëndijën e parë Ai më tregoi kështjellat e Sirisë, të Perandorisë Romake dhe m'i dha çelësat e tyre. Në shkëndijën e dytë më tregoi kështjellat llamburitëse të Medainit dhe m'i dha çelësat e Perandorisë Perse. Ndërsa me shkëndijën e tretë Zoti më tregoi portat e Sanasë dhe m'i dha çelësat e Perandorisë së Jemenit.*[102] *Prandaj, besojini premtimet e Zotit. Armiku nuk mund t'ju sjellë dëm aspak"*.

Ata pak njerëz padyshim nuk mund të hapnin një llogore të gjatë me parametra ushtarake. Ngjarjet që do të përmenden në vijim, tregojnë se hendeku i gërmuar prej sahabëve do t'u shërbente vetëm sa të mos hynte befasisht armiku në qytet, përndryshe, kapërcimi i tij nuk qe i pamundur. Armiku e kishte marrë parasysh vendndodhjen e Medinës për të bërë sulmin nga ana e fushës. Më në fund, ushtria gjigante e kundërshtarëve iu afrua Medinës. Profeti[sa], sa u njoftua për këtë, la një garnizon të vogël në qytet dhe bashkë me të tjerët, që ishin rreth një mijë e dyqind veta, shkoi për ta mbrojtur hendekun.

---

[102] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 335.

## Sa ka qenë ushtria muslimane në betejën e Hendekut?

Historianët kanë mendime kundërthënëse për sa i takon numrit të ushtarëve muslimanë në betejën e hendekut. Disa shkruajnë se numri i ushtrisë muslimane ka qenë tre mijë, disa thonë një mijë e dyqind apo një mijë e treqind dhe disa të tjerë thonë se muslimanët kanë qenë vetëm shtatëqind. Kjo diferencë e madhe krijon një problem që duket se është vështirë të zgjidhet, dhe me të vërtetë historianët nuk arritën në një konsensus. Por këtë çështje, e kam të zgjidhur. Në fakt, të tria burimet janë të sakta. Kemi thënë që në betejën e Uhudit, pas largimit të hipokritëve, numri i ushtrisë muslimane ka qenë vetëm shtatëqind veta. Beteja e Ahzabit ndodhi vetëm dy vjet pas saj dhe gjatë kësaj periudhe asnjë fis i madh nuk u vendos në Medinë duke pranuar Islamin. Prandaj, rritja drastike nga shtatëqind deri në tre mijë veta nuk është shumë e besueshme. Po ashtu, nuk mund të jetë e vërtetë as kjo që, dy vjet pas betejës së Uhudit, pavarësisht se muslimanët kishin përparuar, muslimanët e aftë për ushtri të mbeteshin prapë aq sa ishin gjatë betejës së Uhudit. Prandaj, pas analizës së këtyre dy burimeve, varianti më i besueshëm duket ai që tregon se muslimanët ushtarë gjatë betejës së Ahzabit ishin afërsisht një mijë e dyqind. Mbetet pyetja se përse atëherë disa historianë kanë shkruar tre mijë dhe disa të tjerë shtatëqind? Përgjigja e kësaj është që këto rrëfime lidhen me pozicione dhe rrethana të ndryshme. Beteja e Ahzabit kishte tri pjesë: e para ishte ajo kur armiku akoma nuk i ishte afruar Medinës dhe hendeku po vazhdonte të mihej. Në këtë detyrë, mund të shërbenin edhe fëmijë dhe gra, të cilët mund të bënin të paktën mbartjen e dheut nga një vend në një tjetër. Kështu që, gjatë hapjes së hendekut, në ushtrinë muslimane kanë qenë tre

mijë veta, ku përfshiheshin edhe fëmijë, edhe ato gra që digjeshin nga dëshira për t'i shërbyer Islamit, të cilat nëse nuk mund të punonin për gërmim, mund të kryenin punë që bëheshin sipër toke. Ky mendim imi vërtetohet edhe historikisht. Për shembull, shkruhet që për mihjen e hendekut ishin mbledhur të gjithë, i madh e i vogël. Ndërsa kur erdhi armiku dhe krisi beteja, Profeti[sa] të gjithë fëmijët që ishin nën moshën pesëmbëdhjetëvjeçare i porositi të ktheheshin në qytet. Ata që kishin mbushur pesëmbëdhjetë vjeç, i lejoi të zgjidhnin në donin të qëndronin apo të ktheheshin.[103]

Ky rrëfim tregon se numri i muslimanëve gjatë hapjes së hendekut kishte qenë më shumë, ndërsa gjatë betejës ishte reduktuar, sepse të miturit u urdhëruan të ktheheshin. Ato burime që tregojnë se ushtria muslimane ka qenë prej tre mijë vetash, flasin për kohën kur gërmohej hendeku, ku pjesë e saj ishin jo vetëm fëmijët, por edhe gratë, përfundim të cilin e kam nxjerrë duke marrë parasysh pjesëmarrjen entuziaste të grave në beteja të tjera. Ndërsa, numri i ushtarëve, atëherë kur kishte nisur beteja, në të cilën luftonin vetëm burra, duhet të ketë qenë një mijë e dyqind.

Mbetet në shqyrtim pyetja se deri ku është i vërtetë rrëfimi i tretë që tregon se numri i ushtarëve ka qenë shtatëqind? Ky rrëfim përmendet në historinë që është shkruar nga Ibni Is'haku, i cili është një historian mjaft i besueshëm. Madje, edhe një dijetar i madh si Ibni Hezemi e mbështet fort këtë rrëfim. Prandaj, nuk mund të dyshohet për vërtetësinë e këtij burimi. Nëse shkoqitim mirë historinë, na del që gjatë betejës, Beni Kurejdhët, pra hebrenjtë, iu bashkuan mohuesve dhe deshën ta sulmonin Medinën në befasi. Por, kur u

103 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 338.

zbulua sekreti i tyre, Profeti[sa] llogariti që edhe ajo pjesë e Medinës ku banonin Beni Kurejdhët, duhej mbrojtur, pjesë e cila ishte lënë e lirë duke marrë parasysh që ata ishin aleatë të muslimanëve dhe si të tillë nuk do ta lejonin armikun të hyjë nga ana e tyre. Kur pabesia e tyre doli në shesh, atëherë, gratë e qytetit mbetën të pambrojtura, sepse ato ishin vendosur pikërisht në pjesën që lidhet me kështjellat e Beni Kurejdhëve. Profeti[sa] atëherë e pa të nevojshme mbrojtjen e grave. Ai nisi dy forca për këtë punë: të parën në njërën anë me dyqind ushtarë nën komandën e Muslima bin Eslemit[ra] dhe të dytën me treqind ushtarë, në anën tjetër, nën komandën e Zejd bin Harithës[ra]. Ata ishin urdhëruar që herë pas here të thoshin *tekbir* (Allahu Ekber) me zë të lartë për të njoftuar që gratë ishin të mbrojtura. Ky rrëfim na e zgjidh problemin se përse Ibni Is'haku përmend që numri i ushtrisë Islame në betejën e hendekut ka qenë shtatëqind. Sepse, nga një mijë e dyqind ushtarë, kur kishin kaluar pesëqind për t'i mbrojtur gratë, atëherë në front kishin mbetur vetëm shtatëqind. Në këtë mënyrë, pohimet kundërthënëse të historianëve të ndryshëm, rreth numrit të ushtrisë muslimane në betejën e hendekut, përputhen përfundimisht.

Shkurt, në një vështirësi kaq të madhe, Profeti Muhammed[sa] kishte vetëm shtatëqind njerëz për mbrojtjen e hendekut. Megjithëse ata e kishin mihur hendekun, prapëseprapë bllokimi i një ushtrie kaq të fuqishme ishte i pamundur me aq pak njerëz. Por, me bindjen dhe besimin në Zotin e Lartësuar, ushtria e vogël muslimane, tani po qëndronte e hekurt këtej hendekut, duke pritur një ushtri të fundbotshme, atë të mohuesve. Ndërsa, gratë dhe fëmijët ishin mbledhur në dy vende të ndryshme. Armiku arriti te hendeku dhe për të kjo ishte diçka e paparë, për këtë arsye, ai nuk tregonte

gatishmëri për ta filluar betejën. Ata ngritën tendat dhe u vendosën andej hendekut, për të gjetur mënyrën sesi të hynin në Medinë.

### Pabesia e Beni Kurejdhëve

Ngaqë një pjesë e madhe e Medinës ishte mbrojtur për shkak të hendekut, dhe në anën tjetër kishte kodra, shtëpi të forta dhe disa kopshte, ushtria kundërshtare nuk mund të sulmonte menjëherë. Ata u këshilluan dhe ranë dakord që të bënin aleancë me fisin hebre Benu Kurejdhën, që banonte në Medinë, dhe nëpërmjet tij të gjenin një rrugëkalim për të hyrë në qytet. Ebu Sufjani, kryekomandanti i ushtrisë së mohuesve caktoi Hej bin Ehtebin, kryetarin e fisit të dëbuar hebre Benu Nedir, që, me çdo kusht ta bindte fisin Benu Kurejdha për t'iu bashkuar atyre. Ishte pikërisht Ehtebi, i cili mblodhi gjithë Arabinë me intrigat e tij për ta sulmuar Medinën. Ai arriti te fortesat e hebrenjve dhe u parashtroi kërkesën që t'i takonte krerët e tyre. Fillimisht ata e refuzuan. Por Ehtebi u tregoi që tanimë e gjithë Arabia kishte ardhur për t'i shpartalluar muslimanët dhe kjo qytezë assesi nuk mund t'i bënte ballë asaj. Ai u tha që ushtria që po qëndronte përballë muslimanëve, nuk mund të konsiderohej vetëm një ushtri, por një det tmerrësisht i trazuar. Me këto fjalë Ehtebi arriti t'i bindte Benu Kurejdhët për të bërë pabesi dhe për ta shkelur marrëveshjen. U vendos që ushtria e mohuesve të tentonte ta kapërcente hendekun dhe kur ta arrinin këtë, nga ana e kështjellave, Benu Kurejdhët do të sulmonin atë pjesë të Medinës ku qëndronin gratë dhe fëmijët, pjesë të cilën muslimanët e kishin lënë të pambrojtur duke iu besuar Benu Kurejdhëve. Me këtë strategji, ata do ta dërrmonin krejtësisht forcën e muslimanëve. Do të vriteshin jo vetëm burrat, por edhe gratë e fëmijët njëherësh.

Ishte e sigurt që nëse mohuesit do të kishin qoftë edhe suksesin më të vogël në këtë strategji, muslimanëve nuk do t'u kishte mbetur asnjë vend mbrojtës. Benu Kurejdhët ishin aleatë të muslimanëve dhe megjithëse nuk do të merrnin pjesë haptazi në betejë, muslimanët besonin që askush nuk do të vinte për t'i sulmuar nga ajo anë. Kjo ishte arsyeja që ajo pjesë u la krejtësisht e pambrojtur. Këtë e dinin edhe Benu Kurejdhët edhe mohuesit dhe të dy bashkërisht vendosën që Benu Kurejdhët deri në fund të mos dilnin në luftë kundër muslimanëve, në mënyrë që këta të fundit të mos tregonin vigjilencë për ta mbrojtur edhe këtë pjesë, strategji, e cila do të rezultonte shumë e tmerrshme për muslimanët. Për ta, do të bëhej krejtësisht e pamundur mbrojtja e pjesës ku ndodheshin fortesat e Benu Kurejdhëve, nëse këta të fundit do të dilnin të pabesë, fill pas sulmit të lemerishëm të ushtrisë së mohuesve.

Pasi iu krijua mundësia mohuesve për një sulm të dyanshëm kundër muslimanëve, ushtria mekase nisi sulmin nga ana e hendekut. Fillimisht ata nuk arritën të gjenin zgjidhje se si ta kapërcenin llogoren. Pas dy tri ditësh, ata hartuan një tjetër strategji. Harkëtarët e tyre iu ngjitën kodrave dhe filluan t'u vërshonin shigjeta muslimanëve, që ishin vendosur për mbrojtjen e hendekut. Trupa të tilla qëndronin në vende të ndryshme përgjatë hendekut. Nga shigjetat që u binin si rrebesh, ata detyroheshin të sprapseshin dhe ndërkohë kalorësit më të stërvitur të mohuesve tentonin ta kapërcenin hendekun. Ata kishin llogaritur që nëpërmjet këtyre atentateve të vazhdueshme do të dilnin në ndonjë vend, nga i cili edhe ushtarët këmbësorë, në një numër të madh, të mund të dyndeshin përtej.

Sulme të tilla bëheshin aq dendur, saqë disa herë muslimanët mezi mbanin frymën. Një ditë, sulmi ishte tejet i llahtarshëm dhe muslimanët nuk arritën t'i falnin as namazet në kohët e tyre të caktuara, gjë që e shqetësoi kaq shumë Profetin Muhammed[sa], saqë ai u lut: *"O Zot! Ndëshkoji mohuesit, sepse ata na prishën namazet".*[104] E përmend këtë ngjarje për të treguar sesa i fortë kishte qenë sulmi i armikut, por edhe për të dëshmuar se kjo ngjarje rrezaton dritë edhe mbi karakterin e Profetit[sa]. Ajo tregon se për Profetin[sa] gjëja më e shtrenjtë ishte adhurimi i Zotit të Lartësuar. Edhe në kohën kur Medina po gjendej në unazën e hekurt të rrethimit të armikut dhe kur brenda saj, jo vetëm burrat, por edhe gratë e fëmijët ishin në rrezik vdekjeje, kur dridhërohej çdo banor i saj se mos u dilte befas armiku, Profeti[sa] donte që adhurimi i Zotit të Lartësuar të bëhej me përpikëri dhe me përkushtim. Adhurimi që bëjnë muslimanët nuk bëhet një herë në javë siç bëhet adhurimi nga hebrenjtë, të krishterët apo hindutë. Muslimanët adhurojnë pesë herë në ditë. Në një kohë kaq të rrezikshme, ishte e vështirë të faleshe qoftë një herë në ditë, pale të mendoje për t'u falur pesë herë me përkushtim dhe me xhemat. Por, Profeti[sa], edhe në atë kohë i falte pesë namaze në kohët e tyre. Ai u brengos shumë kur një ditë, për shkak të sulmit të fortë të armikut, u pengua të kujtonte Zotin e tij qetësisht dhe në kohë të caktuar. Ishte dita kur armiku i sulmonte nga para kurse, nga mbrapa, Benu Kurejdhët prisnin me padurim momentin e përshtatshëm që të futeshin në Medinë e t'i vrisnin gratë e fëmijët muslimanë, pa u ndeshur me burrat që luftonin me armikun për jetën e tyre.

[104] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 345.

Benu Kurejdhët, një ditë, dërguan një spiun për të mësuar nëse gratë dhe fëmijët ishin vetëm, apo atje kishin ushtarë të mjaftueshëm që i mbronin. Spiuni hyri në qytet dhe vëzhgonte gratë, sidomos ato që u përkisnin familjeve kryesore, nga të cilat armiku kishte më shumë rrezik. Ndërsa ai përhijonte si re, për të vëzhguar në çdo cep se mos kishte ushtarë muslimanë që qëndronin të fshehur për t'i mbrojtur gratë dhe fëmijët, atë e vërejti Sefija[ra], halla e Profetit[sa]. Rastësisht aty gjendej vetëm një burrë musliman, edhe ai i sëmurë. Sefija[ra] i tha atij: *"Ky i panjohur duhet të jetë një spiun, sepse ka shumë kohë që po vërtitet këtu poshtë e përpjetë. Shko dhe lufto me të, para se ai të na zbulojë sekretet para armikut"*. I sëmuri refuzoi të luftonte. Atëherë Sefija[ra] vetë mori një shkop të gjatë bambuje dhe me ndihmën e grave të tjera arriti ta vriste atë.[105] Pas hulumtimeve, doli që ai me të vërtetë ishte një spiun i hebrenjve dhe vinte nga Benu Kurejdha. Nga kjo ngjarje muslimanët u frikësuan akoma më shumë, sepse e kuptuan që edhe kjo anë nuk ishte e sigurt tashmë. Por mësymja e armikut nga ana e hendekut ishte kaq dendur, saqë ata nuk mund t'i bënin derman vështirësisë së saposhfaqur. Megjithatë, Profeti Muhammed[sa] i dha përparësi mbrojtjes së grave dhe, siç thamë më lart që, prej një mijë e dyqindëve, peseqind ushtarë, ai i dërgoi në qytet për t'i mbrojtur ato. Në këtë mënyrë, përballë një ushtrie prej tetëmbëdhjetë apo njëzet mijë luftëtarësh, kishin mbetur vetëm shtatëqind ushtarë muslimanë. Në këtë gjendje makthi, disa muslimanë erdhën te Profeti[sa] dhe thanë:

> *"O i Dërguari i Allahut*[sa]*! Gjërat janë përkeqësuar shumë. Nuk po duket ndonjë shpresë që Medina do të shpëtojë.*

---

105 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 345.

*Lutjuni Zotit të Lartësuar në mënyrë të veçantë dhe edhe neve na mësoni ndonjë lutje për të bërë, që bekimi i Allahut të Lartësuar të zbresë për ne".*

*"Mos u shqetësoni!"*, u tha Profeti[sa], *"lutuni Zotit që Ai t'jua mbulojë dobësitë, t'jua forcojë zemrat dhe t'jua largojë frikën"*. Ai bëri disa lutje:

اَللّٰهُمَّ مُنْزِلَ الْكِتٰبِ سَرِيْعَ الْحِسَابِ اِهْزِمِ الْاَحْزَابِ۔ اَللّٰهُمَّ اهْزِمْهُمْ وَزَلْزِلْهُمْ۔

يَاصَرِيْخَ الْمَكْرُوبِينَ يَامُجِيبَ الْمُضْطَرِّينَ اكْشِفْ هَمِّى وَ غَمِّى وَ كَرْبِى فَاِنَّكَ تَرٰى مَانَزَلَ بِى وَ بِاَصْحَابِى۔

*"O Ti që më zbrite Kuranin Famëlartë, që robërve të Tu mund t'u kërkosh llogari shumë shpejt, këtë mizëri që është mbledhur këtu, munde! O Allah! Të lutem sërish, mundi ata dhe neve na dhuro fitoren mbi ta dhe shkatërroji planet e tyre.*[106] *O Ti që dëgjon lutjet e të brengosurve! O Ti që i përgjigjesh klithmës së të ndrojturve! Largoma brengën dhe shqetësimin tim, sepse Ti i di shumë mirë vështirësitë me të cilat jam rrethuar unë dhe shokët e mi".*[107]

106 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab gezueti hendek.*

107 Po aty.

## Përshkrimi i gjendjes së hipokritëve dhe besimtarëve

Këtë herë hipokritët u trembën aq shumë saqë ata nuk e kishin fare mendjen as për gratë, as për fëmijët e tyre. Por, ngaqë nuk donin të poshtëroheshin para popullit, ata dredhonin për t'i ikur ushtrisë.

وَيَسْتَاْذِنُ فَرِيْقٌ مِّنْهُمُ النَّبِيَّ يَقُوْلُوْنَ اِنَّ بُيُوْتَنَا عَوْرَةٌ ۗ وَمَا هِيَ بِعَوْرَةٍ ۚ
اِنْ يُّرِيْدُوْنَ اِلَّا فِرَارًا

*Një grup prej tyre i kërkoi leje Profetit*[sa] *duke thënë: "Shtëpitë tona kanë mbetur të pambrojtura*" (meqë edhe hebrenjtë ishin bërë armiq dhe Medina nuk ishte e sigurt nga ajo anë). *Por ato nuk kishin mbetur të pambrojtura* (sepse Zoti i Lartësuar qëndronte për mbrojtjen e Medinës). *Ata vetëm donin të përvidheshin.*[108]

Ndërsa gjendjen e muslimanëve, Kurani Famëlartë e përshkruan kështu:

اِذْ جَآءُوْكُمْ مِّنْ فَوْقِكُمْ وَمِنْ اَسْفَلَ مِنْكُمْ وَاِذْ زَاغَتِ الْاَبْصَارُ وَبَلَغَتِ
الْقُلُوْبُ الْحَنَاجِرَ وَتَظُنُّوْنَ بِاللّٰهِ الظُّنُوْنَا ۝ هُنَالِكَ ابْتُلِيَ الْمُؤْمِنُوْنَ وَ
زُلْزِلُوْا زِلْزَالًا شَدِيْدًا ۝ وَاِذْ يَقُوْلُ الْمُنٰفِقُوْنَ وَالَّذِيْنَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ
مَّا وَعَدَنَا اللّٰهُ وَرَسُوْلُهٗٓ اِلَّا غُرُوْرًا ۝ وَاِذْ قَالَتْ طَّآئِفَةٌ مِّنْهُمْ يٰٓاَهْلَ
يَثْرِبَ لَا مُقَامَ لَكُمْ فَارْجِعُوْا ۚ

*Kujtoni kohën kur ushtria ju sulmoi nga lart dhe nga poshtë*

108 Kurani Famëlartë 33:14.

(nga poshtë sulmuan mohuesit dhe nga lart hebrenjtë), *kur sytë tuaj u errësuan dhe zemrat ju erdhën në fyt dhe shumë nga ju filluan ta paragjykonin Zotin. Atëherë u sprovua besimi i besimtarëve dhe ata u tronditën nga koka gjer në këmbë. Kujtoni kohën kur hipokritët dhe ata me zemra të sëmura, zunë të flisnin: "Allahu dhe i Dërguari i Tij na bënë premtime të rreme". Sërish, kujtoni kohën kur një grup prej tyre shkoi te besimtarët dhe tha: "O banorët e Jethribit (Medinës)! Nuk mund t'ju shpëtojë më as ndonjë kështjellë as ndonjë strehim tjetër, andaj mbathjani!* [109]

Por, gjendja e besimtarëve ishte ndryshe përballë gjendjes së hipokritëve dhe muslimanëve të dobët. Rreth besimtarëve, Kurani thotë:

وَلَمَّا رَاَ الْمُؤْمِنُوْنَ الْاَحْزَابَ ۙ قَالُوْا هٰذَا مَا وَعَدَنَا اللّٰهُ وَ رَسُوْلُهٗ وَ
صَدَقَ اللّٰهُ وَ رَسُوْلُهٗ ۫ وَمَا زَادَهُمْ اِلَّآ اِيْمَانًا وَّ تَسْلِيْمًا ۝ مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ
رِجَالٌ صَدَقُوْا مَا عَاهَدُوا اللّٰهَ عَلَيْهِ ۚ فَمِنْهُمْ مَّنْ قَضٰى نَحْبَهٗ وَ مِنْهُمْ مَّنْ
يَّنْتَظِرُ ۖ وَمَا بَدَّلُوْا تَبْدِيْلًا ۝

*"Kur besimtarët e panë ushtrinë gjigante, thanë: "Kjo është ajo që na ka premtuar Allahu dhe i Dërguari i Tij prej kohësh. Sulmi i saj është një provë e vërtetësisë së Allahut dhe të Dërguarit të Tij". (Ajo ushtri gjigante nuk arriti t'ua lëkundte besimin), madje ata u forcuan edhe më shumë në bindje e në besim. Besimtarët janë burra të atillë që po e*

[109] Kurani Famëlartë 33:11-14.

*përmbushin besëlidhjen që kishin bërë me Allahun. Disa prej tyre e kanë arritur qëllimin e tyre duke dhënë jetën, kurse disa të tjerë ende nuk e kanë gjetur këtë mundësi, andaj, ata gjithnjë janë duke pritur momentin kur të gjejnë mundësinë (të dhurojnë jetën në rrugën e Zotit). Që nga dita e parë ata janë duke përmbushur besëlidhjen e tyre që kishin bërë me Zotin e Lartësuar”.*[110]

## Nderimi i kufomës në Islam

Armiku që vazhdimisht e sulmonte hendekun, disa herë edhe arrinte ta kapërcente atë. Një ditë, disa gjeneralë të mëdhenj të mohuesve e tejkaluan dhe u futën në anën e muslimanëve. Por muslimanët bënë një sulm kaq të fortë, saqë ata nuk kishin rrugë tjetër veçse të ktheheshin andej nga kishin ardhur. Gjatë këtij ballafaqimi, Neufeli, njëri ndër krerët e mëdhenj të mohuesve, u vra. Ai ishte një lider aq i madh, saqë mohuesit mendonin që nëse kufoma e tij do të dhunohej, nga turpi ata në gjithë Arabinë nuk do të kishin vend të ktheheshin. Për këtë arsye, ata i dërguan një mesazh Profetit Muhammed[sa] duke thënë se ata mund t’i paguanin dhjetë mijë dirhamë, nëse ai do t’ua kthente kufomën e Neufelit. Ata kujtonin që muslimanët me siguri do ta masakronin kufomën duke ia prerë hundën dhe veshët për t’i poshtëruar në popull, sepse ashtu kishin bërë ata me kufomat e krerëve muslimanë, madje edhe me trupin e xhaxhait të Profetit[sa], në betejën e Uhudit. Por, Islami nuk e lejon dhunimin e kufomës. Prandaj, Profetit[sa] kur i erdhi mesazhi i mohuesve, u tha se nuk i interesonte fare kufoma dhe se nuk i

110 Kurani Famëlartë 33:23-24.

shërbente për asgjë, prandaj s'kishte nevojë t'i paguanin për të. Ai ua dorëzoi kufomën.[111]

## Sulmet e ushtrive të bashkuara kundër muslimanëve

Se me çfarë intensiteti sulmonin mohuesit gjatë atyre ditëve, Uilliam Mjuri e përshkruan me këto fjalë:

> *"Mëngjesin tjetër, Muhammedi gjeti gjithë forcën e aleatëve, të rreshtuar kundër tij. Kjo kërkonte veprimtari maksimale dhe një vigjilencë të vazhdueshme nga ana e tij për të prishur manovrat e armikut. Tashmë ata paralajmëronin një sulm të përgjithshëm; pastaj duke u shpërndarë në divizione ata do të sulmonin pozicione të ndryshme, sulme të cilat do të ishin të shpejta dhe çorientuese; dhe më në fund, duke parë mundësinë, ata do të grumbullonin trupat e tyre në vendin më pak të mbrojtur, dhe, nën mbulimin e breshërisë së shigjetave të vazhdueshme e të mundimshme, do të përpiqeshin të shtrëngonin llogoren. Herë pas here disa goditje guximtare ishin bërë në qytet, edhe në tendën e Muhamedit nga udhëheqës të njohur si Khalidi dhe Amri; dhe këto ishin sprapsur vetëm me kundërsulme të vazhdueshme shigjetarie të pandërprerë. Kjo vazhdoi gjatë gjithë ditës dhe, duke qenë se ushtria e Muhammedit ishte thuajse e mjaftueshme të ruante linjën e gjatë, nuk mund të kishte qetësi për mohuesit. Madje edhe natën Khalidi, me një grup të fortë kalorësish, mbante gjallë alarmin, duke kërcënuar vazhdimisht linjën e mbrojtjes, me intervale të shpeshta, dhe kështu i detyronin*

111 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 336.

> *muslimanët t'i mbanin pozicionet gjithmonë të angazhuara. Por të gjitha përpjekjet e armikut ishin pa rezultat. Hendeku nuk u kapërcye".* [112]

Ndonëse kishin kaluar dy ditë që beteja vijonte pandërprerë, ushtritë nuk përplaseshin drejtpërdrejt. Prandaj, në një sulm njëzetekatërorësh, ishin vrarë vetëm tre veta të ushtrive të bashkuara dhe pesë të muslimanëve. Gjatë këtij sulmi, Sad bin Muadhi[ra] kryetar i fisit Eus dhe sahab i flijuar i Profetit[sa] u plagos rëndë. Mësymjet e vazhdueshme, sidoqoftë, e dëmtuan edhe hendekun në një pjesë, dhe kjo e bënte sulmin e mëtejshëm më të lehtë nga kjo pjesë. Por këndej hendekut, po rrëfeheshin shembuj të jashtëzakonshëm të trimërisë nga ana e Profetit[sa] dhe të besnikërisë nga ana e muslimanëve. Ishte një natë e ftohtë, por Profeti[sa] vazhdimisht çohej dhe qëndronte roje pikërisht në atë pjesë që ishte dëmtuar. Ajshja[ra] tregon: *"Duke shërbyer si rojë ai kur lodhej dhe këputej, kthehej në çadër dhe shtrihej në jorgan me mua, për të shkuar përsëri për ta mbrojtur pjesën e brishtë, sapo të merrte pak veten"*. Një ditë u dërrmua krejtësisht, duke qëndruar zgjuar vazhdimisht në këtë mënyrë. Gjatë natës u shpreh: *"Sikur të kisha pranë ndonjë musliman të përkushtuar, do të flija pak çaste"*. Sakaq u dëgjua zëri i Sad bin Uekasit[ra]. Profeti e pyeti se përse kishte ardhur. *"Për t'ju shërbyer roje"*, u përgjigj Sadi[ra]. Profeti[sa] tha *"Nuk kam nevojë për rojë. Shkoni te hendeku, atje ku është prishur pjesa anësore e tij dhe mbrojeni, në mënyrë që muslimanët të jenë të sigurt"*. Sadi[ra] menjëherë shkoi atje për ta zbatuar urdhrin dhe Profeti[sa] fjeti.[113] (Çuditërisht, edhe gjatë ditëve të para, pasi kishte ardhur Profeti[sa]

---

112 Muir William, *Life of Mohammad*, London, 1878, f. 322.

113 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 346.

në Medinë, kur kishte rrezik nga armiku, ishte pikërisht Sadi[ra], ai që kishte ardhur për t'i shërbyer roje Profetit[sa]) Gjatë kësaj periudhe, një ditë, Profeti[sa] papritmas dëgjoi zhaurimën e armëve. *"Kush është?"*, pyeti ai. Ishte Ibad bin Beshiri. Profeti[sa] iu drejtua Ibadit: *"A ka të tjerë me ju?"* Ibadi tha: *"Kam një grup sahabësh dhe kemi ardhur për të shërbyer roje pranë çadrës suaj". "Lëreni çadrën time! Shkoni të luftoni me idhujtarët, sepse ata janë duke tentuar të kapërcejnë hendekun!"*, i porositi Profeti[sa][114]

## Përgatitjet e sulmit nga Benu Kurejdhët në bashkëpunim me idhujtarët dhe dështimi i tyre

Siç e kemi përmendur më lart, hebrenjtë ishin përpjekur të hynin vjedhurazi në Medinë dhe në këtë përpjekje, një spiun i tyre u vra. Kur ata e kuptuan, që intriga e tyre u nxor në shesh, ata filluan t'i ndihmonin arabët më hapur. Ata nuk bënë ndonjë sulm të madh nga pjesa e prapme e Medinës, sepse atje nuk kishte vend të mjaftueshëm nga mund të bëhej një sulm i tillë, gjatë kohës kur trupat muslimane ishin të pranishme atje. Megjithatë, të dyja grupet, pra, edhe hebrenjtë, edhe idhujtarët, vendosën të dyndnin ushtritë e tyre njëherësh për të bërë një sulm të beftë kundër muslimanëve. Por, pikërisht në atë kohë, mënyra se si u shfaq ndihma e Zotit të Lartësuar, e cila do të përshkruhet në vijim, ishte e jashtëzakonshme:

Ishte një njeri që quhej Nuaim, me zemër muslimane që vinte nga fisi Getfan. Ai kishte ardhur në luftë, bashkë me mohuesit, por priste ndonjë moment, kur mund të ndihmonte muslimanët. Çfarë mund të bënte një njeri i vetëm! Por kur pa që edhe hebrenjtë iu

[114] Po aty.

bashkuan mohuesve dhe muslimanët kishin humbur çdo mundësi për t'u mbrojtur, atëherë ai u prek aq shumë saqë vendosi që të bënte çmos nga ana e tij për ta eliminuar këtë gjëmë. Kështu që, kur u mor vendimi që të dyja grupet të bënin një sulm befasisht, ai shkoi tek hebrenjtë, pra te Benu Kurejdhët, dhe krerëve të tyre u tha: *"Nëse ushtria arabe do të marrë arratinë, atëherë më tregoni se çfarë do të bëjnë muslimanët me ju? Ju jeni aleatë të tyre dhe mund të paramendoni se çfarë ndëshkimi do të pësoni duke thyer besëlidhjen që keni bërë me ta"*. Ata u trembën dhe e pyetën: *"Çfarë të bëjmë atëherë?!"* Nuaimi u tha: *"Kur arabët t'ju kërkojnë të bëni sulmin duke bashkëpunuar me ta, kërkoni që ata t'ju dërgojnë shtatëdhjetë veta si garanci, të cilët do t'ju mbrojnë kështjellat, ndërkohë që ju të sulmoni nga pjesa e prapme"*.

Më pas, Nuaimi shkoi te krerët e idhujtarëve dhe atyre u tha: *"Hebrenjtë janë banorë të Medinës. Çfarë do të bëni nëse në momentet e fundit do t'ju tradhtojnë? Si do të veproni nëse ata ju kërkojnë njerëzit tuaj si garanci dhe thjeshtë për t'i kënaqur muslimanët dhe për ta shlyer fajin e tyre, trupat tuaja t'ua dorëzojnë muslimanëve? Së pari juve ju duhet t'i provoni hebrenjtë nëse ata janë të qëndrueshëm apo jo. Ftojini një herë për të bërë një sulm të përbashkët, sa më shpejt"*.

Krerët e mohuesve e konsideruan të drejtë këshillën e Nuaimit dhe të nesërmen, ata u dërguan mesazh hebrenjve duke thënë: *"Nesër, përgatitemi të bëjmë një sulm të përgjithshëm. Edhe ju bëhuni gati për të vepruar në të njëjtën mënyrë!"*

Benu Kurejdhët thanë:

> *"Pikë së pari, nesër është sabet, dita jonë e shenjtë, një ditë kur ne nuk mund të luftojmë dhe së dyti, jemi banorë të*

> *Medinës dhe ju jeni të huaj. Nëse ju do të ktheheni, duke hequr dorë nga lufta, çfarë do të ndodhë me ne?! Na jepni shtatëdhjetë personat tuaj si garanci, atëherë edhe ne, duke qenë të bindur, do të marrim pjesë në luftë".*

Mohuesit, që tashmë kishin rënë në dyshime, e refuzuan kërkesën e tyre dhe ia kthyen: *"Nëse bashkimi ynë është i sinqertë, një kërkesë e tillë nga ana juaj është e pakuptimtë"*. Kjo ngjarje u lindi më shumë dyshime si hebrenjve ashtu edhe mohuesve. Dihet që kur futen dyshime, shpirti i trimërisë vdes. Me këto mëdyshje e pasiguri, ushtria e mohuesve natën u kthye për të pushuar në çadrat e tyre dhe Zoti i Lartësuar hapi derën e ndihmës së Tij qiellore. Të njëjtën natë, shpërtheu një furtunë e llahtarshme, e cila ua shkuli anësoret çadrave të ushtrisë, ua rrëzoi enët që kishin lënë në zjarr dhe disa fiseve iu fik edhe zjarri. Idhujtarët arabë kishin zakon që, gjatë luftës, tërë natën ta linin të ndezur zjarrin, gjë që e mbanin si ogurmirë. Atij që i shuhej zjarri, mendohej që ajo ditë ishte e nëmur për të, dhe ai shkulte çadrën dhe tërhiqej nga fushëbeteja. Edhe atë natë të frikshme, fiseve që iu shua zjarri, sipas zakonit të tyre, i morën çadrat dhe u tërhoqën, që t'i bashkoheshin sërish ushtrisë, pas pritjes njëditore. Ngaqë krerët i kishin zënë dyshimet për shkak të replikave që ndodhën gjatë ditës, ato fise që qëndronin pranë të larguarve, kujtuan se mbase hebrenjtë bashkë me muslimanët kishin bërë një agresion nate. Prandaj, edhe ata filluan t'i palosnin ngutas çadrat e tyre për të dezertuar. Tek po shtrihej qetësisht në shatorren e tij, Ebu Sufjanit i erdhi lajmi. Ai u çua i trembur dhe pamenduar i hipi devesë së tij të lidhur. I nguli disa herë shporet. Në fund, shokët e tij i treguan se ç'marrëzi po bënte. Ata ia liruan devenë dhe bashkë me të, ikën nga fushëbeteja.[115]

[115] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 349-350.

Deri në pjesën e tretë e të fundit të natës, logu që mbante rreth njëzet apo njëzet e pesë mijë ushtarë me çadrat e tyre, u shndërrua në një vend të shkretë. Allahu i Lartësuar e njoftoi Profetin Muhammed[sa] përmes shpalljes: *"Ne ia dhamë arratinë armikut tuaj"*. Për të dërguar dikë që të zbulonte realitetin, Profeti[sa] thirri sahabët[ra] që gjendeshin pranë. Ishin ditë dimri dhe muslimanët nuk kishin rroba të mjaftueshme. Edhe gjuhët u kallkanoseshin. Disa sahabë[ra] rrëfejnë që ata e kishin dëgjuar të Dërguarin e Allahut[sa] dhe donin t'i përgjigjeshin, por nuk mundeshin. Vetëm Hudhejfa[ra] tha shkathtësisht: *"Çfarë mund të bëj, o i Dërguari i Allahut[sa]?" "Jo ju. Më duhet ndonjëri tjetër"*, u përgjigj Profeti[sa] dhe ai sërish thirri: *"A ka njeri?"* Por as ata që ishin zgjuar nuk arritën t'i kthenin përgjigje. Hudhejfa[ra] përsëri tha: *"O i Dërguari i Allahut[sa] unë jam këtu"*. Më në fund, ai e dërgoi Hudhejfanë duke thënë: "Zoti i Lartësuar më ka njoftuar që Ai e arratisi armikun. Shkoni dhe kontrollojeni gjendjen një herë". Ai shkoi te hendeku dhe pa që fusha ishte boshatisur krejtësisht nga ushtarët. U kthye dhe duke pohuar *shehadetin* e njoftoi që armiku ia kishte mbathur. Në mëngjes, muslimanët i palosën çadrat dhe filluan të ktheheshin në shtëpitë e tyre.[116]

## Ndëshkimi i Benu Kurejdhëve për pabesinë e tyre

Pas njëzet ditësh, muslimanët do të merrnin frymë të qetë. Por, tani duheshin marrë edhe me Benu Kurejdhët. Pabesia e tyre nuk ishte e tillë që mund të anashkalohej. Profeti Muhammed[sa] u dërgoi njoftimin sahabëve[ra] që të mos pushonin nëpër shtëpi, por të gjendeshin te fortesat e Benu Kurejdhëve, përpara rënies së muzgut.

116 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 354.

Ai dërgoi Aliun[ra] tek ata për t'i pyetur se përse kishin dalë të pabesë duke vepruar kundër marrëveshjes. Në vend që të tregoheshin të penduar, t'u kërkonin falje ose të paktën t'u jepnin ndonjë arsye, ata zunë ta fyenin Aliun[ra] dhe shokët e tij, e fyenin Profetin[sa] dhe gratë e familjes së tij dhe thanë: *"Ne nuk e njohim Muhammedin(sa). Nuk kemi bërë asnjë marrëveshje me të"*. Aliu[ra] u kthye me përgjigjen e tyre, ndërkohë Profeti[sa], bashkë me sahabët[ra], po shkonte drejt kështjellave të tyre. Ngaqë ata e fyenin keq Profetin[sa], gratë dhe vajzat e tij, Aliu[ra] ndjeu që Profetit[sa] do t'i vinte shumë keq. Prandaj ai i tha të kthehej dhe se sahabët ishin të mjaftueshëm për t'u marrë me hebrenjtë. Por, Profeti[sa] tha: *"E kuptoj që ata po më shajnë dhe ju mendoni që unë të mos i dëgjoj"*. Aliu[ra] iu përgjigj me pohim. Profeti[sa] tha: *"Çfarë ndodh nëse ata më shajnë?! Musai[as] ishte profeti i tyre, të cilin ata e lënduan më keq"*. Me këto fjalë, Profeti[sa] vazhdoi rrugën e tij drejt kështjellave të tyre. Por, ata i mbyllën dyert për t'u ngujuar në fortesë, dhe shpallën luftë kundër muslimanëve. Në këtë luftë morën pjesë edhe gratë e tyre. Teksa ishin ulur disa muslimanë poshtë murit të kështjellës, një grua hebre hodhi një gur dhe vrau një musliman. Pas rrethimit disaditor, hebrenjtë e kuptuan që ata nuk mund të luftonin gjatë në këtë mënyrë. Atëherë, i kërkuan Profetit[sa] që t'u dërgonte Ebu Lebaba Ensarin, i cili ishte mik i tyre, njëkohësisht kryetari i fisit Eus. Ata donin të këshilloheshin me të. Profeti[sa] ua dërgoi Ebu Lebabanë. Hebrenjtë e pyetën: *"A të pranojmë propozimin e Muhammedit(sa) i cili thotë që të dorëzohemi dhe t'ia lëmë në dorë atij të na gjykojë?"* Këshilltari i tyre me gojë u tha *"Po"*, por duke e çuar dorën te fyti i tij, bëri një shenjë në atë mënyrë, që i la të kuptonin se do të vriteshin. Profeti[sa] gjer atëherë nuk kishte shfaqur ndonjë vendim të tijin. Por, Ebu Lebaba vetë gjykoi që pabesia e tyre nuk meritonte

gjë tjetër përveçse ndëshkim me vdekje dhe ai pa menduar thellë ua bëri një shenjë që do të bëhej shkak i shkatërrimit të tyre. Nëse ata do ta pranonin gjykimin e Profetit[sa], atëherë, maksimumi, do të dëboheshin nga Medina, ashtu siç u dëbuan fise të tjera hebraike. Fatkeqësisht, ata kthyen përgjigje: *"Ne nuk jemi gati të pranojmë vendimin e Muhammedit[(sa)]. Ne do të pranojmë atë që do të vendosë Sad bin Muadhi, kryetari i fisit Eus, aleati ynë".*

Ndërkohë, hebrenjtë u përçanë. Disa prej tyre thanë: *"Populli ynë bëri pabesi dhe sjellja e muslimanëve tregon që feja e tyre është e drejtë"*. Këta e lanë fenë e tyre dhe përqafuan Islamin. Amr bin Ma'di[ra], njëri prej krerëve të tyre, i qortoi hebrenjtë duke thënë: *"Keni bërë pabesi duke shkelur marrëveshjen. Ose bëhuni muslimanë, ose pranoni ta paguani xhizjen"*. Ata thanë: *"As nuk do të bëhemi muslimanë, as nuk do ta paguajmë xhizjen. Për ne, më mirë të vdesim". "Mirë atëherë, unë po çlirohem nga përgjegjësia"*, duke thënë këto fjalë, Amri u largua. Tek po dilte nga fortesa, atë e pa një njësi trupash muslimane, komandanti i së cilës ishte Muhammed bin Muslima[ra]. Ai e pyeti: *"Kush je?"*. Amri i tregoi për veten. Muhammed bin Muslima[ra] tha: *"Mund të shkosh lirisht",* dhe më pas bëri këtë lutje:

اَللّٰهُمَّ لَاتَحْرِمْنِی اِقَالَةَ عَثَرَاتِ الْكِرَامِ

*"O Allah! Kurrë mos më privo t'ua mbuloj*
*gabimet njerëzve të mirë".*[117]

Kjo do të thoshte se ngaqë Amri ishte penduar për veprimin që kishte bërë ai dhe populli i tij, muslimanët moralisht ishin të

117 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 363.

detyruar t'ia falnin. Muhammed bin Muslima, për këtë arsye, nuk e kishte kapur Amrin dhe i lutej Zotit që t'i mundësonte gjithmonë për të bërë mirësi të tilla. Kur Profetisa u vu në dijeni për këtë ngjarje, ai nuk i bëri ndonjë vërejtje se pse e kishte lënë të lirë hebreun, madje, e përgëzoi për këtë veprim.

## Vendimi i Sadit, gjykatësit të caktuar prej Benu Kurejdhëve, ishte sipas Biblës

Ngjarjet e sipërshënuara ndodheshin individualisht. Benu Kurejdha, si popull, ngultas mohonte Profetinsa si gjykatës dhe kërkonte vendimin e Saditra. Edhe Profetisa, duke ua pranuar kërkesën, e njoftoi Sadinra, i cili qe i plagosur gjatë betejës, të vinte e të lëshonte vendimin e tij. Sa u shpall ky njoftim, ata të fisit Eus, të cilët prej shumë kohësh ishin aleatë të Benu Kurejdhët, vrapuan drejt Saditra dhe i kërkuan që të lëshonte vendimin në anën e aleatëve të tyre, sepse edhe fisi tjetër, Hezrexhi, gjithmonë i kishte shpëtuar aleatët e tyre nga ndëshkimet.

Për shkak të plagëve që kishte marrë, Sadira hipi në një kafshë për të shkuar deri te Benu Kurejdhët. Njerëzit e popullit të tij vraponin pranë Saditra, djathtas e majtas, dhe i luteshin me ngulm: *"Mos vendos kundër Benu Kurejdhëve!"* Por, Sadira i përgjigjej: *"Ai që caktohet për të gjykuar, duhet të jetë i besueshëm dhe vendimin duhet ta japë me ndershmëri. Edhe unë do të vendos me ndershmëri"*. Kur Sadira iu afrua kështjellës së hebrenjve, atë e prisnin duke qëndruar pranë murit të saj, nga njëra anë hebrenjtë e nga ana tjetër muslimanët. Sadira së pari e pyeti popullin e vet: *"A betoheni që do ta pranoni vendimin tim?" "Po"*, thanë ata. Pastaj ai i pyeti Benu Kurejdhët: *"A betoheni që do ta*

*pranoni vendimin tim?" "Po"*, thanë edhe ata. Pastaj, me sytë përdhe iu drejtua Profetit Muhammed[sa], seç kishte një turp, dhe e pyeti: *"Ju që jeni ulur këtej, a betoheni edhe ju që ta pranoni vendimin tim?" "Po"*, tha edhe Profeti[sa]. Sadi[ra] i njoftoi ata me vendimin e tij, sipas Biblës.[118] Bibla thotë:

> *"Kur t`i afrohesh një qyteti për ta sulmuar, do t`i ofrosh së pari paqen. Në qoftë se pranon ofertën tënde të paqes dhe t`i hapë dyert e tij, tërë populli që ndodhet aty ka për të paguar haraçin dhe do të të shërbejë. Por në rast se nuk do të bëjë paqe me ty dhe kërkon luftë kundër teje, atëherë ti do ta rrethosh. Kur më vonë Zoti, Perëndia yt, do të ta japë në dorë, do të vrasësh me shpatë tërë meshkujt e tij; por gratë, fëmijët, bagëtinë dhe të gjitha ato që ndodhen në qytetet, tërë prenë e tij, do t`i marrësh si plaçkën tënde; dhe do të hash plaçkën e armiqve të tu, që Zoti, Perëndia yt, të ka dhënë. Kështu do të veprosh në të gjitha qytetet që janë shumë larg nga ti dhe që nuk janë qytete të këtyre kombeve. Por nga qytetet e këtyre popujve që Zoti, Perëndia yt, të jep si trashëgimi, nuk ke për të lënë asgjë që merr frymë; por do të vendosësh shfarosjen e plotë të tyre, domethënë të Hitejve, të Amorejve, të Kananejve, të Perezejve, të Hivejve dhe të Jebusejve, ashtu si të ka urdhëruar Zoti, Perëndia yt, me qëllim që ata të mos ju mësojnë të imitoni tërë ndyrësirat që bëjnë për perënditë e tyre, dhe ju të mos mëkatoni kundër Zotit, Perëndisë tuaj".*[119]

---

118 *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 365-366.

119 Bibla, Ligji i Përtërirë 20:10-18.

Ky vendim i Biblës është i qartë. Në rast se hebrenjtë do të fitonin dhe Profeti Muhammed[sa] do të humbte, atëherë, së pari të gjithë muslimanët do të vriteshin, qofshin burra, qofshin gra, qofshin fëmijë. Edhe historia dëshmon që këtë synim e kishin hebrenjtë, pra, t'i vritnin përnjëherë burrat, gratë dhe fëmijët. Edhe në rast se ata do të bënin ndonjë lëshim të madh, fjalët e Ligjit të Përtërirë i urdhëronin që ata t'i trajtonin muslimanët si një popull të largët dhe t'ia vrisnin të gjithë burrat, kurse gratë, fëmijët dhe tërë prenë e muslimanëve t'i merrnin si plaçkë të tyren. Sadi[ra], që ishte aleat i Benu Kurejdhëve dhe ishte mik i tyre, kur pa që ata nuk e pranuan vendimin e Sheriatit Islam, që patjetër ua garantonte jetën dhe refuzuan vendimin e Profetit[sa], ai dha të njëjtin vendim për ta, që Musai[as] e kishte caktuar më parë për këso rastesh. Përgjegjësia e këtij vendimi nuk bie mbi Profetin Muhammed[sa] e mbi muslimanët, por mbi Musain[as], mbi Biblën dhe mbi ata hebrenj që vepruan në këtë mënyrë me popujt e tjerë gjatë mijëra vjetëve dhe mbi ata hebrenj, të cilët, kur u ishte bërë thirrje që ta pranonin mëshirën e Profetit[sa], e refuzuan. Ata thanë: Ne nuk do ta pranojmë vendimin e Profetit Muhammed[sa], por do ta pranojmë të Sadit. Sadi[ra] atëherë kishte vendosur sipas vendimit të Musait, por sot, të krishterët thonë zhurmshëm se gjoja Profeti Muhammed[sa] bëri mizori. Pse vallë historianët e krishterë nuk mendojnë nëse Profeti Muhammed[sa] kishte vepruar në ndonjë rast tjetër në të njëjtën mënyrë apo jo?! Qindra herë armiku e liroi vetën falë mëshirës së Profetit[sa] dhe çdo herë Profeti[sa] ua fali. I vetmi rast është ky, kur armiku nguli këmbë që të mos pranonte vendimin e Profetit[sa] dhe të pranonte vendimin e dikujt tjetër, i cili, i kërkoi edhe Profetit[sa] paraprakisht të betohej që do ta pranonte vendimin. Pastaj, ai e dha vendimin, i cili, në fakt, nuk ishte i tiji, por i Musait[as], të

cilin hebrenjtë pretendonin ta ndiqnin. Kështu që, nëse dikush bëri mizori, atëherë vetë hebrenjtë e bënë mbi veten e tyre, duke refuzuar të pranonin vendimin e Profetit[sa]. Nëse dikush bëri mizori, e bëri Musai[as], që dha këtë mësim me urdhrin e Zotit në Bibël, lidhur me armikun e rrethuar. Nëse kjo ishte mizori, historianët e krishterë Musain duhet ta quajnë mizor, madje Zotin e Musait që dha këtë mësim në Bibël.

Pas përfundimit të luftës së Ahzabit, Profeti Muhammed[sa] tha: *"Nga sot e tutje, idhujtarët nuk do të na mësyjnë ne. Tani Islami vetë do të përgjigjet dhe do të hidhet në sulm kundër atyre popujve që sulmuan"*.[120] Kështu ndodhi. Çfarë humbje kishin pësuar mohuesit gjatë luftës së Ahzabit! U ishin vrarë pak veta dhe pas një përgatitjeje, ata sërish mund të sulmonin vitin e ardhshëm. Jo vetëm njëzet mijë, por ata mund të sillnin një ushtri edhe prej dyzet apo pesëdhjetë mijë ushtarësh. Madje, nëse do të bënin përgatitje të mira, mund të sillnin lehtësisht edhe njëqind mijë apo njëqind e pesëdhjetë mijë ushtarë. Por, pas përpjekjeve të pandërprera njëzetenjëvjeçare, zemrat e mohuesve ndienin se Zoti është me Profetin Muhammed[sa], idhujt e tyre janë gënjeshtarë dhe se Krijuesi i botës është vetëm një Zot. Ata ishin mirë fizikisht, por nga zemrat ishin të copëtuar. Së jashtmi binin në *sexhde* para idhujve, por në zemrat e tyre buçiste thirrja *la ilaha ila-llah* (Nuk ka zot tjetër përveç Allahut).

## Fillimi i triumfit të muslimanëve

Pasi u lirua nga kjo betejë, Profeti[sa] tha: *"Nga sot e tutje mohuesit arabë nuk do të na sulmojnë"*. Domethënë, sprova e muslimanëve

120 *Buhariu, Kitabul-magazi bab gezuetil-hendek.*

kishte arritur kulmin e saj dhe tani do të fillonte epoka e triumfit të tyre. Në të gjitha betejat që ishin bërë gjer atëherë, ose mohuesit e kishin mësyrë Medinën, ose muslimanët kishin dalë nga Medina për t'i parandaluar mësymjet e tyre. Muslimanët vetë nuk kishin bërë ndonjë përpjekje për ta vijuar luftën. Sipas rregullave të luftës, një luftë që ndizet mund të përfundojë vetëm në dy mënyra: të dyja palët të pajtohen, ose njëra prej tyre të dorëzohet. Por deri më tani, nuk kishte ndodhur asnjëra prej tyre, pra, ishte vendosur një armëpushim në beteja sipas praktikave të kohës së vjetër, por lufta po vazhdonte akoma dhe nuk kishte marrë fund. Prandaj, muslimanët e kishin të drejtën ta sulmonin armikun kur të donin dhe ta detyronin të dorëzohej. Por ata nuk bënë ashtu. Çdo herë kur binte armëpushimi, edhe muslimanët heshtnin, për arsye se ndoshta mohuesit do të pajtoheshin dhe lufta do të merrte fund. Por për sa kohë mohuesit nuk bënë asnjë hap drejt kompromisit dhe as nuk iu dorëzuan muslimanëve, madje ndezën akoma më shumë kundërshtimin e tyre, atëherë për muslimanët, kishte ardhur koha që çështja të vendosej në mënyrë luftarake, ose të dorëzohej njëra nga dy palët, në mënyrë që të vendosej paqja në vend. Prandaj, pas betejës së Ahzabit, Profeti Muhammed[sa] vendosi që të arrinte njërin prej dy synimeve, ose muslimanët dhe mohuesit të pajtoheshin, ose njëra palë të dorëzohej. Është e qartë që atë të dytën mund ta bënin vetëm mohuesit, sepse për triumfin e Islamit Zoti i Lartësuar e kishte dhënë paralajmërimin, të cilin, Profeti[sa] e kishte përhapur që në kohën kur ishte në Mekë.

Për sa i përket kompromisit, duhet të dimë që ai mund të bëhet edhe nga pala mbizotëruese, edhe nga pala e mbizotëruar. Kur kjo e fundit bën kërkesë për paqe, atëherë ai i nënshtrohet palës

mbizotëruese duke paguar si haraç një pjesë të tokës apo të ardhurave të tij, përjetësisht apo përkohësisht, ose në raste të tjera, duke pranuar kushtet e vëna prej palës mbizotëruese. Ndërsa pala mbizotëruese, kur bën propozimin e paqes, i drejtohet palës tjetër: *Ne nuk duam t'ju shtypim plotësisht. Nëse do të na nënshtroheni në disa çështje, ne nuk do të cenojmë pavarësinë tuaj, të plotë apo të pjesshme.* Në luftën midis Profetit Muhammed[sa] dhe mohuesve mekas, këta të fundit vazhdimisht kishin pësuar disfata, por disfata e tyre nuk nënkuptonte se ata kishin humbur luftën, por vetëm se u dështonin sulmet. Humbja e plotë e tyre do të quhej ajo kur ata të thyheshin tërësisht e nuk do të mund të rezistonin më. Vetëm dështimi i sulmit nuk quhet humbje e plotë, për më tepër ata sërish mund të bënin ndonjë sulm për ta arritur synimin e tyre. Kështu që, sipas rregullave luftarake, mekasit ende nuk konsideroheshin të mundur, por vetëm se atentatet e tyre barbare nuk e kishin arritur synimin. Kurse muslimanët, nga pikëpamja luftarake, mund të quheshin të mundur, edhe pse as atyre nuk u ishte tulatur forca rezistente, përfundim ky që ka këto arsye:

Së pari, muslimanët ishin një pakicë shumë e vogël. Së dyti, ata deri më tani nuk kishin bërë asnjë atentat agresiv, domethënë nuk ishin nismëtarë të ndonjë beteje, që të arsyetonim që ata e kujtonin veten të pavarur nga mohuesit. Në këto rrethana, propozimi për kompromis nga ana e muslimanëve do të thoshte vetëm se ata janë dërrmuar duke u rezistuar dhe tani donin t'i hiqnin qafe. Çdo njeri i mençur mund të kuptojë që, në këto rrethana, nëse muslimanët do të bënin një gjë të tillë, ajo do të ishte shumë e rrezikshme, madje e barabartë me vetëvrasje. Edhe mohuesit arabë, që po shkurajoheshin nga dështimet e vazhdueshme në mësymjet e tyre barbare, nga

propozimi i muslimanëve për kompromis, do të rigjallëroheshin e do të mbusheshin sërishmi me synimet e tyre. Dhe në këtë mënyrë do të konsiderohej që muslimanët, sado që e kishin mbrojtur Medinën nga shkatërrimi, ishin zhgënjyer nga suksesi përfundimtar. Prandaj, propozimi i kompromisit në asnjë mënyrë nuk mund të bëhej nga ana e muslimanëve. Nëse dikush mund ta bënte atë, ata ishin mekasit, ose një palë e tretë. Por, në Arabi nuk kishte mbetur ndonjë palë e tretë. Në njërën anë ishte Medina dhe përballë saj qëndronte e gjithë Arabia. Kështu që, praktikisht vetëm mohuesit mund ta bënin këtë propozim, gjë që ata nuk e mendonin fare. Kjo gjendje edhe po të vazhdonte për njëqind vjet, sipas normave luftarake, lufta civile e Arabisë nuk do të ndalej.

Ngase mekasit nuk kishin bërë ndonjë propozim për paqe, kurse medinasit në asnjë rrethanë nuk ishin të gatshëm për të pranuar për veten nënshtrimin ndaj mohuesve, por pasi e kishin kthyer mbrapsht sulmin e përgjithshëm të Arabisë, atyre u kishte mbetur vetëm një rrugë: të dilnin e t'i detyronin mohuesit arabë që të pranonin nënshtrimin ndaj tyre, ose të pajtoheshin me ta. Pikërisht këtë rrugë e zgjodhi Profeti Muhammed[sa], rrugë e cila në pamje të parë, dukej se ishte luftë, por në të vërtetë, nuk kishte asnjë rrugë tjetër për të vendosur paqe. Nëse Profeti[sa] nuk do ta zgjidhte këtë, kishte mundësi që lufta të vazhdonte edhe deri në njëqind vjet, ashtu siç kishte ndodhur në kohët e vjetra, në rrethana të tilla. Shumë nga luftërat e mëparshme arabe vazhduan deri në tridhjetë apo dyzet vjet. Arsyeja e zgjatjes së tyre ka të ngjarë të ketë qenë pikërisht fakti që asnjë përpjekje nuk bëhej për t'i dhënë fund luftës. Siç u tha edhe më lart, ka vetëm dy mënyra për t'i dhënë fund luftës: lufta, ose të bëhet në

atë mënyrë që gjithçka të vendoset njëherë e mirë dhe njëra nga palët të dorëzohet, ose të dyja palët të pajtohen.

Profeti Muhammed[sa] mund të zgjidhte heshtjen duke qëndruar në Medinë dhe të mos sulmonte, por, ishin mohuesit arabë ata që kishin shpallur luftën, andaj, një heshtje e Profetit këtu, nuk mund t'i jepte fund luftës, përkundrazi, ajo do të nënkuptonte fillimin e nënshtrimit të tij ndaj mohuesve. Në këtë rast, mohuesit arabë do të sulmonin Medinën sa herë t'u shkrepej, pa pasur asnjë provokim. Përveç kësaj, sipas rregullave të kohës, veprimi i tyre do të konsiderohej i drejtë, sepse heshtja në luftë, në atë kohë, nuk merrej si fundi i saj, por si pjesë e saj.

## Mësimi i krishterimit dhe judaizmit lidhur me luftën

Në këtë kontekst, disave mund t'u lindë pyetja nëse ka të drejtë një fe e vërtetë të bëjë luftë? Mendoj që është e nevojshme që t'i jepet përgjigje edhe kësaj pyetjeje. Mësimet e feve janë të ndryshme lidhur me luftën. Mësimin e Musait[as] rreth saj e kam përmendur më përpara. Bibla e urdhëron Musain[as] që të hyjë forcërisht në Kanan dhe t'i mundë popujt e atij vendi për të populluar njerëzit e tij atje.[121] Këtë mësim e kishte dhënë Musai[as], të cilin vazhdimisht e kishin ndjekur profetët si Jozueu (Joshua)[as] Davidi (Daudi)[as] etj., prapëseprapë, hebrenjtë dhe të krishterët ata i quajnë Profetë të Zotit dhe Biblën e konsiderojnë po ashtu Libër të Zotit. Në fund të serisë musaiane kishte ardhur Mesihu[as], i cili, lidhur me luftën dha mësimin që mizorisë nuk duhet t'i kundërpërgjigjesh, *"madje"*, thotë ai, *"në qoftë se dikush të qëllon*

121 Bibla, Ligji i Përtërirë 20:10-18.

*mbi faqen e djathtë, ktheja dhe tjetrën*".[122] Duke komentuar këtë varg, të krishterët pohojnë se Mesihu[as] ndaloi luftën. Por, shohim që po në Dhiatën e Re ka edhe mësime të tjera që janë kundërthënëse me të. Për shembull, Ungjilli thotë:

> *"Mos mendoni se unë erdha të sjell paqen mbi tokë; nuk erdha të sjell paqen, por shpatën".*[123]

Po ashtu, shkruhet:

> *U tha, pra, atyre: "Po tani, kush ka një trastë le ta marrë me vete, dhe po kështu thesin; dhe kush nuk ka shpatë, le të shesë rrobën e vet e ta blejë një".*[124]

Këto dy mësimet e fundit i kundërvihen krejtësisht mësimit të parë. Nëse Mesihu kishte ardhur për të bërë luftë, cili do të ishte kuptimi i thënies *"në qoftë se dikush të qëllon mbi faqen e djathtë, ktheja dhe tjetrën"?* Kështu që, këto dy lloje mësimesh ose janë kundërthënëse, ose njërin nga ato duhet ta komentojmë ndryshe, duke lënë kuptimin e tij të drejtpërdrejtë. Nuk do të hyj në pyetjen se a është praktik mësimi që nëse dikush të qëllon mbi një faqe, t'ia kthesh edhe faqen tjetër, por, vetëm dua të them që bota e krishterë, gjatë gjithë historisë së saj, nuk iu shmang luftës. Madje, edhe në fillimet e tyre, kur të krishterët sunduan Romën, bënë luftëra me popuj të tjerë, jo vetëm mbrojtëse, por edhe agresive. Edhe sot, kur të krishterët e mbizotërojnë botën, vazhdojnë të bëjnë luftëra, jo vetëm mbrojtëse, por edhe agresive. Ndryshimi i vetëm është që çdoherë

122 Mateu 5:39.

123 Mateu 10:34.

124 Luka 22:36.

kur fiton njëra palë, ajo kanonizohet nga bota e krishterë. Fitorja e cilësdo palë konsiderohet si fitore e civilizimit të krishterë dhe kështu, fjala fitore ka humbur kuptimin e saj të vërtetë. Dy popuj luftojnë kundër njëri-tjetrit, secili pretendon të përfaqësojë civilizimin e krishterë dhe ai që fiton, thotë që fitoi civilizimi i krishterë. Sidoqoftë, që nga koha e Mesihut deri më sot, bota e krishterë vazhdon të bëjë luftëra dhe sipas gjasave, do të vazhdojë edhe në të ardhmen. Pra, vendimi i botës së krishtere është ai që përmendet në vargun: *"kush nuk ka shpatë, le të shesë rrobën e vet e ta blejë një"* dhe *"Unë nuk erdha të sjell paqen, por shpatën"*. Ky është ligji i vërtetë. Ndërsa ligji: *"në qoftë se dikush të qëllon mbi faqen e djathtë, ktheja dhe tjetrën"*, ose u përket të krishterëve të parë, ligj i cili ishte përvetësuar mbase duke pasur parasysh dobësinë e tyre, ose ai është i kufizuar vetëm brenda të krishterëve. Ndërsa në marrëdhëniet ndërqeveritare dhe ndërkombëtare ky ligj nuk vepron. Së dyti, edhe sikur të zëmë se mësimi i vërtetë i Mesihut nuk është i luftës, por i paqes, atëherë prapëseprapë nuk do të thotë që ai që vepron kundër këtij mësimi, nuk mund të jetë i dërguar i Zotit. Sepse, të krishterët edhe sot e kësaj dite Musainas, Joshuanas dhe Daudinas i quajnë të dërguar të Zotit. Madje, vetë Papati, në kohëra të ndryshme, ka kanonizuar disa nga heronjtë e krishterimit, që luftuan me armikun duke vënë jetën e tyre në rrezik, të cilët sot mbahen si të shenjtë.

## Mësimi i Islamit rreth luftës

Ndërsa mësimi që jep Islami, qëndron midis këtyre dy mësimeve. Ai as nuk thotë si Musaias të hysh me forcë te ndonjë popull e t'i shfarosësh njerëzit e tij, e as nuk është si krishterimi i sotëm i devijuar, i cili në njërën anë, mëton me të madhe *"në qoftë se dikush të qëllon*

*mbi faqen e djathtë, ktheja dhe tjetrën*", kurse në anën tjetër, njerëzve të vetë u thotë: *"kush nuk ka shpatë, le të shesë rrobën e vet e ta blejë një"*. Islami jep atë mësim që përputhet tamam me natyrën e njeriut dhe që mund të jetë i vetmi mjet edhe për të vendosur paqe dhe pajtim. Ai mësim është: *nuk duhet të sulmosh askënd. Por nëse dikush të sulmon dhe mospërgjigjja ndaj sulmit mund të prishë rendin, duke zhdukur drejtësinë dhe paqen, atëherë përgjigju sulmit të tij.* Ky është pikërisht mësimi që mund të sjellë paqe dhe pajtim në botë, të cilin e zbatoi Profeti Muhammed[sa]. Ai vazhdimisht pati vështirësi në Mekë, por kurrë nuk ndërmori ndonjë agresion. Kur mërgoi në Medinë dhe kur armiku e ndoqi edhe atje, atëherë Zoti i Lartësuar e urdhëroi që të luftonte kundër tij, për vendosjen e drejtësisë dhe të vërtetësisë, për sa kohë armiku të përpiqej ta zhdukte Islamin. Porositë e ndryshme që jep Kurani Famëlartë në lidhje me këtë, do të shënohen në vijim:

(1) Allahu i Lartësuar, në Kuranin Famëlartë, thotë:

أُذِنَ لِلَّذِيْنَ يُقٰتَلُوْنَ بِاَنَّهُمْ ظُلِمُوْا ؕ وَ اِنَّ اللّٰهَ عَلٰى نَصْرِهِمْ لَقَدِيْرُ ۝
اَلَّذِيْنَ اُخْرِجُوْا مِنْ دِيَارِهِمْ بِغَيْرِ حَقٍّ اِلَّاۤ اَنْ يَّقُوْلُوْا رَبُّنَا اللّٰهُ ؕ وَلَوْلَا دَفْعُ
اللّٰهِ النَّاسَ بَعْضَهُمْ بِبَعْضٍ لَّهُدِّمَتْ صَوَامِعُ وَ بِيَعٌ وَّ صَلَوٰتٌ وَّ مَسٰجِدُ
يُذْكَرُ فِيْهَا اسْمُ اللّٰهِ كَثِيْرًا ؕ وَ لَيَنْصُرَنَّ اللّٰهُ مَنْ يَّنْصُرُهٗ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَقَوِيٌّ
عَزِيْزٌ ۝ اَلَّذِيْنَ اِنْ مَّكَّنّٰهُمْ فِى الْاَرْضِ اَقَامُوا الصَّلٰوةَ وَ اٰتَوُا الزَّكٰوةَ وَ
اَمَرُوْا بِالْمَعْرُوْفِ وَ نَهَوْا عَنِ الْمُنْكَرِ ؕ وَ لِلّٰهِ عَاقِبَةُ الْاُمُوْرِ ۝

> *Atyre që janë sulmuar, u lejohet (që të mbrohen), sepse u është bërë padrejtësi. Në të vërtetë Allahu është i Fuqishëm që t'i ndihmojë ata, të cilët janë dëbuar nga shtëpitë e tyre padrejtësisht, vetëm sepse thanë: "Zoti ynë është Allahu." Sikur Allahu të mos u kishte dhënë njerëzve mundësinë për t'u mbrojtur nga njeri-tjetri, do të shkatërroheshin manastiret, kishat, sinagogat dhe xhamitë, në të cilat përmendet shumë emri i Allahut. Vërtetë, Allahu e ndihmon atë që e ndihmon Allahun. Allahu është vërtet i Fortë dhe i Plotfuqishëm. (U jepet leje për t'u mbrojtur) atyre, që nëse u japim pushtet në tokë, ata gjallërojnë namazin, japin zekatin, urdhërojnë për të mirat dhe ndalojnë nga të këqijat. Tek Allahu është fundi i çështjeve.* [125]

Në këto ajete pohohet se këtyre muslimanëve u lejohet të luftojnë për shkak se ndaj tyre është bërë mizori dhe se janë sulmuar. Me të vërtetë Allahu është i Fuqishëm që t'i ndihmojë ata. Po, u jepet leja atyre muslimanëve, që janë dëbuar nga shtëpitë e tyre pa asnjë faj. Faji i tyre (nëse mund të quhet i tillë) është vetëm se thanë: *"Allahu është Zoti ynë"*. Sikur Allahu të mos u kishte dhënë disa njerëzve të drejtë mundësinë për të ndaluar disa njerëz nga mizoria, atëherë ata do të shkatërronin kishat, manastiret, sinagogat dhe xhamitë, në të cilat përmendet shumë emri i Allahut. Vërtetë, Allahu e ndihmon atë që e ndihmon Allahun. (Pra, për të vendosur lirinë fetare në botë, Allahu i Lartësuar u jep leje për të luftuar të shtypurve dhe popujve me të cilët armiku ka shpallur luftë). Allahu është vërtet i Fortë dhe i Plotfuqishëm. Padyshim, Allahu i Lartësuar i ndihmon ata që, kur

[125] Kurani Famëlartë 22:40-41.

vijnë në pushtet, vendosin faltoret e Zotit të Lartësuar, kujdesen për të varfrit, mësojnë për virtyte të mira e të larta dhe e ndalojnë botën nga ligësitë. Çdo konflikt përfundon në pësimin që është përcaktuar prej Zotit.

Këto ajete, të cilat janë zbritur për t'u dhënë leje muslimanëve që të luftojnë, pohojnë që sipas mësimeve të Islamit lufta lejohet vetëm në rastin kur një popull vë në shënjestër të mizorive ndonjë popull tjetër për një kohë të gjatë, kur populli shtypës ndez luftën ndaj tjetrit pa arsye dhe fillon të ndërhyjë në çështjet e tij fetare. Gjithashtu, sipas këtyre ajeteve, një popull që shtypet në këtë mënyrë, kur vjen në pushtet, është i detyruar të sigurojë lirinë fetare dhe gjithmonë të ketë parasysh që derisa Zoti t'i ketë dhënë triumf, ai duhet t'i mbrojë të gjitha fetë e të kujdeset për shenjtërinë dhe respektin e faltoreve të tyre, ndërsa pushtetin e tij të mos e mbajë për salltanet dhe mburrje. Madje, të kujdeset për të varfrit, të investojë forcat e tij për mirëqenien e vendit dhe për eliminimin e trazirave dhe çoroditjeve. Ky mësim, sa i përmbledhur aq edhe i përsosur, tregon shkoqur se përse muslimanëve u është dhënë leje për të luftuar. Po ashtu, në zbatim të tij, nëse ata do të luftonin, lufta e tyre do të ishte për shkak se ishin të shtypur, përndryshe lufta agresive ishte e ndaluar në Islam. Përveç kësaj, habitesh kur sheh se si në këto ajete është përmendur edhe paralajmërimi që muslimanët me siguri do të triumfonin. Madje, atyre u jepet udhëzimi që gjatë sundimit të tyre, ata duhet të synojnë të punojnë për përmirësimin e shoqërisë, për mirëqenien e të varfërve, për vendosjen e paqes, për eliminimin e trazirave dhe për zhvillimin e popullit e të vendit, e jo për të mbushur xhepat e tyre me pasuritë e shtetit.

(2) Pastaj, Kurani Famëlartë thotë:

وَقَاتِلُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ الَّذِيْنَ يُقَاتِلُوْنَكُمْ وَلَا تَعْتَدُوْا ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ
الْمُعْتَدِيْنَ۝ وَاقْتُلُوْهُمْ حَيْثُ ثَقِفْتُمُوْهُمْ وَاَخْرِجُوْهُمْ مِّنْ حَيْثُ
اَخْرَجُوْكُمْ وَالْفِتْنَةُ اَشَدُّ مِنَ الْقَتْلِ ۚ وَلَا تُقٰتِلُوْهُمْ عِنْدَ الْمَسْجِدِ
الْحَرَامِ حَتّٰى يُقٰتِلُوْكُمْ فِيْهِ ۚ فَاِنْ قٰتَلُوْكُمْ فَاقْتُلُوْهُمْ ؕ كَذٰلِكَ جَزَآءُ
الْكٰفِرِيْنَ ۝ فَاِنِ انْتَهَوْا فَاِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۝ وَقٰتِلُوْهُمْ حَتّٰى لَا
تَكُوْنَ فِتْنَةٌ وَّيَكُوْنَ الدِّيْنُ لِلّٰهِ ؕ فَاِنِ انْتَهَوْا فَلَا عُدْوَانَ اِلَّا عَلَى
الظّٰلِمِيْنَ۝

*Luftoni në rrugën e Allahut ndaj atyre që luftojnë kundër jush, por mos e kaloni kufirin. Vërtet, Allahu nuk i do ata që e kalojnë kufirin. Luftoni kundër tyre, kudo që t'i gjeni dhe dëbojini, ashtu siç ata ju dëbuan ju. Trazimi është më i rëndë se vrasja. Mos luftoni me ta pranë Xhamisë së shenjtë, përveçse nëse ata luftojnë me ju në të. Pra, nëse ata luftojnë me ju, atëherë vritini edhe ju ata! I tillë duhet të jetë ndëshkimi për mohuesit. Por, nëse ata heqin dorë, atëherë, me të vërtetë, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë. Luftoni me ta derisa të zhduket trazimi dhe feja të bëhet për Allahun. Por, nëse ata heqin dorë (nga lufta), atëherë s'ka armiqësi, përveçse kundër mizorëve.* [126]

---

[126] Kurani Famëlartë 2:191-194.

Në këto ajete thuhet se, për hir të Zotit, luftoni ndaj atyre që luftojnë kundër jush, pa pasur mllefin personal dhe interesin vetjak. Mbajeni mend! Në luftë, nuk duhet të bëni asnjë veprim mizor se Zoti i Lartësuar nuk i do mizorët. Kudo që ju të ndesheni me ta në luftë, luftoni edhe ju me ta dhe mos sulmoni kur t'i gjeni tek e tek. Duke qenë se ata ju kanë detyruar të dilni në luftë, edhe ju sfidojini për të njëjtën gjë. Mbani mend! Të trazoni dikë për shkak të fesë është një mëkat më i madh sesa vrasja dhe lufta. Prandaj, ju mos e ndiqni një rrugë të tillë, sepse ajo është punë e të pafeve. Duhet që ju të mos e nisni luftën pranë Xhamisë së shenjtë, derisa ata vetë të bëjnë nismën për luftë, në mënyrë që të mos pengohet rruga për *Haxh* dhe *Umra*. Po, nëse ata vetë bëjnë një nismë të tillë, atëherë jeni të imponuar dhe ju lejohet t'u përgjigjeni. Me ata që hedhin poshtë porositë e logjikshme dhe të drejta, nuk mund të silleni ndryshe. Por, nëse ata reflektojnë dhe heqin dorë nga veprimi i tyre, atëherë Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë, andaj, edhe ju, në këtë rast, duhet të hiqni dorë dhe të mos e vazhdoni luftën duke kujtuar se ata e kishin nisur atë. Ata e kanë filluar luftën, edhe ju vazhdojeni atë, deri sa ata nuk heqin dorë nga të praktikuarit e tyre për të ndërhyrë në fe dhe nuk pranojnë që çështja e fesë i përket vetëm Allahut të Lartësuar dhe që dhuna në të nuk i lejohet askujt. Nëse ata do ta përvetësojnë këtë metodë dhe do të heqin dorë nga ndërhyrja në fe, menjëherë jepini fund luftës, sepse vetëm të padrejtët meritojnë ndëshkimin dhe nëse ata nuk e përsërisin padrejtësinë e tyre, nuk mund të lejohet të luftoni kundër tyre.

Pra, këto ajete tregojnë: **së pari,** lufta duhet të jetë vetëm për hir të Zotit. Ajo nuk duhet të bëhet për lakmi a zili, apo për të zaptuar

një shtet ose për të zgjeruar pushtetin e vet. **Së dyti,** lufta mund të bëhet vetëm kundër atyre që ndërmarrin nismën për të sulmuar. **Së treti,** mund të luftoni vetëm me ata njerëz që marrin nismën e luftës kundër jush, pra, jo me njerëzit civilë që nuk marrin pjesë në të. **Së katërti,** edhe pse luftën e fillojnë armiqtë, prapëseprapë, gjatë luftës, ju mund të shtrëngoni armikun vetëm aq sa ai ju ka shtrënguar, dhe jo më tepër, as për nga zgjerimi i sulmit, e as për nga përdorimi i mjeteve luftarake. **Së pesti,** lufta duhet bërë vetëm me ushtrinë, e jo me individët. **Së gjashti,** gjatë luftës nuk duhen krijuar pengesa në kryerjen e adhurimeve dhe obligimeve fetare. Nëse armiku nuk lufton me ju në një vend, ku ata mund të pengohen për të kryer ritet fetare, atëherë edhe ju nuk duhet të bëni luftë në atë vend. **Së shtati,** nëse armiku vetë i përdor si mjet vendet e shenjta për luftë, atëherë jeni të lejuar të luftoni në ato vende, përndryshe jo. Ky ajet tregon se lufta nuk duhet të bëhet as afër vendeve të shenjta, ndërsa, për t'i sulmuar, shembur e rrëzuar ato, as që mund të mendohet. Po, nëse armiku vetë i kthen ato vende në fushëbetejë, atëherë përgjegjësinë e dëmtimit të tyre e ka ai, jo ju. **Së teti,** pas nisjes së luftës në vendet fetare, nëse armiku ka kuptuar pasojat e saj të rrezikshme dhe zhvendoset nga atje, për ta vijuar luftën diku tjetër, atëherë ju nuk duhet ta merrni si pretekst nismën e tij, për të dëmtuar vendet e tij të shenjta. Madje, duke treguar respekt ndaj tyre, edhe ju duhet të ndryshoni drejtimin e sulmit tuaj. **Së nënti,** luftën mund ta vijoni derisa t'i jepet fund ndërhyrjes në çështjen e fesë dhe feja të konsiderohet si një çështje e ndërgjegjes, duke mos bërë ndërhyrje në të, siç bëhet në çështjet politike. Nëse armiku deklaron se e pranon këtë pikë dhe fillon ta zbatojë atë, atëherë nuk duhet të luftoni më kundër tij, edhe nëse ishte ai që e kishte nisur agresionin.

(3) Pastaj Kurani Famëlartë thotë:

قُلْ لِّلَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اِنْ يَّنْتَهُوْا يُغْفَرْ لَهُمْ مَّا قَدْ سَلَفَ ۚ وَ اِنْ يَّعُوْدُوْا فَقَدْ
مَضَتْ سُنَّتُ الْاَوَّلِيْنَ ۝ وَقَاتِلُوْهُمْ حَتّٰى لَا تَكُوْنَ فِتْنَةٌ وَّ يَكُوْنَ الدِّيْنُ
كُلُّهٗ لِلّٰهِ ۚ فَاِنِ انْتَهَوْا فَاِنَّ اللّٰهَ بِمَا يَعْمَلُوْنَ بَصِيْرٌ ۝ وَ اِنْ تَوَلَّوْا فَاعْلَمُوْٓا
اَنَّ اللّٰهَ مَوْلٰىكُمْ ۗ نِعْمَ الْمَوْلٰى وَنِعْمَ النَّصِيْرُ ۝

*Thuaju atyre që mohuan: nëse heqin dorë (nga lufta), do t'u falet ajo që është e kaluar, por, nëse do ta vazhdojnë, atëherë le të kenë parasysh atë që ndodhi me popujt e mëparshëm. Luftoni kundër tyre, derisa të zhduket trazimi dhe feja t'i përkasë vetëm Allahut. Nëse ata heqin dorë (nga mizoria), atëherë Allahu i sheh mirë veprat e tyre. Por, nëse ata do ta vazhdojnë luftën, atëherë dijeni se Allahu është mbrojtësi juaj. Ai është mbrojtësi dhe ndihmëtari më i mirë.*[127]

Këto ajete i drejtohen Profetit duke thënë: O Muhammed, i Dërguari i Allahut! Armiqtë e nisën luftën dhe për këtë shkak u obliguat me urdhrin e Zotit të Lartësuar për t'iu kundërpërgjigjur. Por, lajmëroji ata që edhe tani nëse heqin dorë nga lufta, atyre do t'u falet gjithçka që kanë bërë në të kaluarën. Por nëse nuk heqin dorë nga ajo dhe vijojnë të luftojnë, atëherë ata le t'i kenë parasysh pasojat që u erdhën armiqve të profetëve të mëparshëm, pra, edhe ata do të kenë të njëjtin fat. O Muslimanë! Vazhdojeni luftën derisa të zhduket përndjekja në emër të fesë dhe feja t'i dorëzohet krejtësisht Zotit të

[127] Kurani Famëlartë 8:39-41.

Lartësuar dhe njerëzit të reshtin së ndërhyri në çështjen e fesë. E nëse ata do t'u japin fund këtyre gjërave, atëherë mos luftoni kundër tyre vetëm për arsye se ata ndjekin një fe të gabuar, sepse Allahu i di veprat e tyre dhe Ai Vetë do t'i trajtojë ata si të dojë. Ndërsa ju, për shkak të fesë së tyre të gabuar, nuk jeni të lejuar të hyni në çështjet e tyre fetare. Nëse armiku nuk e ndërpret luftën dhe e vijon atë, edhe pas kësaj deklarate për paqe, atëherë dijeni se sado pak të jeni, ju do të triumfoni, sepse Allahu është me ju. Ku ka shok dhe ndihmës më të mirë se sa Zoti i Lartësuar?!

Këto ajete, në Kuranin Famëlartë janë shënuar pas përmendjes së betejës së Bedrit, e cila ishte beteja e parë e mirëfilltë midis mohuesve dhe muslimanëve. Pavarësisht nga fakti që mohuesit arabë i sulmuan muslimanët pa arsye dhe shkaktuan trazira përreth Medinës dhe pavarësisht nga fakti që muslimanët triumfuan dhe armiqve u vranë liderë të tyre të mëdhenj, Kurani Famëlartë, nëpërmjet Profetit Muhammed[sa] deklaroi para armiqve: edhe tani po ta ndërprisni luftën, do ta ndërpresim edhe ne, sepse ne duam vetëm që feja të mos i imponohet kujt dhe që askush të mos ndërhyjë në çështjen e fesë.

(4) Kurani Famëlartë thotë:

وَ اِنْ جَنَحُوْا لِلسَّلْمِ فَاجْنَحْ لَهَا وَ تَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ ؕ اِنَّهٗ هُوَ السَّمِيْعُ
الْعَلِيْمُ۝ وَ اِنْ يُّرِيْدُوْٓا اَنْ يَّخْدَعُوْكَ فَاِنَّ حَسْبَكَ اللّٰهُ ؕ هُوَ الَّذِيْٓ اَيَّدَكَ
بِنَصْرِهٖ وَبِالْمُؤْمِنِيْنَ۝

> *Nëse ata (mohuesit) anojnë nga paqja, edhe ti ano nga ajo dhe mbështetu tek Allahu, sepse me të vërtetë, Ai dëgjon shumë dhe është i Gjithëdijshëm. Dhe nëse ata dëshirojnë të të mashtrojnë, atëherë ty të mjafton Allahu si mbrojtës. Është Ai që të ka forcuar me ndihmën e Tij dhe me besimtarët.*[128]

Zoti, në këto ajete, e urdhëron Profetin[sa] duke thënë: Kurdo që mohuesit të anojnë nga paqja, menjëherë pranoje ftesën e tyre dhe pajtohu me ta e mos i paragjyko se mos duan të bëjnë ndonjë mashtrim. Mbështetu te Zoti i Lartësuar. Ai i dëgjon lutjet dhe di gjithçka. Edhe nëse mendimi yt është i drejtë se ata me të vërtetë janë duke bërë një mashtrim, prapëseprapë, mbaje në mend se asgjë nuk të ndodh nga mashtrimi i tyre. Fitoret të vijnë ty vetëm përmes ndihmës së Allahut, pra, të mjafton ndihma e Tij. Edhe në të kaluarën, Ai të ka ndihmuar, herë drejtpërdrejt, herë përmes besimtarëve.

Ky ajet u thotë muslimanëve që nëse armiku dëshiron të bëjë kompromis, ata duhet ta pranojnë. Mjafton që ai të pranojë kushtet e pajtimit dhe muslimanët nuk duhet ta refuzojnë duke kujtuar se mbase ai nuk e bën me qëllim të mirë dhe se pasi të marrë fuqi, sërish do t'i sulmojë.

Realisht, në këto ajete, është bërë paralajmërimi i traktatit të Hudejbijes dhe është treguar se do të vijë një kohë kur armiku do të dëshirojë të bëjë kompromis dhe muslimanëve u është dhënë porosi për atë kohë që ata nuk duhet të refuzojnë kërkesën e tyre për pajtim duke menduar se armiku i ka nëpërkëmbur dhe, edhe pse tani dëshiron të bëjë marrëveshjen për kompromis, më vonë do ta

[128] Kurani Famëlartë 8:62-63.

shkelë atë. Sinqeriteti i kërkon që ata ta pranojnë propozimin e tyre për kompromis. Kjo po ashtu është edhe në dobi të tyre.

(5) Kurani Famëlartë thotë:

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡۤا اِذَا ضَرَبۡتُمۡ فِىۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ فَتَبَيَّنُوۡا وَلَا تَقُوۡلُوۡا لِمَنۡ
اَلۡقٰۤى اِلَيۡكُمُ السَّلٰمَ لَسۡتَ مُؤۡمِنًا ۚ تَبۡتَغُوۡنَ عَرَضَ الۡحَيٰوةِ الدُّنۡيَا ۫ فَعِنۡدَ
اللّٰهِ مَغَانِمُ كَثِيۡرَةٌ ؕ كَذٰلِكَ كُنۡتُمۡ مِّنۡ قَبۡلُ فَمَنَّ اللّٰهُ عَلَيۡكُمۡ فَتَبَيَّنُوۡا ؕ اِنَّ
اللّٰهَ كَانَ بِمَا تَعۡمَلُوۡنَ خَبِيۡرًا ۝

*O besimtarë! Kur të shkoni në luftë në rrugë të Allahut, shqyrtoni gjithçka me kujdes! Mos i thoni atij që ju përshëndet me selam: "Nuk je besimtar", do të dëshironi pasuritë e kësaj bote, ndërkohë tek Allahu ka fitime të shumta. Kështu ishit edhe ju më parë dhe Allahu ju bëri mirësi, prandaj, shqyrtojini mirë të gjitha punët. Me të vërtetë, Allahu është Njohës i mirë i asaj që bëni ju.*[129]

Këto ajete u thonë besimtarëve: Kur të shkoni në luftë, në rrugë të Allahut, shqyrtoni mirë nëse është armiku që ngul këmbë për të luftuar, edhe pse ju i keni shteruar të gjitha negociatat me të. E nëse ndonjë njeri ose grup njerëzish ju thotë: "Duam të pajtohemi", atëherë mos i thoni: "Po na mashtroni dhe ne nuk shpresojmë paqe prej jush". Nëse do të silleni në këtë mënyrë, atëherë nuk jeni duke luftuar në rrugë të Zotit, por jeni duke kërkuar botën materiale. Prandaj, mos veproni në këtë mënyrë, sepse tek Zoti, ashtu siç gjendet feja, gjenden

---

[129] Kurani Famëlartë 4:95.

edhe shumë gjëra të kësaj bote. Duhet të mbani në mend që nuk është synimi juaj të vrisni dikë, pasi ju nuk e dini që në të ardhmen, ai mund të udhëzohet. Edhe ju më përpara gjendeshit jashtë Islamit, pastaj Allahu i Lartësuar me mirësinë e Tij jua mundësoi pranimin e kësaj feje. Prandaj, mos u nxitoni të vrisni dikë, madje, shqyrtojeni mirë realitetin. Dijeni, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë që bëni ju.

Në këtë ajet Kurani thotë se edhe në kohën kur ka filluar lufta, duhet të shqyrtoni mirë tentimin e armikut nëse do të bëjë luftë agresive apo jo. Ka mundësi që ai të mos dojë agresion, por të jetë duke organizuar vetëm manovra ushtarake për shkak të ndonjë frike. Prandaj, vetëm kur të jeni të sigurt se armiku do të bëjë agresion, atëherë ballafaqohuni me të. E nëse armiku ju thotë: “Jo, nuk duam luftë, ne vetëm po përgatitemi për mbrojtje nga ndonjë sulm”, ju nuk duhet ta paragjykoni duke thënë që përgatitjet e tyre tregojnë se dashkan t’ju sulmojnë, andaj, nuk jeni të bindur se jeni në paqe me ata. Ju duhet ta pranoni fjalën e armikut edhe sikur ai synon t’ju sulmojë. Kujtoni që mbase me kalimin e kohës ai do të heqë dorë nga synimi i tij. Ju vetë jeni dëshmitarë të gjallë se si zemrat ndryshojnë. Edhe ju ishit armiq të Islamit më parë, por tani jeni ushtarë të tij.

(6) Lidhur me marrëveshjen me armikun, Kurani Famëlartë thotë:

اِلَّا الَّذِيۡنَ عٰهَدۡتُّمۡ مِّنَ الۡمُشۡرِكِيۡنَ ثُمَّ لَمۡ يَنۡقُصُوۡكُمۡ شَيۡـًٔا وَّلَمۡ يُظَاهِرُوۡا

عَلَيۡكُمۡ اَحَدًا فَاَتِمُّوۡۤا اِلَيۡهِمۡ عَهۡدَهُمۡ اِلٰى مُدَّتِهِمۡ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الۡمُتَّقِيۡنَ ۝

*Me ata idhujtarë, me të cilët keni lidhur marrëveshje e që nuk ju kanë shkelur dhe që nuk i kanë ndihmuar armiqtë kundër*

*jush, jeni të detyruar ta zbatoni marrëveshjen deri në afatin e saj. (Kjo është shenjë e takuasë*[130] *dhe) Me të vërtetë Allahu i do ata që kanë takua.*[131]

(7) Ndër armiqtë që janë në gjendje lufte kundër muslimanëve, nëse dikush dëshiron të dijë të vërtetën rreth Islamit, lidhur me të, Kurani Famëlartë thotë:

وَ اِنۡ اَحَدٌ مِّنَ الۡمُشۡرِكِيۡنَ اسۡتَجَارَكَ فَاَجِرۡهُ حَتّٰى يَسۡمَعَ كَلٰمَ اللّٰهِ ثُمَّ اَبۡلِغۡهُ
مَاۡمَنَهٗ ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمۡ قَوۡمٌ لَّا يَعۡلَمُوۡنَ ۝

*Nga idhujtarët, (që janë duke luftuar kundër jush), nëse ndonjëri kërkon mbrojtje nga ju, (në mënyrë që të studiojë rreth Islamit), atëherë duhet ta strehoni atë, deri në kohën që ai ta studiojë e ta njohë mirë Islamin dhe Kuranin Famëlartë. Pastaj, nën mbrojtjen tuaj përcilleni në vendin, ku ai dëshiron të shkojë dhe të cilin e mendon si të sigurt për vete.*[132]

(8) Lidhur me të robëruarit e luftës, Kurani Famëlartë thotë:

مَا كَانَ لِنَبِیٍّ اَنۡ يَّكُوۡنَ لَهٗۤ اَسۡرٰى حَتّٰى يُثۡخِنَ فِى الۡاَرۡضِ

*Asnjë profet s'ka të drejtë të robërojë për vete armiqtë e tij, përveçse në një luftë të mirëfilltë, në të cilën ata do të kapen.*[133]

---

[130] *Takua*, në arabisht, do të thotë "drojë prej Zotit". Ajo gjithashtu nënkupton se një besimtar i vërtetë, duke qenë i devotshëm, gjithmonë i shmanget mospëlqimit të Zotit dhe mundohet ta kënaqë Atë. [Përkthyesi]

[131] Kurani Famëlartë 9:4.

[132] Kurani Famëlartë 9:6.

[133] Kurani Famëlartë 8:68.

Domethënë, Islami nuk e pranon atë çka ndodhte deri në kohën e Profetit[sa] e madje edhe shekuj më vonë, ku personat nga pala kundërshtare nëse kapeshin, edhe sikur të mos ishte luftë, robëroheshin.

(9) Pastaj, lidhur me të robëruarit e tillë të luftës, Kurani Famëlartë thotë:

فَإِمَّا مَنًّا بَعْدُ وَإِمَّا فِدَاءً

*(Kur të keni robër lufte), atëherë lirojini, ose me zemërgjerësi, ose duke marrë shpërblim.*[134]

(10) Nëse ka edhe të robëruar të tillë, që nuk kanë askënd që të japë shpagim për ta, ose nëse të afërmit e tyre duan që ata të mbeten të robëruar, në mënyrë që t'ua zaptojnë pasurinë, atëherë, lidhur me ta, Kurani Famëlartë udhëzon:

وَالَّذِينَ يَبْتَغُونَ الْكِتَابَ مِمَّا مَلَكَتْ أَيْمَانُكُمْ فَكَاتِبُوهُمْ إِنْ عَلِمْتُمْ
فِيهِمْ خَيْرًا ۖ وَآتُوهُم مِّن مَّالِ اللَّهِ الَّذِي آتَاكُمْ

*Ata skllevërit tuaj, (të cilët nuk mund t'i lironi me zemërgjerësi dhe për të cilët as populli i tyre nuk jua jep shpagimin për lirim), nëse ju kërkojnë t'i lironi kundrejt shpagimit (që ata do t'ju paguajnë duke fituar paratë me zanatin e tyre), atëherë ju duhet t'i lironi. Madje duhet t'i ndihmoni edhe ju në këtë përpjekje të tyre, duke harxhuar një pjesë të asaj që*

[134] Kurani Famëlartë 47:5.

*Zoti jua ka dhënë juve.*[135]

Domethënë, një pjesë e shpagimit të përcaktuar të falet nga pronarët e tyre, ose muslimanët e tjerë bashkërisht t'i ndihmojnë financiarisht, në mënyrë që ata ta paguajnë shpagimin dhe të lirohen.

Këto janë kushtet, me praninë e të cilave, Islami lejon luftën dhe këto janë parimet që Islami kërkon të zbatohen në të. Në bazë të këtyre ajeteve të Kuranit, Profeti Muhammedsa dha edhe mësime shtesë, që janë:

1. Muslimanët në asnjë mënyrë nuk lejohen të dhunojnë të vrarët. Domethënë, ata nuk duhet të keqtrajtojnë të vrarët e luftës duke ua prerë gjymtyrët.[136]
2. Muslimanët kurrë nuk duhet të bëjnë mashtrime në luftë.[137]
3. Nuk duhet të vrasin asnjë fëmijë e as ndonjë grua.[138]
4. Nuk duhet të vrasin as priftërinjtë apo klerikët e feve të tjera.[139]
5. Nuk duhet të vrasin pleqtë, fëmijët e gratë dhe gjithmonë duhet të sillen me butësi e me zemërgjerësi.[140]

---

135 Kurani Famëlartë 24:34.

136 *Muslimi Kitabul-xhihadi ues-sejr, bab tamiril-imam.*

137 Po aty.

138 *Muslimi Kitabul-xhihad, bab tahrimi ketlin-nisai ues-sibjan fil-herb.*

139 *Tahavi, Kitabul-xhihad, bab fi ketlin-nisai ues-sigar.*

140 *Ebu Daudi, Kitabul-xhihad, bab ma jumeru min indimamil-esker.*

6. Kur muslimanët shkojnë për luftë, nuk duhet të krijojnë panik në vendin e armiqve dhe nuk duhet të shtypin civilët.[141]

7. Kur të shkojnë për luftë, të ngrenë çadrat në një vend të tillë që nuk u krijon shqetësim njerëzve të tjerë dhe gjatë nisjes, të mos ecin në mënyrë që t'i bllokojnë rrugët e të fusin në vështirësi të tjerët. Profeti Muhammed[sa] ka theksuar fort duke thënë se ai që nuk i zbaton këto rregulla, lufton për veten e jo për hir të Zotit.[142]

8. Gjatë luftës, të mos e plagosin armikun në fytyrë.[143]

9. Gjatë luftës, të bëhen përpjekje maksimale që armiku të pësojë sa më pak dëm.[144]

10. Ndër të robëruarit, nëse disa kanë të afërm të tyre, ata duhet të lihen bashkë.[145]

11. Muslimanët të kenë kujdes për rehatinë e të robëruarve më shumë sesa për rehatinë e tyre.[146]

12. Atashetë duhen nderuar e respektuar. Ata edhe nëse gabojnë, duhet të anashkalohen.[147]

---

141 *Muslimi, Kitabul-xhihad, bab fi amril-xhujush bit-tejsir ue-terkit tenfir.*

142 *Ebu Daudi, Kitabul-xhihad, bab ma jumeru min indimamil-esker.*

143 *Buhariu* dhe *Muslimi.*

144 *Ebu Daudi.*

145 *Ebu Daudi, Kitabul-xhihad, bab fit-tefriki bejnis-sebiji.*

146 *Trimidhi, Ebuabus-sejr.*

147 *Ebu Daudi, Kitabul-xhihad, bab fir-rusul.*

13. Nëse dikush ka keqtrajtuar ndonjë të robëruar, atëherë ai duhet të lirohet pa kërkuar asnjë shpërblim prej tij.

14. Nëse dikush merr ndonjë të robëruar në shtëpinë e tij, ai duhet ta ushqejë atë me të njëjtën gjë që ha për vete dhe ta veshë në të njëjtën mënyrë siç vishet vet.[148]

    Duke marrë udhëzim nga këto porosi, Ebu Bekri[ra] dha edhe një porosi shtesë duke thënë: Mos rrëzoni ndërtesat dhe mos pritni pemët frutore.[149]

Këto porosi tregojnë se sa shumë Islami ka marrë masa për të parandaluar luftën dhe në ç'mënyrë të bukur Profeti Muhammed[sa] i praktikoi vetë këto mësime, duke i urdhëruar edhe muslimanët t'i praktikonin. Çdo njeri mund të kuptojë që as mësimi i Musait[as] nuk mund të quhet i drejtë dhe i zbatueshëm në kohën tonë, e as mësimi i Isait[as] nuk mund të jetë i zbatueshëm sot, siç nuk u zbatua kurrë nga bota e krishterë. Është vetëm mësimi i Islamit, i cili jo vetëm që është i zbatueshëm, por duke e praktikuar atë, mund të vendoset paqja në botë.

Padyshim që në ditët tona edhe i nderuari Gandi paraqiti parimin se gjatë luftës nuk duhet të ngremë armë. Por, mësimi që tregoi ai, nuk u praktikua ndonjëherë në botë, andaj nuk jemi në gjendje ta vlerësojmë për të metat apo dobitë e tij. Kongresi e mori pushtetin në të gjallë të Gandit dhe qeveria e tij nuk i shfuqizoi ushtritë, madje ajo po planifikon t'i riktheje në ushtri edhe ata oficerë

---

148 *Buhariu.*

149 *Mueta Imam Malik, Kitabul-xhihad, bab en-nehi en ketlin-nisa uel-uildani fil-gezui.*

të Ushtrisë Kombëtare të Indisë (Indian National Army) që qeveria angleze i kishte hequr. Jo vetëm kaq, por brenda shtatë ditëve të ardhjes së Kongresit në pushtet, qeveria indiane bombardoi njerëz të pafajshëm në një zonë të Veziristanit. Vetë i nderuari Gandi, në shumë raste, ngriti zërin në mbështetje të dhunuesve dhe të lirimit të atyre. Kjo tregon që mësimi i të nderuarit Gandi nuk mund të jetë i zbatueshëm, gjë që edhe ai e di dhe e dinë edhe ndjekësit e tij. Asnjë model praktik nuk i është paraqitur botës nga ata për të treguar se si mossulmimi mund të aplikohet kur konflikte me armë vazhdojnë midis kombeve dhe shteteve, ose se si kjo metodë mund t'i japë fund luftës. Predikimi i një mësimi për të ndaluar luftërat, por pa dhënë asnjëherë shembullin praktik të zbatimit të tij, tregon se ai mësim është i pazbatueshëm. Përvoja njerëzore e deritanishme dhe edhe vetë logjika, me aq sa na udhëzon, tregojnë se mësimi që kishte zbatuar Profeti Muhammed[sa] ishte i drejtë.

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَعَلٰى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلٰى إِبْرَاهِيْمَ وَعَلٰى آلِ إِبْرَاهِيْمَ
إِنَّكَ حَمِيْدٌ مَجِيْدٌ

*O Zot! Bekoje Muhammedin dhe popullin e tij, ashtu siç e bekove Ibrahimin dhe popullin e tij. Me të vërtetë, Ti je i Lavdëruar dhe i Nderuar.*

## Sulmet e mohuesve mekas kundër muslimanëve, pas betejës së Hendekut

Pas kthimit nga beteja e Ahzabit (Hendekut), ndonëse mohuesve u ishte prerë guximi dhe u ishin zbehur shpresat, prapëseprapë ata ende ndienin që ata ishin në shumicë, ndërsa muslimanët në

pakicë. Ata kujtonin se do t'i kapnin muslimanët kudo, qoftë edhe individualisht, e do t'i vrisnin, që të hakmerreshin për poshtërimin e tyre. Kështu që, vetëm pak kohë pas humbjes së betejës së Hendekut, fiset që jetonin rreth e përqark Medinës, filluan të plaçkitnin muslimanët. Disa kalorës të fisit Fezara ua plaçkitën muslimanëve devetë që kullotnin afër Medinës. Ata ua vranë bariun, e burgosën gruan e tij dhe u zhdukën me gjithë devetë e muslimanëve. Gruaja e burgosur arriti disi të shpëtonte veten, por armiku kishte marrë tashmë një tufë devesh.

Një muaj pas kësaj ngjarjeje, njerëzit e fisit Getfan, në veri të Medinës, tentuan t'u grabitnin muslimanëve kope të tjera devesh. Profeti[sa] dërgoi Muhammed bin Muslimanë[ra] me dhjetë kalorës të tjerë, që të njihej me situatën dhe njëherësh edhe t'i mbronte kopetë. Por, armiqtë i vranë muslimanët. Edhe Muhammed bin Muslimanë kujtuan se e vranë, por ai jetonte ende, vetëm se ishte pa ndjenja. Ai e mori veten pasi armiku kishte ikur dhe erdhi në Medinë për të treguar gjithçka që u kishte ndodhur. Ai u tregoi se armiqtë i kishin vrarë të gjithë shokët e tij dhe se vetëm ai kishte shpëtuar.

Pas disa ditësh një emisar i Profetit[sa], që i ishte dërguar qeverisë romake, u sulmua dhe u grabit nga fisi Xherhem. Një muaj më pas fisi Benu Fezarah sulmoi një karvan të muslimanëve dhe e grabiti. Ka të ngjarë që ky sulm nuk ishte për një armiqësi fetare, sepse Benu Fezarah ishte një fis grabitqar dhe plaçkiste gati çdo popull dhe i vriste njerëzit. Gjatë kësaj kohe, edhe hebrenjtë e Khejberit, të cilët ishin bashkëshkaktarë të betejës së Hendekut, nxitnin fise të ndryshme për t'u hakmarrë ndaj muslimanëve për humbjen e tyre.

Ata shtynin edhe autoritarët, edhe fiset që jetonin në zonat kufitare të Perandorisë Bizantine, që të shfaqeshin kundër muslimanëve. Kështu që, mohuesit arabë tanimë nuk kishin guxim ta sulmonin Medinën, por duke bashkëpunuar me hebrenjtë, ata u shkaktonin muslimanëve shqetësime dhe plaçkitje në gjithë Arabinë. Por, Profeti[sa] ende nuk kishte marrë vendim për një ballafaqim vendimtar kundër mohuesve. Ai priste që kjo luftë civile të merrte fund në mënyrë paqësore.

## Profeti[sa] bashkë me një mijë e pesëqind sahabë[ra], niset për në Mekë

Gjatë kësaj periudhe, Profeti Muhammed[sa] pa një ëndërr, e cila përmendet në Kuranin Famëlartë me këto fjalë:

لَتَدۡخُلُنَّ الۡمَسۡجِدَ الۡحَرَامَ اِنۡ شَآءَ اللّٰهُ اٰمِنِيۡنَ ۙ مُحَلِّقِيۡنَ رُءُوۡسَكُمۡ وَ
مُقَصِّرِيۡنَ ۙ لَا تَخَافُوۡنَ ؕ فَعَلِمَ مَا لَمۡ تَعۡلَمُوۡا فَجَعَلَ مِنۡ دُوۡنِ ذٰلِكَ فَتۡحًا
قَرِيۡبًا

*Me dëshirën e Allahut, ju patjetër do të hyni paqësisht në Xhaminë e Shenjtë (Qaben). Disa prej jush do të jenë me kokë të rruara e disa të qethura (gjatë Haxhit, haxhinjt duhet të rruajnë kokën ose të qethin). Nuk do të keni frikë nga askush. Allahu i Lartësuar e di atë që ju nuk e dini. Për këtë arsye, Ai ka planifikuar edhe një fitore tjetër, para se të të plotësohet kjo ëndërr, (fitore e cila do ta paraprijë fitoren që është treguar në ëndërr).*[150]

[150] Kurani Famëlartë 48:28.

Në këtë ëndërr, realisht, Zoti i Lartësuar i kishte treguar Profetitsa për triumfin mbi Mekën që do të bëhej në mënyrë paqësore. Por, Profetisa kujtoi se Zoti i Lartësuar ndoshta e urdhëroi të vizitojë e t'i bëjë *tevaf* Qabes. Në fakt, pikërisht ky interpretim i gabuar prej tij, do të hapte shteg për fitoren e ardhshme, prandaj, Zoti i Lartësuar nuk ia tërhoqi vëmendjen për këtë. Profetisa ua tregoi sahabëve ëndrrën e tij dhe i porositi ta shoqërojnë në këtë udhëtim. Por tha: *"Ne po shkojmë vetëm me qëllim që t'i bëjmë tevaf Qabes. Nuk duhet të bëni asnjë gjest e nuk duhet të thoni asnjë fjalë, që mund t'u shkaktojë pakënaqësi armiqve"*.

Në të dalë të shkurtit, të vitit 628 e.s., Profetisa me një mijë e pesëqind vizitorë u nis për në Mekë.[151] Një çetë prej njëzet ushtarësh qe pararojë, për të njoftuar në kohë muslimanët, në rast se ndiente ndonjë rrezik nga armiqtë.

Kur mekasit u njoftuan për vizitën e Profetitsa, ata e fortifikuan Mekën dhe thirrën për ndihmë edhe fise të tjera që jetonin afër, megjithëse vetë feja e tyre u thoshte që askënd nuk duhet të pengonin për të bërë *tevafin* e Qabes dhe, edhe muslimanët nga ana e tyre, u kishin bërë të qartë mohuesve që ata do të vinin vetëm e vetëm për të vizituar Qaben, e jo për t'u grindur apo për të luftuar me ta. Kur Profetisa iu afrua Mekës, ai u informua që *kurejshët* (mekasit) kishin veshur lëkura panterash, kishin mbledhur gratë dhe fëmijët e tyre dhe ishin betuar që ata nuk do ta lejonin Profetinsa të hynte.

[151] Shoqërimi i 1500 njerëzve me Profetinsa, tregon se para një viti, në betejën e Hendekut (Ahzabit), duhet të kishte më pak se kaq ushtarë. Sepse, numri i muslimanëve brenda vitit nuk mund të ndryshonte në mënyrë kaq drastike. Kështu që, historianët që kanë shkruar se ushtarët muslimanë gjatë betejës së Hendekut ishin tre mijë, kanë gabuar. E vërteta është që ata ishin vetëm një mijë e dyqind në atë kohë. (Autori)

Sipas traditës arabe, kur populli vendoste të sakrifikonte jetën, krerët e tij visheshin me lëkura panterash, traditë kjo që simbolizonte se tanimë nuk ka kohë për të vepruar me mend, por është koha që të vdesin me guxim e trimëri. Pak kohë pas mbërritjes së këtij lajmi, edhe forcat pararojë të mekasve u gjendën para muslimanëve, gjë që do të thoshte se e vetmja rrugë për të marshuar përpara ishte që t'i mposhtnin armiqtë me shpatë. Por Profetisa e kishte marrë vendimin që në asnjë mënyrë nuk do të luftonte. Ai ngarkoi një udhërrëfyes të shkathët, që dinte fije për pe rrugët e pyllit, me detyrën që t'i çonte pelegrinët muslimanë nga rrugë të tjera deri në Mekë. Udhërrëfyesi e solli Profetinsa dhe muslimanët e tjerë deri në Hudejbia, një vend afër Mekës. Këtu deveja e Profetitsa nuk ecte më. Sahabëtra i thanë që të ndërronte devenë, ngase ishte lodhur. Por ai tha: *"Jo, deveja nuk u lodh, por dëshira e Zotit duket se është që ne të qëndrojmë në këtë vend. Unë nga këtu do t'u bëj kërkesë mekasve që të na lejojnë të bëjmë haxhin. Jam i gatshëm të pranoj çdo kusht të tyre"*.

Deri në atë kohë, ushtria mekase po qëndronte larg Mekës duke pritur muslimanët dhe Profetisa, po të donte, mund të hynte në Mekë pa u ndeshur me ta. Por ai kishte vendosur që së pari do të përpiqej t'u kërkonte leje për të bërë *tevaf* rreth Qabes, ndërsa luftë kundër tyre të bënte vetëm në rast se mekasit do ta detyronin për këtë. Kështu, edhe pse rruga ishte e hapur, ai u vendos në Hudejbia. Shumë shpejt edhe ushtria mekase mori lajmin që Profetisa ishte vendosur atje. Ajo u spraps në momentin e parë, për t'u rreshtuar sërish pranë Mekës.

I pari që erdhi për të negociuar me Profetinsa qe Bedili, që ishte një ndër udhëheqësit e Mekës, të cilit Profetisa ia sqaroi ardhjen e

tij, që kishte për qëllim *tevafin* rreth Qabes. E, në qoftë se mekasit i detyronin muslimanët për luftë, ata ishin të gatshëm. Pas Bedilit, erdhi Urva, një komandant mekas dhe njëherësh dhëndri i Ebu Sufjanit. Para Profetit[sa] ai i fyeu rëndë muslimanët duke thënë: *"Këtë tufë rrugaçësh që keni sjellë, mekasit assesi nuk do t'i lejojnë të hyjnë në qytetin e tyre"*. Përfaqësuesit vazhduan të vinin, njëri pas tjetrit dhe, më në fund, mekasit prerazi dërguan mesazhin e tyre: *"Këtë vit në asnjë mënyrë nuk mund t'ju lejojmë të bëni tevaf, sepse do të jetë fyerje për ne. Po, nëse do të vini mot, do t'ju lejojmë"*. Disa njerëz, që ishin nga fiset e afërta të Mekës, u kërkuan mekasve që t'i lejonin për të bërë *tevafin* e Qabes, sepse sipas tyre, nuk kishte arsye t'i ndalonin. Mirëpo mekasit nuk hoqën dorë nga ngulmimi i tyre, për shkak të të cilit fiset që jetonin jashtë Mekës, u ftohën me ta dhe deshën të distancoheshin duke u thënë që insistimi i tyre tregonte se ata donin vetëm sherr dhe nuk ishin paqedashës. Mekasit u trembën nga kjo dhe i siguruan se ata do të përpiqeshin të bënin marrëveshje me muslimanët. Kur Profeti[sa] e mori vesh këtë, ai dërgoi Osmanin[ra], që më vonë do të bëhej Kalifi i Tretë i tij, për të negociuar me mekasit. Osmani[ra] hyri në Mekë, ku kishte shumë njerëz të afërm, të cilët e rrethuan me gëzim. Ata i thanë që të bëjë *tevafin* e Qabes, ndërsa Profeti[sa] le të bënte vitin tjetër. Por, ai i refuzoi duke thënë: *"Nuk mund të bëj tevaf pa udhëheqësin tim"*. Negociatat midis tij dhe mekasve u zgjatën paksa, ndërkohë në Mekë, dikush me keqdashje përhapi lajmin që mekasit e vranë atë, lajm i cili erdhi deri te Profeti[sa]. Ai i mblodhi sahabët[ra] dhe tha: *"Jeta e përfaqësuesit mbrohet në çdo popull, por kemi dëgjuar që mekasit na e vranë Osmanin*[ra]*. Nëse kjo është e vërtetë, atëherë ne do të hyjmë forcërisht në Mekë"*. (Profeti fillimisht kishte vendosur të hynte paqësisht, por nga ndryshimi i situatës, ai e ndryshoi edhe

vendimin): *"Le të bëjnë besëlidhje (bejt) me mua ata që dëshirojnë: nëse do të na duhet të marshojmë më tutje, ose ta triumfojmë Mekën, ose të vritet secili prej nesh në fushëbetejë"*. Me të lëshuar këtë njoftim Profeti[sa], që të gjithë një mijë e pesëqind pelegrinët, u kthyen në një mijë e pesëqind ushtarë. Ata hidheshin marrëzisht, njëri mbi tjetrin, për të bërë besëlidhjen sa më parë në dorën e Profetit[sa]. Kjo besëlidhje shënohet si një ngjarje me rëndësi të jashtëzakonshme në historinë e Islamit dhe njihet si *Besëlidhja e pemës*. Kjo sepse në kohën kur u realizua ajo, Profeti Muhammed[sa] ishte ulur nën një pemë. Më vonë, edhe pjesëmarrësi i fundit i kësaj besëlidhjeje që mbeti gjallë, rrëfente me krenari pjesëmarrjen e tij. Prej një mijë e pesëqind personave asnjëri nuk e kishte refuzuar besëlidhjen, në të cilën ishin zotuar se nëse armiku ua kishte vrarë përfaqësuesin e Islamit, ata patjetër do të gëzonin njërën prej dy alternativave: ta triumfonin Mekën para se të binte muzgu, ose të vriteshin duke luftuar. Por, muslimanët ende nuk ishin liruar nga betimi, kur Osmani[ra] u kthye te ta. Ai ua tregoi mesazhin e mekasve që thoshin: *"Umranë nuk do t'ju lejojmë ta bëni sivjet, por vitin e ardhshëm po"*. Ai gjithashtu raportoi që mekasit kishin caktuar edhe përfaqësuesit e tyre për të bërë marrëveshje me muslimanët. Pak kohë pas ardhjes së Osmanit[ra] Suhejli, një ndër krerët e Mekës, erdhi te Profeti[sa] për ta sjellë në jetë marrëveshjen, e cila u shkrua si në vijim:

## Kushtet e marrëveshjes së Hudejbiasë

*"Në emër të Zotit, bëhet marrëveshje ndërmjet Muhammed*[(sa)] *ibni Abdullahut dhe Suhejl ibni Amrit (përfaqësuesit të qeverisë mekase), kushtet e së cilës janë: luftës i jepet fund për dhjetë vjet. Ai që dëshiron t'i bashkohet Muhammedit*[(sa)]

*apo të bëjë marrëveshje me të, lejohet ta bëjë. Po ashtu, ai që dëshiron t'u bashkohet kurejshëve apo të bëjë ndonjë marrëveshje, lejohet ta bëjë. Nëse ndonjë adoleshent apo i mitur që ka babanë të gjallë, shkon te Muhammedi(sa) pa lejen e prindit apo kujdestarit, Muhammedi(sa) do t'ia kthejë atë prindit apo kujdestarit të tij. E nëse ndonjë nga shokët e Muhammedit(sa) shkon te kurejshët, kurejshët nuk do t'ia kthejnë atë Muhammedit(sa). Muhammedi(sa) do të kthehet, pa hyrë në Mekë, sivjet. Megjithatë, vitin e ardhshëm ai dhe shokët e tij mund të vijnë në Mekë dhe mund të qëndrojnë për tri ditë për të bërë tevafin e Qabes, ndërkohë, kurejshët do të dalin jashtë qytetit e do t'i ngjiten kodrës. Por, kur Muhammedi(sa) dhe shokët e tij do të hyjnë në Mekë, ata nuk duhet të kenë armë, përveç asaj që një udhëtar mban me vete, domethënë një shpatë të futur në këllëf".*[152]

Gjatë marrëveshjes ndodhën dy ngjarje interesante. Pasi ranë dakord të dyja palët për kushtet, Profetisa, duke diktuar fjalët e marrëveshjes, tha: "Në emër të Zotit, të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit". Suhejli e kundërshtoi dhe tha: *"Ne e njohim Zotin, por nuk e njohim të gjithëmëshirshmin dhe mëshirëplotin. Marrëveshja po bëhet ndërmjet ne të dyve, andaj duhen respektuar fetë e ne të dyve*". Profeti Muhammedsa e pranoi dhe më pas diktoi vetëm fjalët *"Në emër të Zotit, bëhet marrëveshje..."*. Pastaj, Profetisa kur tha fjalët *"marrëveshje ndërmjet Muhammedit të Dërguarit të Allahut dhe Suhejlit"*, Suhejli përsëri e kundërshtoi duke thënë: *"Po të të pranonim*

---

152 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Bejrut, 1320 *Hixhri,* f. 20-21; *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, f. 18.

*si të dërguar të Allahut, nuk do të kishim luftuar me ju!"* Profeti[sa] e pranoi edhe këtë dhe në vend të fjalëve *"Muhammedi, i Dërguari i Allahut"*, diktoi *"Muhammedi, i biri i Abdullahut"*.

Ngaqë Profeti[sa] pranonte çdo gjë që i thoshin mekasit, sahabëve[ra] u digjeshin zemrat nga pikëllimi dha u nxehej gjaku nga zemërimi. Madje, Omeri[ra] erdhi te Profeti[sa] dhe e pyeti: *"O i Dërguari i Allahut! A jemi të drejtë ne?" "Po"*, u përgjigj Profeti[sa]. Pastaj Omeri e pyeti: *"O i Dërguari i Allahut! A nuk ju ka treguar Zoti që ne do të bëjmë tevafin e Qabes?"* Profeti[sa] përsëri u përgjigj: *"Po"*. Omeri e pyeti: *"Përse atëherë keni bërë këtë marrëveshje sot?"* Profeti[sa] tha: *"Omer, Zoti i Lartësuar me të vërtetë më kishte thënë që ne paqësisht do të bëjmë tevafin e Shtëpisë së Zotit, por nuk më kishte thënë se do ta bëjmë patjetër sivjet. Ishte interpretimi im për ta bërë sivjet"*. Në këtë mënyrë, edhe sahabë të tjerë e kundërshtuan duke thënë se përse ishte pranuar kushti që nëse ndonjë djalë mekas do të bëhej musliman, atë do t'ia kthenin babait apo kujdestarit të tij, por mekasit nuk ishin të detyruar ta bënin të njëjtën gjë kur një musliman të shkonte tek ata. *"Nuk ka asnjë problem në këtë kusht,* u qe përgjigjur Profeti[sa], *"çdokush që pranon Islamin, e pranon duke e konsideruar atë si të vërtetë, e jo si një zakon apo traditë. Një musliman, kudo që jeton, do ta përhapë dhe shpërndajë Islamin. Por, ai që largohet nga Islami, ç'të bëjmë me të duke e mbajtur me ne! Ai që kujton se feja jonë është e gabuar, ç'dobi do të na sjellë?!* Kjo përgjigje e tij është një përgjigje edhe për ata muslimanë të devijuar, të cilët mendojnë se ai që largohet nga Islami, Islami e dënon me vdekje. Po të ishte kështu, Profeti Muhammed[sa] patjetër do të këmbëngulte që mekasit t'ia kthenin çdo renegat të Islamit, në mënyrë që t'i jepte dënimin e merituar.

Sapo u hodhën nënshkrimet nga të dyja palët për ta vënë në jetë marrëveshjen, Zoti i Lartësuar krijoi rrethana që ajo të vihej në sprovë. Suhejli përfaqësonte mekasit në këtë marrëveshje dhe pikërisht djali i tij, Ebu Xhendeli, i plagosur dhe i lidhur me litarë, fytas e mbytas erdhi te Profeti Muhammed[sa] dhe tha: *"O i Dërguari i Allahut[sa]! Unë jam musliman me zemër, por ati im më ka bërë në këtë gjendje. Unë gjeta rastin të vija deri këtu, vetëm sepse edhe babai im erdhi këtu"*. Profeti[sa] akoma pa dhënë përgjigje, kur Suhejli tha se tashmë marrëveshja ishte bërë dhe se djalin e tij duhej t'ia dorëzonin. Muslimanët e shikonin me sy gjendjen e rëndë të Ebu Xhendelit. Ata assesi nuk mund t'ia kthenin vëllanë e tyre babait të tij, që ushtronte dhunë të rëndë mbi të. Menjëherë nxorën shpatat dhe vendosën ta shpëtonin nga kthimi i tij në një vend të skëterrshëm edhe sikur të vriteshin për ta arritur këtë synim. Edhe vetë Ebu Xhendli iu përgjërua Profetit[sa]: *"O i Dërguari i Allahut[sa]! Po ma shikoni gjendjen. A do t'i lejoni vetes që t'u kthehem këtyre mizorëve, që këta të ushtrojnë një dhunë akoma më të rëndë mbi mua?!"* Profeti[sa] i tha: *"Të dërguarit e Zotit nuk thyejnë marrëveshjet. O Ebu Xhendel, tashmë e kemi bërë marrëveshjen. Duro dhe mbështetu te Zoti! Ty dhe të rinjve të tjerë si ti, Ai Vetë do t'u hapë ndonjë rrugë shpëtimi"*.[153] Pas arritjes së kësaj marrëveshjeje, Profeti[sa] u kthye në Medinë. Kur mbërriti atje, një tjetër djalë mekas i quajtur Ebu Nesir[ra] erdhi duke e ndjekur Profetin[sa]. Në zbatim të marrëveshjes, Profeti[sa] edhe atë e detyroi të kthehej andej nga kishte ardhur. Ai e zbatoi urdhrin, por gjatë rrugës për t'u kthyer, u përlesh me njerëzit që e kapën, madje vrau njërin prej tyre dhe më pas u arratis. Kur mekasit erdhën te Profeti[sa] dhe iu ankuan, ai u tha: *"Ne jua kishim kthyer njeriun tuaj. Nuk mund të mbajmë përgjegjësi*

---

[153] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 332-333.

*që t'jua dorëzojmë sërish kudo e kurdo".*[154] Pas pak ditësh u arratis edhe dikush tjetër nga Meka për në Medinë, kësaj radhe ajo ishte një grua. Të afërmit e saj gjithashtu erdhën në Medinë për t'i kërkuar Profetit që t'ia kthente mbrapsht. Por, ai tha që marrëveshja ishte për burrat, jo për gratë, ndaj nuk mund t'ua kthente këtë grua.[155]

## Letrat drejt mbretërve

Pas kthimit në Medinë, Profeti Muhammed[sa] dëshiroi të përhapte mesazhin e tij në mbarë botën. Kur ia shprehu këtë dëshirë sahabëve të tij, disa prej tyre që kishin njohuri për oborret mbretërore, thanë: *"O i Dërguari i Allahut! Mbretërit nuk i pranojnë letrat pa vulë"*. Profetit[sa] i pëlqeu kjo këshillë dhe ai porositi një vulë, të gdhendur me fjalët *"Muhammed Resulullah"* (Muhammedi i Dërguari i Allahut). Për respekt ndaj Zotit, emrin *Allah* e vendosi sipër, më poshtë fjalën *i Dërguari* dhe në fund emrin e tij *Muhammed*.[156]

Në muajin *muharrem* që ra gjatë vitit 628 e.s., sahabë të ndryshëm morën letrat e Profetit[sa] për t'u nisur në drejtime të vendeve të ndryshme. Njëra letër i drejtohej Kejserit, mbretit Romak, njëra i drejtohej mbretit të Persisë, njëra mbretit të Egjiptit, i cili në atë kohë ishte vasal i Kejserit, dhe një letër i drejtohej Negusit, mbretit të Abisinisë. Përveç këtyre, Profeti[sa] u dërgoi letra edhe disa mbretërve të tjerë.

[154] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 337-338.

[155] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 340.

[156] *Buhariu, Kitabul-ilm, bab ma jedhkuru fil-menauela.*

## Letra drejtuar Kejserit

Letra, drejtuar Kejserit romak, u dërgua nëpërmjet Dihja Kelbira. Profetisa e kishte porositur që së pari të shkonte te Guvernatori i Basrasë, që ishte arab me etni, dhe nëpërmjet tij të shkonte te Kejseri romak. Gjatë kohës kur Dihja Kelbira mbërriti te Guvernatori i Basrasë, rastësisht Kejseri ishte në një udhëtim dhe ndodhej në Siri. Kështu që, Guvernatori e dërgoi Dihjanë direkt te Mbreti. Oborrtarët e tij i thanë që çdokush që vjen në oborrin e Kejserit është i detyruar t'i bëjë *sexhde* mbretit. Dihjara refuzoi ta bënte duke u thënë që muslimanët nuk i bëjnë *sexhde* asnjë njeriu. Kështu që, pa bërë sexhde ai u paraqit para mbretit dhe ia dorëzoi letrën, e cila iu lexua nga një përkthyes. Mbreti urdhëroi që nëse vinte ndonjë karvan mekas, ta sillnin në oborrin e tij, në mënyrë që të informohej nga ata për gjendjen e Profetitsa. Rastësisht, Ebu Sufjani kishte ardhur atje gjatë atyre ditëve. Autoritarët e sollën atë në oborrin e mbretit. Mbreti urdhëroi që Ebu Sufjani të rreshtohej i pari, ndërsa shokët e tij të qëndronin prapa tij dhe porositi që po të gënjente Ebu Sufjani, shokët e tij ta kundërshtonin menjëherë. Më pas ai i bëri disa pyetje Ebu Sufjanit, e ato ishin:

*Mbreti*: A e njihni personin që deklaron të jetë profet dhe që më ka dërguar një letër? Si është fisi i tij?

*Ebu Sufjani:* Ai vjen nga një fis fisnik. Është një i afërm imi.

*Mbreti:* A ka bërë një deklaratë të tillë ndonjë njeri tjetër para tij në Arabi?

*Ebu Sufjani:* Jo.

*Mbreti:* A e keni akuzuar ndonjëherë si gënjeshtar gjatë jetës së tij para se të deklaronte se ishte profet?

*Ebu Sufjani:* Jo.

*Mbreti:* A ka qenë ndonjë mbret ndër paraardhësit e tij?

*Ebu Sufjani:* Jo.

*Mbreti:* Mendërisht si është ai?

*Ebu Sufjani:* Nuk kemi vërejtur ndonjë të metë mendore tek ai.

*Mbreti:* Çfarë lloji njerëzish i bashkohen xhematit të tij, njerëz të fuqishëm apo të varfër e të dobët?

*Ebu Sufjani:* Të varfrit, të dobëtit dhe të rinjtë.

*Mbreti:* Ata, po shtohen, a po pakësohen?

*Ebu Sufjani:* Po shtohen.

*Mbreti:* A ka prej tyre ndonjë që kthehet nga feja e tij, duke e konsideruar atë të gabuar?

*Ebu Sufjani:* Jo.

*Mbreti:* A ka shkelur ai ndonjëherë ndonjë betim që ka bërë?

*Ebu Sufjani:* Deri më sot jo. Por, tani kemi bërë një marrëveshje. Do të shohim sesi do të veprojë.

*Mbreti:* A keni luftuar ndonjëherë kundër tij?

*Ebu Sufjani:* Po.

*Mbreti:* Si rezultuan ato luftëra?

*Ebu Sufjani:* Gjendja jonë ka qenë si kovat e pusit. Herë ne i zinim kovat dhe herë ai. Një herë në betejën e Bedrit, për shkak se unë nuk mora pjesë në të, ata fituan. Herën tjetër ndodhi betejë në Uhud, kur unë kam qenë komandant. Ne ua shqyem zorrët, veshët dhe hundët.

*Mbreti:* Për çfarë ju porosit ai?

*Ebu Sufjani:* Ai thotë që të adhurojmë një Zot dhe t'i mos shoqërojmë askënd Atij. Na ndalon t'i adhurojmë idhujt, të cilët i adhuronin edhe etërit tanë. Na porosit që ne ta adhurojmë Zotin, të flasim të vërtetën, të largohemi nga veprat e liga e të këqija. Na thotë që të jetojmë me butësi, të zbatojmë premtimet dhe të përmbushim *amanetet*.[157]

## Përfundimi i nxjerrë nga Mbreti Kejser që Muhammedi[sa] është Profet i vërtetë

*Pas këtij diskutimi, Mbreti Kejser komentoi: Më dëgjo tani! Të pyeta se si është fisi i tij dhe m'u përgjigje se ai vjen nga fis i mirë. Profetët gjithmonë vijnë nga fiset e mira. Pastaj të pyeta në ka pasur ndonjë tjetër më parë që ka bërë një deklaratë të tillë, dhe m'u përgjigje që jo. Të bëra këtë pyetje sepse, nëse dikush të kishte bërë një deklaratë të tillë në një kohë të afërt, atëherë do të kishte mundësi që ky person ta ndiqte rrugën e tij. Pastaj të pyeta nëse ai, para se të deklaronte se*

157 *Buhariu, Kitabul-uehi, bab kejfa kana badaul-uehi ila Resulillahi*[sa]; *Zerkani*, pjesa V, Bejrut, 1996, f. 12.

*ishte profet, a është akuzuar ndonjëherë për gënjeshtër. Më the që jo, dhe nga kjo e kuptova që një njeri që nuk përdor gënjeshtrën në marrëdhëniet e tij me njerëzit, nuk mund të gënjejë as në lidhje me Zotin e Lartësuar. Pastaj të pyeta se a ka qenë ndonjë mbret ndër paraardhësit e tij. Përsëri më the jo dhe nga kjo kuptova që ai nuk po e shfrytëzon deklaratën e tij për të rifituar pushtetin e etërve të tij. Pastaj të pyeta se cilët njerëz i bashkohen atij, të egrit dhe të fuqishmit apo të dobëtit dhe të varfrit. M'u përgjigje të dobëtit dhe të varfrit. Mendoj që shpesh këta lloj njerëzish i pranojnë profetët, e jo ata që janë të egër dhe mendjemëdhenj. Pastaj të pyeta nëse janë duke u pakësuar ata, apo janë duke u shtuar. Më tregove që janë duke u shtuar. Edhe kjo është shenjë e xhemateve të profetëve, që sa venë e shtohen, gjersa të arrijnë kulmin e tyre. Pastaj të pyeta se a kthehet nga feja e tij ndokush duke mos e pëlqyer, pasi ta ketë pranuar një herë. Më the që jo. Kështu është gjendja e xhemateve të profetëve. Dikush edhe mund ta lërë fenë e tij për ndonjë arsye tjetër, por jo duke e gjetur atë të papëlqyeshme. Pastaj të pyeta nëse keni bërë ndonjëherë luftë me të dhe se si rezultoi ajo. Më the se gjendja juaj është si kovat e pusit, herë i zini ju kovat, dhe herë ata. Profetët kështu e kanë jetën e tyre. Ata dhe xhematet e tyre kalojnë përmes vështirësive, por përfundimisht ata fitojnë. Pastaj të pyeta se për çfarë ju mëson ai. Më the se ai ju mëson për faljen, për vërtetësinë, për dëlirësinë, për mbajtjen e premtimeve dhe amaneteve. Gjithashtu, të pyeta nëse ai mashtron ndonjëherë apo jo. Më the që jo. Pikërisht këto janë shenjat dhe praktikat e njerëzve të sinqertë. Prandaj, mendoj*

*që ai është i drejtë në deklaratën e tij të qenit profet. Në fakt, edhe vetë besoja që në këtë kohë do të shfaqej "ai profet", por nuk e prisja të shfaqej ndër arabët. Me përgjigjet që më ke dhënë, nëse janë të vërteta, atëherë mendoj se ai patjetër do t'i triumfojë edhe këto vende.*

Fjalët e mbretit i acaruan oborrtarët aq sa ata u fjalosën me të duke thënë: Si mund të pranosh vërtetësinë e një personi të një populli tjetër për aq kohë sa je i krishterë. Filluan të ngriheshin zërat kundërshtuese. Duke matur situatën, oficerët e oborrit mbretëror me ngutësi e nxorën përjashta Ebu Sufjanin dhe shokët e tij.[158]

## Letra e Profetit Muhammedsa drejtuar Herakliut

Fjalët e letrës që Profeti Muhammedsa i kishte dërguar Herakliut, ishin si më poshtë:

"بسم الله الرحمن الرحيم من محمد بن عبد الله إلى هرقل عظيم الرّوم:
سلام على من اتبع الهدى، أما بعد فإنّى أدعوك بدعاية الإسلام أسلم تسلم
يؤتك الله أجرك مرّتين، فإن تولّيت فانّما عليك إثم اليريسيين. قُلْ يٰٓاَهْلَ الْكِتٰبِ
تَعَالَوْا اِلٰى كَلِمَةٍ سَوَآءٍۭ بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمْ اَلَّا نَعْبُدَ اِلَّا اللّٰهَ وَلَا نُشْرِكَ بِهٖ شَيْئًا وَّلَا يَتَّخِذَ
بَعْضُنَا بَعْضًا اَرْبَابًا مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ فَاِنْ تَوَلَّوْا فَقُوْلُوا اشْهَدُوْا بِاَنَّا مُسْلِمُوْنَ

*Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit. Nga Muhammedi, rob i Zotit dhe i Dërguari i Tij, Herakliut, prijësit të madh të rumëve: Paqja qoftë mbi atë që ndjek udhëzimin e Zotit. Pas kësaj, (o Mbret!) të ftoj drejt Islamit* (domethënë drejt besimit në një

158 *Buhariu, Kitabul-uehi, bab kejfa kana badaul-uehi ila Resulillahisa*; *Zerkani*, pjesa V, Bejrut, 1996, f. 12.

Zot dhe në të Dërguarin e Tij Muhammed[sa]). *Bëhu musliman që të jesh i shpëtuar dhe Zoti do të të japë hakun e dyfishtë* (domethënë, edhe hakun e besimit mbi Profetin Isa[as], edhe hakun për pranimin e Profetit Muhammed[sa]). *Por nëse nuk e pranon, atëherë bashkë me fajin tënd, ty do të të bjerë edhe faji i popullit tënd.* (Në fund ishte shkruar dhe një ajet i Kuranit që do të thotë) *"O ithtarët e Librit! Ejani të biem në një fjalë të përbashkët midis nesh dhe jush, se do të adhurojmë vetëm Allahun dhe nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë dhe se nuk do të marrim për zot njëri-tjetrin në vend të Allahut". Nëse ata kthejnë shpinën, thojani: "Dëshmoni se ne i bindemi Allahut të Lartësuar".*[159],[160]

Disa burime historike cekin se kur kjo letër i ishte paraqitur mbretit, disa nga oborrtarët i sugjeruan që letrën ta griste e ta flakte, pasi ajo ishte fyerje ndaj tij. Gjithashtu, ata vërejtën se mbretit nuk i ishte drejtuar me fjalët Sundues i rumëve, por me fjalët kujdestar apo prijës dhe sipas tyre, edhe kjo ishte një fyerje. Por, mbreti u tha që ishte absurd ta grisnin letrën para se të lexohej. Pastaj tha që fjalët me të cilat i drejtohej letra, ishin të duhurat, sepse në fund të fundit Sunduesi është Zoti ndërsa ai ishte vetëm kujdestar i popullit të tij. Profeti Muhammed[sa] kur e mësoi qëndrimin e tij, tha: *"Për shkak të sjelljes së Herakliut, pushteti i tij do të shpëtojë dhe pasardhësit e tij do të vazhdojnë të qeverisin gjatë"*. Pikërisht kështu ndodhi. Në luftërat që ndodhën më vonë, edhe pse pjesën më të madhe të vendit mbreti e kishte humbur, brenda një parashikimi tjetër të Profetit[sa], por megjithatë, deri në gjashtëqind vjet pas kësaj ngjarjeje, trashëgimtarët

[159] Kurani Famëlartë 3:65.

[160] *Buhariu, Kitabul-uehi, bab kejfa kana badaul-uehi ila Resulillahi*[sa]; *Zerkani*, pjesa V, Bejrut, 1996, f. 12.

e tij vazhduan ta qeverisnin Konstantinopojën. Letra e Profetit[sa] u ruajt deri vonë në perandorinë bizantine. Kështu që, kur disa atashe të mbretit Mensur Keladun shkuan te Mbreti Bizant, ai nxori para tyre një sënduk për t'u treguar që njërit prej gjyshërve të tij, Profeti[sa] i kishte dërguar një letër, e cila ishte ruajtur deri në atë kohë.

## Letra drejtuar mbretit të Persisë

Letrën, mbretit të Persisë, Profeti Muhammed[sa] ia dërgoi nëpërmjet Abdullah ibni Hudhafasë. Fjalët e kësaj letre janë:

"بسم الله الرحمن الرحيم، من محمد رسول الله إلى كسرى عظيم الفارس، سلام على من اتبع الهدى، وآمن بالله ورسوله، واشهد أن لا إله إلا الله وحده لا شريك له، وأنّ محمّدا عبده ورسوله، أدعوك بدعاية الله، فإني أنا رسول الله إلى النّاس كافّة، لانذر من كان حيّا ويحقّ القول على الكافرين أسلم تسلم، فإن أبيت فعليك إثم المجوس."

*Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit. Nga Muhammedi, rob i Zotit dhe i Dërguari i Tij, drejtuar Kisrasë, mbretit të Persisë. Paqja qoftë mbi atë që ndjek udhëzimin e përsosur, beson në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij dhe dëshmon se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, askush nuk i shoqërohet Atij dhe se Muhammedi është robi dhe i Dërguari i Tij. (O mbret!) Me urdhrin e Allahut të ftoj drejt Islamit, sepse unë jam dërguar prej Tij si profet për mbarë njerëzimin, që të zgjoj çdo shpirt dhe të argumentoj para mohuesve. Pranoje Islamin që të jesh i shpëtuar nga çdo shqetësim. E nëse e mohon këtë ftesë, atëherë do ta kesh mbi qafë edhe fajin e magëve".*[161]

161 *Tarikh Tibri*, pjesa III, Bejrut, 1987, f. 247.

Abdullah ibni Hudhafa[ra] rrëfen: *Kur shkova te Kisra, i kërkova leje për të hyrë në oborrin e tij dhe më lejuan të hyja. Letrën ia dorëzova Mbretit, i cili ia dha përkthyesit që ta lexonte. Sa mbaroi përkthyesi së lexuari, ai ia mori dhe e grisi pezmatueshëm*. Abdullah ibni Hudhafa[ra] kur u kthye dhe ia tregoi Profetit[sa], ai tha: *"Ashtu siç është sjellë Kisra me letrën tonë, Zoti do të sillet me mbretërinë e tij"*. Shkaku i kësaj sjelljeje të Kisrasë për të vepruar kundër Profetit[sa], ka qenë nxitja e këmbëngulshme e hebrenjve të Arabisë. Këtë ata e kishin arritur nëpërmjet hebrenjve që i kishin ikur perandorisë bizantine për t'u vendosur në perandorinë perse, të cilët i kishin hyrë në qejf Kisrasë, pasi e kishin mbështetur në komplotin e tij kundër bizantinëve. Përgojimet që ata kishin bërë pranë mbretit, atij i ishin vërtetuar nga kjo letër dhe tani ai kujtonte se Profeti[sa] donte t'ia merrte pushtetin. Kështu, menjëherë pas marrjes së kësaj letre, Kisra i dërgoi një ferman guvernatorit të Jemenit duke thënë: *"Ndër kurejshët, një njeri ka deklaruar të jetë profet dhe po avancohet shumë në pretendimin e tij. Dërgo menjëherë dy ushtarë drejt tij, që ta kapin e të ma sjellin këtu"*. Badhani, guvernatori i asaj kohe i Jemenit, i caktuar prej Kisrasë, dërgoi një oficer ushtarak bashkë me një kalorës dhe një letër te Profeti[sa]. Shkruhej: *Muhammedit i jepet urdhri të paraqitej para Kisrasë, sapo ta merrte këtë letër.* Oficeri së pari shkoi drejt Mekës. Vetëm kur arriti pranë Taifit, u informua që Profeti[sa] jetonte në Medinë. Ai u drejtua për në Medinën, e takoi Profetin[sa] dhe e njoftoi me urdhrin e guvernatorit. Ai gjithashtu i tha: *"Nëse do ta refuzoni urdhrin e mbretit, ai do t'ju shkatërrojë ju, popullin dhe vendin tuaj. Prandaj, duhet të vini me ne patjetër"*. Profeti[sa] e dëgjoi dhe tha: *"Ejani përsëri, nesër"*. Atë natë ai iu lut Allahut të Lartësuar, i Cili e njoftoi që për shkeljen që kishte bërë mbreti, Zoti ia kishte

dhënë dënimin e merituar duke i bërë djalin të rebelohej kundër tij, dhe atë vit, me datën 10 të muajit hënor *xhemadiul euel*, ditën e hënë, ai do ta vriste babanë e vet. Në një rrëfim tjetër, Profeti i tha oficerit këto fjalë: *"Mbrëmë djali i mbretit e vrau mbretin"*. Me gjasë, ajo natë ishte e datës 10 të muajit *xhemadiul euel*. Ndaj të gdhirë, Profetisa i thirri të dy mysafirët dhe i njoftoi me parashikimin e ri. Përveç kësaj, ai gjithashtu i shkroi një letër guvernatorit Badhan duke thënë se Zoti i Lartësuar e ka njoftuar që mbreti Kisra në filan datë dhe në filan muaj, do të vritej. Me të marrë këtë letër, guvernatori tha: *Nëse ai është profet i vërtetë, do të ndodhë ashtu siç thotë ai, në të kundërtën, ai dhe vendi i tij nuk kanë rrugë shpëtimi*. Vetëm për disa ditë, një anije perse hyri në portin e Jemenit që i solli dhe një letër mbretërore guvernatorit. Sa e pa vulën, guvernatori tha: *Profeti i Medinës kishte thënë të vërtetën. Mbreti i Persisë ka ndryshuar, sepse vula është e tjetërkujt*. Kur e hapi letrën, në të shkruhej: *Letër prej Shejruijasë, Kisrasë së Persisë. E kam vrarë Kisranë e mëparshëm, për arsye se bënte gjakderdhje të mëdha në vend. Ai vriste fisnikët dhe e dhunonte popullin. Kur t'ju mbërrijë kjo letër, të merrni prej të gjithë përgjegjësve zotimin për bindjen ndaj meje. Përveç kësaj, ati im ju kishte lëshuar një vendim për të kapur një profet arab. Ai vendim anulohet.*[162] Kjo letër e habiti aq shumë Badhanin, saqë ai dhe shumë shokët e tij menjëherë e pranuan Islamin, madje ai e njoftoi Profetinsa për pranimin e Islamit të tyre.

162 *Tarikh Tibri*, pjesa III, shtëpia botuese *Darulfiker,* Bejrut, 1987, f. 247-249.

## Letra e Profetitsa drejtuar Negusit, mbretit të Abisinisë

Letrën e tretë, Profetisa i dërgoi Negusit, të cilën ia dorëzoi Amr ibn Umeja Demrrira. Fjalët e saj janë:

“بسم الله الرحمن الرحيم، من محمد رسول الله إلى النجاشي ملك الحبشة :سلم انت فإني أحمد إليك الله الذي لا إله إلا هو الملك القدّوس السلام المؤمن المهيمن،وأشهد أنّ عيسى بن مريم روح الله وكلمته ألقاها إلى مريم البتول وإنّى أدعوك الى الله وحده لا شريک له والموالاة علىٰ طاعته وان تتبعنى و تومن بالّذى جاء نى فانّى رسول الله وانّى ادعوک وجنودک إلى الله عز وجل، وقد بلّغت ونصحت فاقبلوا نصيحتى، وسلام على من اتبع الهدى”.

*Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit. Nga Muhammedi, rob i Zotit dhe i Dërguari i Tij, Negusit, mbretit të Abisinisë. (O Mbret!) Paqja e Zotit qoftë mbi ty (ngaqë Negusi kishte strehuar muslimanët, prandaj, Profetisa e njoftoi që vepra e tij ishte pranuar te Zoti dhe i tha që ai ishte nën mbrojtjen e Zotit). Lavdëroj Allahun para teje, përveç të Cilit nuk ka zot tjetër. Ai është Sunduesi i Vërtetë, Përmbledhja e të gjitha pastërtive, i Pastër nga çdo e metë, ndërsa, robërve të Tij, u largon çdo të metë, u siguron paqe dhe mbron krijesat e Tij. Dëshmoj që Isai i biri i Merjemes ishte përhapës i fjalës së Allahut të Lartësuar dhe përmbushës i premtimeve të Zotit që Ai ia kishte bërë nënës së tij, e cila kishte përkushtuar jetën për hir të Zotit. Unë të ftoj të krijosh lidhje me Zotin e Vetëm dhe t’i nënshtrohesh Atij. Të ftoj të më ndjekësh mua dhe të besosh në Atë Zot që më dërgoi,*

> *sepse jam profet i Tij. Të ftoj ty dhe ushtrinë tënde të hyni në fenë e Zotit të Plotfuqishëm e të Madhërishëm. Unë e kreva detyrën time dhe të njoftova me mesazhin e Zotit dhe me sinqeritet të dhashë këshillë të drejtë. Pranoje këshillën time. Çdokush që ndjek udhëzimin e Zotit të Lartësuar, i zbret paqja prej Tij.*[163]

Kjo letër kur iu dorëzua Negusit, ai e pranoi me shumë respekt, e puqi me sy, zbriti prej fronit dhe porositi të sillej një kuti e fildishtë. Kur iu dha një kuti e tillë, me shumë respekt e futi letrën në të dhe tha: *"Derisa do të mbetet e mbrojtur kjo letër në Abisini, edhe mbretëria e saj do të vazhdojë të jetë e mbrojtur"*. Fjalët e Negusit dolën të vërteta. Për një mijë vjetët e ardhshëm Islami u përhap në botë si dallgët e detit. Ushtritë muslimane shkelën dhe kaluan në viset edhe në të djathtë të Abisinisë, edhe në të majtë të saj. Por për atë mirësi që u kishte bërë mbreti i Abisinisë muslimanëve të hershëm muhaxhirë, dhe për atë respekt që i kishte treguar letrës së Profetit Muhammed[sa], ata as nuk e prekën fare vendin e tij. Para tyre u copëtua edhe perandoria e fuqishme si ajo e Kejserit, u asgjësua edhe mbreti madhështor si Kisra, u rrëzuan mbretëritë e mëdha si ato të Kinës dhe të Indisë, por ai shtet i vogël i Abisinisë vazhdoi të ishte i mbrojtur, sepse ai u kishte treguar mirësi shokëve të parë të Profetit[sa] dhe i kishte dhënë respekt e nder letrës së tij. Kjo ishte sjellja që kishin treguar muslimanët ndaj abisinasve, për shkak të një mirësie të vogël të tyre. Por, popujt e krishterë që mëtojnë të kthejnë edhe faqen e majtë, kur dikush i qëllon mbi faqen e djathtë,[164] sjelljen që po tregojnë këto ditë ndaj

163 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 279.

164 Mateu 5:39.

mbretit bashkëfetar dhe bashkëmendimtar të tyre, e sheh gjithë bota. Qytetet e Abisinisë janë shkatërruar me bombardime, ndërsa mbreti dhe mbretëresha e nderuar bashkë me fëmijët e tyre u detyruan të arratiseshin nga vendi i tyre për t'u strehuar për shumë vjet në një vend të huaj. Këto dy trajtime ndaj Abisinisë, njëri prej muslimanëve, tjetri prej të krishterëve, a nuk provojnë atë forcë shpirtërore që kishte Profeti Muhammed[sa], e cila i tërheq muslimanët drejt mirësisë dhe mirënjohjes edhe sot e gjithë ditën, pavarësisht nga fakti që ata i janë larguar shumë fesë së tyre.

## Letra e Profetit[sa] drejtuar Mukaukisit, mbretit të Egjiptit

Letrën e katërt Profeti[sa] ia shkroi Mukaukisit, mbretit të Egjiptit, të cilën ia dorëzoi Hatib ibni Ebi Belta'[ra]. Fjalët e letrës janë në vijim:

**"بسم الله الرحمن الرحيم من محمّد رسول الله إلى المقوقس عظيم القبط:**
**سلام على من اتبع الهدى، أما بعد فإنّى أدعوك بدعاية الإسلام أسلم تسلم**
**يؤتك الله أجرك مرّتين، فإن تولّيت فانما عليك إثم القبط. قُلْ يٰٓاَهْلَ الْكِتٰبِ**
**تَعَالَوْا اِلٰى كَلِمَةٍ سَوَآءٍ بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمْ اَلَّا نَعْبُدَ اِلَّا اللّٰهَ وَلَا نُشْرِكَ بِهٖ شَيْئًا وَّلَا يَتَّخِذَ**
**بَعْضُنَا بَعْضًا اَرْبَابًا مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ فَاِنْ تَوَلَّوْا فَقُوْلُوا اشْهَدُوْا بِاَنَّا مُسْلِمُوْنَ**

*Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit. Nga Muhammedi, rob i Zotit dhe i Dërguari i Tij, drejtuar Mukaukisit, kreut të madh të koptëve. Paqja qoftë mbi atë që ndjek udhëzimin. Pas kësaj, (o Mbret!) të ftoj drejt Islamit. Bëhu musliman që të jesh i shpëtuar dhe Zoti do të të japë hakun e dyfishtë. Por nëse nuk e pranon, atëherë fajin e*

> *koptëve do ta kesh në qafën tënde. "O ithtarët e Librit! Ejani të biem në një fjalë të përbashkët midis nesh dhe jush, se do të adhurojmë vetëm Allahun dhe nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë dhe se nuk do të marrim për zot njëri-tjetrin në vend të Allahut". Nëse ata kthejnë shpinën, thojani: "Dëshmoni se ne i bindemi Allahut të Lartësuar".*[165],[166]

Kjo letër është e njëjtë me atë që i ishte dërguar mbretit të rumëve, vetëm se këtij të fundit iu tha që nëse nuk do të pranonte, do të merrte edhe fajin e rumëve, ndërsa Mukaukisit iu tha se do të kishte mbi qafë fajin e koptëve. Kur Hatibi[ra] mbërriti në Egjipt, atëherë Makaukisi gjendej në qytetin bregdetar Aleksandria, e jo në kryeqytet. Ai shkoi në Aleksandri, ku, buzë detit, mbreti po zhvillonte një mbledhje. Hatibi mori një anije për të shkuar deri në vendndodhje, e cila ishte e rrethuar me roje. Ai që nga larg filloi t'u bënte me dorë dhe u thoshte që kishte një mesazh për t'u dhënë. Mbreti porositi që mesazheri të paraqitej para tij. E lexoi letrën dhe pyeti Hatibin[ra]: *"Nëse ai është një profet i vërtetë, pse nuk lutet kundër armiqve të tij?"* Hatibi[ra] i tha: *"Ju besoni në Isain, të birin e Merjemes. Edhe atë e shqetësoi populli i tij, por ai nuk u lut që populli i tij të shkatërrohej"*. Mbreti iu shpreh: *"Jeni një përfaqësues i mençur i një dërguesi të mençur. Përgjigjja juaj është shumë me vend"*.

> *Hatibi tha: "O mbret! Edhe para jush ka kaluar një mbret, Faraoni, që pretendonte të ishte Zot. Por ai u ndëshkua prej Zotit. Prandaj, edhe ju mos u tregoni mendjemadh dhe besojeni këtë Profet të Zotit. Pasha Zotin! Parashikimet që*

165 Kurani Famëlartë 3:65.

166 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 280-281.

*kishte bërë Isai[as] rreth Profetit Muhammed[sa], as Musai[as] nuk kishte bërë rreth Isait[as]. Ne ju ftojmë drejt Profetit Muhammed[sa] ashtu siç ju i ftoni hebrenjtë drejt Isait[as]. Çdo profet ka një popull, i cili obligohet t'i bindet profetit të vet. Ju keni gjetur epokën e këtij profeti, prandaj, jeni të obliguar ta pranoni atë. Përveç kësaj, feja jonë nuk ju ndalon nga ndjekja ndaj Mesihut[as], madje, ajo fton edhe të tjerët që të besojnë në Mesihun[as]".*

Mbreti Mukaukis tha: *"Kam dëgjuar rreth profetit tuaj dhe shoh që ai nuk urdhëron për ndonjë gjë të keqe dhe nuk ndalon nga ndonjë gjë e mirë. Madje, kam marrë informata që ai as nuk është si magjistar apo fallxhi. Kam dëgjuar gjithashtu disa nga parashikimet e tij që u përmbushën".* Me të thënë këto fjalë, ai kërkoi një kuti të fildishtë, në të cilën e vuri letrën e Profetit Muhammed[sa], e vulosi dhe ia dha shërbëtores së tij. Pastaj, edhe ai i shkroi një letër Profetit[sa], të cilën po e shënojmë më poshtë:

*Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

*Muhammedit të birit të Abdullahut i drejtohet Mukaukisi, Mbreti i koptëve. Paqja qoftë mbi ju. Pastaj shtoj: Kam lexuar letrën tuaj dhe kam menduar mbi gjithçka që keni thënë dhe mbi çdo gjë, drejt së cilës më keni ftuar. E kam ditur që, sipas parashikimeve izraelite, mbetet të vijë një profet, por kujtoja që ai do të shfaqej në Siri. Përfaqësuesin tuaj e kam pritur me nderime të mëdha dhe i kam dhënë një mijë monedha, pesë palë rroba dhe ju dërgoj si dhuratë dy vajza egjiptiane, që populli kopt i vlerëson shumë. Njëra prej*

*tyre quhet Maria dhe tjetra Sirinë. Gjithashtu, po ju dërgoj dhe njëzet palë rroba egjiptiane, që janë të cilësisë së lartë, një mushkë që ta përdorni për vete. Në fund, lutem sërish që paqja e Zotit qoftë mbi ju.*[167]

Letra tregon që Mukaukisi i dha respekt dhe nderim letrës së Profetit[sa] por nuk e pranoi Islamin.

## Letër Kryetarit të Bahrejnit

Letrën e pestë Profeti Muhammed[sa] i dërgoi Mundhir Temimit, Kryetarit të Bahrejnit, nëpërmjet Ala ibni Hedremiut[ra]. Kjo letër nuk ruhet në histori, megjithatë, dëshmohet që kur ai e mori letrën, e pranoi fenë Islame dhe i shkroi Profetit[sa]:

*"Unë dhe shumë nga shokët e mi ju pranuan si profet, por ka edhe disa që nuk ju pranojnë. Përveç këtyre, në vendin tim, ka edhe disa hebrenj dhe mexhusi. Më thoni se si duhet të sillem me ta.*

Profeti Muhammed[sa] i dërgoi përgjigje me një letër tjetër:

*Gëzohem që keni përqafuar Islamin. Ndiqni udhëzimet që ju sjellin mesazherët e mi, sepse ai që i ndjek ata, më ndjek edhe mua. Përfaqësuesi im, që kishte ardhur te ju, më tha shumë fjalë të mira për ju dhe tregoi që keni pranuar Islamin. I jam lutur Zotit të Lartësuar për popullin tuaj. Muslimanëve mësojuni traditat islame, mbroni pasuritë e tyre, mos i lejoni ata që të mbajnë më shumë se katër gra. Ata që bëhen*

[167] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 281.

> *muslimanë, t'u falen gjynahet e tyre të mëparshme. Derisa do të qëndroni në mirësi, nuk do t'ju largojmë nga pushteti juaj. Për sa u përket hebrenjve dhe maxhusëve, merrni vetëm një taks prej tyre. Asgjë tjetër nuk kërkohet prej tyre. Për banorët e vendit, që nuk kanë tokë për të ardhura, çdokujt prej tyre jepini nga katër monedha dhe rroba për mbijetesë.*[168]

Përveç letrave të sipërpërmendura, Profeti[sa] i dërgoi letra të tjera mbretit të Amanit, kryetarit të Jamamasë, mbretit të Gesanit, kryetarit të fisit Beni Nehed të Jemenit, kryetarit të fisit Hamdan të Jemenit, kryetarit të fisit Beni Elim dhe kryetarit të fisit Hedremi. Shumica prej tyre u bënë muslimanë. Dërgimi i këtyre letrave dëshmon se sa i fuqishëm ka qenë besimi i Profetit Muhammed[sa] në Zotin e Lartësuar dhe se si, që nga fillimi, ai ishte i bindur që ai nuk i ishte dërguar si profeti ndonjë populli të caktuar, por të gjithë popujve. Duhet të dimë se krerët dhe mbretërit që pranuan letrat e Profetit[sa] nuk vepruan njësoj: disa e përqafuan Islamin, disa edhe pse nuk e pranuan Islamin, ndaj letrës së Profetit[sa] u sollën mirë e me nder, ndërsa disa treguan miqësi sipërfaqësore e disa prej tyre u sollën mendjemëdhenj dhe kryeneçë. Por, një gjë nuk mund të vihet në dyshim, të cilën edhe historia e botës e dëshmon, që fati i çdo mbreti dhe kryetari u përcaktua nga mënyra se si ata u sollën me letrën e Profetit Muhammed[sa].

---

[168] *Zerkani*, vëll. V, Bejrut, 1996, f. 34-36.

## Rrethimi i kështjellës së Khejberit

Siç u tha më lart, hebrenjtë dhe mohuesit arabë nxitnin kundër muslimanëve fiset që jetonin përreth. Duke parë që tashmë arabët nuk e kishin forcën e duhur as t'i shkatërronin muslimanët e as ta sulmonin Medinën, hebrenjtë filluan, në njërën anë, të ngërmonin fiset arabe të krishtera që jetonin në kufirin jugor të perandorisë bizantine, dhe në anën tjetër, të komunikonin përmes letërkëmbimeve me hebrenjtë e Irakut duke i shtyrë ata kundër Profetitsa, në mënyrë që ata ta nxitnin atje mbretin Kisra kundër muslimanëve. Kam përmendur më sipër edhe faktin, që duke u ndikuar nga përpjekjet e hebrenjve, Kisra ishte mjaft i zemëruar me muslimanët, madje ai kishte urdhëruar guvernatorin e Jemenit që ta kapte Profetinsa. Por, Zoti i Lartësuar, me bekimin e Tij të veçantë e mbrojti Profetinsa dhe planet e Kisrasë dhe të hebrenjve i bëri të dështonin. Dihet që po të mos ishte bekim i veçantë i Zotit të Lartësuar, për Profetin Muhammedsa me mjetet që kishte, do të ishte e pamundur të luftonte në njërin front me ushtrinë e Kisrasë, e në frontin tjetër me ushtrinë e Kejserit. Ishte Zoti, Ai që e vrau Kisranë dhe e bëri djalin e tij ta shfuqinzonte dekretin e mëparshëm dhe ta ndalonte planin e kapjes së Profetitsa. Duke parë këtë shenjë, autoritarët e Jemenit pranuan Islamin dhe provinca e Jemenit, pa asnjë ndërhyrje ushtarake, hyri në sundimin Islam. Hebrenjtë, për situatën që kishin krijuar, meritonin të dëboheshin edhe më larg Medinës, përndryshe, ata me siguri do të shkaktonin më shumë gjakderdhje, sherre dhe komplote. Prandaj, rreth pesë muaj pasi ishte kthyer nga Hudejbia, Profeti Muhammedsa vendosi që t'i sprapste hebrenjtë edhe nga Khejberi, pasi nga prania e tyre vetëm disa milje larg Medinës, ata shumë lehtë mund të

kurdisnin ndonjë intrigë kundër Medinës. Për këtë arsye, me një mijë e gjashtëqind sahabë[ra], Profeti[sa], në gusht të vitit 628, u nis drejt Khejberit. Khejberi ishte një qytet i fortifikuar. Nga të katra anët, ai ishte rrethuar me shkëmbinj, mbi të cilët ishin të ndërtuara fortesa. Nuk ishte e lehtë për kaq pak ushtarë të triumfonin mbi një qytet të mbrojtur kaq mirë.

Poste të vogla vrojtimi që ishin përreth, u morën nga muslimanët pas një luftimi të vogël. Por, kur hebrenjtë filluan të mblidheshin në fortesën qendrore, të gjitha atentatet e muslimanëve shkonin kot. Një ditë, Zoti i Lartësuar e lajmëroi Profetin[sa] se ky qytet do të triumfohej me dorën e Aliut[ra]. Të nesërmen Profeti njoftoi: *Flamurin e zi të Islamit do t'ia dorëzoj atij të cilin e duan Zoti, i Dërguari i Tij dhe muslimanët. Zoti ka vendosur që kjo fortesë të triumfohet nga dora e tij*. Profeti[sa] e thirri Aliun[ra] dhe ia dorëzoi flamurin. Bashkë me sahabët[ra] e tjerë, ai e sulmoi kështjellën. Edhe pse hebrenjtë ishin të mbyllur në të, Aliut dhe sahabëve, Allahu i Lartësuar u dhuroi një forcë të tillë që para se të binte muzgu, kështjella të kishte rënë në duart e muslimanëve.[169] Palët bënë kompromis me kushtin që të gjithë hebrenjtë, me gratë e me fëmijët e tyre, ta lëshonin Khejberin e të jetonin diku larg Medinës, ndërsa e gjithë pasuria e tyre të konfiskohej nga muslimanët. Pos kësaj, ai që do të thurte ndonjë mashtrim në këtë çështje, pra, për të fshehur pasurinë e tij, nuk do të ishte i mbrojtur sipas marrëveshjes dhe kështu, do të dënohej si tradhtar.

[169] *Buhariu, Kitabul-magazi, bab gezueti Khejber.*

## Tri ngjarje të çuditshme

Në këtë betejë, ndodhën tri ngjarje të çuditshme, njëra prej të cilave dëshmon një shenjë të Zotit të Lartësuar dhe dy të tjera hedhin dritë mbi virtytet e larta të Profetit Muhammed[sa]. Shenja e parë u pa pas betejës, atëherë kur Sefije[ra], që ishte gruaja e Kenanasë, kryetarit të Khejberit, u martua me Profetin[sa]. Profeti vuri re që ajo kishte ca shenja, si vija-vija, në fytyrë. *"Ç'janë këto shenja?"* e pyeti Profeti[sa] *"O i Dërguar i Allahut[sa]"*, përgjigjej Sefija, *"një herë kam parë në ëndërr që hëna më kishte rënë në prehër. Të nesërmen ia tregova ëndrrën burrit tim. Ai tha se ishte shumë e çuditshme e t'ia tregoja babait tim, sepse ai ishte dijetar i madh. Kur ia tregova edhe babait këtë ëndërr, ai më hoqi një shuplakë të fortë dhe tha: Oj budallaqe! Dashke të martohesh me mbretin e Arabisë?!".*[170]

Interpretimi i tillë nga babai i saj ishte për faktin se hëna ishte shenja kombëtare e Arabisë. Nëse dikush shikonte në ëndërr që hëna i kishte rënë në prehër, atëherë kuptohej që personi kishte lidhje me mbretin e Arabisë. E nëse dikush shikonte që hëna u ça apo ra, kuptohej që qeveria arabe u ça ose u shkatërrua.

Kjo ëndërr është një shenjë e vërtetësisë së Profetit Muhammed[sa] dhe njëherësh, edhe e faktit që Zoti i Lartësuar informon me gjëra të sferës së të padukshmes robërit e Tij, besimtarët më shumë dhe jobesimtarët më pak. Sefija[ra] ende ishte hebreje, kur Zoti i Lartësuar ia tregoi një të padukshme kaq të qartë. Burri i saj u vra duke u dënuar për shkeljen e marrëveshjes dhe ajo, edhe pse i kishte rënë si robëreshë një sahabi të Profetit[sa], nga këshilla e disa njerëzve, u soll

170 *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 350-351.

në kurorëzimin me Profetin[sa] dhe, në këtë mënyrë, e padukshmja që i ishte treguar, erdhi në dritë.

Ngjarja e dytë që ka rëndësi të përmendet këtu është që, gjatë ditëve të rrethimit të kështjellës së Khejberit, një bari që i kulloste dhitë një kryetari hebre, pranoi fenë Islame. Pasi u bë musliman, ai e pyeti Profetin[sa]: *"O i Dërguari i Allahut, unë nuk mund të kthehem tashmë te këta njerëz, por dhitë e filanit hebre i kam amanet. Si duhet të veproj?"* Profeti[sa] tha: *"Çoji dhitë te hyrja e kështjellës dhe shtyji andej. Zoti i Lartësuar Vetë do t'i çojë ato te pronari i tyre"*. Bariu veproi ashtu siç ishte porositur. I çoi dhitë pranë kështjellës, nga ku, banorët e saj i futën brenda.[171]

Kjo ngjarje tregon se me çfarë besnikërie të skajshme ruante Profeti Muhammed[sa] dhe u mësonte të tjerëve të ruanin amanetet. Pasuritë e atyre që janë në luftë, edhe sot konsiderohen të zaptueshme. Vallë, a ka ndodhur ndonjë ngjarje e tillë në kohën e sotme, një kohë që vlerësohet si e civilizuar, që një ushtri të ketë kapur bagëtinë e ushtrisë armike dhe pastaj t'ia ketë kthyer asaj! Pavarësisht nga fakti që bagëtitë i përkisnin një armiku që luftonte, dhe pavarësisht se Profeti[sa] dinte që ato bagëti do t'i mundësonin armikut ushqim, pastaj edhe shpëtim për disa muaj në jetën e tyre brenda kështjellës, prapëseprapë, ai i kthehu në kështjellë, që bariu musliman të mos i shkelte *amanetet* e tij.

Ngjarja e tretë ishte ajo e një gruaje hebre, e cila pyeti sahabët e Profetit[sa] se cila pjesë e mishit i pëlqente Profetit[sa] më së shumti. Sahabët[ra] i treguan që Profeti[sa] hante me kënaqësi mishin e shpatullës.

[171] *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 356-357.

Ajo theri një kec dhe poqi ca qebapë mbi gur dhe më pas i përzjeu me helm, sidomos pjesët e shpatullës, për të cilin sahabët[ra] i kishin thënë që Profeti[sa] e pëlqente.

Pas perëndimit të diellit, pas faljes së mbrëmjes, kur Profeti[sa] u kthye te tenda e tij, pa që një grua qëndronte ulur aty. *"Me se mund të të ndihmoj?"*, e pyeti Profeti[sa] *"O Ebul Kasim, të kam sjellë një dhuratë"*, u përgjigj ajo. Profeti[sa] porositi një sahab që ishte aty, që t'i pranonte gjërat që kishte sjellë ajo. Kur Profeti[sa] u ul në sofër për të ngrënë darkë, bashkë me ushqimet e tjera, kishte edhe mish keci të pjekur. Profeti[sa] mori një kafshatë prej mishit. Pastaj sahabi i tij Beshir ibni el-Berau ibni el-Me'ruri gjithashtu hëngri një copë nga ai. Kur edhe sahabët e tjerë të pranishëm zgjatën duar për të marrë mishin e pjekur, Profeti[sa] sakaq tha: *"Mos e hani, sepse kjo shpatullë më tha që mishi është i helmuar"*.[172] Beshiri[ra] tha: *"Pasha Atë Zot që ju dha nder, edhe unë ndjeva që kishte helm në kafshatën time. Desha ta hidhja, por mendova se mos do t'ju vinte keq dhe mos do t'ju prishja darkën. Kur ju e gëlltitët kafshatën, edhe unë e gëlltita, edhe pse në zemër lutesha të mos e hanit atë"*. Beshiri[ra] u sëmur vetëm pas pak kohe dhe, siç thuhet në disa rrëfime, ai ndërroi jetë aty në Khejber, ndërsa ka edhe transmetime që pohojnë se ai mbeti sëmurë për disa ditë dhe pastaj ndërroi jetë. Profeti[sa] mishin ia hodhi një qeni, që ngordhi pasi e hëngri. Atëherë Profeti[sa] e thirri atë grua dhe e pyeti nëse vërtet

[172] Kjo nuk do të thotë që Profeti[sa] medoemos kishte marrë shpallje për këtë, por kështu shprehet në arabisht dhe kuptimi ishte që me mishin që kishte shijuar, Profeti[sa] kuptoi që ai ishte i helmuar. Në Kuranin Famëlartë përmendet një ngjarje e Profetit Musa[as] në të cilën për një mur thuhet që ai dëshironte të binte (Kurani Famëlartë 18:78). Edhe atje kuptimi i saj është që muri kishte të gjitha gjasa të rrëzohej. Prandaj, edhe këtu nuk është që shpatulla e kecit e njoftoi Profetin[sa] për diçka, por ai e kuptoi pasi e shijoi mishin. Konteksti e sqaron thelbin. (Autori)

e kishte helmuar mishin. *"Kush të tha?"* e pyeti ajo. Profeti[sa] ende po mbante shpatullën e kecit në dorë. *"Kjo ma tregoi"* i tha Profeti[sa]. Gruaja e kuptoi që Profetit iu zbulua sekreti dhe ajo e pranoi që vetë e kishte helmuar mishin. Profeti[sa] e pyeti: *"Çfarë të shtyu të bëje një veprim kaq të ulët?"* Ajo tha: *"Keni luftuar me popullin tim dhe janë vrarë të afërmit e mi. Mendova që të të jepja ushqim me helm, që, nëse do të ishe batakçi, ne do të të hiqnim qafe, e nëse vërtet do të ishe profet i Zotit, atëherë Vetë Zoti do të të shpëtonte"*. Profeti[sa] e fali kur e dëgjoi arsyetimin e saj[173] dhe, edhe pse meritonte padyshim dënimin me vdekje, nuk e ndëshkoi. Kjo ngjarje tregon se si Profeti[sa] i falte edhe ata që tentonin ta vrisnin atë dhe ia martirizonin shokët. Realisht, ai dënonte dikë vetëm atëherë, kur jeta e atij personi do të bëhej shkak i shumë trazirave në të ardhmen.

## *Tevafi* rreth Qabes

Në vitin e shtatë të hixhretit, përkatësisht, në shkurt të vitit 629, sipas marrëveshjes, Profeti Muhammed[sa] do të shkonte për t'i bërë *tevaf* Qabes. Në kohën e caktuar, afërsisht me dy mijë njerëz, ai u nis drejt Mekës. Kur mbërriti në Merruz Zuhran, një vend një ditë udhëtimi larg nga Meka, sipas marrëveshjes, ai atje i dorëzoi të gjitha armët e rënda dhe parzmoret dhe vetë, bashkë me sahabët[ra] e tij, duke pasur vetëm një shpatë të futur në këllëf, hyri në Mekë. Hyrja e muhaxhirëve në Mekë, pas shtatë vjet mërgimi, nuk ishte diçka e vogël. Zemrat e tyre kullonin gjak në njërën anë, duke kujtuar mizoritë që u ishin bërë për një kohë të gjatë, dhe nga ana tjetër, ndienin edhe gëzim duke parë bekimin e Zotit të Lartësuar sesi Ai u

173 *Siret Ibni Hisham*, vëll. III, Egjipt, 1936, f. 352-353.

dha mundësi për të bërë *tevafin* e Qabes. Mekasit, ndërkohë, u ishin ngjitur kodrave dhe po i vëzhgonin muslimanët. Muslimanët donin që t'u tregonin se në ç'mënyrë Zoti i tyre ua mundësoi sot hyrjen në Mekë. Madje, Abdullah ibni Revaha[ra] zuri të këndonte himne lufte, por Profeti[sa] e ndaloi sakaq dhe tha: *Mos këndo këngë të tilla! Thuaj: Nuk ka zot tjetër përveç Allahut. Është Zoti Ai që e ndihmoi të Dërguarin e Tij dhe i shpëtoi besimtarët prej errësirës së thellë dhe i ngriti lart. Është vetëm Zoti që i bëri armiqtë t'ia mbathnin.*

Pas u liruan nga *tevafi* rreth Qabes dhe vrapimi midis kodrave Sefa dhe Mervah, Profeti[sa] me gjithë sahabët e tij, qëndruan edhe tri ditë në Mekë. Memuna, kunata e Abasit[ra] që prej kohësh ishte e ve, jetonte në Mekë. Abasi[ra] i shprehu dëshirën Profetit[sa] që ai të martohej me të. Ai e pranoi. Ditën e katërt, mekasit kërkuan që ai dhe muslimanët, sipas marrëveshjes, të dilnin nga Meka. Profeti[sa] menjëherë lëshoi urdhrin që gjithë sahabët e tij ta linin Mekën për të shkuar drejt Medinës. Duke marrë parasysh ndjenjat e mekasve, Profeti Muhammed[sa] nuk e mori me vete as bashkëshorten Memuna[ra], me të cilën sapo ishte martuar. Atë e la në Mekë që të vinte më vonë me udhëtarët që do të sillnin plaçkat, ndërsa vetë u nda për të dalë sa më shpejt jashtë kufijve të Mekës. Profeti[sa] qëndroi për të pushuar në një vend, rrugës në pyll, ku iu bashkua edhe bashkëshortja e re Memuna[ra]. Për çiftin ky do të ishte vendi ku do të takoheshin për herë të parë pas martesës.[174]

[174] *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 13-14.

## Përgjigjja e akuzës së ngritur ndaj Profetit Muhammed[sa] për poligaminë e tij

Kjo ngjarje nuk është e tillë që të përmendej në një biografi të shkurtër si kjo që po shkruaj. Por, këtu ka diçka, që më detyron ta përmend edhe këtë ngjarje të vogël. Profeti Muhammed[sa] akuzohet nga disa njerëz për faktin se ai kishte shumë gra, dhe se kjo jetesë e tij, *neudhu bilahi min dhalik,*[175] ishte për qejf. Por, kur shohim lidhjen që kishin gratë e tij me të, ne bindemi se ai kishte një lidhje aq të pastër, aq vetëmohuese dhe aq shpirtërore, se nuk mund të krijojë dikush tjetër me bashkëshorten e tij edhe sikur të ketë vetëm një grua. Sikur lidhja e Profetit me gratë e tij të ishte bazuar mbi qejfin, atëherë gratë e tij, medoemos nuk do të kishin pasur asnjë ndikim shpirtëror prej tij. Por, ka plot ngjarje që tregojnë se çfarë dashurie të veçantë kishin gratë e tij për të dhe çfarë mirësie ato kishin fituar duke qenë në shoqërinë e tij. Veçori të tilla në jetën e grave të tij, janë shfaqur edhe pas vdekjes së Profetit[sa]. Për shembull, Memuna që përmendëm pak më lart. Sa pa rëndësi na duket kjo, që Profeti[sa] me bashkëshorten e tij Memuna[ra] për herë të parë u takuan jashtë Mekës, në një tendë. Po të ishte kjo vetëm një lidhje trupore dhe se Profeti[sa] do t'u jepte epërsi disa grave të tij mbi disa të tjera, atëherë për Memunën, padyshim, kjo nuk do të ishte ndonjë ngjarje e këndshme e jetës së saj, që ta mbante gjallë në kujtesë. Përkundrazi, ajo do të vuante gjatë gjithë jetës për ta harruar atë. Pas vdekjes së Profetit[sa], ajo jetoi edhe pesëdhjetë vite të tjera dhe ndërroi jetë në moshën tetëdhjetë vjeçare. Por, kjo lidhje e bekuar me Profetin, asnjëherë nuk iu nda nga zemra. Ajo kaloi plot pesëdhjetë vjet nga ndarja me Profetin[sa], një periudhë që mund të konsiderohet

[175] Kërkojmë strehimin e Zotit nga ky mendim i gabuar.

një jetë me vete, dhe pastaj ndërroi jetë kur ishte tetëdhjetë vjeçe, në një moshë kur edhe ndjenjat e rinisë ftohen tërësisht. Por, në prag të vdekjes, ajo la amanet, që pikërisht vendi në periferi të Mekës, ku ajo e kishte takuar për herë të parë Profetin Muhammed[sa], të bëhej banesa e saj e fundit.[176] Bota njeh shumë histori dashurie, të vërteta e të pavërteta. Por, qoftë në historitë e vërteta, qoftë në ato të pavërteta, a mund të gjejmë vallë ndonjë, që tregon një dashuri kaq të thellë sa ajo që kishte bashkëshortja e Profetit[sa] ndaj tij?!

## Pranimi i Islamit nga Halid ibni Uelidi dhe Amr ibni El-Asi

Shumë shpejt pas kthimit nga vizita e Qabes, në fenë Islame hynë dy njerëz, të cilët, që nga fillimi i betejave të muslimanëve, përbënin dy nga luftëtarët më të jashtëzakonshëm e më të kalitur të ushtrisë së mohuesve dhe pas pranimit të Islamit, u provuan komandantë të atillë muslimanë, saqë emrat e tyre nuk mund të fshihen nga historia e Islamit. E kemi fjalën për Halid ibni Uelidin[ra], që më vonë do të shkundte themelet e qeverisë bizantine dhe me fitore pas fitoreje, do të sillte shumë zona në qeverisjen islame, dhe për Amr ibn El-Asin, që do të triumfonte mbi Egjiptin për ta sjellë në sundimin Islam.

## Beteja e Meutasë

Kur Profeti Muhammed[sa] u kthye nga vizita e Qabes, i kishin filluar t'i vinin lajme që në kufirin e Sirisë, fiset e krishtera arabe, në ndikim të nxitjeve nga hebrenjtë dhe nga mohuesit, po përgatiteshin për të sulmuar Medinën. Profeti[sa] dërgoi një njësi prej 15 vetash që

---

176 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 74.

t'i hetonin pëshpëritjet. Me të mbërritur në kufi, ata panë që me të vërtetë aty po mblidhej një ushtri. Në vend që të ktheheshin e ta njoftonin Profetin[sa], ata i pushtoi ndjenja e thirrjes drejt besimit, që në atë kohë, ishte shenjë dalluese e një besimtari. Ata vazhduan përpara me guxim, dhe u bënë ftesë që të vinin në Islam. Por si mund të ndikoheshin nga mësimi i njëshmërisë së Zotit, ata të cilët, duke u ndikuar nga nxitjet e armikut, synonin ta sulmonin e ta fitonin vendin e Profetit[sa]?! Përkundrazi, pasi e dëgjuan mësimin e Islamit, nga të katër anët, ata ngrehën dhe shkrehën harqet drejt muslimanëve, ndërsa këta të fundit, kur panë që thirrjes së tyre nuk i përgjigjeshin me argumente, por me shtiza, nuk u arratisën dhe nuk e shpëtuan veten nga qindra dhe mijëra ushtarë, por si muslimanë të vërtetë, që të pesëmbëdhjetët, u rreshtuan për t'u ballafaquar me qindra e mijëra, derisa ranë dëshmorë. Profeti Muhammed[sa] deshi të dërgonte një ushtri tjetër për t'i ndëshkuar ata që bënë një mizori të tillë, por ndërkohë, ai u njoftua që ushtria që ishte mbledhur atje, u davarit, prandaj, për pak kohë, ai e shtyu planin.

Gjatë kësaj periudhe, Profeti Muhammed[sa] i dërgoi një letër kreut të fisit Gesan, që ishte guvernator i Basrasë, i caktuar nga qeveria bizantine, ose mbase vetë Kejserit të Bizantit. Me gjasë, letra në fjalë përbënte ankesë për ndodhinë e sipërpërmendur, që disa fise siriane përgatiteshin për një sulm në zonat e muslimanëve dhe se ata, pa arsye, vranë pesëmbëdhjetë muslimanë. Letra ishte dërguar nëpërmjet një sahabi të quajtur El-Hereth. Duke udhëtuar drejt Sirisë, ai u ndal në një vend që quhet Meuta, ku u takua me Serxhilin, një kryetar të fisit Gesan, i cili ishte një autoritar i caktuar prej Kejserit. Serxhili e pyeti El-Herethin se ku po shkonte dhe se mos ishte ai kumtuesi i Profetit Muhammed[sa]. Ai ia tregoi të vërtetën,

për të cilën, Serxhili e kapi menjëherë, e lidhi me litar dhe ushtroi dhunë mbi të deri në vdekje. Historia nuk e tregon këtë ngjarje me hollësi, megjithatë, ajo tregon se vrasësi duhet të ishte një ndër krerët e ushtrisë që kishin vrarë pesëmbëdhjetë muslimanët. Pyetjen që i bëri muslimanit, tregon se ai kishte frikë se Profeti Muhammed[sa] do të ankohej te Kejseri që njerëzit e tij sulmonin muslimanët, prandaj, me siguri, ai ishte trembur se mbreti do ta merrte në përgjegjësi. Kështu, ai ndjeu që shpëtimi i tij do të ishte vetëm nëse e vriste kumtuesin, në mënyrë që të mos transmetohej as kumti, e as të bëhej hetimi. Por, Allahu i Lartësuar nuk lejoi që qëllimet e tij të këqija të plotësoheshin. Profetit[sa] disi i erdhi lajmi i vrasjes së Herthit[ra]. Për ta dënuar këtë, si dhe vrasjen e mëparshme, ai dërgoi një ushtri drejt Sirisë prej tre mijë muslimanësh, nën komandën e Zejd ibni Harithasë[ra] (që ishte skllav i tij i liruar për të cilin u përmend në jetën mekase të Profetit[sa]). Profeti[sa] porositi: *Zejdi do të jetë komandanti i ushtrisë. Por nëse ai martirizohet, Xhafer ibni Ebi Talibi do të marrë vendin e tij. Nëse edhe ai martirizohet, Abdullah ibni Revaha do të bëhet komandant. E nëse edhe ai martirizohet, atëherë muslimanët të zgjedhin njërin prej tyre si lider.* Në kohën kur Profeti[sa] po jepte këtë porosi, ndër të pranishmit qe dhe një hebre, i cili u shpreh: *"O Ebul Kasim (Muhammed[sa])! Nëse je profet i vërtetë, atëherë këta të tre patjetër do të vriten, sepse Zoti i Lartësuar plotëson fjalën që del nga goja e profetëve të Tij"*. Pastaj hebreu iu drejtua Zejdit[ra] dhe tha: *"Po të them të vërtetën. Nëse Muhammedi është profet i vërtetë i Zotit, ti kurrsesi nuk mund të kthehesh i gjallë"*. Zejdi[ra] iu përgjigj: *"Unë daç të kthehem, daç mos të kthehem, Muhammedi[sa] është i Dërguari i vërtetë i Allahut"*.[177] Të nesërmen në mëngjes, ushtria u nis dhe Profeti[sa]

---

[177] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, f. 75.

dhe sahabët dolën për ta përcjellë. Ishte hera e parë që gjatë jetës së Profetit[sa], po shkonte një ushtri muslimane kaq e madhe dhe për një çështje kaq të rëndësishme nën komandën e dikujt tjetër. Profeti[sa] teksa po ecte me ushtrinë, i jepte këshilla të nevojshme, derisa mbërriti jashtë Medinës, në pikën nga e cila ai kishte hyrë në të, një vend ku zakonisht medinasit vinin për të përcjellë mysafirët e tyre. Profeti u ndal dhe u tha:

> *"Ju këshilloj të keni takuanë e Allahut dhe të silleni mirë me gjithë muslimanët. Nisuni për luftë me emrin e Allahut dhe luftoni me armiqtë tuaj e të Zotit. Kur do të mbërrini në Siri, atje do të gjeni njerëz që përkujtojnë Zotin nëpër faltore. Mos u përplasni me ta e as mos i trazoni. Në vendin e armikut, mos vritni asnjë grua, as fëmijë, as të verbër, as të moshuar dhe mos pritni as ndonjë pemë e mos rrëzoni as ndonjë ndërtesë".*[178]

Pas këtyre këshillave, Profeti[sa] u kthye dhe ushtria muslimane u nis drejt Sirisë, ushtri e cila, ishte e para e nisur nga Islami kundër krishterimit. Kur ajo mbërriti në kufirin e Sirisë, mori vesh që edhe Kejseri kishte ardhur atje, bashkë me njëqind mijë ushtarë rumë dhe afërsisht po aq ushtarë të fiseve të krishtera arabe. Muslimanët deshën të vendoseshin atje ku ishin e ta njoftonin Profetin[sa], që ai t'u dërgonte përforcime të reja nëse donte, ose t'i dërgonte ndonjë këshillë. Teksa po diskutohej kjo çështje, Abdullah ibni Revaha[ra] u çua i pasionuar dhe tha:

---

[178] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III.

> *"O popull, ju ishit nisur nga shtëpitë tuaja për të rënë dëshmorë dhe tani po frikësoheni pikërisht nga kjo gjë. Ne nuk luftojmë me njerëzit për shkak të forcës dhe numrit tonë, por luftojmë me armiqtë për ta ndihmuar atë fe, që Zoti i Lartësuar na e ka zbritur. Çfarë do të ndodhë nëse armiku është i shumtë në numër! Në fund të fundit, ne patjetër do të kemi njërën prej dy të mirave: ose do t'i mbizotërojmë, ose do të biem dëshmorë në rrugën e Zotit".*

Njerëzit kur e dëgjuan, thanë se Ibni Revaha[ra] kishte shumë të drejtë. Menjëherë u dha urdhri për të marshuar përpara. Kur vazhduan më tutje dhe panë që ushtria bizantine po u vinte përballë, u rreshtuan në vendin e quajtur Meuta. Beteja u ndez. Shumë shpejt, Zejd ibni Haritha[ra], komandanti i muslimanëve u vra dhe flamurin e ushtrisë e mori Xhafer ibni Ebi Talibi[ra], djalë i xhaxhait të Profetit[sa]. Xhaferi[ra] kur pa që ushtria e armikut po gëlonte drejt muslimanëve, të cilët, për shkak të numrit të tyre të vogël, nuk do të mund t'i bënin ballë, si një luan i ndërsyer ai u hodh nga kali i tij dhe ia preu këmbët: *të paktën unë nuk do të arratisem nga kjo fushëbetejë, sepse parapëlqej vdekjen sesa arratinë,* ishte ky mesazhi që Xhaferi[ra] u dha të gjithëve me veprimin e tij. Në fakt, kjo ishte një praktikë arabe. Ata ia pritnin këmbët kuajve, në mënyrë që kuajt, duke mos pasur kalorësin e vet, të mos vraponin si të tërbuar e të mos çrregullonin ushtrinë. Pas një luftimi të shkurtër, Xhaferit iu pre dora e djathtë, por ai vazhdoi ta mbante flamurin, me dorën e majtë. Kur ia prenë edhe atë, ashtu me krahët e gjymtuar e mbështolli flamurin me gjoksin e tij dhe qëndroi në fushëbetejë, derisa u martirizua. Atëherë, sipas porosisë së Profetit[sa], Abdullah ibni Revaha[ra] e mori flamurin dhe vazhdoi të luftonte me armikun gjersa ra dëshmor edhe ai. Në këtë situatë tejet

të vështirë, muslimanët as nuk kishin mundësi të këshilloheshin për të caktuar ndonjërin prej tyre si komandant, nën trysninë e fortë të ushtrisë së fundbotshme të armikut, ata gati do ta linin fushëbetejën, kur dikush e nxiti Halid ibni Uelidin[ra] të dilte përpara. Ai e mori flamurin dhe vazhdoi të luftonte me armikun deri në muzg.

Të nesërmen Halidi[ra] doli me ushtrinë e tij, të dërrmuar e të plagosur, për t'u ballafaquar sërish me armikun. Por, atëherë ai përdori një taktikë: pjesën e prapme të ushtrisë e kaloi para dhe të përparmen e kaloi mbrapa; të djathtën në të majtë e të majtën në të djathtë dhe kështu, duke këlthitur e bërtitur, muslimanët dolën në atë mënyrë që armiku të kujtonte se atyre u erdhën përforcime. Kundërshtari filloi të sprapsej, kështu që Halidi[ra] e shpëtoi ushtrinë islame dhe e solli në Medinë.[179]

Lajmin e kësaj ngjarjeje, përmes shpalljes hyjnore, Zoti i Lartësuar ia kishte treguar të njëjtën ditë Profetit Muhammed[sa]. Ai mblodhi të gjithë muslimanët në xhami. Pasi hipi në *mimber*, i lotuan sytë. Ai tha:

> *"O njerëz, dua t'ju njoftoj rreth luftëtarëve të betejës. Ata u nisën nga këtu dhe u rreshtuan përballë armikut. Gjatë betejës, së pari u vra Zejdi, prandaj, lutuni për të. Pas tij, flamurin e mori Xhaferi dhe e sulmoi armikun, gjersa u vra edhe ai, prandaj, lutuni edhe për të. Pastaj, flamurin e mori Abdullah ibni Revaha dhe drejtoi ushtrinë me trimëri të jashtëzakonshme, por edhe ai u martirizua, prandaj, lutuni edhe për të. Pas tij Halid ibni Uelidi e mori flamurin, të*

179 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 75.

> *cilin unë nuk e kisha caktuar si komandant. Ai vetë e mori përsipër këtë detyrë, megjithatë, u shfaq si një ndër shpatat e Zotit. Me ndihmën e Tij, ai do të kthehet i sigurt me ushtrinë muslimane".*

Ishte ky fjalim i Profetit[sa], që e shqoi Halidin[ra] ndër të gjithë muslimanët me emrin *"shpatë e Zotit"*.[180] Ngaqë ai kishte pranuar Islamin vonë, disa sahabë talleshin me të, herë me shaka, herë edhe duke u debatuar. Në një rast të tillë, ai u fjalos me Abdurrahman ibni Eufin[ra], i cili iu ankua të Dërguarit të Allahut[sa]. Profeti[sa] i tha Halidit: *"Pse e lëndon atë që i shërben Islamit që nga beteja e Bedrit? Edhe sikur të shpenzosh arin sa mali i Uhudit, nuk mund të gjesh prej Zotit të Lartësuar shpërblimin që ka fituar ai"*. Halidi iu përgjigj: *"O i Dërguari i Allahut[sa], këta më ngacmojnë dhe edhe unë u përgjigjem"*. Profeti[sa] u tha: *"Mos e lëndoni Halidin, sepse ai është një ndër shpatat e Zotit që Ai ka ngrehur për shkatërrimin e mohuesve"*.[181] Ky paralajmërim u plotësua fjalë për fjalë vetëm brenda disa vitesh.

Më në fund, Halidi[ra] e solli ushtrinë në Medinë. Sahabët, që nuk kishin marrë pjesë në këtë betejë, u ngjitën ushtarëve të porsaardhur llagapin *"të arratisur"*. Me këtë donin t'u thoshin se nuk duhej të ktheheshin, por të vriteshin atje në luftë. Por, Profeti[sa] tha: *"Jo, këta nuk janë të arratisur, por janë ushtarë, që vazhdimisht e sulmojnë armikun"*. Me këto fjalë, ai parashikoi luftëra të ardhshme që muslimanëve do t'u duhej të bënin me Sirinë.

---

180 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab gezueti Mueta.*

181 *Esadul Gabah*, vëll. II, Rijad, 1285 *Hixhri,* f. 94.

## Triumfi mbi Mekën

Në ramazan të vitit 8 të *hixhretit*, përkatësisht, në dhjetor të vitit 629, Profeti Muhammed[sa] u nis për betejën e fundit, e cila përfundimisht do ta vendoste Islamin në gjithë Arabinë. Fijet e kësaj ngjarjeje lidhen me traktatin e Hudejbijes, ku ishte marrë vendimi mbi lirinë e fiseve arabe për t'iu bashkuar qoftë mohuesve apo Profetit Muhammed[sa] si dhe vendimi për armëpushimin për dhjetë vjet të ardhshëm, ku palët nuk do të luftonin me njëra-tjetrën, por, nëse ndonjëra prej tyre do të sulmonte tjetrën, marrëveshja do të quhej e shfuqizuar. Duke gjetur përkrahjen nga kjo marrëveshje, fisi Kheza'a iu bashkua Profetit[sa] kurse fisi Benu Bekër mbeti me mohuesit. Mohuesit arabë u kushtonin pak rëndësi marrëveshjeve, e aq më pak, kur ajo ishte me muslimanët. Dy fiset që u përmendën kanë pasur hasmëri të vjetër me njëra-tjetrën. Kur kaloi pak kohë pas marrëveshjes së Hudejbijes, njerëzit e fisit Benu Bekër u lidhën me mekasit dhe thanë që Benu Kheza'a, për shkak të marrëveshjes, dukej e qetë, andaj, ishte tamam koha që të hakmerreshin me të. Kështu një natë, *kurejshët* e Mekës dhe njerëzit e Benu Bekrit e sulmuan Benu Kheza'anë në befasi dhe vranë shumë njerëz. Të Kheza'asë kur morën vesh që në këtë sulm morën pjesë edhe *kurejshët*, menjëherë nisën 40 veta me deve të shpejta drejt Medinës, për ta njotuar Profetin[sa] për këtë pabesi dhe për t'ia kujtuar obligimin sipas marrëveshjes, që ai të hakmerrej për ta duke bërë agresion mbi Mekën. Kur kjo dërgatë mbërriti në Medinë dhe u takua me Profetin[sa], ai tha: *"Shqetësimi juaj është shqetësimi im. Unë jam i vendosur në marrëveshjen që kam bërë. Si kjo re që po derdhet e po lëshon shi* (atëherë po binte shi)*, në të njëjtën mënyrë, së shpejti, ushtritë muslimane do të vijnë për t'ju*

*ndihmuar”*. Mekasit u frikësuan tej mase kur morën vesh për këtë dërgatë dhe, pa humbur kohë, e nisën Ebu Sufjanin në Medinë, që t'i ndalonte gjithsesi muslimanët për të bërë sulmin. Pasi mbërriti në Medinë, Ebu Sufjani filloi t'i rrinte mbi kokë Profetit[sa] duke thënë se ngaqë ai vetë nuk ishte i pranishëm gjatë marrëveshjes së Hudejbijes, u dashka të bëhej marrëveshja edhe një herë. Por, Profeti[sa] nuk i dha asnjë përgjigje, në mënyrë që sekreti të mbahej i fshehur. Në gjendje dëshpërimi dhe frike, duke qëndruar në xhami, Ebu Sufjani foli: *“O njerëz! Në emër të mekasve, ju njoftoj për ripërtëritjen e marrëveshjes për paqe”*.[182] Muslimanët qeshën për marrëzinë e tij, ndërsa Profeti Muhammed[sa] tha: *“O Ebu Sufjan, kjo shpallje është e njëanshme. Ne nuk kemi bërë asnjë marrëveshje të tillë me ty”*.

Gjatë kësaj kohe, Profeti[sa] nisi në të katër anët lajmëtarë drejt fiseve muslimane dhe kur erdhën lajme që tashmë fiset ishin të gatshme për t'iu bashkuar Profetit[sa] gjatë rrugëtimit të tij drejt Mekës, atëherë, ai dha urdhër që muslimanët e Medinës të armatoseshin. Më 1 janar, kjo ushtri u nis nga Medina. Rrugës, nga të katër anët, fiset muslimane vinin dhe i bashkoheshin. Kishin kaluar vetëm disa milje, kur kjo ushtri hyri në pyllin e Faranit. Numri i saj, sipas profecisë së Profetit Sulejman[as] kishte arritur në dhjetë mijë. Këndej ushtria po marshonte pa pushim drejt Mekës, kurse andej, në Mekë, heshtja që kishte kapluar atmosferën, u shtonte frikë mekasve çdo çast e më shumë. Përfundimisht, ata sërish e bindën Ebu Sufjanin që të dilte nga Meka e të merrte vesh se çfarë donin të bënin muslimanët. Vetëm pas udhëtimit njëditor nga Meka, natën, Ebu Sufjani e gjeti pyllin të ndriçuar me zjarr. Profeti[sa] kishte porositur që të ndiznin zjarret para

---

[182] *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 39.

çdo tende. Zjarret e tendave të dhjetë mijë njerëzve jepnin një pamje të llahtarshme. *"Çfarë është kjo?"*, pyeti Ebu Sufjani shokët e tij, *"Mos ka zbritur ndonjë ushtri prej qiellit? Nuk ka ndonjë popull arab që ka një ushtri kaq të madhe si kjo!"* Shokët i numëronin emrat e fiseve të ndryshme, por ai mohonte secilin duke përsëritur: *"Asnjë popull arab nuk ka një ushtri kaq të madhe"*. Tek po bëhej kjo bisedë, diku në errësirë u dëgjua një zë që thërriste: *"Ebu Henzla"* (ishte nofka e Ebu Sufjanit) *"O Abas, ç'bën këtu?"* iu përgjigj Ebu Sufjani duke e njohur zërin. Abasi tha: *"Ja ku është ushtria e Profetit Muhammed*[sa]*, dhe ju, nëse nuk do të merrni ndonjë masë, humbja dhe disfata do të jenë në fatin tuaj"*. Abasi, ngaqë ishte një mik i vjetër i Ebu Sufjanit, e bindi që t'i hipte devesë së tij e të paraqitej te Profeti[sa]. Ai e kapi përdore, e ngjiti sipër dhe i nguli mamuzet devesë së tij. Shumë shpejt ata ishin pranë Profetit Muhammed[sa]. Abasi druhej se Omeri[ra], që ishte rojë bashkë me të, do ta vriste Ebu Sufjanin, por Profeti[sa] kishte dhënë udhëzim paraprakisht që të mos e vrisnin, nëse e gjenin.

Duke parë këto pamje mbresëlënëse, gjatë kohës kur po sillej te Profeti[sa], Ebu Sufjanit i kishte filluar të ndryshonte zemra. I dyndeshin mendime në kokë se, vetëm para pak vitesh, ata e kishin detyruar Profetin[sa] të arratisej nga Meka me një njeri të vetëm, dhe sot, kur kishin kaluar vetëm shtatë vjet nga mërgimi, Profeti[sa], bashkë me dhjetë mijë të sinqertë do të sulmonte Mekën me të drejtë dhe me duar të papërlyera me mizori e dhunë, kurse mekasit nuk e kishin as forcën për ta bllokuar atë! Pra, gjatë kohës që po vinte te Profeti[sa], Ebu Sufjani ishte i hutuar, pak për shkak të mendimeve që e kishin kapluar së fundmi dhe pak për shkak të frikës dhe llahtarisë që ndiente. Profeti[sa] kur e pa gjendjen e tij, tha: *"Abas! Merreni Ebu*

*Sufjanin dhe mbajeni sonte me vete dhe sillmani në mëngjes".*[183] Natën Ebu Sufjani e kaloi me Abasin[ra] dhe kur u soll në mëngjes te Profeti[sa], ishte koha e namazit të *sabahut*. Nga të mësoheshin arabët të çoheshin në të gdhirë e të faleshin! Ebu Sufjani pa rreth tij sesi muslimanët nguteshin me ibrikë uji në duar. Disa merrnin abdes dhe disa të tjerë ishin bërë gati për t'u rreshtuar në namaz. Nga frika, ai kujtoi që po vendosej një mënyrë e re ndëshkimi për të. I hutuar e pyeti Abasin: *"Ç'po bëjnë këta kaq herët?!". "Ti mos u frikëso",* e siguroi Abasi, *"po rreshtohen të falin namaz".* Ebu Sufjani pa që mijëra e mijëra muslimanë u radhitën mbrapa Profetit[sa]. Çdo herë kur Profeti[sa] përkulej, përkuleshin të gjithë dhe çdo herë kur ai binte në sexhde, ashtu binin të gjithë. Duke qenë në detyrën e rojës, Abasi nuk kishte marrë pjesë në namaz, prandaj Ebu Sufjani e pyeste për çdo detaj: *"Çfarë po bëjnë tani? Po shoh që çdo gjë që bën Muhammedi, po e bëjnë të gjithë!"* Abasi i tregoi: *"Ç'kujton ti! Këta po falen. Por, nëse Profeti[sa] do t'i urdhërojë të heqin dorë nga ushqimi dhe uji, edhe këtë do ta bëjnë".* Ebu Sufjani u shpreh i befasuar: *"Kam parë edhe oborrin e Kisrasë, edhe oborrin e Kejserit, por asnjë popull nuk kam parë kaq flijues për udhëheqësin e tij sesa popullin e Muhammedit të flijojë veten ndaj tij".*[184] Pastaj Abasi e sugjeroi: *"A nuk mund t'i lutesh sot Profetit që ai ta falë popullin e tij* (mekasit)*?"* Kur mbaroi namazi, Abasi e solli Ebu Sufjanin te Profeti[sa]. *"O Ebu Sufjan",* e pyeti Profeti[sa], *"akoma nuk të ka ardhur koha që të kuptosh realitetin se përveç Allahut nuk ka zot tjetër?" "U flijofshin prindërit e mi për ju",* u shpreh ai, *"jeni shumë përdëllimtar, shumë fisnik dhe shumë i mëshirshëm ndaj farefisit. Tashmë e kam të qartë se po të ekzistonte ndonjë zot tjetër*

183 *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 44-45.

184 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 92.

*përveç Allahut, do të na ndihmonte". "O Ebu Sufjan"*, e pyeti sërish Profeti[sa], *"akoma nuk të ka ardhur koha që të kuptosh se unë jam i dërguar i Allahut?"* Ai tha: *"Vdekshin prindërit e mi për ju. Akoma kam disa dyshime rreth kësaj çështjeje"*. Por, megjithë mëdyshjen e tij, dy shokët e Ebu Sufjanit që kishin ardhur bashkë me të, e pranuan Islamin. Njëri prej tyre ishte Hekim ibni Hezami. Pas tyre edhe Ebu Sufjani u bë musliman, por si duket, zemra iu hap plotësisht vetëm pas triumfit mbi Mekën.

Pas pranimit të Islamit, Hekim ibni Hezami e pyeti: *"O i Dërguar i Allahut, e keni sjellë këtë ushtri për ta shkatërruar popullin tuaj?"* Profeti[sa] iu përgjigj: *"Ata kanë bërë mizori. Kanë bërë gjynah. Keni shkelur marrëveshjen që bëmë bashkë në Hudejbije dhe bëtë agresion të dhunshëm kundër fisit Kheza'a dhe, edhe këtë, e bëtë në vendin e shenjtë, të cilin Zoti e quajti si vend të paqes". "O i Dërguar i Allahut"*, tha Hekimi, *"keni të drejtë. Kështu ka bërë populli juaj. Por, në vend të sulmonit Mekën, a nuk duhet që të sulmonit Hevazinin?"* Profeti tha: *"Edhe ata janë mizorë, por unë shpresoj nga Zoti që Ai do të realizojë prej meje edhe triumfin mbi Mekën, edhe fitoren e Islamit, edhe humbjen e Hevazinit"*. Pastaj, Ebu Sufjani pyeti: *"O i Dërguar i Allahut, nëse mekasit nuk do të ngrenë shpatën, a do të jenë në paqe?"* Profeti[sa] tha: *"Po. Çdokush që mbyll derën e shtëpisë së tij, atij do t'i jepet paqja"*. Abasi[ra] i sqaroi Profetit[sa] *"O i Dërguar i Allahut, Ebu Sufjani është një njeri që dëshiron ta ketë krenarinë e tij dhe ju pyet nëse do t'i ruani ndonjë nder"*. Profeti[sa] tha: *"Mirë, edhe atij që hyn në shtëpinë e Ebu Sufjanit, do t'i jepet paqja.*[185] *Edhe atij që futet në Qabe, në Xhaminë e Shenjtë, do t'i jepet paqja. Edhe atij që lëshon armën e tij, do t'i jepet paqja. Edhe atij që qëndron i mbyllur në shtëpinë e tij, do t'i jepet paqja.*

[185] *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 45-46.

*Edhe atij që futet në shtëpinë e Hekim ibni Hezamit, do t'i jepet paqja".* Pastaj, duke iu drejtuar Ebu Ruvejhaut[ra], të cilin Profeti[sa] e kishte bërë vëlla të Bilalit, skllavit zezak, tha: *"Flamurin tonë, tani do t'ia japim Ebu Ruvejhaut. Nuk do t'i themi gjë as atij që vjen nën flamurin e Ebu Ruvejhaut".* Kurse Bilalit[ra] i tha: *"Vazhdo të njoftosh që atij që vjen nën flamurin e Ruvejhaut, do t'i jepet paqja".*[186] Vallë, me ç'urtësi të madhe e kishte dhënë këtë porosi Profeti[sa]! Njerëzit e Mekës, Bilalit dikur ia lidhnin këmbët me litar dhe e zvarritnin nëpër rrugica. Për Bilalin, rrugicat dhe fushat e Mekës nuk ishin vende paqësore, por ndëshkuese, poshtëruese dhe tallëse. Profeti Muhammed[sa] e mori me mend që Bilali tani do të ishte i pushtuar nga ndjenjat e hakmarrjes, andaj, ndjeu të domosdoshme që të kujdesej për hakmarrjen e shokut të tij besnik, por, ishte e domosdoshme edhe diçka tjetër: hakmarrja t'i përshtatej madhështisë së Islamit. Prandaj, Profeti[sa], për Bilalin[ra] nuk u hakmor duke u prerë kokat armiqve të Bilalit me shpatë, por duke i dhënë vëllait të tij një flamur të madh dhe duke e caktuar atë vetë për të njoftuar: *"Çdokush që vjen nën flamurin e vëllait tim, i mundësohet paqja".* Ç'hakmarrje madhështore dhe e shkëlqyeshme qe kjo, kur Bibali[ra] me zë të lartë njoftonte: *"O njerëzit e Mekës, ejani dhe qëndroni nën flamurin e vëllait tim, se do t'ju jepet paqja"*! Kjo, me siguri, ia zbrazte zemrën nga dëshira e hakmarrjes dhe ai ndiente se nuk mund të kishte hakmarrje më madhështore dhe më të bukur sesa ajo që i kishte mundësuar Profeti Muhammed[sa].

Kur kjo ushtri nisi të marshonte drejt Mekës, Profeti[sa] e porositi Abasin[ra] që të merrte Ebu Sufjanin dhe shokët e tij e të qëndronte në një cep të rrugës, në mënyrë që ata të shihnin ushtrinë muslimane dhe devotshmërinë e saj. Abasi[ra] e zbatoi porosinë. Para tyre filluan të

---

186 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 93.

ecnin varg fiset arabe, njëri pas tjetrit, për të cilat, Meka shpresonte se do ta ndihmonin atë, por tanimë, nuk mbanin flamurin e mohimit, por atë të Islamit. Gjuhët e tyre lëshonin parulla të njëshmërisë së Zotit të Plotfuqishëm. Ata nuk luftonin më për t'ia marrë jetën Profetit Muhammed[sa], siç mekasit shpresonin prej tyre, por tani ata ishin gati për të derdhur deri edhe pikën e fundit të gjakut për hir të Profetit[sa] dhe synimi i tyre më i lartë ishte pikërisht ai, që të vendosnin njëshmërinë e Zotit dhe këtë thirrje ta bënin në të gjithë botën. Ndërsa po marshonin ushtritë, njëra pas tjetrës, kaloi edhe ushtria e fisit Eshxhe. Fytyrat e parullat e tyre rrezatonin dhe pohonin fuqishëm dashurinë dhe ndjenjat e tyre të sakrifikimit ndaj Islamit. Ebu Sufjani pyeti: *"O Abas! Kush janë këta?" "Është fisi Eshxhe",* iu përgjigj ai. Ebu Sufjani shikonte i befasuar fytyrën e tij duke thënë: *"Armiq më të mëdhenj të Profetit sesa këta, nuk gjendeshin në Arabi". "Ky është bekimi i Zotit, i Cili, kur deshi, ua futi në zemrat dashurinë e Islamit",* i sqaroi Abasi[ra]. Në fund, kaloi Profeti Muhammed[sa] me çetën e muhaxhirëve dhe të *ensarëve*, që përbëheshin prej dy mijë ushtarëve, të cilët, nga koka gjer në këmbë, ishin të mbuluar me veshje luftarake. *"Ecni me hapa të kujdesshëm, që rreshtat të jenë në ekuilibër"*, thoshte Omeri[ra] teksa po i rregullonte rreshtat. Frymëzimi, vendosmëria dhe patosi i tyre u shkëlqenin në fytyra këtyre flijuesve të vjetër të Islamit. Ebu Sufjanit i drithëroi zemra kur i pa. *"Po këta, kush janë?"* e pyeti Abasin[ra]. *"Po shkon Profeti Muhammed[sa] së bashku me batalionet e muhaxhirëve e të ensarëve"*, iu përgjigj ai. "*Vallë, kush mund të guxojë në botë të përballet me këtë ushtri!*", u shpreh Ebu Sufjani dhe tha "*O Abas, nipi yt, sot është bërë mbreti më i madh i botës". "Ende nuk t'u hapën sytë! Kjo nuk është mbretëri, por profetizëm*" i tha Abasi[ra]. *"Po mirë e ke, ky është profetizëm"*, pohoi Ebu Sufjani.[187]

---

187 *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 47.

Gjatë kohës kur kjo ushtri po kalonte para Ebu Sufjanit, Sa'ad ibni Ubada[ra], komandanti i ensarëve iu drejtua Ebu Sufjanit dhe tha: *"Sot, Zoti na bëri të lejueshme hyrjen me forcën e shpatës në Mekë. Sot, do të poshtërohet përfundimisht populli kurejsh"*. Kur Profeti[sa] kaloi pranë Ebu Sufjanit, ai e thirri ankueshëm: *"O i Dërguari i Allahut, a i keni dhënë leje popullit tuaj për vrasje? Kështu po thoshte komandanti i ensarëve Sa'adi*[ra] *që kaloi pak para jush. Ai më tha se ju keni pohuar se sot do të bëhet luftë dhe se shenjtëria e Mekës nuk do t'ju ndalojë nga kjo dhe që kurejshët do t'i poshtëroni patjetër. O i Dërguari i Allahut, ju jeni njeriu më i mirë, më i mëshirshëm dhe më përdëllimtar ndaj farefisit në botë. A nuk do t'i harroni sot mizoritë e popullit tuaj?"* Fjalët e Ebu Sufjanit u ngjallnin mëshirë në zemër edhe muhaxhirëve, të cilët dikur zvarriteshin dhe rriheshin nëpër rrugicat e Mekës, që përjashtoheshin nga pronat dhe pasuritë e tyre. Ata thanë: *"O i Dërguari i Allahut, nuk e dimë se si do të sillen me kurejshët, ensarët që dinë të gjithë historinë e barbarisë që bënin mekasit"*. Profeti[sa] tha: *"Ebu Sufjan, Sa'di*[ra] *e ka gabim. Sot është dita e mëshirës. Sot, Allahu i Lartësuar do të bekojë me nder kurejshët dhe Qaben"*. Pastaj, Profeti i dërgoi Sa'adit një njeri me urdhrin që flamurin që po mbante ai, t'ia dorëzonte djalit të tij, Kejsit, sepse ai do ta zëvendësonte në postin e komandantit të *ensarëve*.[188] Në këtë mënyrë, Profeti[sa] u dha zemër mekasve dhe njëherësh i mbrojti edhe *ensarët* që të mos lëndoheshin në shpirt.

Për sa i përket Kejsit[ra], Profeti[sa] kishte besim të plotë tek ai, sepse ai ishte jashtëzakonisht shpirtmirë. Për butësinë e tij përmendet në histori. Në kohën kur ai ishte afër vdekjes, disa njerëz i shkuan për

[188] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 95.

vizitë dhe disa jo. Atëherë, ai pyeti shokët e tij për mos ardhjen e atyre që ai i njihte. ata thanë: *"Jeni një njeri i pasur dhe çdokujt i jepni hua kur ai gjendet në vështirësi. Shumë nga njerëzit e qytetit ju kanë borxhe. Ata nuk po vijnë, sepse kujtojnë se ndoshta keni nevojë për para dhe ju do t'jua kërkoni borxhet"*. Kejsi tha: *"Po më vjen shumë keq. Miqtë e mi për kot u futën në vështirësi. Njoftoni nga ana ime në gjithë qytetin që çdokush që i ka borxh Kejsit, i falet"*. Pas këtij njoftimi, kaq shumë njerëz erdhën për ta vizituar Kejsin, saqë iu thyen shkallët e shtëpisë.[189]

Kur ushtria kaloi, Abasi[ra] i tha Ebu Sufjanit: *"Shpejto me devenë tënde në Mekë dhe njoftoi njerëzit që Profeti Muhammed*[sa] *ka ardhur dhe ai u ka dhënë paqe mekasve në këto mënyra"*. Ebu Sufjani, i ngazëllyer në zemër nga mendimi që po ua sillte mekasve rrugën e shpëtimit hyri në Mekë. Gruaja e tij Hinda, e cila, që nga fillimi i Islamit u mësonte njerëzve të kishin vrer dhe armiqësi me muslimanët dhe, edhe pse ishte mohuese, por qe edhe guximtare, i doli përpara burrit, ia kapi mjekrën dhe zuri t'i thërriste mekasit: *"Ejani dhe vriteni këtë plak budalla. Në vend që t'ju thotë se shkoni dhe luftoni për nder të qytetit tuaj gjersa të vriteni, ju njoftuaka për paqe!"* Ebu Sufjani i këshilloi: *"Je ti budallaqe. Nuk është kjo koha për të thënë këto gjëra. Shko dhe zhduku në shtëpi! Unë e kam parë atë ushtri, që nuk mund ta sfidojë as e gjithë Arabia"*. Më pas, ai ua tregoi me zë të lartë kushtet e paqes dhe njerëzit, filluan të vraponin papërmbajtur drejt atyre shtëpive apo vendeve, për të cilat ishte siguruar paqja.[190] Vetëm 11 burrave dhe 4 grave u ishte shpallur dënimi me vdekje. Këta ishin ata, për të cilët ishte vërtetuar se kishin bërë vrasjet më makabre dhe

189 Po aty.

190 *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 47.

sherret më të dhunshme, pra, që ishin të përfshirë në krime lufte. Pra, ata nuk ishin thjeshtë fajtorë se kishin mohuar apo kishin luftuar, por sepse kishin bërë krime lufte.

Atë ditë, Profeti[sa] i kishte thënë rreptësisht Halid ibni Uelidit[ra] që nëse nuk sulmohej nga dikush, të mos sulmonte askënd. Por, në drejtimin nga kishte hyrë Halidi[ra], ende nuk kishte mbërritur mesazhi i paqes, ndaj, njerëzit e asaj zone e sulmuan Halidin. U vranë 24 veta në këtë sulm. Njerëzit e dinin se Halidi ishte gjaknxehtë, prandaj, dikush prej tyre shkoi me vrap te Profeti[sa] që ta ndalonte Halidin[ra] përpara se ai t'i vriste gjithë mekasit. Profeti[sa] menjëherë e thirri dhe i kërkoi sqarim se përse kishte luftuar, edhe pse ai e kishte ndaluar nga kjo. *"O i Dërguari i Allahut", tha Halidi, "ju më kishit ndaluar, por ata na sulmuan të parët dhe na vërshuan me breshëri shigjetash. Unë nuk bëra gjë për pak kohë dhe u thashë – mos na sulmoni, sepse nuk duam t'ju sulmojmë – por, kur pashë që ata nuk na bindeshin në asnjë mënyrë, atëherë edhe unë luftova me ta. Zoti i theu dhe i davariti në katër anë".*[191] Pra, përveç këtij incidenti të vogël, nuk ndodhi asnjë gjë tjetër e kësaj natyre.

Meka përfundimisht ra në duart e Profetit Muhammed[sa] Kur ai hyri në të, njerëzit e pyetën: *"O i Dërguari i Allahut, a do të qëndroni në shtëpinë tuaj?" "A ka lënë Akili* (djali i xhaxhait të Profetit[sa]) *ndonjë shtëpi për ne?"*, u përgjigj Profeti[sa]. Domethënë, pas mërgimit të tij, të afërmit e tij ia kishin gllabëruar dhe shitur gjithë pasurinë, duke mos lënë asgjë për të. Pastaj i Dërguari i Allahut[sa] shprehu dëshirën: *"Do të qëndrojmë në Henif ibni Kenanën"*, një fushë e Mekës, ku dikur mekasit dhe njerëzit e fisit Kenana bashkërisht kishin bërë

191 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 97.

betime: *"Derisa bijtë e Hashimit dhe bijtë e Abdul Mutelibit nuk do të na dorëzojnë Profetin*[sa] *dhe nuk do ta braktisin atë, ne nuk do të kemi as marrëdhënie shoqërore e as tregtare me ta"*. Pas këtij betimi të tyre, Profeti[sa], bashkë me xhaxhanë Ebu Talib dhe gjithë anëtarët e xhematit të tij morën strehë në tokën e Ebu Talibit, për të kaluar tri vite me radhë, me mundime tepër të rënda, deri sa Zoti i shpëtoi nga ato. Nga kjo mund të merret me mend se sa e bukur ishte zgjedhja që kishte bërë Profeti[sa], ditën e triumfit mbi Mekën, për të qëndruar atje. Mekasit mu aty kishin marrë betime që nuk do të pajtoheshin me njerëzit e fisit, derisa këta të fundit nuk do t'ua dorëzonin Muhammedin[sa]. Tani, Profeti[sa] do të zbriste pikërisht në atë fushë dhe dukej sikur u thoshte mekasve: *Ja ku erdha aty ku donit, por a mund të guxoni sot të më bëni ndonjë mizori? Po, jam mu aty, ku ju donit të më shikonit të poshtëruar e të turpëruar dhe kërkonit që bash në këtë vend, populli im, mua të më dorëzonte te ju. Sot jam këtu, por në një gjendje, që jo vetëm populli im, por e gjithë Arabia qëndron me mua. Sot, populli im nuk më dorëzoi mua te ju, por ju ju dorëzoi tek unë.* Ka qenë ditë e hënë. Sa i Madh është Zoti! Sepse pikërisht e hënë ka qenë kur Profeti[sa], së bashku me Ebu Bekrin[ra], kishte dalë nga shpella Theur për të mërguar nga Meka në Medinë, ditën kur ai, duke iu drejtuar qytetit të tij kishte shprehur me dhimbje e me mall: *"O Mekë! Je më e bukura e dheut për mua, por banorët e tu nuk më lejojnë të jetoj këtu"*.[192]

Ndërsa po hynte në Mekë, Ebu Bekri i kishte mbajtur frerin devesë së Profetit[sa] dhe, duke biseduar me të vazhdonte të përsëriste fjalët e sures *El-Feteh*, në të cilën ishte paralajmëruar triumfi mbi Mekën. Profeti[sa] hyri drejt e në Qabe dhe ashtu i hipur në deve, bëri shtat

---

[192] *Es-siratul-Halabija*, vëll. II, Egjipt, 1935, f. 31.

rrotullime rreth saj. Ai kishte një shkop në dorë. Qabja ishte ndërtuar nga Ibrahimi[as] dhe djali i tij Ismaili[as] për të adhuruar Zotin e Vetëm, e cila, më vonë, ishte shndërruar në një idhujtore nga pasardhësit e tyre të devijuar. Deri në kohën e Profetit[sa], aty gjendeshin plot treqind e gjashtëdhjetë idhuj. Duke shëtitur rreth saj, Profeti[sa], me shkopin e tij, i rrëzonte një nga një, njëherësh, vazhdonte të përsëriste fjalët e Kuranit:

جَآءَ الۡحَقُّ وَ زَهَقَ الۡبَاطِلُ ؕ اِنَّ الۡبَاطِلَ كَانَ زَهُوۡقًا

*"Erdhi e vërteta dhe u zhduk e pavërteta; sigurisht,*
*e pavërteta ishte për t'u zhdukur".*[193],[194]

Ky është ai ajet i sures *Beni Israil (El-Isra)* që i kishte zbritur Profetit[sa] para mërgimit, në të cilin ishin paralajmëruar edhe mërgimi, edhe triumfi mbi Mekën. Studiuesit europianë të Kuranit janë të bindur që kjo sure i përket periudhës para mërgimit. Pikërisht në këtë sure është përmendur:

وَ قُلۡ رَّبِّ اَدۡخِلۡنِىۡ مُدۡخَلَ صِدۡقٍ وَّ اَخۡرِجۡنِىۡ مُخۡرَجَ صِدۡقٍ
وَّ اجۡعَلۡ لِّىۡ مِنۡ لَّدُنۡكَ سُلۡطٰنًا نَّصِيۡرًا

*Thuaj: "O Zoti im, më mundëso të hyj me vërtetësi, më mundëso të dal po me vërtetësi dhe më dhuro prej Vetes Sate triumf dhe ndihmë!"*[195]

---

193 Kurani Famëlartë: 17:82.

194 *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 59.

195 Kurani Famëlartë: 17:81-82.

Pra, ky ajet i mëson Profetit të lutej: *"O Zoti im, më mundëso të hyj me vërtetësi në këtë qytet (në Mekë), domethënë, pas mërgimit të hyj i fituar dhe triumfues dhe më mundëso të dal nga ky qytet po me vërtetësi, domethënë në kohën e mërgimit. Gjithashtu, o Zoti im, më dhuro prej Vetes Sate mjetet e triumfit dhe të ndihmës". Dhe thuaj: "Erdhi e vërteta, kurse e pavërteta, domethënë shirku, u zhduk i humbur. Sigurisht, e pavërteta përherë është e destinuar të zhduket e humbur".*

Përmbushja, fjalë për fjalë, e kësaj profecie dhe ndjenjat që përshkonin në zemrat e muslimanëve dhe të mohuesve gjatë recitimit të këtyre fjalëve, nuk mund të përshkruhen me fjalë. Shkurt, atë ditë, vendi i Ibrahimitas sërish u veçua për adhurimin e Zotit të Vetëm dhe idhujt u thyen përgjithmonë. Kur Profetisa goditi me shkopin e tij idhullin e quajtur Hubul dhe ai ra nga vendi i tij dhe u thye, atëherë, Zubejrira, duke buzëqeshur e pa Ebu Sufjanin dhe tha: *"O Ebu Sufjan, a të kujtohet dita e betejës Uhud, kur muslimanët të dërrmuar nga plagët e tyre qëndronin në një cep dhe ti krenarisht lëshoje thirrjen: "Rroftë Hubuli! Rroftë Hubuli" dhe që Hubuli ju kishte dhënë fitore mbi muslimanët? A e sheh që si Hubuli u copëtua para nesh?"* Ebu Sufjani tha: *"Lëri këto fjalë. Tashmë e dimë shumë mirë që po të ekzistonte ndonjë zot tjetër përveç Zotit të Profetitsa, në asnjë mënyrë nuk do të ndodhte kjo që po e shohim sot".*[196]

Për pikturat e Ibrahimitas dhe të tjerëve që gjendeshin brenda Qabes, Profetisa urdhëroi që të fshiheshin. Aty ai fali dy *nafile*, në shenjë mirënjohjeje për përmbushjen e premtimeve të bëra prej Zotit

196 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 99.

të Lartësuar. Më pas, ai doli jashtë dhe, edhe atje fali dy *nafile*. Profeti[sa] kishte caktuar Omerin[ra] për t'i fshirë pikturat brenda Qabes. Duke kujtuar që Ibrahimin edhe muslimanët e besonin si profet, pikturën e tij, ai nuk e fshiu. Profeti[sa] kur e pa, i tha: *"O Omer, çfarë ke bërë! A nuk ka thënë Zoti që:*

مَا كَانَ اِبْرٰهِيْمُ يَهُوْدِيًّا وَّلَا نَصْرَانِيًّا وَّلٰكِنْ كَانَ حَنِيْفًا مُّسْلِمًا ؕ وَمَا كَانَ مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ

> *Ibrahimi nuk ishte as hebre, as i krishterë, por ishte tërësisht i nënshtruar ndaj Zotit të Lartësuar dhe tërësisht i bindur në të gjitha vërtetësitë e Tij dhe ishte vetëm rob i Tij?".*[197],[198]

Pas urdhrit të Profetit[sa] u fshi edhe ajo pikturë.

Çastet mbresëlënëse, kur Profeti Muhammed[sa] kërkoi ujë nga burimi *Zemzem*[199] për të pirë e për të marrë abdes dëshmonin sesa shumë po mbusheshin muslimanët me besim në zemrat e tyre dhe sa shumë u shtohej besimi edhe në madhështinë e Profetit[sa]. Asnjë pikë uji nuk binte në tokë nga trupi i tij, sepse për muslimanët ato pika ishin kaq të bekuara, saqë menjëherë i prisnin, e lyenin trupin e tyre me to. *"Nuk kemi parë ndonjë mbret në botë, që nderohet kaq shumë nga njerëzit e tij"*, shprehnin me habi idhujtarët.[200]

---

[197] Kurani Famëlartë 3:68.

[198] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 100.

[199] Burimi që Zoti i Madhërishëm kishte çelur mrekullisht për Ismailin[as], të birin e Ibrahimit[as]. (Autori)

[200] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 101.

Kur Profeti[sa] u lirua nga këto gjëra dhe mekasit u sollën para tij, ai u tha:

> *"O mekas, a dëshmuat sesi shenjat e Zotit u përmbushën, fjalë për fjalë? Më thoni tani se çfarë dënimi meritoni për gjithë atë mizori dhe dhunë që u bëtë adhuruesve të shkretë të Zotit të Vetëm?"*

Mekasit thanë: *"Ne shpresojmë të njëjtën sjellje nga ju, që Jusufi*[as] *kishte bërë ndaj vëllezërve të tij".*

Kjo ishte vetëm madhështia e Zotit që mekasit shprehën të njëjtat fjalë që Kurani Famëlartë, në formë profecie, i kishte përmendur në suren Jusuf. Kështu, dhjetë vjet para se të vinte ky triumf mbi Mekën, Zoti i kishte treguar Profetit[sa] që ai do të sillej me mekasit në të njëjtën mënyrë siç ishte sjellë Jusufi me vëllezërit e tij. Gjuhët e mekasve po vërtetonin që Profeti[sa] ishte shëmbëlltyrë e profetit Jusuf[as] dhe që Zoti i Lartësuar atij i kishte dhënë fitore mbi vëllezërit e tij, mu ashtu siç ndodhi edhe me Jusufin[as]. Profeti Muhammed[sa] sakaq shpalli:

تَاللهِ لَا تَثْرِيْبَ عَلَيْكُمُ الْيَوْمَ

> *"Pasha Zotin! Sot nuk do t'ju jepet asnjë lloj ndëshkimi, e as që do të qortoheni në ndonjë mënyrë!"*[201]

Kur Profeti[sa] ishte i zënë në adhurim gjatë vizitës në Qabe dhe tregonte mëshirë dhe falje ndaj popullit të tij, ensarëve po u mbetej zemra pa shpresë. Ata i pëshpëritnin njëri-tjetrit që, sot, ndoshta po e ndanin Profetin[sa] nga vetja, sepse Zoti i Lartësuar, tashmë ia kishte

---

[201] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 89.

dhënë triumfin mbi qytetin e tij dhe edhe fisi i tij e kishte përqafuar Islamin. Atëherë, Zoti i Madhërishëm, nëpërmjet shpalljes së Tij, e njoftoi Profetin[sa] për këto dyshimet e *ensarëve*. Profeti[sa] ngriti kokën dhe iu drejtua *ensarëve*:

> *"O ensarë, a menduat që Profeti po çmallet me qytetin e tij dhe se dashuria ndaj popullit të tij po ia guduliste zemrën?"*

*Ensarët* thanë: *"Është e vërtetë o i Dërguari i Allahut*[sa]*. Ne kështu mendojmë"*. Profeti[sa] tha: *"A dini se si quhem unë? Jam rob i Allahut dhe i dërguar i Tij. Si është e mundur atëherë që të shkoj diku tjetër duke ju lënë ju, që sakrifikuat jetët tuaja kur feja Islame gjendej e dobët! O ensarë, kurrsesi nuk mund të ndodhë kështu. Jam rob i Allahut dhe i dërguar i Tij. Unë e kisha braktisur qytetin tim për hir të Zotit, andaj, nuk mund të kthehem më sërish atje. Jeta ime është nga jeta juaj dhe, edhe vdekja ime është nga vdekja juaj"*. Muslimanët e Medinës po qanin me lot kur e dëgjonin dhe shikonin dashurinë dhe besnikërinë e tij ndaj tyre. Ata dolën përpara dhe thanë: *"O i Dërguari i Allahut*[sa] *Pasha Zotin! E paragjykuam Zotin dhe të Dërguarin e Tij.*[202] *Por, ne nuk duruam dot as në imagjinatë që i Dërguari i Zotit të na lërë ne dhe qytetin tonë dhe të shkojë diku tjetër"*. Profeti[sa] tha: *"Zoti dhe i Dërguari i Tij ju pandehin të pafajshëm dhe e vërtetojnë sinqeritetin tuaj"*.

Ndërsa po bëhej kjo bisedë dashurie e respekti midis Profetit[sa] dhe *ensarëve*, mekasve nëse nuk u lotonin sytë, zemrat me siguri u qanin që Zoti u kishte dhënë diamantin më të çmuar, të pakundshoq në botë, por ata e kishin dëbuar nga shtëpitë e tyre. Dhe tani, kur ai u

[202] *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 59.

kthye në Mekë me bekimin dhe ndihmën e Zotit, duke përmbushur premtimin e tij, ai do të kthehej në Medinë, duke e lënë sërish Mekën, kësaj radhe, nga vullneti dhe dëshira e tij.

Për njerëzit, që për shkak të vrasjeve dhe dhunës së tyre, Profeti[sa] u kishte shpallur dënim me vdekje, shumica prej tyre u falën, me rekomandimin e disa muslimanëve. Ndër ta ishte edhe Ekramaja, djali i Ebu Xhehelit. Bashkëshortja e tij, me zemër ishte bërë muslimane. Ajo iu përgjërua Profetit[sa]: *"O i Dërguari i Allahut[sa] faleni edhe Ekramanë"*. *"Mirë, e falim"*, i ishte përgjigjur Profeti[sa]. Deri atëherë Ekramaja ishte larguar për të shkuar në Abisini. Nga dashuria ndaj të shoqit, e shoqja doli në kërkim të tij dhe e gjeti në portin detar të Jembuasë. Ekramaja teksa ishte në anije për t'u larguar përjetë nga Arabia, e shoqja, me flokë të shpupurishur dhe me fytyrë të shqetësuar, e thirri burrin: *"O djali i xhaxhait tim,* (arabet bashkëshortët e tyre i thërrisnin si djalë të xhaxhait)! *"Ku po shkon duke e braktisur një njeri kaq të mëshirshëm si Profeti Muhammed*[sa]*?"* Ekramaja u habit dhe e pyeti: *"A thua se Profeti*[sa] *do të më falë pas gjithë asaj armiqësie që kam pasur ndaj tij?" "Po padyshim. Ai më dha besë që do të të falë ty"*, ia ktheu e shoqja. Kur ai erdhi te Profeti[sa] e pyeti: *"Gruaja ime më tha që më keni falur edhe mua". "Po, ashtu është. Ne të kemi falur edhe ty"* e pohoi Profeti[sa]. Ekramaja tha: *"Njeriu që mund të falë edhe një armik kaq të madh, nuk mund të jetë gënjeshtar. Dëshmoj që Allahu është Një, Ai nuk ka ndonjë ortak dhe o Muhammed*[sa]*, dëshmoj që jeni rob dhe i Dërguar i Tij"*. Ndërsa ai po rrinte kokëvarur, Profeti[sa] e ndjeu gjendjen e tij të turpëruar dhe, duke i dhënë zemër, tha: *"O Ekrama, unë jo vetëm që të kam falur, por, çfarëdo që të më kërkosh sot, dua të ta jap, nëse ajo ekziston brenda mundësive të mia"*. Ai tha: *"O i Dërguari i Allahut,*

*çfarë mund të jetë dëshira më e madhe për mua, sesa t'i luteni Zotit të Lartësuar që Ai të m'i falë të gjitha padrejtësitë që ju kam bërë juve".* Profeti[sa] iu drejtua Zotit dhe u lut: *"O Zoti im, të gjitha padrejtësitë që Ekramaja ka bërë ndaj meje, falja. Falja edhe të gjitha sharjet që nxori për mua".* Më pas, Profeti[sa] u ngrit dhe e mbuloi atë me çarçafin e tij dhe tha: *"Ai që na vjen duke besuar Allahun, shtëpia jonë është e atij dhe vendi ynë është i atij".*[203]

Me pranimin e Islamit nga Ekramaja, u përmbush ajo profeci, që Profeti[sa] para shumë vitesh u kishte treguar sahabëve të tij. Ai kishte thënë: *"Kam parë në ëndërr që sikur jam në xhenet. Atje pashë një bistak rrushi dhe pyeta njerëzit që ishin atje se për kë ishte. Dikush më tha se është për Ebu Xhehelin. U çudita nga kjo përgjigje dhe thashë që në xhenet nuk mund të hyjë askush përveç besimtarit. Si ka mundësi atëherë që Ebu Xhehelit iu mundësua rrush në xhenet".* Kur Ekramaja e përqafoi besimin, atëherë Profeti[sa] tha që rrushi ishte i Ekramasë dhe në vend të djalit, Zoti i kishte treguar emrin e babait të tij,[204] ashtu siç ndodh shpesh në ëndrra.

Njëri ndër ata për të cilët ishte shpallur dënim me vdekje, ishte edhe Hebari, shkaktari i vdekjes së Zejnebes[ra], të bijës së Profetit[sa]. Ai i kishte prerë nënbarkëzën devesë së Zejnebes[ra], e cila ishte shtatzënë. Ajo u rrëzua përtokë dhe i dështoi barra dhe, pas pak ditësh, ndërroi jetë. Përveç krimeve të tjera, edhe kjo dhunë ia siguronte Hebarit dënimin me vdekje. Por, edhe ai erdhi te Profeti[sa] dhe i tha: *"O i Dërguari i Allahut, unë isha përvjedhur dhe kisha shkuar drejt Persisë.*

203 *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 106-107.

204 Po aty.

*Pastaj mendova që Zoti i Lartësuar, nëpërmjet të Dërguarit të Tij, na largoi besëtytnitë tona të shirkut dhe na shpëtoi nga vdekja shpirtërore. Në vend që të shkoj te të huajt, pse mos të shkoj tek ai, t'i dorëzohem e t'i kërkoj falje për të gjitha mëkatet që kam bërë".* Profeti[sa] tha: *"O Hebar, nëse Zoti të solli dashurinë ndaj Islamit në zemër, atëherë pse mos t'i falë gjynahet e tua. Shko se të kam falur. Islami t'i ka fshirë të gjitha gabimet e mëparshme".*[205]

Këtu nuk kam mundësi ta zgjasë më shumë këtë temë, edhe pse, aq të dhimbshme dhe drithëruese janë ato ngjarje, që tregojnë se si Profeti Muhammed[sa] fali kriminelët më të mëdhenj dhe që rrezatojnë fort mëshirën e tij, saqë edhe një njeri zemërgur nuk mbetet pa marrë mbresë kur i lexon ato.

## Beteja e Hunejnit

Ngaqë Profeti Muhammed[sa] kishte ardhur befas në Mekë, fiset që jetonin pak larg Mekës, sidomos ato që ishin në jug të saj, e morën lajmin e sulmit mbi Mekën, vetëm kur Profeti[sa] kishte hyrë në të. Për këtë arsye, ata sakaq filluan të mblidhnin ushtritë e tyre për të luftuar me Profetin[sa]. Hevazini dhe Thekifi ishin dy fise arabe, të cilat në mënyrë të veçantë e konsideronin veten trima. Menjëherë pasi u këshilluan me njëri-tjetrin, ata zgjodhën Malik ibni Eufin si kryetar të tyre. Më pas, ftuan edhe fise të tjera që jetonin afër, që t'u bashkoheshin. Ndër to ishte edhe fisi Benu Sa'd ibn Bekir. Mëndesha Helima që i kishte dhënë gji Profetit Muhammed[sa] i përkiste këtij fisi dhe fëmijërinë e tij, Profeti[sa] e kishte kaluar pikërisht te ta.

[205] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 106.

Njerëzit e këtyre fiseve u mblodhën dhe u nisën drejt Mekës, jo vetëm, por me gjithë pasuritë, gratë dhe fëmijët e tyre. Kur dikush i pyeti krerët e tyre se përse ishin nisur në këtë mënyrë, ata kishin thënë: *"Që ushtarët gjithmonë të kenë parasysh që nëse do t'ia mbathin, gratë dhe fëmijët e tyre do të burgosen dhe pasuritë e tyre do të zaptohen nga të tjerët"*. Kjo tregon se sa shumë të vendosur ishin ata në synimin e tyre për t'i shkatërruar muslimanët. Ushtria, më në fund, fushoi në lëndinën Rutas, që ishte shumë e përshtatshme për nga strategjia luftarake, sepse aty kishte vende për t'u strehuar, kishte kullotë të mirë për bagëtitë e tyre, edhe toka ishte mjaft e përshtatshme për vrapimin e kuajve, kishte edhe ujë për njerëzit. Kur Profeti[sa] u njoftua për këtë, ai dërgoi një sahab të quajtur Abdullah ibni Ebi Hudud[ra], për të mësuar të vërtetën rreth kësaj. Abdullahu, kur u kthye, e njoftoi që me të vërtetë ushtria ishte mbledhur dhe se ajo ishte e gatshme për të luftuar e për të vdekur. Ata ishin shigjetarë të zotë dhe vendi ku ishin vendosur ishte i tillë që luftimi mund të bëhej vetëm në një hapësirë të vogël dhe edhe atje, nëse dilte kundërshtari, shumë lehtë mund të vihej në shënjestër të shigjetave. Profeti[sa], për këtë betejë, i kërkoi armë së pari kryetarit të Mekës, Sefuanit, që ishte tregtar dhe një njeri i pasur. Sefuani e pyeti: *"O Muhammed[(sa)], a dëshiron të ma rrëmbesh pasurinë me forcën e qeverisë sate?" "Jo, nuk duam të ta rrëmbejmë, por të kërkojmë hua. Jemi gati të të japim garanci"*, iu përgjigj Profeti[sa]. Abdullahu tha: *"Atëherë nuk ka problem. Merrini këto"*. Ai dha në mirëbesim 100 parzmore dhe armë të përshtatshme si dhe tre mijë dirhamë borxh. Gjithashtu, po në mirëbesim, Profeti[sa] i mori tre mijë heshta, djalit të xhaxhait të tij, Neufel ibni Harithit. Kur ushtria po nisej drejt Hevazinit, mekasit i kërkuan Profetit[sa] që edhe pse ata nuk ishin muslimanë, por ngaqë bënin pjesë tashmë në

shtetin musliman, edhe atyre duhet t'u jepej mundësia për të marrë pjesë në këtë luftë. Në këtë mënyrë, bashkë me Profetin[sa], dy mijë veta u nisën nga Meka.

Rrugës binte Dhat Enuati, një faltore e famshme e Arabisë. Ajo kishte një hide të moçme, që arabët e konsideronin të shenjtë. Trimat arabë kur blinin ndonjë armë, më së pari shkonin atje dhe e varnin në degën e saj, që arma të bekohej. Kur sahabët e Profetit[sa] kaluan pranë saj, disa prej tyre thanë: *"O i Dërguari i Allahut, ndërtoni një Dhat Enuat edhe për ne"*. Profeti[sa] u përgjigj: *"Zoti është i Madh. Kjo që po thoni ju është ajo që kishte kërkuar populli i Musait[as]. Kur ai po shkonte për në Kenan dhe rrugës panë fiset e Kenanit që adhuronin idhuj, atëherë populli i kishte kërkuar:*

قَالُوۡا يٰمُوۡسَى اجۡعَلۡ لَّنَاۤ اِلٰـهًا كَمَا لَهُمۡ اٰلِـهَةٌ

> *"O Musa, cakto ndonjë idhull edhe për ne, siç i kanë idhujt këta"[206]. Kjo është injoranca. Druaj që disa prej jush të mos bëjnë të njëjtat gjëra, duke u ndikuar nga besëtytnitë e tilla".[207]*

Fisi Hevazin dhe aleatët e tyre kishin ndërtuar një pritë për t'i sulmuar muslimanët, siç përdoren bunkerë apo prita edhe në luftërat e sotme. Ata kishin ngritur mburoja të vogla në të dyja anët për të qëndruar mbrapa tyre. Në mes, rruga ishte e ngushtë. Shumica e ushtarëve ishin fshehur mbrapa mburojave dhe përpara qëndronin vetëm disa, që ishin të rreshtuar mbi devetë e tyre. Muslimanët kujtuan

[206] Kurani Famëlartë 7:139.

[207] *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 84-85.

që e gjithë ushtria e armikut ishte ajo që po shikonin. Ata marshuan përpara për të sulmuar. Kur u ishin afruar mjaft dhe ushtarët që rinin në pritë panë që gjahu i tyre kishte rënë në shënjestër, atëherë, nga të dyja anët, u shfaqën si dy ushtri më vete dhe i qëlluan muslimanët me breshëri shigjetash. Mekasit që kishin marrë pjesë në këtë luftë, duke menduar se tanimë edhe ata do të rrëfenin trimëri, nuk arritën t'i bënin ballë sulmit të dyanshëm. Ata ia futën vrapit, andej nga kishin ardhur. Ndonëse muslimanët ishin mësuar me këto vështirësi, kur dy mijë kuaj e deve vraponin të tërbuar drejt tyre, atëherë edhe kafshët, madje e gjithë ushtria zuri t'ia mbathte. Në këtë dyndje, tashmë të treanshme, qëndruan vetëm Profeti Muhammed[sa] dhe dymbëdhjetë sahabë të tjerë. Kjo nuk do të thotë se sahabët u arratisën. Afërsisht njëqind prej tyre akoma qëndronin në fushëbetejë, por ishin pak larg nga Profeti[sa]. Njëri prej sahabëve thotë që shokët e tij ushtronin gjithë forcën që gjithsesi kafshët e tyre të ktheheshin sërish në betejë, por duke parë dy mijë deve që vraponin si të tërbuara në drejtimin e kundërt, edhe ato u trembën. U gjakosën duart duke tërhequr gojëzat që t'i vinin në drejtimin e duhur. Por, devetë dhe kuajt nuk kishin për t'u kthyer. Gjatë tërheqjes, disa herë, koka e kafshës puthitej me shpinën e saj, dhe kur i mëshonin me mamuze, në vend që të kthehej, ajo vraponte akoma më përpara, në drejtimin e gabuar. *"Na dridheshin zemrat"*, thotë sahabi që rrëfeu këtë ngjarje, *"duke menduar së çfarë po ndodhte me Profetin*[sa] *që ishte mbrapa. Ishim totalisht të paaftë"*.

Kjo ishte gjendja e sahabëve, ndërsa atje, pranë armikut, Profeti[sa] kishte mbetur vetëm me një numër të vogël burrash. Shigjetat i qëllonin nga e djathta, nga e majta dhe nga para, kurse mbrapa ishte vetëm një rrugë e ngushtë, ku mund të kalonin njëherazi vetëm shumë

pak veta. Sidoqoftë, e vetmja rrugë shpëtimi ishte ajo. Atëherë, Ebu Bekri u hodh nga kafsha e tij dhe ia kapi frerin mushkës së Profetit[sa] dhe iu lut: *"O i Dërguari i Allahut, ju lutem kthehuni mbrapa, gjersa të mblidhet ushtria jonë". "Lërma frerin o Ebu Bekër"* e urdhëroi Profeti[sa], dhe duke i rënë me yzengji vazhdoi të përparonte po në atë rrugë të ngushtë, ku ushtarët e fshehur nëpër prita qitnin shigjeta nga të dyja anët. Profeti[sa] bërtiti:

اَنَا النَّبِيُّ لَا كَذِب
اَنَا ابْنُ عَبْدِ الْمُطَّلِب

*[Jam profet, nuk jam gënjeshtar*
*Jam nipi i Abdul Mutalibit.][208]*

Pra, Profeti[sa] u thoshte: *Jam profet i Zotit, nuk jam gënjeshtar. Por, ta dini se edhe në këtë vend të rrezikshëm jam i mbrojtur nga sulmet e armikut, kjo nuk do të thotë se kam ndonjë element të Zotit. Jam njeri dhe jam nipi i Abdul Mutalibit*.

Profeti[sa] thirri Abasin[ra], që kishte zë të lartë dhe e porositi: *"Thirri me zë të lartë duke thënë:*

*O sahabë që kishit bërë be nën pemën e Hudebijes dhe o ju që jeni muslimanë që nga periudha e sures El-Bekare, i Dërguari i Zotit ju thërret ju!"*

Zëri i Abasit[ra] gjëmonte kur ai dha mesazhin e Profetit[sa]. Gjendja e sahabëve[ra] mund të merret me mend vetëm nga rrëfimi që ata bëjnë. I njëjti sahab që kam përmendur pak më lart tregon se ndërsa po

[208] *Muslimi, Kitabul-xhihadi ues-sejr, bab gezueti Hunejn.*

bënin çdo përpjekje për ta kthyer drejtimin e deveve dhe kuajve, ata dëgjuan thirrjen e Abasit. Ishin çaste kur atyre u duk sikur nuk ishin në këtë botë, sikur të ishte dita e kiametit dhe engjëjt i thërrisnin që të vinin para Zotit për të dhënë llogari. Atëherë, disa prej tyre, morën mburojat dhe shpatat dhe u hodhën nga devetë e frikësuara, që ato t'ia mbathnin ku të donin. Disa të tjerë u therën qafat deveve të tyre dhe vrapuan në këmbë drejt Profetit[sa].[209] Sahabi i Profetit[sa] rrëfen: *"Atë ditë, ensarët vraponin drejt të Dërguarit të Allahut[sa] në atë mënyrë, siç vrapojnë devetë dhe lopët kur dëgjojnë britmat e këlyshëve të tyre"*. Brenda pak çastesh, sahabët, sidomos *ensarët*, ishin grumbulluar rreth Profetit[sa]. Armiku u thye.

Këtu shfaqet edhe një shenjë e fuqisë shpirtërore të Profetit Muhammed[sa]. Njeriu që vetëm para pak ditësh ishte armiku i jetës së tij dhe u printe ushtrive që synonin ta rrëzonin atë, pra, e kemi fjalën për Ebu Sufjanin, ditën e betejës së Hunejnit, qëndronte pranë Profetit[sa]. Ai ishte një njeri shumë i mençur dhe i shkathët. Kur devetë e mohuesve iknin në rrëmujë, ai e kuptoi që edhe kali i tij do të egërsohej, andaj, menjëherë u hodh poshtë dhe duke kapur yzengjinë e mushkës së Profetit[sa] filloi të ecte në këmbë. Ai rrëfen: *"Kisha shpatë të ngjeshur në dorë dhe betohem për Atë Zot që di fshehtësitë e zemrës, unë po qëndroja pranë mushkës së Profetit[sa] me vendosmëri të plotë, që askush nuk do t'i afrohej Profetit[sa] pa më vrarë mua"*. Profeti[sa] e shikonte i befasuar (ndoshta ai befasohej nga fakti që vetëm para dhjetë a pesëmbëdhjetë ditësh, Ebu Sufjani ishte nisur nga Meka me një ushtri të tërë për ta vrarë atë, por brenda pak ditësh si Zoti i Lartësuar kishte sjellë një ndryshim aq rrënjësor, sa që ky

---

209 *Siret Ibni Hisham*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 84.

komandant i mekasve, po qëndronte si një ushtar i thjeshtë, duke kapur yzengjinë e mushkës së Profetit[sa], ndërkohë fytyra e tij fliste qartë se ai donte t'i lante mëkatet e veta me vdekjen e tij). Abasi[ra], kur e pa Profetin[sa] duke vëzhguar në këtë mënyrë Ebu Sufjanin, tha: *"O i Dërguari i Allahut, Ebu Sufjani është djalë i xhaxhait tuaj, është vëllai juaj. Të paktën sot, gëzohuni nga ai"*. Profeti[sa] u shpreh: *"Zoti i Lartësuar ia faltë të gjitha armiqësitë që kishte me mua"*. Ebu Sufjani thotë: *Atëherë Profeti*[sa] *m'u drejtua me fjalët: "O vëlla", e unë, nga dashuria që shpërthente në zemër, zura të puthja këmbën e Profetit që qe në yzengji"*.[210]

Pas betejës së Hunejnit, Profeti[sa] ua ktheu pajimet luftarake pronarëve të tyre, që kishte marrë hua dhe gjithashtu u dha edhe shpërblime e nderime të shumta, gjë që u bëri përshtypje të thellë që i bëri të mendonin se Profeti[sa] nuk ishte një njeri i thjeshtë. Pikërisht nga kjo, Sefuani e përqafoi Islamin menjëherë.

Në histori përmendet edhe një ngjarje e çuditshme e kësaj beteje. Një mekas i quajtur Shiba, i cili ishte caktuar për t'i shërbyer Qabes, rrëfen që edhe ai kishte marrë pjesë në këtë betejë. Por synimi i tij ishte që kur të ndesheshin të dyja ushtritë, të gjente mundësinë për ta vrarë Profetin Muhammed[sa] Ai e kishte ndarë mendjen që nuk do të vinte në fenë e Profetit[sa], edhe sikur e gjithë bota ta përqafonte atë, pale arabët a jo arabët. Ai thotë:

> *"Kur beteja mori zjarrminë dhe luftëtarët e kësaj ane u përzien me luftëtarët e anës tjetër, unë e ngjesha shpatën dhe fillova t'i afrohesha të Dërguarit të Allahut*[sa]*. Gjatë kësaj*

[210] *Es-siratul-Halabija.*

*përpjekjeje, mu duk sikur midis meje dhe atij po ngrihej një flakë zjarri, e cila ishte gati të më shkrumbonte. Ndërkohë, e dëgjova të Dërguarin e Allahut[sa] duke më thënë – Shiba, afrohu! – unë iu afrova dhe ai më vuri dorën në gjoksin tim dhe u lut: "O Zot, shpëtoje Shibanë nga mendimet e djallit". "Sapo më preku me dorë në kraharorin tim"* – vazhdon Shiba, *"mua më ishin larguar të gjitha armiqësitë dhe hasmëritë. I Dërguari i Allahut[sa], për mua, ishte bërë më i dashur sesa sytë e mi, sesa veshët e mi, sesa zemra ime. Ai më tha: Shiba, vazhdo përpara dhe lufto! Unë vazhdova përpara dhe, atëherë, nuk kisha asnjë dëshirë tjetër në zemrën time, përveçse ta shpëtoja të Dërguarin e Allahut[sa] duke sakrifikuar jetën time. Në atë kohë, sikur babai im të ishte i gjallë dhe të dilte përpara për të më penguar, nuk do të ngurroja për asnjë çast për të shpuar gjoksin e tij me shpatën time".*[211]

Më pas, Profeti Muhammed[sa] u nis drejt Taifit, drejt atij qyteti, banorët e të cilit dikur e kishin përzënë duke e gjuajtur me gurë. Për pak kohë, Profeti[sa] e rrethoi qytetin, por disa njerëz e këshilluan të mos humbiste kohën me rrethim, sepse asgjë nuk mund të bënte një qytet i vogël si Taifi në gjithë Arabinë. Kështu që, Profeti[sa] e ndërpreu rrethimin dhe u kthye, ndërsa banorët e Taifit, pas pak kohe, e pranuan Islamin.

## Pas triumfit mbi Mekën dhe betejës së Hunejnit

Pasi u lirua nga këto beteja, siç veprohej, Profeti Muhammed[sa] kishte për të shpërndarë në ushtrinë muslimane gjobat e mbledhura

[211] *Es-siratul-Halabija*, vëll. III, Egjipt, 1935, f. 127-128.

prej armiqve të mundur, si dhe plaçkat e lëna në fushëbetejë. Por, këtë herë, Profeti[sa], në vend që t'ua jepte muslimanëve këto gjëra, ua shpërndau mekasve dhe njerëzve fqinjë. Ata ende nuk e kishin pranuar besimin me zemër, madje shumë prej tyre, akoma kishin besime të mohuesve, dhe edhe ata pak muslimanë që ishin, ishin të porsaardhur në Islam, prandaj, kjo ishte një gjë krejtësisht e re për ta, që një popull u jepte pasurinë e tij, njerëzve të popullit tjetër. Me shpërndarjen e këtyre gjërave, në vend që të forcoheshin në mirësi e në takua, ata filluan të tregoheshin më shumë ziliqarë. Ata e rrethuan Profetin[sa] dhe zunë ta shqetësonin duke bërë më shumë kërkesa, derisa, duke e shtyrë, e çuan pranë një peme. Njëri prej tyre i tërhoqi çarçafin e tij me aq forcë, saqë Profetit[sa], gati iu bllokua fryma. Atëherë ai tha: *"Po të kisha edhe ndonjë gjë tjetër, do t'jua jepja edhe atë. Asnjë herë nuk do të më gjeni koprrac apo frikacak".*[212] Profeti[sa] shkoi te deveja e tij, i shkuli një qime dhe e ngriti lartë duke thënë:

> *"O njerëz! Nga pasuria juaj nuk kam nevojë as sa kjo qime, përveç asaj një të pestës, që i takon shtetit, sipas ligjit arab. Edhe atë, nuk e shpenzoj për veten, por ajo shpenzohet për punët tuaja. Mbani mend, ai që vjedh diçka nga amanetet, ditën e kiametit, do të poshtërohet para Zotit për shkak të vjedhjes që ka bërë".*

Disa njerëz akuzojnë që Profeti[sa] synonte mbretërinë. Por, a mund të jetë kjo lidhje vallë e një mbreti me popullin e tij?! A mund të guxojë dikush nga populli ta shtyjë në këtë mënyrë mbretin e tij, madje t'i hedhë një pëlhurë në qafë e ta mbysë atë?! Kush mund të tregojë një

[212] *Buhariu, Kitabul-xhihad, bab esh-shuxha'a fil-herb uel-xhubn.*

model të tillë, përveç të dërguarve të Zotit. Por, pavarësisht nga kjo shpërndarje bujare e pasurisë tek të varfrit, kishte edhe ca zemërgurë, që e quanin të padrejtë këtë shpërndarje. Një njeri i quajtur Dhul Huvejsera, erdhi te Profeti[sa] dhe i tha: *"O Muhammed(sa), kam parë gjithçka që ke bërë sot". "Çfarë ke parë?"*, e pyeti Profeti[sa] *"Kam parë që s'ke bërë drejtësi, por padrejtësi"*. Profeti tha: *"Më vjen keq për ty! Nëse nuk do të bëj drejtësi unë, kush do ta bëjë në këtë botë?"* Sahabët[ra] u çuan të zemëruar. Kur ai po dilte nga xhamia, disa prej tyre thanë: *"O i Dërguari i Allahut, ky njeri meriton dënimin me vdekje. Na lejoni ta vrasim"*. Profeti[sa] u përgjigj: *"Derisa ai zbaton ligjin, nuk kemi të drejtë ta vrasim". "O i Dërguari i Allahut"*, e pyetën sahabët, *"nëse një njeri hiqet ndryshe nga jashtë dhe ndryshe është nga zemra, a nuk meriton të dënohet?"* Profeti[sa] tha: *"Zoti nuk më ka urdhëruar të trajtoj njerëzit sipas mendimeve të tyre që mbajnë në zemër. Unë jam urdhëruar t'i trajtoj njerëzit sipas asaj që ata shfaqin së jashtmi"*. Profeti[sa] gjithashtu bëri profeci për akuzuesin: *"Ky dhe shokët e tij, do të rebelohen një ditë kundër Islamit"*,[213] paralajmërim ky që u përmbush në kohën e Kalifatit të Aliut[ra], kur ky njeri dhe njerëzit e fisit të tij udhëhiqnin rebelët, që dolën kundër Aliut[ra] dhe të cilët njihen deri më sot me emrin *Khuarixh*.

Pasi u lirua nga Hevazini, Profeti[sa] u kthye në Medinë. Ky kthim, padyshim, ishte një gëzim i ri për medinasit, sepse më përpara, i Dërguari i Zotit[sa] kishte ardhur në qytetin e tyre i shqetësuar nga mizoritë e mekasve, ndërsa sot, pasi e kishte triumfuar Mekën, kishte ardhur me dëshirën e tij, për të përmbushur premtimin që kishte bërë.

[213] *Buhariu, Kitabul-menakib, bab alamatin-nebueti fil-Islam.*

## Beteja e Tebukut

Kur Profeti Muhammed[sa] kishte mërguar në Medinë, Ebu Amiri që ishte një medinas nga fisi Khezrexh kishte ikur në Mekë. Ai kishte marrëdhënie të ngushta me hebrenjtë e me të krishterët dhe, për këtë arsye, bënte vaz dhe ushtrime të ndryshme shpirtërore, aq sa njerëzit e quanin prift, edhe pse nuk ishte i krishterë. Kur edhe Meka ra në dorë të Profetit[sa], ai filloi të thurte plane të tjera kundër Islamit. Përfundimisht, e ndryshoi emrin dhe pamjen e tij dhe u kthye sërish drejt Medinës, për t'u vendosur në fshatin Kuba. Ngaqë kishte qëndruar larg për vite me radhë dhe tani, edhe kishte ndryshuar pamjen dhe mënyrën e veshjes, medinasit në përgjithësi nuk e njohën. Atë e njihnin vetëm ata hipokritë, të cilët kishin krijuar lidhje me të. Në bashkëpunim me ta, ai planifikoi të shkonte në Siri për të bërë një fushatë te të krishterët dhe tek arabët e krishterë që jetonin atje, që ta sulmonin Medinën. Kurse këtej, hipokritët, sipas planit, do të përhapnin fjalë se ushtria siriane po përgatitet për ta sulmuar Medinën. Sipas tij, nëse plani i tij do të kishte sukses, sirianët dhe muslimanët do të ndesheshin në luftë, në të kundërtën, kishte mundësi që muslimanët vetë të merrnin nismën për ta sulmuar Sirinë. Pra, në të dyja rastet, muslimanët dhe qeveria e Kejserit do të luftonin kundër njëri-tjetrit dhe ky ishte edhe qëllimi i tij. Kështu që, për ta sjellë në jetë planin e tij, ai udhëtoi drejt Sirisë, kurse hipokritët e Medinës, për ditë përhapnin lajme që gjoja kishin takuar filanin fis që thoshte se ushtria siriane po përgatit një sulm mbi Medinën. Ndonjë ditë thoshin se gjoja kishin marrë informacion prej filanit fis që ushtria siriane ishte gati ta sulmonte.

Këto lajme po përhapeshin kaq dendur saqë, Profeti Muhammed[sa] e mendoi si të arsyeshme nisjen e tij me ushtrinë muslimane për t'u ballafaquar me atë siriane. Për muslimanët, kjo kohë ka qenë mjaft e vështirë, sepse atë vit kishte thatësirë dhe se vitin e kaluar kishin pasur shumë pak të korra dhe fruta. Të korrat e vitit aktual akoma nuk i kishin marrë. Në të dalë të shtatorit, ose në fillim të tetorit, Profeti[sa] u nis për këtë mision. Hipokritët e dinin që gjithë kjo nuk ishte veçse një kurth, i cili ishte ngritur nga ata që në mos i sulmonte ushtria siriane, muslimanët vetë ta sulmonin, për ta shkatërruar veten e vet. Të gjithë e dinin se ç'kishte ndodhur në betejën Meuta, kur muslimanët ishin përballur me një ushtri të fuqishme dhe jo vetëm që kishin humbur shumë, por mezi kishin shpëtuar. Hipokritët donin të shikonin një Meuta të dytë, në të cilën të merrte pjesë edhe vetë Profeti[sa] dhe të krijoheshin të gjitha mundësitë që ai të martirizohej *(neudhubillah)*.

Për këtë arsye, hipokritët çdo ditë duke sajuar burime të rrejshme, përhapnin zëra se armiku do të sulmonte, apo armiku madje ishte nisur, etj. Nga ana tjetër, ata edhe i frikësonin njerëzit duke thënë se përballja me një ushtri kaq gjigante nuk do të ishte kollaj, andaj, nuk duhet të shkonin në luftë. Padyshim që hipokritët donin që muslimanët të shkonin në luftë, por me përpjekje të tilla synonin të shkonin sa më pak në numër, në mënyrë që humbja e tyre të ishte e garantuar. Por, muslimanët, porsa e dëgjuan njoftimin prej Profetit Muhammed[sa] që do të shkonte drejt Sirisë, donin të sakrifikoheshin me zell e devotshmëri, njëri më shumë se tjetri. Kurse ata që ishin të varfër s'kishin ku të gjenin mjetet luftarake. Ishte koha kur edhe thesari qendror ishte thuajse bosh. Vetëm vëllezërit e

tyre të pasur, mund t'i ndihmonin. Në këtë situatë, çdokush garonte me njëri-tjetrin për të bërë sakrifica. Atë ditë, Osmani[ra] i kishte dhënë shumicën e pasurisë së tij Profetit[sa] që përbëhej prej një mijë dinarë floriri, që do të thotë afërsisht njëzet e pesë mijë rupi. Edhe sahabët e tjerë po ashtu, sipas mundësive të tyre, kontribuuan në këtë mënyrë, muslimanëve të varfër iu gjetën kafshë, shpata dhe ushta. Sa shumë entuziastë ishin sahabët[ra] për të bërë sakrifica! Madje edhe muslimanët e Jemenit, të cilët kishin mërguar në Medinë pasi ishin bërë muslimanët dhe ishin shumë të varfër. Disa prej tyre erdhën te Profeti[sa] dhe thanë: *"Na lejoni edhe ne të vijmë me ju. Nuk duam asgjë tjetër, përveçse të na mundësoni mjete për të arritur gjer atje"*. Kurani Famëlartë e përshkruan kështu gjendjen e tyre:

وَّلَا عَلَى الَّذِيْنَ اِذَا مَآ اَتَوْكَ لِتَحْمِلَهُمْ قُلْتَ لَآ اَجِدُ مَآ اَحْمِلُكُمْ عَلَيْهِ ۖ

تَوَلَّوْا وَّ اَعْيُنُهُمْ تَفِيْضُ مِنَ الدَّمْعِ حَزَنًا اَلَّا يَجِدُوْا مَا يُنْفِقُوْنَ

*Asnjë gjynah nuk bie mbi ata që nuk morën pjesë në këtë luftë, që erdhën te ti që t'u mundësoje mjetet, nëpërmjet të cilave të mund të arrinin deri në destinacion, por ti u the: "asgjë nuk kam që t'ju marr deri atje". Atëherë, ata u çuan për t'u larguar prej teje, ndërkohë u lotonin sytë nga brenga që nuk kishin asnjë gjë që të shpenzonin (e t'i shërbenin Islamit).*[214]

Ebu Musa[ra] ishte lideri i tyre. Kur dikush e kishte pyetur se çfarë i kishin kërkuar Profetit[sa] në atë kohë, ai i qe përgjigjur:

*"Pasha Zotin! Ne nuk i kishim kërkuar as deve, as kuaj. Ne*

[214] Kurani Famëlartë 9:92.

> *i kishim thënë se jemi të zbathur dhe në këtë gjendje nuk mund të bëjmë në këmbë një udhëtim kaq të gjatë. Nëse do të na jepnit vetëm nga një palë këpucë, ne ato do t'i mbathnim dhe duke vrapuar do të merrnim pjesë në luftë, së bashku me vëllezërit tanë".*[215]

Ushtria muslimane po shkonte drejt Sirisë, dhe muslimanët e kishin parasysh pamjen e betejës Meuta, prandaj, secilin prej tyre e kishte pushtuar mendimi sesi do të mbrohej jeta e Profetitsa. Këtë rrezik e ndienin edhe gratë, të cilat i inkurajonin bashkëshortët dhe bijtë e tyre që të merrnin pjesë në luftë. Zellin e tyre mund ta përfytyrojmë nga një ngjarje e një sahabira. Ndërsa Profetisa sapo ishte nisur nga Medina me ushtrinë muslimane, sahabi në fjalë, pas një udhëtimi, ishte kthyer në Medinë. Duke qenë larg familjes për një kohë, ai po kthehej në shtëpinë e tij nga gëzimi se do ta shikonte të shoqen e dashur. Bashkëshortja e tij ishte në oborr kur ai hyri në shtëpi. Ai iu afrua për ta përqafuar me mall, por ajo e largoi dhe e shtyu me duart e saj. Sahabi e pa i befasuar dhe e pyeti se përse po sillej kështu, edhe pse po takoheshin pas kaq kohësh. E shoqja tha: *"A nuk të vjen turp që i Dërguari i Allahut po shkon në një vend të rrezikshëm, ndërsa ti guxon të bësh dashuri me gruan tënde! Ik dhe bëje detyrën tënde, të tjerat do të vijnë më vonë"*. Ai menjëherë doli nga shtëpia, ia shtrëngoi shalën kafshës për të rendur galop drejt Profetitsa, të cilin e kapi pas një udhëtimi tri ditësh.

Mohuesit kishin kujtuar se duke u bazuar në thashetheme, Profeti Muhammedsa, pa menduar do t'u vërsulej ushtrive siriane. Por, ai vepronte me virtytet muslimane. Kur arriti afër Sirisë, në vendin

---

[215] *Tefsir Fet'hul-Bajan*, pjesa V, Bejrut, 1992, f. 371.

Tebuk, ai dërgoi njerëz në drejtime të ndryshme, për të hulumtuar se cila ishte e vërteta. Të gjithë lajmëtarët, pa përjashtim, kumtuan që asnjë ushtri siriane nuk ishte mbledhur. Profeti[sa] qëndroi disa ditë atje dhe bëri disa marrëveshje me fiset që jetonin përreth dhe më pas, pa bërë asnjë luftë, u kthye.

I gjithë ky udhëtim u bë për dy apo dy muaj e gjysmë. Kur hipokritët e Medinës morën vesh që pa bërë asnjë luftë, Profeti Muhammed[sa] po kthehej shëndoshë e mirë, ata e kuptuan që planet hipokrite të tyre, tashmë i ishin zbuluar Profetit[sa] dhe kishte gjasa që ata nuk do të shpëtonin nga ndëshkimi. Atëherë, ata ngarkuan disa njerëz të uleshin udhës afër Medinës, ku do të kalonte ushtria muslimane që po kthehej. Por ajo ishte një pikë e ngushtë, nga e cila muslimanët mund të kalonin vetëm një nga një. Kur Profeti iu afrua asaj pike, Allahu i Lartësuar i tregoi përmes shpalljes që armiku po qëndronte i fshehur në të dyja anët e udhës. Profeti[sa] urdhëroi një sahab që të shkonte e ta shikonte. Ai rendi me kalin e tij dhe kur mbërriti atje, pa që me të vërtetë disa njerëz qëndronin të fshehur, si në pritje për të sulmuar. Pas mbërritjes së sahabit, ata ia mbathën. Profeti[sa] nuk e pa të arsyeshme ndjekjen e tyre.

Kur ai mbërriti në Medinë, hipokritët, të cilët nuk kishin marrë pjesë në këtë luftë, i shfaqnin justifikime të ndryshme, të cilat, Profeti[sa] ua pranoi të gjithëve. Por, tashmë kishte ardhur koha që realiteti i hipokritëve t'u zbulohej muslimanëve. Kështu që, Zoti i Madhërishëm përmes shpalljes e njoftoi Profetin[sa] se ajo xhami e Kubasë që kishin ndërtuar hipokritët, ku kinse do të falnin namazet, ishte veç një fole intrigash, andaj, duhej rrëzuar dhe ata që falnin aty, të detyroheshin të falnin namaz në xhami të tjera. Megjithëse

hipokritët kishin pleksur intriga kaq të mëdha, Profeti Muhammed[sa] nuk u dha asnjë ndëshkim, as trupor, as financiar.

Pas kthimit nga Tebuku, edhe njerëzit e Taifit erdhën dhe pranuan bindjen ndaj Profetit[sa], dhe pas tyre, fise të tjera të Arabisë erdhën një nga një dhe i kërkuan të hynin në shtetin Islam. Brenda një periudhe shumë të shkurtër, në gjithë Arabinë filloi të valëvitej flamuri i Islamit.

## Haxhi i lamtumirës dhe një fjalim i Profetit Muhammed[sa]

Në vitin e nëntë të *hixhretit*, Profeti Muhammed[sa] bëri haxhin e Mekës. Atë ditë, atij i zbriti ky ajet i famshëm i Kuranit Famëlartë:

اَلۡيَوۡمَ اَكۡمَلۡتُ لَكُمۡ دِيۡنَكُمۡ وَاَتۡمَمۡتُ عَلَيۡكُمۡ نِعۡمَتِيۡ وَرَضِيۡتُ لَكُمُ الۡاِسۡلَامَ دِيۡنًا

*Sot jua përsosa fenë tuaj, plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.*[216]

Pra, në këtë ajet, Allahu tha se atë ditë, Ai ua përsosi fenë muslimanëve dhe të gjitha bekimet shpirtërore që mund t'u jepeshin robërve të Tij, ia fali *umetit* musliman dhe vendosi që feja e tyre të bazohej krejtësisht mbi bindjen ndaj Allahut të Lartësuar.

Këtë ajet, Profeti[sa] ua lexoi me zë të lartë të gjithë njerëzve që ishin mbledhur në fushën e Muzdelfasë. Pas kthimit nga Muzdelfa, sipas rregullave të Haxhit, Profeti[sa] qëndroi në Mina dhe më datën 11

[216] Kurani Famëlartë 5:4.

të muajit *dhulhaxha*, mbajti një fjalim para gjithë muslimanëve, fjalët e të cilit janë:

> *O njerëz, dëgjojeni mirë atë që po ju them, sepse unë nuk e di se a do t'ju drejtohem sërish pas këtij viti në këtë fushë apo jo. Zoti i Lartësuar ju ka ndaluar të sulmoni jetët dhe pasuritë tuaja deri në ditën e Kiametit. Zoti i Lartësuar i ka caktuar çdokujt pjesën që i takon nga trashëgimia, andaj, asnjë testament nuk do të lejohet që ia dëmton hisenë ndonjë trashëgimtari. Fëmija i përket atij në shtëpinë e të cilit ka lindur, ndërsa ai që pretendon se i takon tjetërkujt për shkak të veprës së tij të paligjshme, do ta gjejë ndëshkimin e ligjshëm. Ai që ia etiketon veten babait të dikujt tjetër, ose rrejshëm quan dikë si pronar të tij, mallkimi i Zotit, i engjëjve të Tij dhe i gjithë njerëzve bie mbi të.*

> *O njerëz, ju keni disa të drejta ndaj bashkëshorteve tuaja, dhe, edhe bashkëshortet tuaja kanë disa të drejta ndaj jush. E drejta juaj mbi to është që ato të jetojnë dëlirësisht dhe të mos bëjnë ndonjë veprim të ulët që t'ju shkaktojë çnderim në shoqëri. Nëse ato kryejnë ndonjë veprim të tillë, atëherë mund t'u jepni ndëshkim, por pa e rënduar.*[217] *E, nëse ato nuk kryejnë ndonjë veprim që ju njollos nderin tuaj e të fisit tuaj, atëherë jeni të obliguar t'i ushqeni e t'i vishni sipas mundësisë suaj. Mbani mend! Gjithmonë silluni mirë me bashkëshortet tuaja, sepse Zoti i Lartësuar ju ka ngarkuar me kujdesin për to. Femra është një qenie e brishtë dhe si e tillë nuk mund të mbrojë të drejtat e veta. Kur jeni martuar*

[217] Siç udhëzon Kurani Famëlartë që kjo duhet bërë vetëm pas hulumtimit të plotë dhe me vendimin e gjykatës. (Autori)

*me to, Zoti i Lartësuar ju ka caktuar kujdestarë për të drejtat e tyre dhe, sipas ligjit të Zotit, i keni sjellë në shtëpitë tuaja. (Prandaj, mos i nënvlerësoni amanetet e Zotit dhe gjithmonë kujdesuni për të drejtat e grave).*

*O njerëz, ju kanë mbetur ende disa skllevër lufte. Unë ju këshilloj që t'i ushqeni ata, siç ushqeni veten dhe t'i vishni ata, ashtu siç visheni ju. Nëse ata bëjnë ndonjë gabim që ju nuk mund t'ua falni, atëherë shitini te dikush tjetër, sepse edhe ata janë robër të Zotit dhe nuk keni asnjë të drejtë t'u shkaktoni dëm.*

*O njerëz, gjithçka që po ju them, dëgjojeni dhe mbajeni mend mirë. Çdo musliman është vëlla i muslimanit tjetër. Ju të gjithë jeni të barabartë. Duke qenë njerëz, të gjithë ju jeni të barabartë, cilitdo fisi t'i përkisni apo çfarëdo statusi të keni. Profeti Muhammed[sa] ngriti duart dhe bashkoi gishtat e të dyja duarve dhe tha: Ashtu siç janë të barabartë gishtat e të dyja duarve, në të njëjtën mënyrë, ju, si njerëz, jeni të barabartë. Nuk keni asnjë të drejtë të shpallni epërsinë mbi tjetrin. Jeni si vëllezër ndaj njëri-tjetrit.*

Pastaj Profeti[sa] i pyeti:

*A e dini se cili muaj është ky? A e dini se cili vend është ky? A e dini se cila ditë është kjo?*

Njerëzit thanë:

*Po, ky muaj është i shenjtë, ky vend është i shenjtë dhe kjo ditë është dita e haxhit.*

Pas përgjigjes së tyre, Profeti[sa] tha:

> *Ashtu siç ky muaj është i shenjtë, ashtu siç ky vend është i shenjtë, ashtu siç kjo ditë është e shenjtë, në të njëjtën mënyrë, Allahu i Lartësuar ka shpallur të shenjtë jetën dhe pasurinë e çdo njeriu. Sulmi ndaj jetës dhe pasurisë së dikujt është i ndaluar në të njëjtën mënyrë, ashtu siç është i ndaluar çnderimi i këtij muaji, i këtij vendi dhe i kësaj dite. Kjo porosi është e vlefshme jo vetëm për sot, jo vetëm për nesër, por deri në ditën kur ju do të takoheni me Zotin tuaj. Pastaj, Profeti*[sa] *tha: Këto fjalë që po ju them sot, përhapini në mbarë botën, sepse mundet që ata që nuk janë duke më dëgjuar tani, mund të veprojnë më mirë sesa ata që po më dëgjojnë sot.*[218]

Ky fjalim i shkurtër hedh dritë të qartë se sa shumë Profeti Muhammed[sa] kishte merak për mirëqenien dhe paqen e të gjithë njerëzve dhe se sa shumë ai kujdesej ndaj të drejtave të grave e të të dobëtëve. Profeti[sa] ndiente që i ishte afruar koha e vdekjes. Mbase Allahu i Lartësuar i kishte treguar që pak ditë i kishin mbetur nga jeta. Andaj, ai nuk deshi të largohej, pa dhënë porosinë për mbrojtjen e të drejtave të grave, që konsideroheshin si skllave të meshkujve që nga momenti kur lindin; ai nuk deshi të largohej pa i mbrojtur të drejtat e skllevërve të luftës, që njerëzit i quanin robër dhe u ushtronin lloj-lloj mizorish; ai nuk deshi të largohej pa e zhdukur dallimin a diskriminimin midis njerëzve, i cili disa i ngre në qiell e disa të tjerë i hedh poshtë e më poshtë në humnerë, i cili shkakton dhe mban

---

218 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab haxhatil-vida.*

gjallë grindjet midis popujve dhe shteteve; ai nuk deshi të largohej pa e asgjësuar shpirtin e lig që nxit njerëzit për t'i dhunuar të drejtat njëri-tjetrit dhe që u jep arsye për t'i marrë jetën njëri-tjetrit, shpirt i cili mund të quhet mallkimi më i madh në një kohë degjenerimi; Profeti[sa] nuk deshi të largohej nga kjo botë, pa i dhënë jetës së gjithë njerëzve dhe pasurive të tyre të njëjtën shenjtëri që gëzojnë muajt e shenjtë të Zotit të Lartësuar si dhe vendet e shenjta të Tij. A mund të gjejmë vallë, te ndonjë njeri tjetër në botë, ndjenja kaq të flakta të dashamirësisë ndaj grave dhe ndaj të dobëtëve, të vendosjes së paqes, barazisë dhe lumturisë për të gjithë njerëzit?! A ka pasur ndokush, që nga Ademi[as] e gjer më sot, një patos kaq të fortë njeridashës?! Kjo është arsye që në Islam, deri më sot, femra është pronare e pasurisë së saj, kurse Europa ia ka njohur këtë të drejtë trembëdhjetë shekuj pas Islamit. Kjo është arsyeja që çdokush që hyn në Islam, cilitdo populli apo fisi të ulët t'i përkasë ai, konsiderohet i barabartë me gjithë të tjerët. Islami ka vendosur ndjenjën e lirisë dhe barazisë në botë dhe e ka vendosur në atë mënyrë, që edhe sot popujt e tjerë nuk mund ta arrijnë shembullin e tij. Në xhamitë tona nuk bëhet asnjë dallim midis një mbreti apo një udhëheqësi të shquar fetar dhe një njeriu të thjeshtë. Kurse, faltoret e feve të tjera, vazhdimisht e kanë bërë këtë dallim, midis "të mëdhenjve" dhe "të vegjëlve", ndonëse, popujt e tyre pretendojnë për vendosjen e lirisë dhe barazisë më fort sesa muslimanët.

## Vdekja e Profetit Muhammed[sa]

Teksa po kthehej nga ky udhëtim, udhës, Profeti Muhammed[sa] edhe një herë i paralajmëroi sahabët[ra] për vdekjen e tij. Ai tha:

*"O njerëz, jam njeri si të gjithë ju. Mundet që së shpejti të vijë lajmëtari i Zotit të Lartësuar dhe unë duhet t'i përgjigjem atij*. Pastaj tha: *O njerëz, Zoti im i Mëshirshëm dhe i Gjithëdijshëm më ka njoftuar që profeti jeton vetëm gjysmën e moshës së profetit të mëparshëm.* (Profeti Muhammed[sa] ishte njoftuar që Profeti Isa[as] kishte jetuar 120 vjet, kurse ai vetë do të jetonte gjashtëdhjetë e ca vjet.[219] Profeti[sa] ishte 62 apo 63 vjeç, prandaj, ai tregoi shenja që i ishte afruar vdekja. Nga ky *hadith* nuk duhet të nxjerrim përfundimin që në përgjithësi çdo profet jeton deri në gjysmën e moshës së profetit paraardhës, por, Profeti Muhammed[sa] bëri një krahasim vetëm të moshës së Isait[as] dhe vetë atij). *Më duket se së shpejti edhe unë do të thirrem e do të largohem. O sahabët e mi! Edhe unë do të pyetem para Zotit, edhe ju do të pyeteni. Si do t'i përgjigjeni atëherë?* Ata thanë: *O i Dërguari i Allahut, do të pohojmë që ju keni përhapur Islamin shumë mirë dhe i keni përkushtuar jetën tërësisht fesë së Zotit dhe keni bërë dashamirësinë më të lartë ndaj njerëzve. Allahu ju shpërbleftë me të mira nga ana jonë.* Profeti[sa] tha: *A nuk dëshmoni se Allahu është Një dhe Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij dhe se xheneti është i vërtetë, xhehenemi është i vërtetë dhe se jo vetëm vdekja i vjen e sigurt njeriut, por edhe jeta pas vdekjes i jepet çdo njeriu dhe se edhe kiameti do të vijë dhe se Allahu i Lartësuar do t'i ringjallë të gjithë njerëzit nga varret e tyre?*

Ata iu përgjigjen: "*Po, o i Dërguari i Allahut, ne i dëshmojmë këto gjëra.*

Me këtë, duke iu drejtuar Zotit të Lartësuar, Profeti[sa] tha: "*O Allah, ji dëshmitar që unë ua kam shpjeguar shtyllat e Islamit*".

Pas kthimit nga haxhi, Profeti[sa] vazhdimisht qëndroi i angazhuar

219 *Kenzul-Amal*, vëll. XXI, Halab, 1974, f. 479.

në mbrujtjen dhe reformimin e moraleve dhe veprave të muslimanëve dhe vijoi t'i përgatiste ata, që të jenë të gatshëm për ta pritur ditën e largimit të tij. Kështu një ditë, ai u ngrit për të mbajtur *hytben* dhe tha: *"Sot, Zoti i Lartësuar më dërgoi shpallje duke thënë:*

> *"Kujtoje ditën, kur ndihma dhe fitorja prej Zotit do t'ju vërshojnë më shumë se përpara dhe njerëzit nga çdo popull e shoqëri, do të fillojnë të hyjnë në Islam grupe-grupe, andaj, o Muhammed[(sa)] lëvdoje Zotin tënd dhe lutu që Ai të largojë çdo të metë nga bazat e fesë që ke vënë. Zoti i Lartësuar padyshim do t'jua dëgjojë lutjet".*

Përveç kësaj, Profeti[sa] i njoftoi sahabët: *"Zoti i Lartësuar pyeti njërin prej robërve të Tij - Daç eja te Ne, daç qëndro në botë dhe vazhdo misionin tënd të reformimit edhe për pak kohë. Ai rob i Zotit iu përgjigj - Parapëlqej kthimin te Ti"*. Kur Profeti[sa] ua tregoi këtë bisedë sahabëve[ra], Ebu Bekri[ra] zuri të qante. Të tjerët u çuditën se pse ai po qante kur Profeti[sa] po bënte parashikime për fitoret e Islamit. Omeri[ra] thotë: *"Thashë se çfarë i ndodhi këtij plaku që po qan duke dëgjuar lajme të gëzueshme për të ardhmen!"*. Por, Profeti[sa] e dinte që vetëm Ebu Bekri[ra] e kuptoi mirë mesazhin e tij dhe se ai e mori vesh që bëhej fjalë për largimin e tij. Ai tha: *"Ebu Bekrin e kam shumë të dashur. Nëse dashuria midis dy njerëzve nuk do të ishte e kufizuar për hir të Zotit, unë, Ebu Bekrin prapë ashtu do ta doja. O njerëz, nga sot e tutje, të gjitha dyert që hyjnë në xhami do të mbyllen, përveç derës së Ebu Bekrit".*[220] Këto fjalë përmbanin parashikimin që pas tij, Ebu Bekri[ra] do të bëhej Kalif dhe se atij do të duhej të vinte nga ajo derë në

[220] *Buhariu, Kitabul-manakib, bab keulin-Nebiji[sa] "Sedul ebuab".*

xhami për të udhëhequr namazet. Shumë vite pas kësaj dite, Omeri[ra], që ishte Kalif i Profetit[sa] i pyeti muslimanët që ishin të pranishëm në mbledhje: *"Çfarë teme ka surja që thotë "Kujtoje kohën kur të vijë ndihma e Allahut dhe fitorja...?"* Omeri[ra] donte të provonte shokët e tij nëse e dinin thelbin e kësaj sureje, të cilin ai vetë nuk e kishte kuptuar në kohën kur kishte zbritur ajo. Askush nuk foli, përveç Ibni Abasit[ra], i cili ishte 10 apo 11 vjeç kur kishte zbritur kjo sure dhe tani ishte një djalosh 17 apo 18 vjeçar. Ai tha: *"O udhëheqësi i besimtarëve, kjo sure paratregoi lajmin e vdekjes së të Dërguarit të Allahut[sa], sepse profeti kur e përfundon misionin e tij, nuk pëlqen të qëndrojë më në këtë botë".* Omeri[ra] tha: *"E the të vërtetën dhe të përgëzoj për mençurinë tënde.*[221] *Kur kishte zbritur kjo sure, vetëm Ebu Bekri[ra] e kuptoi mësimin e kësaj sureje".*

Më në fund, erdhi ajo ditë që i vjen çdo njeriu. Profeti Muhammed[sa] e kishte përfunduar misionin e tij në këtë botë. Shpallja e Zotit ishte kompletuar dhe përsosur. Themelet e një populli të ri, e një qielli dhe një toke të re ishin hedhur përmes Profetit[sa]. Mbjellësi kishte përfunduar së lëvruari tokën, kishte vaditur dhe kishte mbjellë fara dhe të lashtat ishin pjekur. Ai nuk ishte i ngarkuar me korrjen e tyre. Ai kishte ardhur si një punëtor dhe ashtu kishte për t'u larguar nga kjo botë, sepse shpërblimi i tij nuk përbëhej nga gjërat e kësaj bote, por nga pëlqimi i Krijuesit dhe Dërguesit të tij. Kur erdhën të korrat, ai i shprehu dëshirën Zotit të tij që ta merrte atë nga kjo botë dhe që të korrat t'i merrte tjetërkush. Profeti[sa] u sëmur. Për disa ditë ai u mundua duke ardhur në xhami për të udhëhequr namazet. Më vonë, as kjo fuqi nuk i kishte mbetur. Sahabët[ra] as nuk mund

[221] *Buhariu, Kitabul-magazi, bab merdin-Nebiji[sa].*

të imagjinonin dot që ai do të largohej, megjithëse, ai vazhdimisht i kishte njoftuar për të. Një ditë, kur sahabët ishin të mbledhur rreth tij, Profeti[sa] tha:

> *"Nëse dikush gabon, atëherë është mirë që ai të lajë hesapin që në këtë botë, në mënyrë që të mos turpërohet kur të dalë para Zotit. Nëse pa dashje, i kam marrë të drejtën dikujt, ai le ta marrë nga unë. Nëse pa dashje, kam lënduar dikë, ai le të hakmerret sot me mua, sepse nuk dua të turpërohem para Zotit të Lartësuar".*

Gjithë sahabët[ra] u emocionuan kur i dëgjuan fjalët e Profetit[sa], sepse e kishin në mendje sesi Profeti[sa] sakrifikohej për t'u mundësuar rehatinë atyre, si vetë mbetej i uritur dhe i ushqente ata, si vetë vishte rroba të arnuara dhe atyre u jepte të mirat, e megjithatë, kaq shumë kishte merak për të drejtat e të tjerëve, saqë sot po u kërkonte se nëse pa dashje kishte lënduar dikë, le të hakmerrej me të. Por, një sahab doli përpara dhe tha:

> *"O i Dërguari i Allahut, mua më kishit lënduar një ditë. Duke rregulluar rreshtat e ushtrisë, kishit kaluar pranë meje dhe bërryli juaj më kishte prekur mua. Sikundër thatë që mund të hakmerremi nëse keni lënduar dikë qoftë pa dashje, prandaj, dua të hakmerrem unë për atë lëndim që më kishit shkaktuar".*

Ata sahabë që ishin të zhytur thellë në brengë, përnjëherë u mbushën me zemërim. Sytë e tyre shfaqnin gjak. Çdokush prej tyre ndiente se ky njeri që kërkonte të hakmerrej me Profetin[sa], aq

më shumë në një kohë kur duhej të përfitonte nga këshillat e tij, padyshim meritonte të ndëshkohej, mundësisht sa më ashpër. Por ai sahab nuk e vrau mendjen për kritikat. Profeti[sa] tha: *"Mirë, ke të drejtë. Eja dhe hakmerru"*. Profeti[sa] ktheu shpinën tek ai duke thënë: *"Rrihmë!"* Sahabi i kërkoi: *"Nuk kisha rroba në trupin tim kur më goditët, sepse s'kisha veshur këmishë"*. Profeti tha: *"Ngre këmishën time dhe rrihmë në trup të zhveshur"*. Ai ia ngriti këmishën dhe me buzë të dridhura dhe sy të përlotur zuri ta puthte mesin e tij. *"Çfarë ke?"*, e pyeti Profeti[sa] Sahabi iu përgjigj: *"O i Dërguari i Allahut, po na thoni që vdekja juaj është afruar. Si do të kemi mundësi pastaj t'ju prekim e t'ju puthim. Është e vërtetë që më kishte prekur bërryli juaj gjatë luftës, por kujt i shkon mendja për t'u hakmarrë me ju! Më deshi zemra që nëse i Dërguari i Allahut*[sa] *vetë na fton për t'u hakmarrë me të, atëherë të shfrytëzoja rastin për t'ju puthur"*.[222] Sahabët[ra], të cilët para pak çastesh ishin shumë të pezmatuar ndaj tij, tani ia kishin zili që sikur edhe ata ta kishin gjetur këtë mundësi!

Sëmundja po përkeqësohej dhe vdekja po i afrohej. Dielli në Medinë edhe pse rrezatonte ashtu si më parë, tani ishte zverdhur për sahabët. Ditët agonin, por lëshonin perde të errëta para syve të tyre. Më në fund, erdhi koha kur shpirti i Profetit të Zotit do të largohej nga kjo botë, për t'u paraqitur amshueshmërisht te Krijuesi i tij. Profeti[sa] merrte frymë shpesh dhe kishte vështirësi në frymëmarrje. I tha Ajshes[ra] ta mbështeste kokën në kraharorin e saj, pasi nuk kishte më mundësi për të marrë frymë duke ndenjur shtrirë. Ajo e mbajti kokën e tij, të mbështetur me kraharorin e saj. Profeti[sa] mundohej të luftonte me grahmat e vdekjes dhe nga shqetësimi, herë kthehej në një ije, e herë në tjetrën dhe thoshte: *"Mjerë për hebrenjtë dhe të*

[222] *Buhariu, Kitabul-magazi, bab merdin-Nebiji*[sa].

*krishterët, që i kthyen varret e profetëve të tyre në faltore*".[223] Ishte kjo porosia e tij e fundit për umetin e tij. Me fjalë të tjera ai thoshte *ju do të më gjeni një profet më të madh dhe më të suksesshëm, por kurrsesi mos harroni qenësinë time si rob. Statusin e Zotit, Zotit ia jepni ndërsa varrit tim mos i jepni ndonjë vlerë më shumë sesa një varr. Popujt e tjerë le t'i bëjnë faltore varret e profetëve të tyre, e le të bëjnë adhurime para tyre dhe le t'u paraqesin blatime dhe nijete, por ju nuk duhet t'i bëni këto gjëra, sepse ju keni dalë për të vendosur adhurimin e Një Zoti të Vetëm.* Ndërsa po thoshte këto fjalë, qerpikët po i binin. Pastaj, shqiptoi:

اِلَى الرَّفِيْقِ الْاَعْلٰى- اِلَى الرَّفِيْقِ الْاَعْلٰى

*Po shkoj te Miku im i Mëshirshëm që gjendet lart në fron.*
*Po shkoj te Miku im i Mëshirshëm që gjendet lart në fron.*[224]

Këto ishin fjalët e tij të fundit, e më pas, shpirti iu nda trupit.

## Gjendja e sahabëve në kohën e vdekjes së Profetit Muhammed[sa]

Në xhami gjendeshin shumica e sahabëve, të cilët kishin lënë të gjitha angazhimet e tyre për të pritur ndonjë lajm të gëzueshëm të përmirësimit të shëndetit të Profetit[sa] Por, kur lajmi i vdekjes mbërriti te ta, atyre sikur u ra një mal. Mungonte Ebu Bekri[ra], i cili, për një punë kishte lëvizur nga atje, por Omeri[ra] qe në xhami. Kur ai dëgjoi njerëzit duke thënë se Profeti[sa] kishte ndërruar jetë, menjëherë nxori shpatën nga këllëfi dhe bërtiti:

223 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab merdin-Nebiji*[sa].

224 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab merdin-Nebiji*[sa].

> *"Ai që thotë se i Dërguari i Allahut[sa] ka ndërruar jetë, unë do t'ia pres kokën. Hipokritët ende jetojnë në këtë botë, prandaj, i Dërguari i Allahut[sa] nuk mund të vdesë. Nëse shpirti i tij është ndarë nga trupi, atëherë me siguri ai ka shkuar për të takuar Zotin, ashtu siç kishte shkuar edhe Musai[as] dhe ai do të kthehet për t'i asgjësuar hipokritët".*[225]

I hutuar dhe gati i çmendur nga lajmi tronditës, që edhe atij ia kishte këputur shpirtin, Omeri filloi të sillej andej-këtej dhe herë pas here, duke tundur shpatën e tij përsëriste:

> *"Kushdo që pohon se i Dërguari i Allahut[sa] ka ndërruar jetë, unë do t'ia pres kokën!"*

Sahabët thonë që edhe ata kishin marrë veten kur e panë Omerin kaq të bindur dhe pranonin se ai thoshte të vërtetën, se i Dërguari i Allahut[sa] nuk duhej të kishte ndërruar jetë dhe me siguri, kishin gabuar ata që mendonin të kundërtën. Ndërkohë, disa njerëz shkuan me vrap te Ebu Bekri[ra] dhe e lajmëruan për situatën. Ai menjëherë erdhi në xhami, por nuk i foli askujt. Vrulltas hyri në shtëpi dhe e pyeti Ajshen[ra]: *"A ka ndërruar jetë i Dërguari i Allahut[sa]?" "Po"*, u përgjigj ajo. Ai shkoi te trupi i tij, e zbuloi çarçafin dhe e puthi në ballë, ndërkohë, i ranë dy lot të ngrohtë nga dashuria ndaj tij. Duke iu drejtuar Profetit[sa], ai tha:

> *"Pasha Zotin! Zoti i Lartësuar nuk do t'ju sjellë dy vdekje".*[226]

225 *Musnad Ebi Hanifa, Kitabul-fadail.*

226 *Buhariu, Kitab fadaili es'habin-Nebiji[sa], bab keulin-Nebiji[sa] "le kuntu mutahidhen khelila".*

Domethënë, nuk mundet që në kohën kur Profetit[sa] i erdhi vdekja e kësaj bote, t'i vijë edhe një vdekje tjetër, e cila ishte devijimi i xhematit të tij, duke ndjekur besime dhe ide të gabuara. Me të thënë këto fjalë, ai doli nga shtëpia dhe duke çarë radhët e njerëzve, heshturazi vazhdoi drejt *mimberit*. Kur Ebu Bekri[ra] do të merrte fjalën në *mimber*, edhe Omeri[ra] iu afrua dhe po me shpatë të zhveshur qëndroi pranë tij. A thua se kishte kujtuar se do ta vriste edhe atë, nëse do të thoshte se i Dërguari i Allahut[sa] kishte ndërruar jetë! Kur Ebu Bekri[ra] zuri të fliste, Omeri[ra] ia kapi rrobat që ta bënte të heshtte, por, ai i tërhoqi rrobat dhe recitoi ajetin e Kuranit Famëlartë:

وَمَا مُحَمَّدٌ اِلَّا رَسُوْلٌ ۚ قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِ الرُّسُلُ ؕ اَفَاۡئِنْ مَّاتَ اَوْ قُتِلَ انْقَلَبْتُمْ عَلٰۤى اَعْقَابِكُمْ

*O njerëz, Muhammedi[sa] ishte vetëm një i dërguar i Allahut të Lartësuar. Para tij kanë kaluar shumë profetë dhe që të gjithë kanë vdekur. E, nëse ai do të vdesë apo do të vritet, mos do të ktheheni ju nga besimi juaj?* [227]

Besimi i përket Zotit, e jo të Dërguarit të Tij[sa]. Ky ajet, kishte zbritur gjatë betejës së Uhudit, kur disa njerëz kishin lëshuar zemrën kur kishin dëgjuar se Profeti[sa] u martirizua. Pas recitimit të këtij ajeti, Ebu Bekri[ra] vazhdoi:

مَنْ كَانَ يَعْبُدُ اللّٰهَ فَاِنَّ اللّٰهَ حَيٌّ لَّا يَمُوْتُ

*"O njerëz, ata që adhuronin Allahun, ta dinë se Allahu është i Gjallë dhe nuk vdes kurrë!"*

[227] Kurani Famëlartë 3:145.

وَمَنْ كَانَ مِنْكُمْ يَعْبُدُ مُحَمَّدًا فَاِنَّ مُحَمَّدًا قَدْ مَاتَ

*"Kurse ata që adhuronin Muhammedin nga ju,*
*le ta dinë se Muhammedi ka vdekur!"*

Omeri[ra] thotë:

> *"Në momentin kur Ebu Bekri[ra] filloi ta recitonte ajetin, "Muhammed[sa] ishte vetëm një i dërguar", filluan të më ktheheshin mendtë dhe m'u hapën sytë e mi shpirtërorë. Kur përfundoi së recituari Ebu Bekri[ra], atëherë kuptova që i Dërguari i Allahut[sa] me të vërtetë kishte ndërruar jetë. Po më dridheshin gjunjët dhe sakaq rashë përtokë".*[228]

Njeriu që rrinte për ta sulmuar Ebu Bekrin[ra] me shpatë, ra nga fjalët e tij të mbushura me vërtetësi. Sahabët thonë:

> *"Neve na dukej sikur ky ajet që recitoi Ebu Bekri, kishte zbritur atë ditë, sepse ne e kishim harruar nga tronditja e vdekjes së të Dërguarit të Allahut[sa]".*

Hassan ibni Thabiti, poeti i shquar i Medinës, atë ditë tha këto vargje:

كُنْتَ السَّوَادَ لِنَاظِرِى
فَعَمِىَ عَلَىَّ النَّاظِرُ
مَنْ شَاءَ بَعْدَكَ فَلْيَمُتْ

[228] *Tarikh Kamil, Ibni Ethir*, vëll. II, Bejrut, 1965, f. 324.

فَعَلَيْكَ كُنْتُ أُحَاذِرُ

*Ti ishe bebëza e syrit tim*
*sot shikimi më është verbuar*
*tash le të vdesë kushdo pas teje*
*nga vdekja jote isha frikësuar* [229]

Këto vargje ishin thirrje e zemrës së çdo muslimani. Nëpër rrugicat e Medinës, për shumë ditë, muslimanët burra, gra dhe fëmijë, po këto vargje këndonin:

*Ti ishe bebëza e syrit tim*
*sot shikimi më është verbuar*
*tash le të vdesë kushdo pas teje*
*nga vdekja jote isha frikësuar.*

[229] *Divan Hasan bin Thabit*, Bejrut, 1998, f. 89.

## Personaliteti dhe karakteri i të Dërguarit të Allahut[sa]

Pas jetëshkrimit të të Dërguarit fisnik të Allahut[sa], dëshiroj të shkruaj pak edhe rreth karakterit dhe virtyteve të tij. Dëshmia unanime, që gjendet lidhur me virtytet e tij, është ajo që jep populli i tij, në kohën kur ai akoma nuk kishte deklaruar të ishte profet: i gjithë populli e quante *emin* dhe *sidik,* domethënë *i besueshëm* dhe *i vërtetë*.[230]

Ka shumë njerëz në botë, rreth të cilëve nuk gjejmë ndonjë dëshmi që ata janë jobesnik. Ka edhe shumë të tjerë që nuk u rastis ndonjëherë të kalojnë nga ndonjë sprovë e rëndë. Po, ata mund të përballen me sprova të lehta, të cilat kur i kalojnë, japin një dëshmi të vogël të besnikërisë së tyre, por prapëseprapë, populli i tyre nuk i nderon me ndonjë titull të veçantë. Sepse titulli i veçantë i jepet vetëm atij, që dallohet nga të gjithë njerëzit e popullit, me një virtyt të caktuar. Çdo luftëtar që merr pjesë në një luftë, e vë veten në rrezik, por as populli anglez nuk i jep çdo ushtari Kryqin Viktoria dhe as populli gjerman nuk nderon çdo ushtar me Kryqin e Hekurt. Në Francë ka qindra mijëra që merren me punët shkencore, por megjithatë, nuk i jepet çdokujt medalja *"Legion of Honour"*. Kështu që, vetëm besnikëria dhe vërtetësia e një njeriu nuk hedhin shumë dritë mbi madhështinë e tij. Por, nëse i gjithë populli e quan dikë si besnik dhe të vërtetë, kjo patjetër është diçka e jashtëzakonshme. Po t'ia jepnin njerëzit e Mekës këtë titull dikujt në çdo brez, atëherë sigurisht që ai që do ta fitonte këtë titull, do të ishte njeri i madh, por historia arabe nuk tregon se diçka e tillë kishte ndodhur ndonjëherë, madje në asnjë

230 *Ibni Hishami,* vëll. I, f. 209-210; *Buhariu, Kitabut-tefsir suretu Tebet.*

brez. Vetëm Muhammedi, i Dërguari i Allahut[sa] shquhet në historinë qindravjeçare të Arabisë, të cilit i ishte dhënë titulli i besnikërisë dhe vërtetësisë, sepse edhe besnikëria, edhe vërtetësia e tij ishin kaq të larta, saqë vetëdija arabe nuk kishte njohur shembull të tillë më parë. Arabët ishin shquar në botë për mprehtësinë e tyre, andaj, nëse e quanin *të rrallë* dikë, ai ishte i denjë të konsiderohet *i rrallë* në botë.

Kemi një dëshmi tjetër të përgjithshme për virtytet e tij, që dha Hatixhja[ra] në kohën kur ai u zgjodh profet, të cilën e kam përmendur në pjesën e biografisë. Më poshtë, dua të sjell disa shembuj nga jeta e tij, në mënyrë që lexuesit të mund të shohin edhe gjëra të imta të virtyteve të tij.

## Pastërtia e jashtme dhe e brendshme e të Dërguarit të Allahut[sa]

Për të Dërguarin e Allahut[sa] përmendet që ai kurrë nuk fliste fjalë të rënda, as nuk bënte betime të kota.[231] Kjo me të vërtetë ishte e jashtëzakonshme për sa kohë që ai jetonte me arabët. Nuk mund të themi se arabët e kishin shprehi komunikimin me fjalë të këqija, por nuk ka dyshim në faktin se ata betoheshin rëndom, madje edhe sot, ata i kanë shprehi betimet. Por, i Dërguari i Allahut[sa] i kishte kaq shumë respekt Zotit të Lartësuar, saqë nuk e pëlqente përmendjen e emrit të Tij vend e pa vend.

Për pastërtinë, sidomos, ai kujdesej shumë. Rregullisht pastronte dhëmbët me *misvak* dhe kaq shumë i jepte rëndësi kësaj pune, saqë

---

[231] *Buhariu, Kitabul-edeb, bab ma jenha mines-sebabi uel-le'en; Buhariu, Kitabul-edeb, bab lem jekunin-Nebiju*[sa] *fahishaten.*

nganjëherë thoshte: *"Nëse nuk do të druaja që muslimanët do të futeshin në vështirësi, do t'u jepja urdhër për pastrimin e dhëmbëve me misvak para çdo namazi".*[232]

Ai lante duart edhe para buke, edhe pas saj dhe shpërlante gojën, madje, e shpërlante çdo herë kur hante ndonjë gjë të gatuar. Ai nuk pëlqente faljen e namazit pa shpërlarë gojën pas ushqimit.[233]

I Dërguari i Allahut[sa] i kushtonte vëmendje të veçantë pastërtisë së xhamive, të vendeve ku mblidhen muslimanët. Ai vazhdimisht u bënte thirrje muslimanëve që xhamitë t'i mbanin të pastra, sidomos gjatë ditëve kur zhvilloheshin mbledhjet, dhe t'i parfumonin, që ato të bëheshin të këndshme.[234] Po ashtu, ai gjithmonë i këshillonte, që, gjatë mbledhjeve të mos vinin në xhami pas konsumimit të ushqimeve me aromë të rëndë.[235]

Shpesh këshillonte edhe për pastrimin e rrugëve. Nëse shikonte shkurre, gurë apo diçka të pistë në rrugë, vetë i largonte dhe thoshte: *"Zoti gëzohet nga ai që interesohet për pastrimin e rrugëve dhe e shpërblen atë".*[236] Po ashtu, ai thoshte: *"Nuk duhet të bllokoni rrugët. Zotit nuk i pëlqen të uleni rrugëve ose të hidhni në rrugë gjërat që pengojnë udhëtarët a të kryeni jashtëqitje në të".*[237]

---

232 *Buhariu, Kitabul-xhumua, bab es-sivaki jeumal-xhumua.*

233 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab el-medmedati ba'det-ta'am.*

234 *Mishkat, Kitabus-salah, bab el-masaxhid.*

235 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab ma jekrehu mineth-theumi uel-bekul.*

236 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab fedli izaletil-edha.*

237 *Mishkati, Kitabut-taharah, bab adabul-khala'.*

Ai kujdesej shumë edhe për pastërtinë e ujit. Gjithmonë i këshillonte sahabët që të mos hidhnin mbeturina në ujë të palëvizshëm dhe rreptësisht e ndalonte urinimin apo kryerjen e nevojës në të.[238]

## Thjeshtësia dhe *takuaja* në ushqim

I Dërguari i Allahut[sa] gjithmonë ruante thjeshtësi në ushqim. Kurrë nuk shfaqte pakënaqësi nëse nuk kishte kripë sa duhet në të ose nëse nuk qe gatuar mirë. Mundohej në maksimum, të hante edhe ushqimet e tilla, për t'i mos prishur qejfin personit që gatuante. Por, nëse i bëhej e pamundur të hante ndonjë ushqim, atëherë vetëm hiqte dorë nga ai, pa vënë në dukje pakënaqësinë e tij ndaj ushqimit.[239] Kur e niste ushqimin, i kushtonte vëmendje e respekt dhe thoshte: *"Nuk më pëlqen tradita mendjemadhe e disa njerëzve, të cilët kur ulen për bukë, mbështeten pas diçkaje, duke treguar njëlloj mospërfilljeje ndaj ushqimit"*.[240] Kur i vinte diçka për të ngrënë, hante duke e ndarë edhe me sahabët[ra]. Një ditë i erdhën ca hurma. Ai llogariti se sa njerëz dhe sa hurma ishin: nga shtatë copë i binin secilit dhe ashtu i ndau ndër sahabët e tij.[241]

Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari fisnik i Allahut[sa] as bukë elbi kurrë nuk hëngri aq sa të ngopej.[242] Një ditë, duke kaluar rrugës, ai pa disa njerëz që bënin gosti me kec të pjekur në hell. Ata e ftuan

238 *Buhariu, Kitabul-vudu, bab el-beuli fil-maid-daim.*

239 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab ma aben-Nebiju*[sa] *ta'amen.*

240 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab el-ekli mutekien.*

241 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab ma kanen-Nebiju*[sa] *ue es'habuhu je'kulun.*

242 Po aty.

edhe të Dërguarin e Allahut[sa] sapo e panë, por ai refuzoi.[243] Arsyeja e refuzimit nuk ishte që nuk i pëlqente mishi i pjekur, por, atij nuk i pëlqente kjo mënyrë e të ushqyerit ku bëhej gosti në ambient të hapur, ku mund të ishin afër edhe njerëz të varfër e të uritur. Përndryshe, në *hadithe* të tjera vihet re që i Dërguari i Allahut[sa] hante edhe mish të pjekur. Edhe Ajshja[ra] tregon që asnjëherë nuk kishte ndodhur për tri ditë radhazi, që i Dërguari i Allahut[sa] të ishte ushqyer aq sa të ngopej dhe ky zakon i mbeti deri në fund të jetës së tij.[244]

Lidhur me ftesën, ai kishte kujdes të veçantë që asnjëri të mos shkonte i paftuar te dikush. Një herë, dikush e ftoi të Dërguarin e Allahut[sa] dhe i tha gjithashtu që të sillte edhe katër persona me vete. Kur i Dërguari i Allahut[sa] mbërriti te dera e shtëpisë së ftuesit, vuri re që edhe një person i pestë i ishte bashkuar. Kur i zoti i shtëpisë i hapi derën, i Dërguari i Allahut[sa] i tha: *"Ju kishit bërë ftesë për pesë veta, këtë zotërinë në doni lejojeni, në doni mos e lejoni"*. *"Le të hyjë ai, po e ftoj edhe atë"*, u përgjigj ai.[245]

I Dërguari i Allahut[sa] gjithmonë thoshte *bismillah* para se të hante bukë, ndërsa kur mbaronte së ngrëni, e lavdëronte Zotin e Lartësuar me këto fjalë:

**اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ حَمْدًا كَثِيْرًا طَيِّبًا مُباركًا فِيْهِ غَيْرَ مُكْفِىءٍ وَلَا مُوَدَّعٍ وَلَا مُسْتَغْنٍى عَنْهُ رَبَّنَا** [246]

243 Po aty.

244 Po aty.

245 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab er-rexhul jud'a ilet-ta'am.*

246 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab ma jekulu idha ferega min ta'amihi.*

Kuptimi i kësaj lutjeje është: *lavdia i takon Allahut, që na dha ushqim, lavdi e shumtë, e sinqertë dhe e pastër nga çdolloj sheqerosjeje, lavdi që shtohet gjithnjë e më shumë, jo ajo lavdi që e bën njeriun të kujtojë se e ka kryer detyrën, por ajo lavdi që e bën atë të besojë se ende nuk e ka kryer atë. Mos më lindtë në mendje as mendimi që Zoti mund të ketë ndonjë vepër, që nuk ka nevojë të lëvdohet ose që nuk e meriton lavdërimin! O Zoti ynë, kështu bëna ne!*

Në disa rrëfime përmendet që ai lutej edhe me këto fjalë:

**اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِیْ کَفَانَا وَاَرْوَانَا غَیْرَ مُکْفِیٍ وَلَا مَکْفُوْرٍ**

> *Lavdia i takon Allahut të Lartësuar që na shoi urinë dhe etjen. Kurrë mos na u ngifshin zemrat së lavdëruari Zotin e Lartësuar dhe ne kurrë mos u bëfshim mosmirënjohës ndaj Tij!*[247]

I Dërguari i Allahut[sa] gjithmonë i këshillonte sahabët[ra] që ata të hiqnin dorë nga ushqimi para se të ngopeshin dhe thoshte se ushqimi i një njeriu duhet të jetë i mjaftueshëm për dy njerëz.[248] Kur përgatitej ndonjë ushqim i veçantë, gjithmonë këshillonte njerëzit e shtëpisë që t'i kenë parasysh edhe fqinjët.[249] Po ashtu, ai vetë shpesh u dërgonte ushqime fqinjëve të tij.[250] Gjithmonë shikonte fytyrat e sahabëve të tij nevojtarë për të parë mos ndokush prej tyre ishte i uritur. Ebu Hurejrah[ra] rrëfen që një herë ai kishte mbetur pa bukë për disa ditë.

247 Po aty.

248 *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab ta'amul-uahidi jekfil-ithnejn.*

249 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab el-uesijeti bil-xhar uel-ihsani ilejhi.*

250 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab la tehkiren-na xharetun bixhariha.*

Kur kaloi shtat vakte në këtë gjendje, nuk duroi më dhe shkoi pranë derës së xhamisë. Rastësisht, aty kaloi Ebu Bekri[ra]. Ebu Hurejrah[ra] i kërkoi t'i shpjegonte një ajet, i cili bëhej fjalë për të ushqyer të varfrit. Ebu Bekri[ra] kujtoi se ndoshta ai me të vërtetë nuk e dinte kuptimin e ajetit, prandaj, ia shpjegoi dhe eci më tutje. Ebu Hurejrah[ra] sa herë që u përmendte njerëzve këtë ngjarje, thoshte me pezmatim: *"Ebu Bekri gjoja sikur dinte Kuranin më shumë se unë?! Unë e pyeta kuptimin e këtij ajeti që atij t'i kujtohej se çfarë thirrjeje bën ky ajet dhe të më ushqente mua"*. Pastaj, kaloi edhe Omeri[ra] Ebu Hurejrah[ra] thotë: *"E pyeta edhe atë për kuptimin e këtij ajeti. Edhe ai ma dha shpjegimin dhe kaloi"*. Sahabët urrenin t'i kërkonin dikujt diçka për ndonjë nevojë. Ebu Hurejrah[ra] pa që s'kishte gjasa të gjente ndonjë ushqim pa ia kërkuar ndonjërit. I dëshpëruar dhe i rraskapitur nga uria, gati do të binte, se s'kishte më forcë për të duruar më tej. Ndërsa po largohej nga dera e xhamisë, atë e thirri një zë i ëmbël. Ktheu kokën dhe pa që i Dërguari i Allahut[sa], i buzëqeshur, po e thërriste nga dritarja e shtëpisë: *"A je i uritur?"*, e pyeti Profeti[sa], *"Po"*, u përgjigj ai. Profeti tha: *"Edhe unë s'kisha gjësendi në shtëpi për të ngrënë, por tani na dërgoi dikush një tas qumësht. Shko dhe shiko në xhami, në mos ka ndonjë njeri të uritur si puna jonë"*. *"Unë i vetëm do të mjaftoja ta pija gjithë tasin e qumështit"*, thoshte me vete Ebu Hurejrah[ra] *"por po u ftuakan edhe të tjerë që do të më lënë mua veç ca pika"*. Gjithsesi, ishte urdhri i Profetit[sa] dhe duhej zbatuar. Ai hyri në xhami dhe aty ishin gjashtë veta. I mori me vete, për të ardhur në shtëpinë e Profetit[sa]. Profeti[sa] tasin e qumështit më së pari ia dha njërit prej gjashtë personave dhe i tha: *"Pije!"* Ai e piu dhe kur largoi buzët nga tasi, Profeti[sa] edhe një herë i tha: *"Pije edhe një herë!"* Kështu Profeti[sa] këmbënguli të pinte edhe për herë të tretë. Më pas, ai ua kaloi tasin pesë të tjerëve një nga një dhe të gjithë e pinë qumështin sa deshën. Ebu Hurejrah[ra] thotë:

*"Çdo herë kur Profeti ia kalonte tasin dikujt tjetër psherëtija dhe thosha me vete – çfarë do të më ngelet mua! E më në fund, më erdhi radha pasi kishin pirë të gjashtë. E nisa dhe piva, por i Dërguari i Allahut[sa] edhe mua më kërkoi ta pija tri herë. Qumështin e mbetur që lashë e piu i Dërguari i Allahut[sa] vetë. Më pas, falënderoi Zotin e Madhërishëm, na përcolli deri jashtë dhe mbylli derën".*[251]

Profeti[sa] i dha Ebu Hurejrasë[ra] qumështin për të pirë në fund, mbase për t'i mësuar që ai të mbështetej tek Allahu i Lartësuar, edhe pse kishte mbetur shumë i uritur dhe nuk duhej të lypte qoftë edhe tërthorazi.

Profeti Muhammed[sa] gjithmonë hante dhe pinte me dorën e djathtë. Kur pinte ujë, e pinte në tri pjesë për të marrë frymë tri herë. Kjo ka një arsye mjekësore. Kur pi gjithë ujin përnjëherë, të pihet më shumë, por kjo të dëmton barkun. Për ushqimin, Profeti[sa] kishte parimin të hante vetëm gjërat e lejuara dhe të pastra, por asnjëherë në një mënyrë që të privohen të varfrit e ti të mësohesh me ushqime të bollshme. Mësohet që, në përgjithësi, ushqimi i tij ishte mjaft i thjeshtë, megjithatë, nëse dikush i dërgonte ndonjë ushqim të mirë, ai nuk e refuzonte, por kurrë nuk ndodhi që ai vetë të ketë kërkuar ndonjë ushqim apo pije të shijshme. Atij i pëlqente mjalti, po ashtu edhe hurma. Thoshte: *"Hurma dhe besimtari kanë një lidhje me njëri-tjetrin. Gjethet e hurmës, lëvozhga e saj, hurma e pjekur dhe e papjekur e deri te bërthama e saj, të gjitha janë të dobishme. Asgjë e saj nuk shkon kot. Kështu është edhe besimtari. Asnjë punë e tij nuk shkon kot, madje çdo vepër e tij i vjen në ndihmë njerëzimit".*[252]

---

251 *Buhariu, Kitabur-rikak, bab kejfa kana ejshun-Nebiji[sa] ue es'habihi.*

252 *Buhariu, Kitabul-ilm, bab terhil imamil-mes'alah; Buhariu, Kitabul-at'imah, bab bereketin-nekhlah.*

## Thjeshtësia dhe *takuaja* në veshje

Profeti[sa] pëlqente të vishej shumë thjesht. Zakonisht vishej me këmishë të gjatë e *izar*[253] ose këmishë të gjatë e një palë poture. Qoftë *izar* e qofshin poture, nuk i vishte sipër gjunjëve, por sipër nyjës së këmbëve. Nuk pëlqente të zbulohej trupi sipër gjunjëve, përveç rasteve të pashmangshme. Ai nuk pëlqente ndonjë rrobë që mbante piktura, as për veshje, as për perde. Sidomos nëse ndonjë rrobë kishte piktura të mëdha, që mund të bëheshin shtysë për *shirk*, Profeti[sa] asnjëherë nuk e lejonte. Një herë një perde e tillë ishte varur në shtëpinë e tij, të cilën kur e pa, ai porositi të hiqej,[254] por nëse ndonjë rrobë kishte piktura të vogla, nuk thoshte gjë, pasi ato nuk të shtyjnë drejt mendimeve të *shirkut*. Profeti[sa] kurrë nuk vishte veshje mëndafshi dhe as nuk i lejonte burrat e tjerë muslimanë t'i vishnin.

Gjatë kohës kur Profeti[sa] do t'u dërgonte letra mbretërve, ai bëri porosi të bëhej një unazë vule për të, por porositi që unaza të jetë prej argjendi e jo prej floriri, sepse tha: *"Zoti i Madhërishëm nuk lejoi burrat e umetit tim të përdorin flori"*. Gratë ishin të lejuara të përdornin qoftë mëndafshin apo floririn, por i këshillonte, që të mos e tepronin. Një herë ai mblodhi disa kontribute për të varfrit. Një grua nxori byzylykun e saj dhe e vuri përpara Profetit[sa]. Ai e pyeti: *"Po dora tjetër, a nuk meriton të shpëtojë nga xhehenemi?"* Sakaq ajo e nxori edhe byzylykun tjetër dhe e dhuroi për të varfrit. Gratë e Profetit[sa] thuajse nuk kishin stoli fare, dhe duke ndjekur mësimin e Profetit[sa], edhe gratë e tjera i shmangeshin koleksionimit të stolive. Në dritën e mësimit të Kuranit, ai thoshte: *"Grumbullimi i pasurisë*

253 Një pëlhurë e paqepur që mbështillet nga mesi e poshtë. [Përkthyesi]

254 *Buhariu, Kitabul-libas, bab me uet'i minet-tesauir.*

*privon të varfrit nga të drejtat e tyre*". Realisht, mbledhja dhe mbajtja e floririt apo argjendit në shtëpi është një mëkat, sepse shkatërron gjendjen ekonomike të një populli.

Një herë Omeri[ra] e kishte këshilluar Profetin[sa] që gjersa po i vinin atashe të mbretërve të mëdhenj, duhej të kishte ndonjë mantel të shtrenjtë që ta përdorte gjatë takimeve me ta. Profetit[sa] nuk i erdhi mirë nga kjo këshillë dhe tha: *"Zoti nuk më ka krijuar për këto punë, as këto nuk më shërbejnë për ta kënaqur Atë.*[255] *Më duhet të takoj çdokënd me veshje të zakonshme*". Një herë, dikush i dha Profetit[sa] një mantel të mëndafshtë. Ai ia dha Omerit[ra] si dhuratë. Të nesërmen kur e pa Omerin[ra] që e kishte veshur, tregoi pakënaqësinë e tij. Kur Omeri[ra] e kishte pyetur që ai vetë ia kishte bërë dhuratë, atëherë ai i qe përgjigjur: *"Nuk duhet të përdorësh çdo gjë për vete*", që do të thoshte se ngaqë manteli ishte i mëndafshtë, ai duhej t'ia jepte bashkëshortes apo vajzës së tij ose ta përdorte në ndonjë mënyrë tjetër, por gjithsesi nuk duhet ta përdorte për veten.[256]

## Shtrati i tij i thjeshtë

Edhe shtrati i Profetit[sa] ishte shumë i thjeshtë. Përgjithësisht ai përdorte ndonjë lëkurë apo ndonjë rrobë të bërë prej leshit të devesë. Ajshja[ra] bashkëshortja e Profetit[sa] tregon se shtrati i tyre ishte tepër i vogël, saqë kur Profeti[sa] çohej për të falur namazin e natës, ajo tkurrej për t'ia liruar vendin. *"Gjatë namazit të natës kur i Dërguari i Allahut[sa] çohej në këmbë*, thotë Ajshja[ra], *shtrija këmbët, ndërsa kur ai binte në sexhde, i mblidhja prapë*".[257]

---

255 *Buhariu, Kitabul-libas, bab el-heriri lin-nisa.*

256 Po aty.

257 *Buhariu, Bab es-salati alel-firash.*

## Thjeshtësia në shtëpi

Profeti[sa] parapëlqente thjeshtësinë edhe në ndërtimin e shtëpisë. Shtëpitë e tij, në përgjithësi, përbëheshin nga një dhomë dhe një oborr i vogël. Në dhomë, ai mbante të lidhur një litar, në të cilin vinte një çarçaf në rastet kur njerëzit vinin ta takonin për të diskutuar veçmas me të, për çështje të ndryshme. Ai nuk përdorte krevat si shtrat, por përdorte shtrojë në dysheme. Jetesa e tij ishte kaq e thjeshtë saqë, Ajshja[ra], pas vdekjes së tij, tregon: *"Gjatë kohës së të Dërguarit të Allahut[sa] shumë herë detyroheshim të ushqeheshim vetëm me hurma dhe ujë. Madje, edhe ditën kur ai ndërroi jetë, asgjë s'kemi pasur në shtëpi për të ngrënë, përveç ca hurmash dhe ujit"*.[258]

## Dashuria dhe adhurimi i tij ndaj Zotit

E gjithë jeta e të Dërguarit të Allahut[sa] duket të jetë e zhytur në dashurinë ndaj Zotit. Pavarësisht nga përgjegjësitë e mëdha që kishte ndaj xhematit të muslimanëve, i Dërguari i Allahut[sa] ditë e natë kalonte në adhurimin e Zotit të Madhërishëm. Kur kalonte gjysma e natës, ai ngrihej për të adhuruar Zotin dhe vazhdonte deri në mëngjes. Madje, disa herë, i ënjteshin këmbët dhe njerëzve që rrinin me të, u vinte keq për gjendjen e tij. Për një rast të tillë, Ajshja[ra] thotë: *"E pyeta: O i Dërguari i Allahut[sa], ju jeni shumë afër Zotit të Lartësuar, pse e mundoni veten kaq shumë?"*

اَفَلَا اَكُونُ عَبْدًا شَكُورًا [259]

[258] *Buhariu, Kitabul-at'imah, bab er-retbi uet-temer.*

[259] *Buhariu, Kitabut-tahaxhud, bab kijamun-Nebiji[sa] el-lejli heta terema kadamahu.*

Iu përgjigj i Dërguari i Allahut[sa], që do të thoshte: *O Ajshe, nëse ajo që thua është e vërtetë, që unë jam shumë afër Zotit dhe Ai më bekoi duke më dhuruar afrimin e Tij, atëherë a nuk e kam për detyrë ta falënderoj Atë sa të kem mundësi, sepse falënderimi bëhet pikërisht kundrejt mirësisë.*[260]

Asnjë punë të rëndësishme, i Dërguari i Allahut[sa] nuk bënte pa marrë urdhrin e Zotit. Siç e kemi përmendur në jetëshkrimin e tij, që pavarësisht nga mizoria e ashpër që i bëhej nga mekasit, ai nuk e la Mekën për sa kohë nuk mori shpalljen e Zotit. Kur i lejoi muslimanët të mërgonin në Abisini për shkak të kundërshtimeve dhe mizorive të mëdha të mekasve, atëherë ata i kërkuan që edhe ai të vinte me ta. *"Ende nuk kam marrë ndonjë urdhër për këtë prej Zotit"*, u ishte përgjigjur i Dërguari i Allahut[sa]. Pra, në një kohë të vështirë, të shtypjes e të mizorisë si ajo, kur njerëzit përpiqeshin të grumbullonin të afërmit dhe shokët e tyre, ai u tha njerëzve të vet muslimanë që të mërgonin në Abisini dhe vetë qëndroi në Mekë, vetëm për arsye se ende Zoti nuk i kishte dhënë urdhër të mërgonte.

Sa herë që dëgjonte fjalët e Zotit, sidomos ajetet që i tërhiqnin vëmendje për përgjegjësitë e tij, i Dërguari i Allahut[sa] emocionohej dhe i lotonin sytë nga mallëngjimi. Abdullah ibni Mesudi[ra] tregon:

> *"Një ditë, i Dërguari i Allahut[sa] më tha t'i recitoja disa ajete të Kuranit Famëlartë. I thashë: "O i Dërguar i Allahut[sa], juve ju zbriti Kurani, si mund ta recitoj unë për ju?". Ai tha: "Më pëlqen ta dëgjoj Kuranin edhe nga të tjerët". Atëherë, unë*

260 *Buhariu Kitabut-tefsir, tefsir suretil-Feteh, bab keulihi "lijegfiralaka-Allahu ma tekedama min dhembika".*

*nisa të recitoja suren En-Nisa, dhe kur arrita deri te ajeti:*

فَكَيْفَ اِذَا جِئْنَا مِنْ كُلِّ اُمَّةٍۭ بِشَهِيْدٍ وَّ جِئْنَا بِكَ عَلٰى هٰٓؤُلَآءِ شَهِيْدًا

*"si do të bëhet kur prej çdo populli do të sjellim dëshmitarë dhe të të sjellim ty (o Muhammed) për dëshmitar mbi të gjithë ata?!",[261] (Pasi e lexova këtë ajet) i Dërguari i Allahut[sa] më tha – "Mjaft!", ngrita kokën, e pashë që atij i rridhnin lotët si rrëke".[262]*

Profeti Muhammed[sa] shqetësohej kaq shumë për faljen e rregullt të namazeve saqë edhe kur sëmurej rëndë, në ato raste kur lejohej që namazi të falej në shtëpi, madje edhe në shtrat, ai i merrte mbështetje dikujt dhe vinte në xhami për falje. Një ditë, kur nuk mundi të vinte, porositi Ebu Bekrin[ra] ta udhëhiqte namazin, por ndërkohë sapo ndjeu veten mirë, me mbështetjen e dy burrave, u nis drejt xhamisë. Ai ishte kaq i pafuqishëm saqë, siç rrëfen Ajshja[ra], këmbët i shkonin zvarrë përdhe.[263]

Njerëzit në gjithë botën, për të shprehur gëzimin apo për të inkurajuar dikë, duartrokasin. Edhe arabët e kishin këtë zakon, por Profeti[sa] aq shumë e pëlqente kujtimin dhe përmendjen e Zotit të Lartësuar, saqë edhe për këtë rast, porositi të thoshin emrin e Allahut. Përmendet që një herë Profeti Muhammed[sa] ishte i zënë në një punë dhe ndërkohë erdhi koha e faljes. Ai i tha Ebu Bekrit[ra] të udhëhiqte

261 Kurani Famëlartë 4:42.

262 *Buhariu, Kitabu fedailil-Kur'an bab el-bukai inda kira'atil-Kur'an.*

263 *Buhariu, Kitabul-adhan, bab hadil-merid.*

namazin. Vetë sa e mbaroi punën, menjëherë shkoi drejt xhamisë. Kur hyri brenda, Ebu Bekri ishte duke udhëhequr namazin. Njerëzit kur e kuptuan ardhjen e Profetit[sa], filluan të duartrokisnin. Me këtë gjest, ata donin të shprehnin gëzimin e tyre të pakufishëm që u vinte nga ardhja e tij dhe gjithashtu përpiqeshin t'i tërhiqnin vëmendje Ebu Bekrit[ra] që udhëheqja e tij mbaroi. Profeti[sa] tashmë gjendej në xhami. Ebu Bekri u tërhoq mbrapa, që t'ia linte Profetit[sa] udhëheqjen. Pas namazit, Profeti[sa] e pyeti Ebu Bekrin: *"Përse u tërhoqe kur unë të kisha urdhëruar për të udhëhequr namazin?"* Ebu Bekri tha: *"O i Dërguari i Allahut, si mund të guxojë djali i Ebu Kehafasë të udhëheqë namazin kur ju vetë jeni i pranishëm?!"*. Pastaj Profeti iu drejtua sahabëve: *"Po ju, çfarë deshët me duartrokitje? Nuk duket e hijshme të duartrokisni gjatë përmendjes së emrit të Zotit. Gjatë namazit, kur ndesheni me diçka që ju kërkon t'u tërhiqni vëmendjen të tjerëve, atëherë në vend që të duartrokisni, përmendni me zë të lartë emrin e Allahut, sepse nga ky veprim, njerëzit vetë do ta kuptojnë atë, që ju doni të vini në dukje"*.[264]

Profeti[sa], megjithatë, nuk pëlqente ta tepronte me adhurimin. Për shembull, një herë kur hyri në shtëpi, ai pa një litar që ishte varur ndërmjet dy trarëve. Ai pyeti se përse ishte varur litari. Të pranishmit thanë që ai ishte i Zejnebes[ra], e cila, kur lodhej gjatë adhurimit, mbështetej duke kapur litarin për t'u çlodhur. Ai tha që nuk duhej të veprohej në këtë mënyrë dhe porositi që litari të hiqej dhe pastaj tha: *"Çdokush le të adhurojë aq sa e do qejfi, e kur lodhet, le të ulet. Adhurime të tilla të mundimshme nuk ju vlejnë asgjë"*.[265]

---

264 *Buhariu, Kitabul-adhan bab men dekhala li jeumin-nas.*

265 *Buhariu, Kitabut-tahaxhud bab ma jekraha minet-teshdid fil-ibadah.*

Shirkun e urrente aq shumë saqë edhe në momentet e fundit të jetës së tij, kur përjetonte mundimet e vdekjes, herë kthehej në një ije e herë në tjetrën dhe thoshte:

> *"Mjerë për hebrenjtë dhe të krishterët, që i kthyen varret e profetëve të tyre në faltore".*[266]

Domethënë, ata bëjnë *sexhde* para varreve të profetëve të tyre për t'iu lutur. Me fjalë të tjera, ai thoshte që nëse populli i tij, pas vdekjes së tij, do të bënte të njëjtën gjë, atëherë le ta dinin që ata nuk do të gëzonin bekimin e lutjeve të Profetit[sa], ndërsa Profeti vetë do të distancohej nga veprimi i tyre.

Në pjesën e biografisë së tij u përmend edhe rreth sedrës që Profeti[sa] kishte ndaj Zotit të Lartësuar. Mekasit i ofruan çdolloj ryshfeti që ai të tërhiqej nga kundërshtimi i idhujve, ankesë të cilën ia kishte shprehur edhe xhaxhai i tij, Ebu Talibi, duke thënë se populli i tij e kërcënonte ta braktiste atë, nëse ai nuk do të distancohej prej tij. Duke e dëgjuar këtë, Profeti[sa] i qe përgjigjur:

> *"Edhe sikur ata të më sjellin diellin në dorën time të djathtë, dhe hënën në dorën time të majtë, unë prapëseprapë nuk mund të heq dorë nga predikimi i njëshmërisë së Zotit".*[267]

Ditën e betejës së Uhudit, kur muslimanët, të plagosur e të dërrmuar, ishin mbledhur rrëzë një mali, ndërsa mohuesit, me të gjitha mjetet e tyre brohorisnin nga gëzimi se ata ua kishin thyer forcën muslimanëve dhe Ebu Sufjani lëshonte parulla:

---

266 *Buhariu, Kitabul-xhenaiz, bab ma xha'a fi kebrin-Nebiji*[sa].

267 *Siratu Ibni Hisham*, vëll. I, Egjipt, 1936, f. 284-285.

أُعْلُ هُبُلُ۔ أُعْلُ هُبُلُ۔

*"Lavdi qoftë për idhullin Hubul, lavdi qoftë për idhullin Hubul!"*, atëherë, Profeti[sa] i urdhëroi shokët e tij që rrinin të fshehur nga rreziku, që t'i përgjigjeshin:

اَللّٰهُ اَعْلٰى وَ اَجَلُّ۔ اَللّٰهُ اَعْلٰى وَ اَجَلُّ۔

> *"Allahu është më i Larti dhe më Madhështori; Allahu është më i Larti dhe më Madhështori!".*[268]

Gjejmë edhe një shembull tjetër nga jeta e Profetit Muhammed[sa], që rrezaton fort sedrën që ka pasur ai ndaj Zotit të Lartësuar. Para fesë Islame, në përgjithësi në fe të tjera kishte besëtytni që në varësi me gëzimin apo hidhërimin e profetëve, shfaqeshin ndryshime në tokë e në qiell dhe sikur ata kishin kontroll edhe mbi trupat qiellorë. Kështu, për një profet përmendet se ai urdhëroi diellin të ndalej, dhe thuhet, që ai u ndal; për dikë thuhet se kishte ndaluar lëvizjen e hënës; për një tjetër thuhet se kishte bllokuar rrjedhën e ujit të një lumi. Por, Islami i quajti të gabuara besëtytni të tilla dhe tha që të gjitha këto janë metafora, prej të cilave, njerëzit shpeshherë, në vend që të përfitojnë, zhyten më shumë në llumin e tyre. Nganjëherë, edhe pse gjenden sqarime, prapëseprapë, njerëzit nuk shpëtojnë nga keqkuptimet dhe nga ndikimet e tyre. Në vitet e fundit të jetës së tij, ditën kur Profetit[sa] i vdiq djali i vetëm Ibrahimi në moshën 2 vjeç e gjysmë, rastësisht, të njëjtën ditë dielli u eklipsua. Disa njerëz në Medinë përhapën zëra se eklipsi i diellit ndodhi si rrjedhojë e vdekjes së të birit të të Dërguarit të Allahut[sa]. Kur Profeti[sa] e mori vesh, nuk

---

[268] *Buhariu, Kitabul-xhihad, bab ma jekrahu minet-tanazu uel-ikhtilaf fil herb.*

i erdhi mirë dhe njëkohësisht, nuk mbeti pa reaguar, madje e dënoi këtë mendim duke thënë:

> *"Dielli dhe hëna janë trupa që veprojnë sipas ligjit të vendosur prej Zotit dhe si të tillë, ata nuk kanë fare lidhje me jetën apo vdekjen e ndonjë njeriu të madh apo të vogël".*[269]

Kur Profeti[sa] dëgjonte dikë duke pohuar pikëpamjet e arabëve që shiu binte për shkak të lëvizjes së yjeve, atëherë skuqej në fytyrë dhe thoshte:

> *"O njerëz, përse ia atribuoni bekimet e Zotit të Lartësuar dikujt tjetër? Shirat dhe të gjitha gjërat e tjera të natyrës ndodhin sipas ligjeve të caktuara të Zotit të Lartësuar, e jo për shkak të "mirësisë" së ndonjë ylli, hyjnie, zane apo fuqie shpirtërore".*[270]

## Mbështetja te Zoti i Lartësuar

Në ç'masë Profeti Muhammed[sa] mbështetej te Zoti i Lartësuar, këtë mund ta përfytyroni nga ngjarja kur një njeri e gjeti të vetëm, ngrehu shpatën para tij duke kërcënuar: *"Kush mund të të shpëtojë prej meje?"*, dhe Profeti[sa], edhe pse ishte pa armë, madje i shtrirë, pa mundur të bëjë asnjë manovrim, mjaft i qetë dhe i bindur i qe përgjigjur: *"Allahu"*. Kjo fjalë kishte dalë nga goja e tij me një bindje dhe qëndrueshmëri të tillë, saqë sulmuesi nuk mbeti pa u ndikuar nga ajo, aq sa i ra befas shpata nga dora. Vetëm në pak çaste, ai që kishte ardhur për ta vrarë Profetin[sa], po qëndronte para tij si një fajtor.[271]

---

269 *Buhariu, Kitabul-kusuf, bab es-salati fi kusufish-shems.*

270 *Muslimi, Kitabul-iman, bab bejani kufri men kala mutirna bin-neu.*

271 *Muslimi, Kitabul-fedail, bab teuekulihi alellahi ta'ala.*

Me gjithë këtë mbështetje të pakufishme te Zoti, para Zotit, ai gjendej tejet i përulur. Një herë, disa njerëz i kishin thënë: *"O i Dërguari i Allahut, ju me siguri do ta arrini bekimin*[272] *e Allahut nëpërmjet veprave tuaja madhore"*. Profeti[sa] u ishte përgjigjur: *"Jo aspak. Edhe unë do të falem vetëm nëpërmjet mirësisë së Zotit"*. Ebu Hurejrah[ra] rrëfen:

> *"Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut një ditë, duke thënë se askush nuk do të hyjë në xhenet për shkak të veprave të tij. E pyeta: "O i Dërguari i Allahut! As ju nuk mund të hyjni në xhenet prej veprave tuaja?" Më tha: "As unë nuk mund të hyj në xhenet prej veprave të mia. Po, nëse do të më mbulojnë bekimi dhe mëshira e Zotit, atëherë mund të hyj"".*[273]

Një herë Profeti Muhammed[sa] tha: *"Bëni vepra të mira, kërkoni rrugët e afrimit me Zotin e Lartësuar dhe askush nga ju të mos dëshirojë vdekjen e vet, sepse, nëse ai është njeri i mirë, atëherë jeta vetëm do t'i shtojë mirësi të tjera, e nëse është i lig, do të gjejë në jetë mundësinë për t'u penduar nga mëkatet e tij"*.[274]

I Dërguari i Allahut[sa] e donte kaq shumë Allahun e Lartësuar saqë kur binte shi pas një kohe të gjatë, ai priste pikat e shiut me gjuhë dhe thoshte: *"Ja, bekimi i freskët i Zotit tim!"*[275]

---

[272] Xhenetin. [Përkthyesi]

[273] *Buhariu, Kitabur-rikak, bab el-kesdi uel-madauemeti alel-amel.*

[274] *Buhariu, Kitabut-temena, bab ma jekrahu minet-temena.*

[275] *Ebu Daudi, ebuabun-neum, bab fil-meter.*

Kur rrinte në mbledhje, vazhdimisht i kërkonte falje Zotit, praktikë të cilën, në fakt, e bënte në përgjithësi në çdo kohë, në mënyrë që *umeti* i tij dhe njerëzit që kishin lidhje me të, të mund të shpëtonin nga zemërimi i Allahut të Lartësuar dhe të gëzonin mëshirën e Tij.[276]

Gjithmonë e mbante parasysh daljen e tij përpara Zotit të Lartësuar. Kështu, kur flinte, lutej:

**بِاسْمِکَ اللّٰهُمَّ اَمُوتُ وَاَحْیٰ**

*"O Zot! Vdes me emrin Tënd dhe ringjallem me emrin Tënd".*

Ndërsa, kur zgjohej nga gjumi, lutej:

**اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِیْ اَحْیَانَا بَعْدَ مَا اَمَاتَنَا وَ اِلَیْهِ النُّشُوْرُ**

*"Të gjitha lavdërimet i takojnë vetëm Allahut, i Cili na ringjalli pas vdekjes sonë dhe ne, tek Ai do të kthehemi".[277]*

Aq shumë e donte afrimin me Zotin e Lartësuar, saqë shpesh lutej:

اَللّٰهُمَّ اجْعَلْ فِیْ قَلْبِیْ نُوْرًا وَّ فِیْ بَصَرِیْ نُوْرًاوَّ فِیْ سَمْعِیْ نُوْرًا وَّ عَنْ یَمِیْنِیْ نُوْرًا وَّ عَنْ یَسَارِیْ نُوْرًا وَّ فَوْقِیْ نُوْرًا وَّ تَحْتِیْ نُوْرًا وَّ اَمَامِیْ نُوْرًا وَّ خَلْفِیْ نُوْرًا وَّ اجْعَلْ لِیْ نُوْرًا۔

276 *Buhariu, Kitabud-davat, bab istigfarin-Nebijisa.*

277 *Buhariu, Kitabut-davat, bab ued'il-jedil-jumna.*

*O Zoti im, bëj në zemrën time dritë,*[278] *në shikimin tim dritë, në dëgjimin tim dritë, në të djathtën time dritë, në të majtën time dritë, mbi mua dritë, poshtë meje dritë, para meje dritë, pas meje dritë dhe o Zoti im, tërë qenien time bëje dritë.*[279]

Ibni Abasi[ra] tregon që afër vdekjes së të Dërguarit të Allahut[sa], një ditë, erdhi Musailma *kedhabi* (gënjeshtari) dhe kërkoi që nëse Profeti Muhammed[sa], do ta caktonte atë si udhëheqës pas tij, ai do ta pranonte Profetin. Atëherë ai kishte një mori njerëzish me vete dhe fisi, që i përkiste ai, ishte më i madhi në numër në të gjithë Arabinë. Kur i Dërguari i Allahut[sa] mori lajmin e ardhjes së tij në Medinë, shkoi për ta takuar, ndërkohë, atë e shoqëronte Thabit ibni Kejs ibni Shumasi. Profeti[sa] kishte një degë hurme në dorë. Ai u afrua te grupi i tij dhe qëndroi përballë Musailamut. Ndërkohë, erdhën edhe sahabë të tjerë dhe qëndruan rreth Profetit[sa]. I Dërguari i Allahut[sa] iu drejtua duke thënë: "*Ti thua që nëse unë, i dërguari i Zotit do të të caktoj ty si kalif pas meje, atëherë do të jesh gati të më ndjekësh mua. Por, unë nuk jam gati të të jap as këtë degë hurme kundër urdhrit të Zotit. Ju do të pësoni atë që ju ka përcaktuar Zoti. Nëse ktheheni shpinazi, Zoti do t'jua presë këmbët, madje unë shoh që gjithçka që më ka treguar Zoti, ajo ka për të ndodhur me ju*". Pastaj i Dërguari i Allahut[sa] tha: "*Unë po largohem, gjërat e tjera që ke për të biseduar, bisedoji me përfaqësuesin tim Thabit ibni Kejs ibni Shumasin*". Më pas i Dërguari i Allahut[sa] mori rrugën për t'u kthyer. Atë e shoqëroi edhe Ebu Hurejrah[ra]. Rrugës, dikush e pyeti: "*O i Dërguari i Allahut, çfarë kuptimi ka kjo që keni thënë: "shoh që gjithçka që më ka treguar Zoti, ajo ka për të ndodhur*

[278] Në arabisht fjala është "*nur*" dhe bëhet fjalë për *dritën e Zotit*.

[279] *Buhariu, Kitabud-davat, bab idha intebehu bil-lejl.*

*me ju"?"*. Ai u përgjigj: *"Kisha parë në ëndërr që kam dy byzylykë në duar, të cilët nuk i pëlqeva. Po në ëndërr mora shpalljen që t'i fryja. Kur i fryva, ata u zhdukën. Këtë e interpretova se pas meje do të dalin dy gënjeshtarë që do të pretendojnë të jenë profetë".*[280]

Kjo ishte periudha e fundit e jetës së Profetit Muhammed[sa]. Fisi më i madh dhe i fundit ishte gati t'i nënshtrohej atij, por vetëm me kushtin që Profeti[sa], prijësin e tij ta caktonte kalif pas tij. I Dërguari i Allahut[sa] po të kishte qoftë një dëshirë të vogël në zemër për të fituar ndonjë epërsi personale, atëherë, për sa kohë ai nuk kishte ndonjë pasardhës mashkull, kjo ishte një mundësi optimale për të. Prijësit më të madh të fisit më të madh të Arabisë, edhe mund t'i ngjallte shpresa, duke hapur në këtë mënyrë rrugën e bashkimit të të gjithë Arabisë. Por i Dërguari i Allahut[sa] si mund ta quante të tijën gjithë udhëheqjen Islame, kur edhe gjënë më të vogël nuk e konsideronte si të tillë! Tek ai, udhëheqja e Islamit ishte një amanet i Zotit, të cilin, ashtu siç ishte, duhej t'ia dorëzonte Zotit, që më vonë, Ai t'ia jepte kujt të donte. Prandaj, propozimin e ardhur nga Musailmau, i Dërguari i Allahut[sa] e refuzoi me poshtërim duke i kthyer: *Lëre udhëheqjen e Islamit, unë nuk mund të të jap ty as këtë degë hurme pa lejen e Zotit*.

Sa herë që ai përmendte Allahun e Lartësuar, emocionohej, mbushej me zell dhe dukej sikur dashuria ndaj Allahut e kishte pushtuar në mish e në shpirt. Aq shumë e pëlqente thjeshtësinë në adhurimin e Allahut të Lartësuar, saqë falej në xhaminë që nuk kishte as dysheme e as ndonjë qilim dhe, edhe të tjerët i porosiste të faleshin në të. Shpeshherë ndodhte që çatia pikonte nga shiu dhe

280 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab kisatil-Esuedil Ensi.*

trupi e rrobat e të Dërguarit të Allahut[sa] bëheshin me ujë e me baltë, por ai vazhdonte të falej me përkushtim dhe në asnjë moment nuk i donte zemra që ta spostonte faljen e asaj kohe, apo ta falte në ndonjë vend tjetër.[281]

I Dërguari i Allahut[sa] kujdesej edhe për faljet e sahabëve të tij. Një herë, rreth Abdullah ibni Omerit[ra], i cili ishte një njeri shumë i dëlirë dhe i pastër, ai kishte thënë: *"Sa bukur do të ishte, nëse Abdullah ibni Omeri do të falte edhe namazin e tahaxhudit"*.[282] Abdullah ibni Omeri[ra], që nga dita kur i mori vesh fjalët e të Dërguarit të Allahut[sa], filloi ta falte rregullisht namazin e *tahaxhudit*.

Po ashtu, përmendet që një herë në mbrëmje, Profeti[sa] kishte shkuar për vizitë te shtëpia e Fatimes dhe Aliut, së bijës dhe dhëndrit të tij dhe i pyeti: *"A falni tahaxhudin?"* (domethënë, namazi që falet pas mesnatës, pasi zgjohemi nga gjumi). Aliu[ra] tha: *"O i Dërguari i Allahut, përpiqemi ta falim, por nganjëherë për ndonjë arsye, kur Zoti i Lartësuar nuk na zgjon, edhe nuk e falim"*. Profeti[sa] i porositi: *"Falni rregullisht tahaxhudin"*, e pastaj u çua për t'u kthyer në shtëpi dhe ndërkohë, vazhdimisht përsëriste:

وَ كَانَ الْاِنْسَانُ اَكْثَرَ شَيْءٍ جَدَلًا [283]

*[Njeriu kundërshton më shumë se çdo krijesë tjetër.][284]*

---

281 *Buhariu, Kitabul-adhan, bab hel jusalil-imamu bimen hafara.*

282 *Buhariu, Kitabul-menakib, bab menakib Abdullah ibni Omer[ra].*

283 *Buhariu, Kitabut-tahaxhud, bab tehridin-Nebiji[sa] ela kijamil-lejl.*

284 Kurani Famëlartë 18:55.

Ky është një ajet i Kuranit Famëlartë, në të cilin thuhet: *Njeriu shpesh heziton të pranojë fajin e vet dhe duke u treguar hileqar përpiqet ta mbulojë gabimin e tij*. Pra, Aliu[ra] dhe Fatimja[ra], në vend të thoshin se ata gabonin ndonjëherë, ia linin fajin Zotit duke thënë se është Zoti Ai që kur do, i zgjon dhe nuk kur nuk do, nuk i zgjon.

I Dërguari i Allahut[sa] kishte dashuri aq të madhe ndaj Zotit të Lartësuar, megjithatë, urrente adhurimin që bëhej për reklamë. Parimi i tij ishte që adhurimi i vërtetë rrjedh pikërisht nga përdorimi i duhur i aftësive që njeriu ka marrë prej Zotit të Lartësuar. Nëse ka sy, atëherë mospërdorimi i tyre është jorespekt ndaj Zotit, ndërsa keqpërdorimi është mëkat. Po ashtu, vetëshurdhimi është mungesë respektimi ndaj Zotit, ndërsa dëgjimi i përgojimeve është mëkat. Heqja dorë nga ushqimi, jo vetëm që është vetëvrasje, por edhe fyerje ndaj Zotit, por ushqimi i tepërt dhe konsumimi i gjërave të palejuara e të papëlqyera bëhen mëkat. Kjo ishte ajo që i paraqiti botës Profeti Muhammed[sa], gjë që nuk ishte treguar më parë nga ndonjë profet tjetër. Virtytet e larta, në të vërtetë, përbëhen nga përdorimi i saktë i instinkteve. Ndrydhja deri në fund e instinktive është budallallëk, shfrenimi i tyre është ligësi, kurse përdorimi i tyre i duhur është mirësi e vërtetë. Kjo është përmbledhja e mësimit të Profetit Muhammed[sa], njëherësh, edhe përmbledhja e jetës dhe veprave të tij. Ajshja[ra], rreth tij thotë:

مَا خُيِّرَ رَسُولُ اللهِ ﷺ بَيْنَ اَمْرَيْنِ اِلَّا اَخَذَ اَيْسَرَهُمَا مَالَمْ يَكُنْ اِثْمًا فَاِنْ كَانَ اِثْمًا كَانَ اَبْعَدَ النَّاسِ مِنْهُ

*"Asnjëherë nuk ndodhi në jetën e të Dërguarit të Allahut[sa], që kur gjendej në ndonjë udhëkryq, ai të mos ketë zgjedhur*

*rrugën më të lehtë, por me kusht që të ishte plotësisht i bindur që ndjekja e asaj rruge të lehtë të mos e çonte në ndonjë mëkat. E, nëse kishte qoftë një grimë dyshimi për të hasur ndonjë mëkat, atëherë ai i ikte asaj rruge më larg se çdokush tjetër nga njerëzit".*[285]

Sa i bukur dhe sa i përsosur është ky qëndrim! Shumëkush në botë vetëm përpiqet të mashtrojë të tjerët, duke e vënë veten kot në lloj-lloj vështirësish. Mundimi i njerëzve të tillë nuk bëhet për hir të Zotit, pasi çdo punë e padobishme kushtuar Zotit, është vetëm një mashtrim. Ngaqë mirësia e vërtetë e tyre mbetet shumë e pakët, ata përpiqen të mashtrojnë njerëzit e tjerë duke bërë vepra të gënjeshtërta dhe duke mbuluar gabimet e tyre. Por, synimi i Profetit Muhammedsa ishte vetëm pëlqimi i Zotit të Lartësuar dhe arritja e mirësisë së vërtetë, andaj, atij nuk i duheshin fare adhurimet artificiale. Për të ishte njësojë që bota ta njihte si njeri të mirë apo si jo të mirë. Ai kishte parasysh vetëm faktin se si do të shihej para Zotit të tij dhe para vetes. Pas dëshmisë së Zotit dhe vetvetes, nëse ai gëzonte edhe dëshminë e vërtetë të njerëzve, u tregohej mirënjohës, e nëse njerëzit e shikonin me shtrembësi, ai vetëm shprehte keqardhjen për paaftësinë e tyre, pa i dhënë asnjë vlerë mendimit të tyre.

## Mirësjellja e Profetit Muhammedsa ndaj njerëzve

I Dërguari i Allahutsa ishte shumë i kujdesshëm në sjelljen sa më të butë dhe të drejtë ndaj bashkëshorteve. Nganjëherë gratë e tij tregoheshin edhe të rrepta, por ai vetëm me buzëqeshje i anashkalonte. Ajshesra i kishte thënë një ditë: *"O Ajshe, unë e kuptoj*

[285] *Muslimi, Kitabul-fedail, bab terkil-intikam.*

*kur mbetesh e pakënaqur me mua*". *"Si e kupton?"*, e pyeti ajo. Profeti[sa] i tha: *"Kur je e gëzuar me mua dhe nëse qëllon ndonjë rast kur dëshiron të betohesh, thua – pasha Zotin e Muhammedit – e kur je e pakënaqur, thua – pasha Zotin e Ibrahimit"*. Ajshja[ra] zuri të qeshte nga kjo vërejtje dhe e pohoi që Profeti[sa] kishte të drejtë.[286]

Hatixhja[ra] ishte bashkëshortja e parë e Profetit[sa], e cila kishte bërë sakrifica nga më të mëdhatë për hir të tij. Pas vdekjes së saj, gra të tjera, më të reja, u martuan me të, megjithatë, ai nuk mundi ta harronte lidhjen me Hatixhen[ra] Sa herë që vinin shoqet e saj në shtëpi, ai çohej në këmbë për t'i mirëpritur.[287] Nëse para tij i vinte ndonjë gjë e bërë prej Hatixhes[ra], sytë i mbusheshin me lot. Në betejën e Bedrit, ndër të burgosurit erdhi edhe një dhëndër i Profetit[sa], i cili s'kishte para për të shpaguar për lirimin e tij. E shoqja, domethënë, Zejnebja, e bija e Profetit[sa], kur pa që bashkëshorti nuk kishte asnjë gjë, dërgoi në Medinë varësen e së ëmës, të vetmin kujtim të saj, si shpagim për lirimin e bashkëshortit. Kur ia sollën varësen para Profetit[sa], ai e njohu menjëherë dhe sytë iu mbushën me lot. U tha sahabëve që ishte i vetëdijshëm se varësja ishte e Zejnebes, së cilës i kishte mbetur kujtimi i fundit i së ëmës dhe ngaqë s'mund t'u jepte urdhër në këtë çështje, i rekomandoi sahabët e tij që vajzës t'ia kthenin kujtimin e fundit të nënës së saj. Sahabët thanë *"O i Dërguari i Allahut, çfarë tjetër mund të na japë më shumë kënaqësi se kjo!"*, dhe varësen ia kthyen Zejnebes[ra].[288]

---

286 *Muslimi, Kitabul-fedail, bab fedaili Ajshja.*

287 *Muslimi, Kitabul-fedail, bab min fedaili Khetixha.*

288 *Es-siratul-Halabija,* vëll. II, Egjipt, 1935, f. 205.

I Dërguari i Allahutsa ishte aq shumë i ndikuar nga sakrificat e Hatixhesra saqë shpesh ua përmendte mirësitë e saj bashkëshorteve të tjera. Kështu një ditë, i kishte përmendur Ajshesra një mirësi të tillë. Asaj i mbeti qejfi dhe tha *"O i Dërguari i Allahut, mos e kujtoni më atë plakë. Zoti i Lartësuar tashmë ju ka dhënë gratë më të reja e më të bukura sesa ajo"*. Profetisa u prek thellë nga kjo dhe tha: *"Oj Ajshe, nuk e ke idenë se si më ka shërbyer Hatixhja mua!"*.[289]

## Virtytet e tij të larta

Profeti Muhammedsa kishte natyrë të thjeshtë. Nuk trembej kur përballej me ndonjë brengë, as nuk tregohej i papërmbajtur për ndonjë dëshirë që i vinte. Në biografi u përmend që pa lindur akoma, i kishte vdekur babai, ndërsa nëna i ndërroi jetë, që në kohën kur ai ishte fëmijë. Tetë vitet e para, gjyshi i tij u kujdes për të e më pas u rrit pranë xhaxhait të tij, Ebu Talibit. Xhaxhai kishte merak për nipin, jo vetëm sepse kishte lidhje gjaku me të, por edhe gjyshi, në kohën kur po jepte shpirt, ia kishte lënë amanet, duke thënë që të kishte kujdes të veçantë ndaj tij. Për këtë arsye, ai e donte shumë Muhammedinsa, ndaj edhe kujdesej për të. Por, nusja e xhaxhait nuk e kishte atë dashuri amënore e as nuk ndiente ndonjë përgjegjësi fisnore ndaj tij. Kur sillej në shtëpi diçka për të ngrënë, disa herë, ajo ua jepte vetëm fëmijëve të saj, duke e harruar Muhammedinsa. Kur Ebu Talibi kthehej në shtëpi, nuk e gjente nipin të brengosur ose duke u ankuar, por shikonte që edhe pse fëmijët e tij hanin diçka, ai qëndronte i vetëm me plot dinjitet. Në këso rastesh, Ebu Talibin menjëherë e kaplonte dashuria ndaj nipit dhe përgjegjësia fisnore. Ai me vrap e merrte, e përqafonte dhe thoshte: *Pse ma harroni djalin! Pse*

---

289 *Buhariu, Kitabul-menakib, bab tezuixhin-Nebijisa.*

*ma lini djalin vetëm?!* Kjo ndodhte shpesh, por dëshmitarët tregojnë që Muhammedi[sa] asnjëherë nuk ankohej, as nuk shfaqte ndonjë shqetësim në fytyrë e as nuk i lindi në zemër urrejtje për djemtë e xhaxhait.[290] Këtë gjë e dëshmon jeta e tij e mëvonshme, kur gjërat kishin ndryshuar krejtësisht dhe Profeti, jo vetëm që mori Aliun[ra] dhe Xhaferin[ra] nën kujdesin e tij, por bëri të gjitha përpjekjet për të mirën e tyre.

Po ta shohim jetën e Profetit[sa] nga një këndvështrim material, del në pah se ajo kishte qenë plot me hidhërime. I vdiq babai që para lindjes, pas të cilit i vdiq edhe e ëma, e më pas edhe gjyshi. Pastaj, kur u martua, vazhdimisht i vdiqën fëmijët, i vdiqën edhe shumë nga bashkëshortet, njëra pas tjetrës, ndër të cilat, ishte edhe Hatixhja, bashkëshortja e tij besnike dhe e dashur. Por, Profeti Muhammed[sa] i përballoi të gjitha hidhërimet, të cilat jo vetëm që nuk ia thyen kurrizin, por nuk ia larguan dot as buzëqeshjen. Dhimbjet e zemrës së tij kurrë nuk u pasqyruan në lot. Fytyra gjithmonë i mbeti gazmore për çdokënd, dhe rrallëherë ajo mund ta ketë shfaqur dhimbjen e së kaluarës. Një herë, një gruaje i vdiq djali. Ajo po vajtonte te varri i të birit, teksa kaloi Profeti[sa] pranë saj. *"Ki durim! Dëshira e Zotit mbizotëron gjithçka"*, e këshilloi Profeti[sa]. Ajo nuk e njihte Profetin[sa], prandaj, iu përgjigj: *"Po të të vdiste ndonjë fëmijë edhe ty si mua, atëherë do të kuptoje se çfarë do të thotë durimi!"* Atëherë Profeti[sa] vetëm i tha: *"Jo një, më kanë vdekur shtatë fëmijë"*, dhe pa shtuar asgjë, shkoi më tutje.[291] Pra, në raste të tilla Profeti[sa] na del duke folur për vështirësitë e së kaluarës, por kurrë nuk u kursye ndonjëherë për

290 *Es-siretul Helebija,* vëll. I, Egjipt, 1932, f. 138.

291 *Buhariu, Kitabul-ahkam, bab dhikrin-Nebiji*[sa] *lem jekun lehu buab; Ebu Daudi Kitabul-xhenaiz, bab es-sebri indes-sedma.*

shërbimin ndaj njerëzimit, e as nuk u zbeh në ndonjë rast buzëqeshja e tij e çiltër.

## Vetëpërmbajtja

Profeti Muhammed[sa] ishte mjaft i vetëpërmbajtur. Edhe gjatë kohës kur Zoti i Lartësuar e kishte bërë mbret, ai priste dhe dëgjonte çdokënd, madje, edhe nëse tjetri ashpërsohej, ai vetëm heshtte dhe asnjëherë nuk i përgjigjej ashpërsisë me ashpërsi. Muslimanët, Profetin[sa] e thërrisnin jo me emër, por me titullin e tij shpirtëror, duke përdorur fjalët: *"O i Dërguari i Allahut"*. Kurse jomuslimanët i përmbaheshin zakonit aziatik për ta nderuar atë, pra, edhe ata nuk e thërrisnin me emrin *"Muhammed"*, por me nofkën e tij *"Ebul Kasim"*, që do të thotë babai i Kasimit. Kasimi ka qenë djali i Profetit[sa]. Një herë, një hebre kishte ardhur në Medinë dhe kishte bërë debat me Profetin[sa]. Gjatë polemikës ai vazhdimisht i drejtohej me fjalët: *"Ore Muhammed, unë them ashtu"*, *"ore Muhammed, unë them kështu"* etj. Ndërsa, Profeti Muhammed[sa] pa shprehur asnjë lloj pakënaqësie, i përgjigjej për të gjitha pyetjet, por sahabëve[ra], po u sosej durimi duke parë vrazhdësinë e hebreut. Më në fund, njëri prej tyre ndërhyri dhe i tha: *"Mbaje gojën dhe mos iu drejto Profetit me emër! Nëse nuk mund të thuash "i dërguar i Allahut", së paku thuaj "Ebul Kasim"!"*. Hebreu tha: *"Jo, unë do ta thërras me atë emër që i kanë vënë prindërit e tij"*. Profeti[sa] buzëqeshi e u tha sahabëve[ra]: *"Mirë e ka. Prindërit e mi, Muhammed më kanë quajtur. Le të më thërrasë si të dojë, e ju mos u zemëroni"*.

Profeti[sa] kur dilte jashtë për ndonjë punë, shpesh e ndalonin njerëz të ndryshëm në rrugë dhe i tregonin nevojat e tyre. Profeti[sa]

nuk u ndahej, derisa ata të mbaronin kërkesat e tyre dhe ecte më tutje vetëm pasi kishte biseduar me të gjithë. Po ashtu, disa kur i jepnin dorë, ia mbanin gjatë dorën. Kjo mënyrë, edhe pse nuk ishte e hijshme dhe krijonte pengesa në punë, Profeti[sa] asnjëherë nuk ishte i pari, që përpiqej për ta tërhequr dorën, përkundrazi, ai ia linte tjetrit për ta mbajtur aq sa të donte. Atij i vinin nevojtarë të çdollojshëm, që i paraqisnin kërkesat e tyre. Nganjëherë qëllonte ndonjë i tillë, të cilit kur Profeti[sa] i jepte diçka sipas kërkesës, ai, për shkak të adetit të tij, lakmonte për më shumë dhe Profeti[sa] ia plotësonte edhe atë dëshirë. Nganjëherë, disa njerëz, vazhdimisht i kërkonin dhe Profeti[sa] çdoherë u jepte diçka. Kur vërente që kërkuesi ishte njeri i sinqertë, pasi ia plotësonte dëshirën, e këshillonte duke thënë: *"Sa bukur do të ishte nëse do të mbështeteshe te Zoti"*. Kështu, një sahab i sinqertë i Profetit[sa] disa herë i kishte kërkuar para për nevojat e tij. Profeti[sa] ia plotësoi dëshirën, por në fund tha: *"Qëndrimi më i mirë është që njeriu të mbështetet te Zoti i Lartësuar"*. Personi në fjalë ishte i sinqertë, por edhe dinte të respektonte, andaj nuk ia ktheu atë që kishte marrë, por për të ardhmen iu shpreh: *"O i Dërguari i Allahut, kjo ishte kërkesa ime e fundit. Më nuk do t'i kërkoj askujt asgjë, në asnjë rrethanë"*. Më vonë, një herë gjatë betejës, kur zjarri i luftës ishte ndezur fort, ushtat hidheshin, shpatat vringëllinin dhe ushtarët i vërsuleshin njëri-tjetrit, i njëjti sahab gjendej mu në mes të armikut dhe ndërkohë i ra kamxhiku. Një këmbësor, duke kujtuar që oficerit mund t'i ndodhte ndonjë dëm nëse do të zbriste poshtë, u përpoq që ta merrte kamxhikun e t'ia jepte sërish, por sahabi menjëherë i tha: *"Pasha Allahun! O vëlla, mos ma prek kamxhikun!"*, zbriti nga kafsha, e mori kamxhikun dhe vrulltas i hipi sërish. Pastaj i tha shokut se i kishte premtuar të Dërguarit të Allahut[sa] që nuk do t'i kërkonte askujt asgjë. E sqaroi gjithashtu, që ai edhe pse nuk i kishte kërkuar, por

situata po e bënte nevojtar dhe për këtë arsye, do të dilte i pabesë, po ta merrte kamxhikun e tij prej dikujt tjetër. Pra, edhe në kohë lufte, punët e tij donte t'i bënte vetë.[292]

## Drejtësia

Profeti Muhammed[sa] ishte aq i drejtë, saqë nuk mund t'i gjesh shembullin. Servilizmi dhe rekomandimet ishin gjëra të rëndomta tek arabët. Jo vetëm te ta, por vërejmë edhe në vendet e civilizuara të kësaj kohe, që autoritarët druhen shumë për të ndëshkuar njerëz të fuqishëm, kurse për të varfrit as nuk e çajnë kokën fare. Një herë, Profetit[sa] iu paraqit një çështje për të gjykuar. Një grua e një fisi shumë të fuqishëm, i kishte zaptuar pasurinë dikujt. Kur u zbulua që ajo qe fajtore, tek arabët pati ngurrime, pasi parashikonin se një fis i madh do të poshtërohej. Ata deshën t'i kërkonin Profetit[sa] që gruaja në fjalë të falej. Por askush nuk guxoi për t'ia thënë, dhe në fund, zgjodhën djaloshin Usama ibni Zejdin dhe e detyruan t'ia bënte këtë rekomandim. Osama sa e kishte nisur këtë bisedë te Profeti[sa], kur menjëherë atij iu shfaqën shenja zemërimi në fytyrë dhe tha: *"O Osama, ç'po thua! Popujt e mëparshëm u shkatërruan pikërisht për këtë arsye, që merrnin në konsideratë të fuqishmit, kurse të varfrit i persekutonin. Islami nuk e lejon një gjë të tillë dhe unë kurrsesi nuk mund ta bëj këtë. Pasha Zotin! Nëse bija ime Fatimja do ta bënte këtë krim, nuk do të qetësohesha derisa ta ndëshkoja edhe atë"*.[293]

292 (Perifrazuar) *Musned Ahmed ibni Hembel*, vëll V, shtëpia botuese *El-Mektebul-Islami*, Bejrut, f. 277.

293 *Muslim, Kitabul-hudud, bab ketlis-sarikish-sherif; Buhariu, Kitabul-hudud, bab ikamatil-hudud uel-intikam li hurmetillah.*

Një ngjarje që u përmend në pjesën e biografisë, është ajo e Abasit[ra], i cili pas betejës së Bedrit, erdhi i burgosur te muslimanët. Kur Abasi rënkonte nga dhimbjet, Profeti[sa] shqetësohej, dhe për këtë arsye, sahabët[ra] ia liruan litarët që ia shtrëngonin duart. Kur Profeti[sa] e mori vesh, ai tha që të afërmit e tij janë si të afërmit e të gjithë të tjerëve dhe porositi: *"Shtrëngojini litarët edhe Abasit, xhaxhait tim, ose zgjidhjani të gjithë të burgosurve!"*. Sahabët[ra], ngaqë e ndienin shqetësimin e Profetit[sa], thanë: *"O i Dërguari i Allahut, ne do ta shtojmë sigurinë, por do t'ua lirojmë litarët të gjithë të robëruarve"*. Kështu vepruan ata.[294]

Profeti Muhammed[sa] i kushtonte rëndësi drejtësisë edhe gjatë luftës. Një herë, ai kishte dërguar disa sahabë[ra] për një ekspeditë hulumtuese. Ata u ndeshën me disa armiq brenda kufijve të *Haremit*, pra të vendit të shenjtë. Sahabët i sulmuan, duke kujtuar që armiqtë, po të ktheheshin në Mekë, do t'i njoftonin mekasit, të cilët medoemos do t'i vrisnin ata. Në këtë përleshje u vra njëri prej armiqve. Kur kjo ekspeditë u kthye në Medinë, mbrapa tyre erdhi edhe një delegacion mekas për t'iu ankuar Profetit[sa], që muslimanët vranë një njeri të tyre brenda kufijve të zonës së shenjtë. Ata që vazhdimisht i bënin mizori Profetit Muhammed[sa] në të njëjtën zonë, duhej të merrnin përgjigje: *"Kur keni respektuar zonën e shenjtë, që të shpresoni një gjë të tillë prej nesh?"* por Profeti[sa] nuk iu kthehu kështu, madje tha: *"Po, është e vërtetë që juve ju është bërë padrejtësi. Mbase i vrari nuk mori masa të nevojshme për shpëtimin e tij duke kujtuar se ishte i mbrojtur, gjersa gjendej brenda kufijve të vendit të shenjtë. Juve do t'ju jepet shpagimi i gjakut të derdhur"*. Kështu që, Profeti[sa] ua dha shpagimin trashëgimtarëve të të vrarit, ashtu siç kërkonte tradita arabe.

294 *Zerkani,* vëll. III, f. 279.

## Respektimi i ndjenjave të të tjerëve

Profeti[sa] jo vetëm që respektonte jashtëzakonisht shumë ndjenjat e miqve të tij, por respektonte edhe të të tjerëve. Një herë, një hebre erdhi te Profeti[sa] dhe iu ankua: *"Ebu Bekri ma lëndoi zemrën, sepse më tha - Pasha Muhammedin, të Dërguarin e Zotit, të cilin Zoti i ka dhënë epërsi mbi Musain - Fjalët e tij më kanë prekur shumë"*. Profeti[sa] e thirri Ebu Bekrin dhe i kërkoi sqarim. Ai u përgjigj: *"O i Dërguari i Allahut, ky e kishte filluar këtë bisedë duke thënë - Pasha Musain, të cilit Zoti i ka dhënë epërsi mbi gjithë botën - Për këtë i thashë, pasha Muhammedin, të Dërguarin e Zotit, të cilin Zoti i ka dhënë epërsi mbi Musain"*. Profeti[sa] i tha Ebu Bekrit që nuk duhej të thoshte këto fjalë dhe duhej të respektonte ndjenjat e tjetrit dhe tha: *"Mos më jepni epërsi mbi Musain!"*[295]

Kjo nuk do të thotë që Profeti nuk e vlerësonte veten më të madh në status sesa Musain[as], por kuptimi ishte që nuk duhej t'ua lëndonin zemrat hebrenjve me pohimin që Zoti i Madhërishëm i dha Profetit Muhammed[sa] epërsi mbi Musain[as].

## Kujdesi për të varfrit dhe respektimi i ndjenjave të tyre

Profeti[sa] gjithmonë mundohej për mirëqenien e të varfërve dhe përpiqej t'u siguronte një status dinjitoz në shoqëri. Një herë, teksa ai ishte ulur diku, një njeri i pasur i kaloi pranë. Profeti[sa] pyeti shokun e tij se çfarë mendimi kishte rreth atij të pasuri. Shoku iu përgjigj: *"Ai vjen nga një familje fisnike dhe e pasur. Nëse do t'i propozojë ndonjë vajze për t'u martuar, do t'i pranohet kërkesa dhe nëse do të*

[295] *Buhariu, Kitabul-husumat, bab ma jedhkuru fil-eshkhas.*

*bëjë rekomandim për dikë, rekomandimi i tij do të pranohet”.* Profetisa heshti kur e dëgjoi mendimin e shokut. Pastaj kaloi një njeri tjetër që ishte varfanjak dhe nevojtar. Profeti sërish e pyeti shokun se çfarë mendimi kishte rreth atij të varfri. Ai tha: *“O i Dërguari i Allahut, ky qenka i varfër dhe nuk është i denjë që t’i pranohet propozimi për t’u martuar kur i bën ndonjë vajze e as që t’i pranohet rekomandimi, madje as që t’ia dëgjojnë fjalën kur dëshiron të thotë diçka”.* Me të dëgjuar këtë, Profetisa tha: *“Ky i varfër është më i shtrenjtë sesa e gjithë bota e mbushur me flori!”.*[296]

Xhaminë gjithmonë e pastronte një grua e varfër. Pasi që prej disa ditësh nuk po e shihte më, Profetisa pyeti se ku kishte humbur ajo. Njerëzit e njoftuan që ajo kishte vdekur. Profetisa u tha se pse nuk e kishin lajmëruar kur kishte vdekur, që edhe ai të shkonte në xhenazen e saj. Profetisa i pyeti: *“Nuk më lajmëruat ngaqë ajo ishte e varfër?”* Pasi u predikoi që nuk duhej të vepronin kështu, Profetisa i pyeti se ku gjendej varri i saj, pastaj shkoi atje dhe u lut për të.[297]

Profeti Muhammedsa thoshte se ka shumë njerëz, që flokët mund t’i kenë të shpupurishur e trupin të përbaltur, të cilët kur shkojnë për t’u takuar me njerëz të tjerë, u mbyllen dyert, por nëse do të betohen për diçka në emër të Zotit, Zoti ka kaq shumë sedër për ta, saqë patjetër ua përmbush betimin.[298]

Një herë, disa nga sahabët e varfër të Profetitsa, që dikur ishin skllevër, qenë ulur diku. Kur kaloi Ebu Sufjani para tyre, ata zunë të flisnin për fitoret e Islamit. Edhe Ebu Bekrira i dëgjonte, dhe i erdhi keq,

---

296 *Buhariu, Kitabur-rikak, bab fedlil-fekr.*

297 *Buhariu, Kitabul-selat, bab kinsil-mesxhid.*

298 *Muslim Kitabul-birri ues-silah, bab fedlid-duafa.*

sepse Ebu Sufjani, që ishte prijës i *kurejshëve*, po fyhej. Ebu Bekri[ra] iu drejtua shokëve: *"Po e fyeni prijësin dhe oficerin e kurejshëve!"* Maje, u ankua për këtë edhe te Profeti[sa], i cili kur e dëgjoi, tha: *"O Ebu Bekër, mos vallë ti i ke hidhëruar robërit e veçantë të Zotit të Madhërishëm? Po e bëre këtë, atëherë dije që edhe Zoti do të mbetet i pakënaqur nga ti"*. Ebu Bekri[ra] menjëherë u çua për t'u kthyer te ta dhe i pyeti nëse u kishte shkaktuar pakënaqësi. Por ata e konfirmuan që jo aspak dhe i thanë: *"Zoti të të faltë o vëlla"*.[299]

Profeti[sa] nëse në njërën anë ua respektonte ndjenjat të varfërve dhe ua plotësonte kërkesat, në anën tjetër, edhe i mësonte të tregoheshin dinjitozë dhe i porosiste që të mos lypnin. Ai thoshte që i varfër *(miskin)* nuk është ai, të cilin e kënaq një apo dy hurma ose një apo dy kafshata buke, por është ai që sado vështirësi t'i vijnë, e përmban veten të lypë.[300]

Profeti[sa] u thoshte muslimanëve, që çdo gosti, ku nuk janë të ftuar të varfrit, është e padenjë.[301]

Ajshja[ra] thotë: *"Një herë një grua e varfër, bashkë me dy vajzat e saj, erdhi tek unë. Atë ditë në shtëpinë tonë, përveç një hurme, asnjë gjë nuk kishim. Unë ia dhashë atë asaj gruaje. Ajo e ndau hurmën në dy pjesë dhe ua dha të dyja vajzave për të ngrënë dhe pastaj u çua dhe shkoi. Kur i Dërguari i Allahut[sa] erdhi në shtëpi, ia tregova këtë ngjarje. Ai tha që nëse një i varfër ka dy vajza, për të cilat ai kujdeset mirë, Zoti i Lartësuar do ta shpëtojë atë nga ndëshkimi i xhehenemit në ditën e*

299 *Muslim Kitabul-fadail, bab min fadaili Selman ue Bilal.*

300 *Buhariu, Kitabuz-zekat ue Kitabul-kurub, bab keulillahi t'ala aza ue xhela "la jes'elunenasa ilhafa".*

301 *Buhariu, Kitabun-nikah, bab men terakad-da'uah.*

*gjykimit. Pastaj tha që edhe asaj gruaje Zoti do t'i shpërblejë me xhenet për këtë vepër".*[302]

Një herë, një sahab i pasur që quhej Sa'd, shfaqte epërsinë e tij mbi disa njerëz të tjerë. Profeti Muhammed[sa] kur e dëgjoi, i tha: *"A kujton që me krahët e tu ke fituar forcën, fuqinë dhe pasurinë tënde? Absolutisht nuk është ashtu. Forca dhe pasuria kombëtare, në fakt, nga të varfrit vijnë".*[303]

Profeti[sa] shpesh bënte këtë lutje:

**اَللّٰهُمَّ اَحْيِنِىْ مِسْكِيْنًا وَ اَمِتْنِىْ مِسْكِيْنًا وَ احْشُرْنِىْ فِىْ زُمْرَةِ الْمَسَاكِيْنِ يَومَ الْقِيَامَةِ**

> *"O Allah, më mbaj gjallë të varfër (miskin), më jep vdekje kur të jem i varfër dhe më ringjall bashkë me të varfrit në ditën e gjykimit".*[304]

Një ditë, në zhegun e verës, një sahab i varfër po mbartte barrë të rëndë në pazar për t'i çuar nga një vend në tjetrin. Ai kishte një fytyrë të shëmtuar. Pluhuri dhe bulëza djerse ia dyfishonin shëmtinë. Mu atëherë, Profeti[sa] hyri në pazar. Kur e pa sahabin, të molisur e të trishtuar, kaloi mbrapa tij dhe ia mbylli sytë me duar, ashtu siç bëjnë fëmijët, duke i kërkuar personit që të zbulojë se kush qëndron mbrapa tij. Sahabi filloi të zbulonte me duart e tij duke prekur trupin herë andej e herë këtej dhe kuptoi që ishte i Dërguari i Allahut[sa]. Ai e

---

302 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab fadlil-ihsani ilel-benat.*

303 *Buhariu, Kitabul-xhihad, bab man istiana bid-duafai.*

304 *Tirmidhi, Ebuabuz-zuhd, bab ma xha'a "inne fukera'al-muhaxhirin jedkhulunel-xheneta".*

dinte shumë mirë se përveç Profetit[sa] askush tjetër nuk sillej me kaq dashuri me një njeri kaq të varfër, të shëmtuar e të lodhur si ai. Pra, me të ditur këtë, ai filloi t'i fërkonte rrobat e Profetit[sa] me trupin e tij të pluhurosur e të djersitur. Mbase donte të maste se deri sa mund të qëndronin dashuria dhe durimi i tij për të, por Profeti[sa] që vetëm buzëqeshte, e la të lirë t'ia djersiste e pluhuroste rrobat sa të donte dhe më pas tha me shaka: *"Kam një skllav, a ka dikush që e blen?!"* Sikur këto fjalë e ulën Sahabin nga lartësitë qiellore sërish në tokë, por përsëri atij i shkoi mendja te Profeti[sa], sepse ai e dinte se përveç Profetit[sa] askush nuk mund ta çmonte. Duke pranuar pavlefshmërinë e tij, ai tha: *"O i Dërguari i Allahut, askush nuk do të më blejë mua"*. Profeti tha: *"Mos thuaj kështu! Zoti të çmon shumë"*.[305]

Profeti[sa] jo vetëm vetë kujdesej për të varfrit, por vazhdimisht i këshillonte edhe anëtarët e xhematit të tij për këtë detyrë. Musa Ash'eri[ra] tregon që kur vinte ndonjë nevojtar te Profeti[sa], ai u thoshte sahabëve të tij të pranishëm: *"Rekomandoni për këtë njeri, në mënyrë që edhe ju të merrni pjesë në shpërblimin që vjen nga rekomandimi i veprave të mira"*.[306] Kështu Profeti[sa], nga njëra anë, inkurajonte anëtarët e xhematit të tij të ndihmonin të varfrit dhe, nga ana tjetër, nevojtarëve ua mbushte zemrat me ndjenja dashurie e vëllazërie ndaj muslimanëve të tjerë.

## Mbrojtja e pasurive të të varfërve

Pas çdo fitoreje të muslimanëve, Profetit Muhammed[sa] i vinin pasuri dhe gjëra të çmuara, të cilat ai ua shpërndante të varfërve.

---

305 *Shemail Tirmidhi, bab ma xha'a fi sifati mazahi Rasulillahi[sa].*

306 *Buhariu, Kitabuz-zekat, bab et-tehris alas-sadaka.*

Kështu, një herë, i kishte ardhur shumë pasuri. Fatimja[ra], e bija e tij, i erdhi dhe i tha: *"O i Dërguari i Allahut, m'i shikon pak duart se sa të plagosura i kam duke rrotulluar mokrrat e mullirit. Jepmë të lutem një skllav apo skllave, që të më ndihmojë për këtë punë". "Fatime, o bija ime"*, u përgjigj Profeti[sa], *"të të jap një gjë që është më e mirë sesa të kesh një skllav apo skllave në shtëpi. Para se të flesh, thuaj tridhjetë e tri herë 'elhamdulillah', tridhjetë e tri herë 'subhanallah' dhe tridhjetë e katër herë 'Allahu ekber'"*.[307],[308]

Një herë, Profetit[sa] i erdhën disa gjëra, të cilat ai i shpërndau. Gjatë shpërndarjes, ra një dinar që mbeti i fshehur pas diçkaje dhe Profetit i iku nga mendja për ta kërkuar atë. Pasi mbaroi shpërndarjen e gjithë pasurisë që kishte ardhur, ai erdhi në xhami dhe udhëhoqi faljen. Pas namazit, ndryshe nga siç bënte zakonisht, që rrinte duke medituar për kujtimin e Allahut, ose u jepte mundësi të pranishmëve që t'i paraqisnin kërkesat apo problemet e tyre, ai shkoi nxitimthi drejt shtëpisë së tij. Ishte me kaq ngut saqë sahabët[ra], që ishin ulur në xhami, thonë se atij iu desh të kalonte duke kapërcyer shpatullat e tyre. E kërkoi dinarin dhe vetëm pasi e gjeti, doli jashtë dhe ia dha një nevojtari. Pastaj u tha sahabëve: *"Kisha harruar që më kishte rënë një dinar, që m'u kujtua gjatë faljes, pastaj gjatë gjithë kohës isha jashtë mase i shqetësuar duke kujtuar se po të më vinte vdekja dhe ai dinar i të tjerëve të mbetej tek unë, si do të përgjigjesha para Zotit! Prandaj shkova me nxitim për ta kërkuar atë"*.[309]

---

307 *Buhariu, Kitabud-dawat, bab et-tekbir uet-tesbih indel-manam.*

308 *"Elhamdulillah"* do të thotë *"lavdi Allahut"*; *"subhanallah"* do të thotë *"i shenjtë është Allahu"*; *"Allahu ekber"* do të thotë *"Allahu është më i madhi"*.

309 *Buhariu, Kitabul-adhan, bab men sela bin-nasi fedhekir haxhatahu.*

Mbi të gjitha, Profeti[sa] e shpalli të ndaluar marrjen e lëmoshave (e sadakasë) për pasardhësit e tij, në mënyrë që njerëzit të mos kursenin lëmoshat vetëm për ta, duke marrë në konsideratë respektin dhe nderin ndaj tyre dhe duke i privuar të varfrit e tjerë nga ato. Një herë dikush i dërgoi Profetit[sa] ca hurma që të shpërndante për *sadaka*. Nipi i tij Imam Hasani[ra], atëherë dy a dy vjeç e gjysmë, po gjendej pranë tij dhe papritmas, ai mori një hurmë dhe e futi në gojë. Profeti[sa] menjëherë e nxori duke futur gishtin në gojën e tij dhe tha: *"Kjo hurmë nuk na takon neve. Është e robërve të varfër të Zotit"*.[310]

## Mirësjellja e tij ndaj skllevërve

Profeti[sa] gjithmonë këshillonte për mirësjellje ndaj skllevërve. Thoshte: ai që ka ndonjë skllav që nuk mund ta lirojë, por që e rreh ndonjëherë apo e shan duke u zemëruar, atëherë shlyerja e veprimit të tij është që ta lirojë atë gjithsesi.[311]

Po ashtu, ai i kushtonte kaq shumë rëndësi lirimit të skllevërve saqë thoshte se për çdokënd që do të lironte qoftë një skllav, Allahu i Lartësuar do të shpallte të ndaluar zjarrin e xhehenemit, në këmbim të çdo gjymtyre të skllavit të liruar.[312]

Profeti[sa] porosiste që çdokush të merrte nga skllavi i tij vetëm aq punë sa ai mund të bënte, dhe gjithashtu të bashkëpunonte me të në punët me të cilat e ngarkonte, në mënyrë që skllavi të mos ndiente ndonjë poshtërim.[313]

---

310 *Buhariu, Kitabuz-zekat, bab ekhdhis-sadakatit-temr indes-siramin-nekhl.*

311 *Muslimi Kitabul-iman, bab it'amil-memluk mima je'kulu.*

312 *Buhariu, Kitab kafaratil-iman bab keulillahi ta'ala eu tahriru rakabatin.*

313 *Muslimi, Kitabul-iman, bab suhbatil-mamalik.*

Ndërsa, për udhëtimet, Profeti kishte porositur që pronari të ulej bashkë me skllavin në kafshë, ose të dy të hipnin radhazi. Mirësjelljen ndaj skllevërve, Profeti[sa] e kishte theksuar aq shumë, saqë Ebu Hurejra[ra], i cili, pasi e pranoi Islamin, gjatë gjithë kohës i qëndronte pranë dhe që shpesh e dëgjonte mësimin ndaj skllevërve, thotë: *"Pasha Atë Zot, në dorën e të Cilit gjendet jeta e Ebu Hurejrasë! Po të mos gëzoja mundësinë për të marrë pjesë në xhihad në rrugën e Zotit, po të mos gëzoja mundësinë për të bërë haxh dhe po të mos ishte e gjallë nëna ime e plakur, ndaj së cilës e kam të obligueshëm shërbimin, atëherë do të doja të vdisja në gjendje skllavërie, sepse i Dërguari i Allahut[sa] thoshte fjalë shumë të mira rreth skllevërve".*[314]

Ma'rur ibni Suédi[ra] rrëfen se kishte parë Ebu Dherr Gefarin[ra], sahabin e Profetit[sa], që ai dhe skllavi i tij kishin veshur të njëjtat veshje. E pyeti për arsyen dhe Ebu Dherri[ra] iu përgjigj: *"Gjatë kohës së të Dërguarit të Allahut[sa], një ditë, dikujt i kisha përmendur nënën me qesëndi, e cila ishte skllave. Për këtë i Dërguari i Allahut[sa] më kishte thënë që jam një njeri që akoma kam shenjat e mosbesimit dhe më pas më këshilloi duke më thënë se skllevërit janë vëllezërit dhe përkrahësit tanë, të cilët Zoti i Lartësuar, me një urtësi të posaçme e për një kohë të caktuar, na i ka sjellë në dorë. Andaj, çdokush që gjen një vëlla të tillë skllav, duhet ta ushqejë me të njëjtën gjë që ha vetë dhe t'i vesh të njëjtat veshje, me të cilat vishet vetë. Askush nga ju të mos ngarkojë skllavin e tij me ndonjë punë, që ai nuk mund ta kryejë dhe gjithashtu, kur t'i jepni ndonjë punë, bashkëpunoni me të".*[315]

---

314 *Muslimi, Kitabul-iman, bab theuabil-abdi ue exhrihi.*

315 *Muslimi, Kitabul-iman, bab it'amil-mamluk mima je'kul.*

Profeti Muhammed[sa] gjithashtu thoshte: *"Kur shërbëtori juaj ju sjell ushqim, atëherë uleni edhe atë bashkë me ju dhe jepjani të hajë qoftë një pjesë të vogël nga ushqimi, sepse, me gatimin e ushqimit, ai e ka fituar të drejtën mbi të".*[316]

## Respektimi i atyre që i shërbejnë njerëzimit

Profeti[sa] kishte respekt të veçantë për ata që i kushtonin kohë shërbimit ndaj njerëzimit. Kur njerëzit e fisit Tei kishin luftuar me Profetin[sa] dhe disa prej tyre u kapën e u sollën para tij, atëherë ndër të robëruarit ishte edhe e bija e Hatimit, që ishte një bamirës i shquar arab. Kur ajo i përmendi Profetit[sa] që ishte e bija e Hatimit, ai u soll me të me respekt dhe nderim të madh dhe me rekomandimin e saj, ia fali të gjitha dënimet popullit të saj.[317]

## Mirësjellja e Profetit[sa] ndaj grave

Profeti Muhammed[sa] tregonte kujdes maksimal për sjelljen e mirë ndaj grave. Ai ishte i pari në botë që vendosi të drejtën e trashëgimisë për gruan. Kështu që, Kurani Famëlartë djemve dhe vajzave u cakton të drejtën e trashëgimisë nga prindërit e tyre. Po ashtu, nënat dhe bashkëshortet kanë të drejtën e trashëgimisë, përkatësisht nga djemtë dhe bashkëshortët, madje, në disa raste, edhe motrat marrin trashëgimi nga vëllezërit e tyre. Para Islamit, asnjë fe tjetër nuk u dha grave të drejtat e tyre në këtë mënyrë. Përveç kësaj, i Dërguari i Allahut[sa] gruan e bëri pronare të plotë e të pakushtëzuar të pasurisë së saj, ndërkohë, burrit nuk i dha të drejtën që duke qenë bashkëshorti i

316 Po aty.

317 *Es-siratul-Halabija,* vëll. III, *serija Ali ibni Ebi Talib keremallahu uexh'hahu,* f. 227.

saj të përfitojë nga pasuria e saj. Gruaja është pronare me të gjitha të drejtat e pasurisë së saj.

I Dërguari i Allahut[sa] ishte jashtëzakonisht i kujdesshëm në lidhje me sjelljen e butë ndaj grave. Kurse, arabët nuk ishin mësuar me një trajtim kaq të butë ndaj tyre, andaj, ata e kishin të vështirë t'u përshtateshin standardeve të vëna prej të Dërguarit të Allahut[sa]. Omeri[ra] tregon: *"Kur ndërhynte nganjëherë gruaja ime në punët e mia, e qortoja duke thënë se arabët kurrë nuk mund të pranojnë që gratë e tyre t'i këshillojnë ata. Për këtë, ajo më kthente: "Lëri këto fjalë! Gratë e të Dërguarit të Allahut[sa] e këshillojnë dhe ai nuk i ndalon. Pse nuk e ndjek edhe ti shembullin e tij?" Unë i thosha: "Le të mos flasim për Ajshen[ra], pasi ajo është shumë e dashur për të, por për sa i përket së bijës sate (Hafsa[ra]), nëse ajo bën një gjë të tillë, do të ndëshkohet ndonjë ditë për shkeljen që bën".*

> *Një ditë ndodhi që i Dërguari i Allahut[sa] mbeti i pakënaqur nga gratë e tij për diçka dhe vendosi të qëndronte përkohësisht larg shtëpisë. Kur e mora vesh këtë gjë, i thashë gruas sime. "Ja, ndodhi ajo që kisha frikë". Vizitova shtëpinë e vajzës sime Hafsa, e cila po qante. "Çfarë ndodhi? Mos është ndarë i Dërguari i Allahut[sa] nga ti?", e pyeta. "Nuk e di për ndarjen", përgjigjej ajo "por i Dërguari i Allahut[sa] ka vendosur të qëndrojë larg nesh për pak kohë". I thashë: "A nuk ta bëja vërejtje vazhdimisht: Mos i jep vetes kaq shumë liri si Ajshja, sepse atë e do shumë i Dërguari i Allahut[sa], por ti vetë ia ke sjellë vetes atë që kisha frikë". Më pas shkova tek i Dërguari i Allahut[sa] dhe e gjeta të shtrirë në një qilim të vrazhdë. Ai nuk kishte veshur këmishë dhe trupi i tij kishte marrë shenjat e*

*qilimit. U ula pranë tij dhe thashë: "O i Dërguar i Allahut! Mbretërit Kejser dhe Khusro nuk meritojnë asnjë mirësi të Zotit, prapëseprapë ata kalojnë jetën me të gjitha lukset. Ndërsa ju, edhe pse i Dërguari i Zotit, jetoni një jetë kaq të vështirë!". Profeti[sa] m'u përgjigj: "Nuk është ashtu siç mendon ti o Omer. Të dërguarit e Zotit nuk bëjnë të atillë jetë, që bëjnë monarkët e botës". Pastaj atij i rrëfeva gjithçka që ndodhi midis meje, gruas dhe vajzës sime. Pasi më dëgjoi mua, ai qeshi dhe tha: "Jo, nuk është e vërtetë që jam divorcuar nga gratë e mia. Vetëm se mendova të kaloja pak kohë larg tyre."[318]*

I Dërguari i Allahut[sa] ishte aq i kujdesshëm ndaj grave saqë një ditë po udhëhiqte namazin dhe kur dëgjoi të qarat e një fëmije, e mbaroi namazin me shpejtësi dhe më pas sqaroi se nëna e asaj fëmije me siguri po shqetësohej, për këtë arsye e kishte shpejtuar namazin, në mënyrë që ajo të lirohej e të kujdesej për fëmijën e saj.[319]

Kur i Dërguari i Allahut[sa] udhëtonte bashkë me muslimanët dhe në rast se i shoqëronin edhe gratë, atëherë gjithmonë porosiste të ecnin ngadalë dhe me ndalesa. Një herë, në njërin prej rasteve të tilla, kur burrat i nxituan kuajt dhe devetë, ai u tha:

رِفْقًا بِالْقَوَارِيْرَ

*"Kujdes, qelqet!"[320]*

318 *Buhariu, Kitabun-nikah, bab meuizatir-rexhuli ibnetehu.*

319 *Buhariu, Kitabul-adhan, bab men ekhlafas-salata.*

320 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab el-mearidi menduxheti anil-kedhib.*

Pra, Profeti[sa] u thoshte sahabëve që të mos nxitoheshin, sepse gratë, që ishin si qelq, mund të lëndoheshin.

Një herë në fushëbetejë, për shkak të një çrregullimi, kuajt e devetë u çorientuan. Edhe i Dërguari i Allahut[sa] ra nga kali, po ashtu edhe disa gra ranë nga kuajt e tyre. Një sahab, që gjendej mbrapa të Dërguarit të Allahut[sa], u shtang duke parë se Profeti[sa] ishte rrëzuar. Ai vrapoi drejt tij dhe e thirri: *"O i Dërguar i Allahut, vdeksha e ju shpëtofshi!"* Të Dërguarit të Allahut[sa] i kishte ngelur këmba në yzengji. Mezi e liroi këmbën dhe iu drejtua shokut: *"Lërmë, dhe shko te gratë!"* [321]

Njëra prej porosive që u dha i Dërguari i Allahut[sa] muslimanëve pak kohë para vdekjes së tij, ishte: *"Porosia ime e fundit është që gjithmonë silluni mirë me gratë"*. Ai shpesh thoshte: *"Nëse ndonjë njeri ka vajza dhe ai i rrit, i edukon dhe mundohet për shkollimin dhe formimin e tyre, Zoti do ta shpëtojë atë nga ndëshkimi i xhehenemit"*.[322]

Tek arabët kishte adet që kur gratë bënin ndonjë gabim, ata edhe i rrihnin ndonjëherë. Kur i Dërguari i Allahut[sa] mori vesh për një rast të tillë, tha: *"Gratë janë robëreshat e Zotit, e jo tuajat, andaj, mos i rrihni"*. Nga kjo liri, megjithatë, gratë fituan guxim të tepërt, ngaqë akoma nuk ishin edukuar siç duhej. Ballafaqimet midis burrave dhe grave nëpër shtëpitë shtoheshin dita ditës. Grindjet u shtuan, aq sa Omeri[ra], një ditë, iu ankua Profetit[sa] që nga ndalimi i rrahjes së

[321] *Buhariu, Kitabul-xhihadi ues-sejr, bab ma jekulu idh rexhe'a minel-gezueti.*

[322] *Tirmidhiu, Ebuabul-birri ues-silah, bab ma xha'a fin-nefketi alel-benat.*

grave, ato u bënë më guximtare sesa duhej dhe ishte e nevojshme që burrave t'u jepej leje për përdorimin e masave të rrepta ndaj tyre. Ngaqë deri atëherë nuk kishin zbritur porosi të detajuara rreth grave, Profeti Muhammed[sa], u dha leje që nëse ndonjë grua tepron tej mase, atëherë, burri, sipas zakonit të arabëve, le të merrte masat e duhura për të. Ky lëshim, në vend që të sillte një balancim dhe që burrat të tregoheshin të ashpër ndaj grave të tyre vetëm në ndonjë rast që meriton të quhej përjashtim, ata filluan ta ndiqnin sërish me këmbëngulje zakonin e tyre të vjetër. Kësaj radhe, gratë erdhën duke u ankuar te bashkëshortet e Profetit[sa]. Profeti[sa] kur i dëgjoi, u tha sahabëve të tij: *"Ata që nuk sillen mirë me gratë e tyre, ose i rrahin, po ju them qartë që nuk konsiderohen të mirë në sy të Zotit"*.[323] Pastaj u vendosën të drejtat e grave. Për herë të parë edhe ato, falë mirësisë së të Dërguarit të Allahut[sa], morën frymë të lira.

Muavijah ibni Hinda el-Kejsheri thotë që një ditë ai pyeti Profetin[sa]: *"O i Dërguari i Allahut, çfarë të drejtash kanë gratë tona mbi ne?"* Ai iu përgjigj: *"Çdo gjë që ju jep Zoti për të ngrënë, jepjani edhe atyre. Ashtu siç Zoti ju mundëson të visheni, vishini edhe ato. Mos i qëlloni me shpullë. Mos i shani. Mos i përzini nga shtëpia"*.[324]

Aq shumë kujdesej Profeti[sa] për ndjenjat e grave, saqë shpesh këshillonte burrat që kur të udhëtonin jashtë, duhet të përpiqeshin të ktheheshin sa më shpejt, në mënyrë që gratë dhe fëmijët e tyre të mos ndiheshin në vështirësi. Ebu Hurejrah[ra] tregon që e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut[sa] duke thënë se kur dikush mbaron punët e

323 *Ebu Daudi, Kitabun-nikah, bab fi derbin-nisa.*

324 *Ebu Daudi, Kitabun-nikah, bab fi hakil-mer'ati ala zeuxhiha.*

tij për të cilat ka udhëtuar, ai duhet të kthehet sa më shpejt për hir të familjes.[325]

Vetë praktika e Profetit[sa] ishte që çdoherë kur kthehej nga udhëtimi, në qytet hynte gjatë ditës. E nëse e zinte nata afër qytetit, aty ngrinte çadër për të qëndruar, për të hyrë në qytet vetëm në mëngjes. Edhe sahabët e tij gjithmonë i porosiste që të mos hynin natën befas në shtëpi, në mënyrë që familjarët të mos vështirësoheshin.[326]

Një urtësi në porosinë e lartpërmendur të Profetit[sa] duket të ishte ajo që lidhja bashkëshortore është një lidhje me plot ndjenja dhe si e tillë, nëse në mungesën e burrit, gruaja nuk është kujdesur mirë për veshjen dhe pastërtinë e saj dhe ndërkohë burri hyn papritmas në shtëpi, atëherë ka rrezik që ndjenjat e tyre të dashurisë të dëmtohen. Prandaj, i Dërguari i Allahut[sa] kishte porositur që burri kur të kthehej nga udhëtimi, të hynte në shtëpi gjatë ditës, duke lajmëruar paraprakisht familjen për ardhjen e tij, në mënyrë që ajo të bënte të gjitha përgatitjet për pritjen e tij.

## Praktika e Profetit[sa] në lidhje me të vdekurit

Profeti Muhammed[sa] shpesh këshillonte se para se të vdesë, njeriu duhet të bëjë testamentin, në mënyrë që më vonë të afërmit e tij të mos hasin vështirësi.

Lidhur me të vdekurit, ai gjithashtu thoshte që nëse dikush ka vdekur, askush nuk duhet të flasë rreth të metave të tij, madje duhet t'i spikasë vetëm gjërat e mira të tij, sepse nuk ka asnjë dobi në

325 *Buhariu; Muslimi, Kitabul-imarati, bab es-sefru kit'atun minel-adhab.*

326 *Ebu Daudi, Kitabul-xhihad, bab fit-turuk.*

përmendjen e të këqijave të tij, por nëse përmenden të mirat e tij, ato bëhen shtysë që njerëzit të luten për të.[327]

Profeti[sa] i kushtonte rëndësi të veçantë faktit që borxhet e atyre që vdisnin të shlyheshin sa më parë. Kur dikush vdiste duke qenë në borxh, Profeti[sa] vetë ia shlyente borxhin,[328] e kur nuk kishte mundësi për të, nxiste të afërmit e tij që t'ia shlyenin dhe nuk e falte xhenazen e tij derisa të mos i shlyheshin borxhet.

## Mirësjellja e tij ndaj fqinjëve

Profeti[sa] sillej shumë mirë me fqinjët. Ai thoshte: *"Xhibraili shpesh më porosit që të sillem mirë me fqinjët sa druaj që ndoshta edhe fqinjit do t'i jepet e drejta në trashëgimi"*.[329]

Ebu Dherri[ra] thotë që i Dërguari i Allahut[sa] i thoshte: *"O Ebu Dherr, kur gatuan çorbë, shtoji pak ujë që t'ua dërgosh edhe fqinjëve"*.[330]

Padyshim, kjo nuk do të thotë që të mos u japësh fqinjëve gjëra të tjera, por arabët ngaqë ishin beduinë, ushqimi i tyre më i preferuar ishte çorba. Për këtë arsye, Profeti[sa] e përmendi çorbën, për të thënë se mos mendoni vetëm për shijen, por edhe për fqinjin që edhe ai të bashkohet në ushqimin tuaj.

Ebu Hrejrah[ra] thotë se i Dërguari i Allahut[sa], një ditë, teksa ishte ulur, na tha: *"Pasha Zotin, nuk është besimtar ai; Pasha Zotin, nuk*

---

327 *Buhariu, Kitabul-xhenaiz, bab ma jenha min sebil emuat; Ebu Daud, Kitabul-edeb, bab fin-nehji en sebil-meuta.*

328 *Buhariu, Kitabul-istikrad, bab es-selati ala men tereka dinan.*

329 *Buhariu, Kitabul-edab, bab el-uesati bil-xhar.*

330 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah bab el-uesijeti bil-xhari uel-ihsani ilaihi.*

*është besimtar ai; Pasha Zotin, nuk është besimtar ai!"* Sahabët[ra] e pyetën: *"Kush nuk është besimtar o i Dërguari i Allahut?"* Ai tha: *"Ai, që prej keqsjelljes së vet, bën që fqinjët të mos ndihen të sigurt".*[331]

Ai i këshillonte edhe gratë që të kujdeseshin për fqinjët. Në një vaz që u bëri grave, ai tha: *"Nëse dikush nga ju gjen qoftë një kofsh dhie, ajo duhet ta ruajë të drejtën e fqinjit edhe në të".*[332]

Profeti[sa] shpesh i këshillonte sahabët: *"Nëse fqinji juaj ngul një gozhdë apo ndonjë gjë tjetër në murin tuaj ose prej tij merr ndonjë punë që nuk ju sjell ndonjë dëm, atëherë mos e ndaloni".*[333]

Ebu Hurejrah[ra] rrëfen që i Dërguari i Allahut[sa] tha: *"Çdokush që beson në Zotin dhe në ditën e ahiretit, nuk duhet të lëndojë fqinjin e tij. Çdokush që beson në Zotin dhe në ditën e ahiretit, ai nuk duhet të lëndojë mikun e tij. Çdokush që beson në Zotin dhe në ditën e ahiretit, ai ose të thotë fjalë të mira, ose të heshtë".*[334]

## Mirësjellja ndaj prindërve dhe të afërmve të tjerë

Shumë njerëz në botë, kur rriten, martohen dhe bëhen me fëmijë, fillojnë të tregohen më pak të kujdesshëm ndaj prindërve. Për ta larguar këtë të metë, Profeti Muhammed[sa] vazhdimisht e theksonte rëndësinë e mirësjelljes dhe përkujdesjes ndaj prindërve. Ebu Hurejrah[ra] thotë që dikush erdhi një ditë te i Dërguari i Allahut[sa] dhe e pyeti: *"O i Dërguari i Allahut, kush meriton më shumë që të kujdesem për të?" "Nëna jote"*, iu përgjigj Profeti[sa]. *"Po, pas saj?"*, e

331 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab ithmi men la ja'min xharah bi uaikihi.*

332 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab la tahkirena xharatun li xharetiha.*

333 *Buhariu, Kitabul-mazalim, bab la jemnau xharun xharahu.*

334 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab men kana ju'minu billahi uel jeumil-akhiri.*

pyeti ai. Profeti përsëri tha: *"Nëna jote"*. Ai e pyeti për herë të tretë *"Po pas nënës?"*, dhe edhe për të tretën herë Profeti[sa] i dha të njëjtën përgjigje duke thënë: *"Nëna jote"*. E, kur i bëri të njëjtën pyetje për herë të katërt, atëherë Profeti[sa] iu përgjigj: *"Babai yt, dhe pas tij, të afërmit e tu me radhë"*.[335]

Prindërit dhe gjyshërit e Profetit[sa] i kishin vdekur që në kohën kur ai kishte qenë i vogël, kurse bashkëshortet e tij i kishin ende gjallë prindërit, të cilët ai gjithmonë i respektonte. Ditën e triumfit mbi Mekën, kur Profeti[sa] hyri si një gjeneral fitues në Mekë, Ebu Bekri[ra] solli babanë e tij për t'u takuar me të. Profeti[sa] i tha Ebu Bekrit[ra]: *"Përse e mundove babanë? Unë vetë do të paraqitesha tek ai"*.[336]

Ai shpesh u thoshte sahabëve[ra] të tij: *"Është shumë fatkeq ai që nuk arrin të fitojë xhenetin, edhe pse i ka prindërit të moshuar"*.[337]

Domethënë, Zoti i Lartësuar bekon kaq shumë atë që u shërben prindërve të moshuar, saqë shpërblimi i tij është i sigurt dhe ai tërheq edhe mirësi të shumta prej Zotit të Lartësuar.

Një herë, një njeri i ishte ankuar Profetit[sa]: *"O i Dërguari i Allahut, unë u bëj mirësi të afërmve të mi, por ata sillen keq me mua. Unë u bëj favor, por ata më bëjnë padrejtësi. Unë sillem me dashuri me ta, ndërsa ata tregohen të vrazhdë me mua. Kështu janë ata!"*. I Dërguari i Allahut[sa] tha: *"Nëse kjo është gjendja, atëherë je me fat, sepse gjithmonë do të kesh ndihmën e Zotit"*.[338]

---

335 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab men ahakun-nasi bi husnis-suhbati.*

336 *Ibni Hishami*, vëll. IV, Egjipt, 1936, f. 48.

337 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab ragmi men edraka abavejhi.*

338 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab silatur-rrehmi ue tehrimi ketiatiha.*

Një herë i Dërguari i Allahut[sa] predikonte për të dhënë ndihmë e lëmoshë *(sadaka)*. Sahabi i tij Ebu Telha Ensari[ra] erdhi dhe i dedikoi një kopsht hurmash si lëmoshë. Profeti[sa] u gëzua shumë nga kjo sakrificë dhe tha: *"Është një sadaka shumë e mirë dhe e shkëlqyeshme"*, pastaj vazhdoi: *"Tani që e ke dedikuar këtë kopsht, unë dëshiroj që t'ua shpërndash të afërmve të tu"*.[339]

Një herë Profetit[sa] i erdhi dikush dhe i tha: *"O i Dërguari i Allahut, dua të betohem si ju për mërgimin (hixhretin) dhe për të bërë xhihad në rrugën e Zotit, sepse dëshiroj që Zoti im të kënaqet me mua". "A ke të gjallë ndonjërin nga prindërit?"*, e pyeti Profeti[sa]. *"Të dy"*, tha ai. Profeti[sa] sërish e pyeti: *"A do që Zoti të kënaqet me ty?"* Ai tha *"Po, o i Dërguari i Allahut". "Atëherë, kthehu në shtëpi dhe shërbeju sa më mirë prindërve"*, iu përgjigj Profeti[sa].[340]

I Dërguari i Allahut[sa] gjithmonë këshillonte se nuk duhet të bëjmë dallim në mirësjellje për shkak të fesë. Prindërit e varfër çfarëdo feje t'i përkasin, mirësjellja ndaj tyre është mirësi. Gruaja e Ebu Bekrit[ra] ishte idhujtare. E bija Asma[ra] e kishte pyetur Profetin[sa]: *"O i Dërguari i Allahut, a mund të kujdesem për të?". "Patjetër që po, ajo është nëna jote. Duhet të kujdesesh për të"*, i ishte përgjigjur Profeti Muhammed[sa].[341]

Jo vetëm ndaj të afërmve, i Dërguari i Allahut[sa] tregonte mirësjellje edhe ndaj të afërmve të të afërmve, madje edhe ndaj miqve

---

339 *Buhariu, Kitabut-tefsir, bab len tenalul-birra.*

340 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab la juxhahidu il-la bi idhnil-ebvejn.*

341 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab silatil-ualidil-mushrik.*

të tyre. Çdoherë kur ai therte ndonjë kurban, mishin medoemos ua dërgonte edhe shoqeve të Hatixhes[ra] dhe i porosiste edhe njerëzit e tjerë të shtëpisë: *"Mos harroni shoqet e Hatixhes, dërgojuni mish edhe atyre"*.[342]

Një herë, shumë vite pas vdekjes së Hatixhes[ra], Profeti[sa] qe ulur në një mbledhje, ndërkohë erdhi Hala[ra], motra e Hatixhes[ra], e cila, duke qëndruar te dera, tha: *"A mund të hyj brenda?"* Zëri i Halasë deri atëherë kishte marrë një ngjyrim të plotë me zërin e motrës së ndjerë dhe sakaq, Profetit[sa] i shkuan të dridhura në trup, por shpejt ai u qetësua dhe tha: *"O Zot, paska ardhur Hala, motra e Hatixhes!"*[343]

Ky është edhe parimi i dashurisë së vërtetë, që kur ke dashuri e respekt ndaj dikujt, duhet të kesh dashuri edhe ndaj të afërmve dhe njerëzve që kanë lidhje me të.

Sahabi i Profetit[sa] Enes ibni Maliki[ra] thotë që një herë ai po udhëtonte së bashku me Xherir ibni Abdullahun[ra], i cili gjithashtu ishte sahab. Enesi[ra] rrëfen që gjatë udhëtimit Xheriri[ra] i shërbente si një shërbëtor duke treguar respekt të madh ndaj tij. Ndërkohë Xheriri[ra] ishte më i madh në moshë dhe Enesi[ra] e kishte për detyrë t'i shërbente atij. Prandaj, ai e ndaloi Xheririn[ra] nga kjo, por Xheriri[ra] i tha: *"Kur shikoja ensarët[344] duke i shërbyer përunjësisht të Dërguarit të Allahut[sa] dhe duke parë dashuri të skajshme ndaj tij, premtoja me vete që po të gjeja mundësi për t'u shërbyer ensarëve, gjatë udhëtimit*

---

342 *Muslimi, Kitabul-fedails-sahabah, bab min fedaili Khetixha.*

343 *Buhariu, Kitabul-manakibil-ensar, bab tezuixhin-Nebiji[sa].*

344 *Muslimanët e Medinës.*

*apo qëndrimit me ta, do t'u shërbeja atyre ashtu siç ata i shërbenin të Dërguarit të Allahut[sa]. Prandaj, o Enes, mos më ndalo. Unë vetëm po e përmbush premtimin tim".*[345]

Kjo ngjarje tregon shumë qartë se njeriu i do edhe ata që i shërbejnë personit të dashur të tij, prandaj, ata që kanë respekt të vërtetë ndaj prindërve, i respektojnë edhe të afërmit dhe miqtë e prindërve. Kështu një herë, në mbledhjen e Profetit Muhammed[sa] u përmend për kujdesin ndaj të afërmve dhe i Dërguari i Allahut[sa] tha: *"Mirësia më e mirë është që njeriu të kujdeset edhe për miqtë e babait të tij"*. Këtë ia kishte thënë Abdullah ibni Omerit[ra], i cili e realizoi porosinë deri në një masë të habitshme. Një herë, kur ai po shkonte për në Haxh, udhës pa një njeri, të cilit i dhuroi gomarin e tij dhe pastaj i dha edhe çallmën e tij të bukur. Shokët e tij që ishin bashkë me të, u befasuan dhe i thanë që kalimtari qe një beduin, i cili do të kënaqej edhe sikur t'i jepte diçka të vogël. Abdullahu djali i Omerit[ra] tha: *"I ati i tij ishte shoku i tim eti dhe unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut[sa] duke thënë: "Mirësia më e lartë është që njeriu të kujdeset edhe për shokët e babait""*.[346]

## Shoqëria e mirë

Profeti Muhammed[sa] gjithnjë pëlqente të kishte shokë të sinqertë. Nëse dikush kishte ndonjë dobësi, ia mbulonte dhe në mënyrë të këndshme e këshillonte për ta rregulluar dobësinë. Ebu Musa Ash'eri[ra] thotë që i Dërguari i Allahut[sa] shembullin e shoqërisë së mirë e jepte me shembullin e atij njeriu që vërtitet duke mbartur

345 *Muslimi, Kitabul-fedailis-sahaba, bab fi husni suhbatil-ensar.*

346 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah uel-edeb, bab fadli silati esdikail-ab.*

myshk, i cili, edhe kur e ha, përfiton nga ai, por edhe nëse e mban, përfiton nga era e këndshme e tij. Ndërsa, shembullin e shoqërisë së keqe, ai e jepte me shembullin e farkëtarit, i cili, duke i fryrë zjarrit të farkës vazhdimisht, ose djeg rrobat e tij, ose trulloset nga era e rëndë e djegies.[347]

Profeti[sa] shpesh u thoshte sahabëve[ra] që njeriu formon virtytet e tij sipas shoqërisë që ka, andaj, edhe ata duhet të kenë shoqëri të mirë.

## Kujdesi ndaj besimit të njerëzve

Profeti Muhammed[sa] kujdesej shumë që askush të mos devijonte nga rruga e drejtë. Një herë, kur ai ishte duke qëndruar në xhami, erdhi Sefija bint Heji[ra], bashkëshortja e tij, për ta takuar. Biseda midis tyre zgjati paksa dhe Profeti[sa] e mendoi të udhës që ta përcillte deri te shtëpia. Rrugës u ndesh me dy njerëz, për të cilët Profeti[sa] dyshonte se do të mendonin se ai po shkonte diku me një grua të huaj. Prandaj, ai i ndali dhe u tha: *"Është gruaja ime Sefija"*. Ata thanë: *"O i Dërguari i Allahut, ne as që mund të mendojmë t'ju paragjykojmë ju"*. *"Shejtani rrjedh në gjakun e njeriut. Druhesha që mos t'jua dëmtonte besimin"*, u tha Profeti[sa].[348]

## Mbulimi i gabimeve të të tjerëve

Nëse i binte në sy ndonjë dobësi e dikujt, Profeti[sa] ia mbulonte. E nëse dikush ia tregonte dobësinë e vet, edhe atë e ndalonte nga zbulimi i saj. Ai thoshte: *"Nëse robi i fsheh dobësinë robit tjetër, atëherë*

347 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab istihbab mexhalisetis-salihin.*

348 *Buhariu, Kitabul-itikaf, bab hel jekhruxhul-mu'takif li heuaixhihi.*

*Allahu i Lartësuar atij do t'ia fshehë mëkatet në ditën e gjykimit".*[349]

Profeti[sa] gjithashtu thoshte: *"Çdokujt nga umeti im, mund t'i shlyhen mëkatet (domethënë nga pendesa). Por nëse dikush vërtitet duke shfaqur mëkatet e tij, nuk ka derman për të"*. Pastaj, duke treguar se çfarë do të thotë kjo, ai pohon: *"Një njeri bën mëkat gjatë natës, të cilin Zoti ia mbulon. Por gjatë ditës, ai takon një shok të tij dhe i rrëfen – o filan, kështu kam bërë gjatë natës – më pas takon një shok tjetër dhe i thotë – o filan, kështu kam bërë gjatë natës. Natën Zoti ia mbuloi mëkatin, ditën ai e zhveshi veten".*[350]

Disa njerëz, nga padijenia mendojnë që rrëfimi i mëkatit sjell pendesën, kurse në të vërtetë, ai nuk e sjell pendesën, por shkakton paturpësi. Mëkati gjithsesi është një ligësi. Ata që bëjnë mëkat dhe në zemër ndiejnë turp e druajtje, dera e pendesës *(teubesë)* mbetet e hapur për ta dhe *takuaja* (druajtje ndaj Zotit) i ndjek ata. Gjatë jetës së tyre vjen ndonjë moment i bekuar kur *takuaja* i mbizotëron dhe mëkati u largohet. Por ata që përhapin mëkatet e tyre, madje edhe krenohen për to, atyre u hiqet fare ndjenja e mëkatit dhe kur kalojnë në këtë fazë, atëherë ata nuk kanë më pengesë për mëkatin e tyre.

Një herë, një njeri erdhi te Profeti[sa] dhe i tha: *"O i Dërguari i Allahut, kam kryer marrëdhënie të jashtëligjshme"*. Kurvëria, në Islam, hyn ndër mëkatet ndëshkuese. Domethënë aty ku vepron sheriati i Islamit, sipas kritereve që ka përcaktuar Islami, nëse provohet për dikë që ka bërë kurvëri, atëherë ka masa ndëshkuese për të. Kështu,

349 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab besharet men serra Allaha ta'ala alaihi fi dunja bi enj-jestara alaihi fil-akhirati.*

350 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab setril-muminin ala nefsihi.*

kur ai njeri i tha Profetit[sa] që kishte bërë këtë mëkat, Profeti[sa] ktheu kokën nga ai dhe zuri të merrej me bisedë tjetër. Në fakt, i Dërguari i Allahut[sa] donte t'i tregonte që derisa Zoti i Lartësuar ia kishte mbuluar mëkatin, në vend që ta rrëfente atë, ai duhej të pendohej për të. Por ai kujtoi se Profeti[sa] nuk e kishte dëgjuar, andaj shkoi në anën tjetër ku e kishte kthyer kokën dhe sërish i tha: *"O i Dërguari i Allahut[sa], kam bërë kurvëri"*. Profeti[sa] sërish e ktheu kokën në anën tjetër dhe nuk ia vuri veshin. Ai person vazhdoi në të njëjtën mënyrë për herë të tretë dhe më pas edhe për herë të katërt. Pastaj, Profeti[sa] tha: *"Desha që ky person të mos e shfaqte vetë mëkatin e tij, derisa Zoti e kishte lënë të lirë, por ky vetë ka dëshmuar katër herë kundër vetes. Tani jam i detyruar"*.[351]

Pastaj Profeti[sa] tha që deri tani vetëm ai njeri e kishte fajësuar veten. Duhej të merrej në pyetje edhe ajo grua, me të cilën ai pretendonte të kishte shkuar. Nëse ajo do ta mohonte, atëherë, asaj nuk do t'i thuhej gjë dhe do të ndëshkohej vetëm vetëdeklaruesi. Por, nëse edhe ajo do ta pranonte fajin, atëherë do të ndëshkohej edhe ajo. Praktika e Profetit[sa] ishte që për çështjet që akoma nuk kishte marrë ndonjë udhëzim të Kuranit, vepronte sipas Biblës. Sipas Biblës, ai që bën kurvëri, gurorëzohet. Prandaj, edhe në këtë rast, Profeti lëshoi të njëjtin urdhër. Kur njerëzit filluan t'i hidhnin gurë, ai zuri t'ia mbathte, por ata vrapuan pas tij, e ndoqën dhe sipas mësimit të Biblës, e ndëshkuan me vdekje. Kur Profeti[sa] e mori vesh këtë ngjarje, nuk i erdhi mirë nga qëndrimi i njerëzve. Ai u tha: *"Dënimi për të ishte vendosur për shkak të deklaratës së tij. Nëse ai zuri t'ia mbathte,*

351 *Tirmidhiu, ebuabul-hudud, bab ma xha'a fi der'il-heddi enil-mu'tarif.*

*do të thotë që ai e kishte tërhequr deklaratën e tij, andaj, duhet ta linit të lirë, sepse s'kishit asnjë të drejtë ta qëllonit".*[352]

Profeti[sa] gjithmonë porosiste që sheriati të aplikohej vetëm për çështjet e dukshme. Një herë disa sahabë[ra] kishin marrë pjesë në një betejë. Udhës ata u ndeshën me një idhujtar, i cili gjatë gjithë kohës rrinte i fshehur nëpër pyll dhe kur gjente të vetëm ndonjë musliman, e sulmonte dhe e vriste. Osama ibni Zejdi[ra] e ndoqi derisa e zuri në një vend. Teksa ngriti shpatën për ta vrarë idhujtarin, ai e kuptoi që s'kishte mbetur më rrugë shpëtimi, menjëherë tha *"La ilaha il-lallah"*,[353] me të cilën donte të thoshte se ishte bërë musliman. Por, Osama[ra] nuk u ndal dhe e vrau. Kur një kumtues mbërriti në Medinë, për t'i treguar Profetit[sa] ngjarjet e betejës, ai ia tregoi edhe ngjarjen e këtij dyluftimi. I Dërguari i Allahut[sa] e thirri Osamanë dhe e pyeti nëse me të vërtetë e kishte vrarë atë njeri. Ai tha, po. Profeti[sa] e pyeti: *"Çfarë do të bësh në ditën e gjykimit, kur "La ilaha il-lallah" do të dëshmojë kundër teje?"*. Domethënë, si do të përgjigjej ai, kur Zoti i Lartësuar do ta pyeste se përse e kishte vrarë atë njeri, edhe pse kishte pohuar *"La ilaha il-lallah"*. Pra, le të ishte vrasës, ai ishte penduar. Osama[ra] disa herë e sqaroi: *"O i Dërguari i Allahut, ai hiqej si besimtar vetëm nga frika"*. Profeti[sa] i tha: *"A ia kishe çarë zemrën për të parë që nëse po gënjente?"*. Profeti[sa] vazhdimisht këtë pyetje ia bënte Osamasë: *"Çfarë do të bësh në ditën e gjykimit, kur "La ilaha il-lallah-u" i tij do të dëshmojë kundër teje?"* Osama[ra] thotë: *"Më deshi zemra të mos isha musliman para asaj dite, që të mos e bëja këtë gabim"*.[354]

352 Po aty.

353 Nuk ka zot tjetër përveç Allahut.

354 *Muslimi, Kitabul-iman, bab tehrimi ketlil-kafir.*

Se sa shumë e dëshironte faljen e mëkateve i Dërguari i Allahut[sa], na e tregon edhe një ngjarje tjetër. Një herë, disa njerëz i akuzuan bashkëshorten, Ajshen[ra], për imoralitet. Njëri ndër akuzuesit ishte një njeri që jetonte nën kujdesin e Ebu Bekrit[ra]. Kur akuza doli e rreme, Ebu Bekri[ra], nga zemërimi, ia ndali ushqimin. Një njeri që i akuzon vajzën dikujt për imoralitet, babai i saj nuk mund të marrë masë tjetër më të lehtë sesa kjo që kishte marrë Ebu Bekri[ra]. Disa edhe e vrasin. Por ai vetëm ia kishte ndalë ushqimin nga ana e tij. Kur i Dërguari i Allahut[sa] mësoi për këtë, e këshilloi Ebu Bekrin[ra] se gabimi ishte i personit që ishte nën kujdesin e tij dhe se barra e mëkatit do të binte vetëm mbi të, por Ebu Bekrit nuk i shkonte përshtati që t'ia priste ushqimin një robi për shkak të gabimit të tij, sado i madh të ishte. Kështu që, Ebu Bekri[ra] duke zbatuar porosinë e të Dërguarit të Allahut[sa] edhe një herë nisi ta ushqente e ta rriste nën kujdesin e tij.[355]

## Durimi

Profeti[sa] thoshte: *"Besimtari ka vetëm të mira në këtë botë dhe përveç tij, askush tjetër nuk gëzon këtë fat. Kur gëzon ndonjë sukses, ai falënderon Zotin për të dhe kështu atë e pret shpërblimi nga Zoti i Lartësuar. E nëse e godet ndonjë vështirësi, ai duron dhe edhe kështu atë e pret shpërblimi nga Zoti i Lartësuar"*.[356]

Afër vdekjes së tij, Profeti[sa], një ditë, po rënkonte nga dhimbjet e sëmundjes. E bija Fatimja[ra] u shpreh e shqetësuar: *"Ah, nuk i shoh dot dhimbjet e babait tim"*. Profeti[sa], kur e dëgjoi, i tha: *"Duro moj bijë! Pas*

---

355 *Buhariu, Kitabut-tefsir, tefsir suretin-Nur, bab inel-ledhina juhibuna en teshial-fahishata.*

356 *Muslimi, Kitabuz-zuhd bab el-mumin amruhu kulluhu khejr.*

*kësaj dite, asnjë dhimbje nuk do ta kapë babanë tënd*".[357] Domethënë, ai i thoshte që dhimbjet e tij do të ishin vetëm në këtë botë dhe atë ditë ai do të shkonte te Zoti i tij, për të mos pasur më kurrë ndonjë dhimbje.

Në vazhdë të kësaj teme, le të përmendim edhe një porosi tjetër të Profetit[sa]. Nëse binte ndonjë epidemi, Profeti[sa] kurrë nuk dëshironte që dikush të largohej nga vendi i tij, sepse në këtë mënyrë, kishte rrezik që sëmundja të përhapej edhe në vende të tjera. Ai thoshte që nëse ndokush preket nga ndonjë epidemi dhe ai duron e qëndron në vendin e tij për të mos e përhapur sëmundjen në vende të tjera dhe vdes nga ajo, atëherë ai do të vlerësohet si dëshmor.[358]

## Bashkëpunimi

Profeti[sa] gjithmonë i këshillonte sahabët[ra] e tij të bashkëpunonin me njëri-tjetrin. Kështu, ai kishte vendosur një rregull për xhematin e tij që nëse ndokush prej sahabëve bënte ndonjë shkelje, e cila i sillte gjobë dhe ai nuk do të kishte mundësi ta paguante gjobën, atëherë banorët e lagjes, apo të qytetit apo të kombit të tij, bashkërisht do t'ia shlyenin gjobën.

Disa njerëz që i vinin për t'i shërbyer fesë, Profeti[sa] këshillonte të afërmit e tyre t'ua përballonin shpenzimet dhe të kujdeseshin për nevojat e tyre. Enesi[ra] rrëfen që gjatë kohës së të Dërguarit të Allahut[sa] dy njerëz, që ishin vëllezër, u bënë muslimanë. Njëri prej tyre filloi të qëndronte pranë Profetit[sa] dhe tjetri merrej me zanatin e tij. Ky i dyti, një ditë, iu ankua të Dërguarit të Allahut[sa] për të vëllanë duke thënë

---

357 *Buhariu, Kitabul-magazi, bab merdin-Nebiji*[sa] *ue uefatihi.*

358 *Buhariu, Kitabut-tib, bab exhris-sabiri fit-taun.*

se ai rrinte kot dhe nuk bënte asnjë punë. I Dërguari i Allahut[sa] tha: *"Mos thuaj kështu. Zoti i Lartësuar falë atij të furnizon me risk, ndaj, shërbeji dhe lëre të lirë që të punojë për fenë"*.[359]

Një herë, i Dërguari i Allahut[sa] bashkë me sahabët e tij ishte në një udhëtim. Pasi udhëtuan gjithë ditën, u ndalën në një vend për të kaluar natën. Sahabët filluan të hapnin tendat dhe të bënin punë të tjera të nevojshme për qëndrim. Të gjithë i ndanë detyrat midis njëri-tjetrit, por të Dërguarin e Allahut[sa] nuk e ngarkuan me ndonjë detyrë. Ai tha pse s'i kishin dhënë ndonjë punë dhe pastaj vetë tha që do të mblidhte drunjtë për të gatuar ushqim. Sahabët i thanë: *"O i Dërguari i Allahut, jemi këtu për të punuar, nuk keni nevojë të shqetësoheni"*, por ai u tha: *"Në asnjë mënyrë jo. Edhe unë kam për detyrë të kontribuoj"*. Kështu që ai mblodhi dru nga pylli, që sahabët[ra] të gatuanin ushqim.[360]

## Anashkalimi

Profeti[sa] gjithmonë i këshillonte njerëzit që nuk duhet të kritikojnë kot dikë për punët që nuk u interesojnë, sepse në këtë mënyrë krijohet sherr. Ai thoshte që paraqitja më e mirë e Islamit prej dikujt është që ai të mos ndërhyjë kot në një punë që s'ka lidhje të drejtpërdrejtë me të. Ky virtyt i tij padyshim është bazë për të vendosur paqe në botë. Mijëra trazime krijohen në botë vetëm për shkak se njerëzit nuk tregohen të gatshëm për të ndihmuar atë që gjendet në vështirësi, por më kot bëhen gati për të kritikuar të tjerët në çështjet e tyre.

---

359 *Tirmidhiu, Kitabuz-zuhd, bab fi tevekuli elellah.*

360 *Zerkani*, vëll. IV, f. 265.

## Vërtetësia

Pozita personale e Profetit Muhammed[sa] në lidhje me vërtetësinë ishte aq e lartë saqë vetë populli i tij ia kishte vënë emrin *"es-sidik"* *(i vërteti)*.[361] Edhe xhematin e tij ai gjithmonë e porosiste të tregohej i qëndrueshëm në vërtetësi. Ai përpiqej t'i çonte sahabët e tij në një nivel aq të lartë vërtetësie, i cili të ishte i pastër nga çdo grimë gënjeshtre. Ai thoshte: *"Vetëm e vërteta të shpie drejt mirësisë dhe mirësia të sjell xhenetin. Pozita e lartë e vërtetësisë është ajo që njeriu gjithnjë të vazhdojë të thotë të vërtetën, derisa ai të shkruhet te Zoti si i vërtetë"*.[362]

Një herë te Profeti[sa] u soll një i burgosur, i cili ishte bërë shkak i vrasjes së shumë muslimanëve. Omeri[ra] mendonte se ai person meritonte dënimin me vdekje dhe për këtë arsye vazhdimisht shikonte fytyrën e Profetit[sa] që ai t'i jepte ndonjë shenjë dhe Omeri ta vriste atë. Kur personi në fjalë u ngrit dhe u largua, Omer[ra] e pyeti i habitur: *"O i Dërguari i Allahut, ky do të dënohej me vdekje"*. *"Përse nuk e vrave atëherë?"*, e pyeti Profeti[sa]. Omeri tha: *"Unë vetëm po prisja të bënit ndonjë shenjë me bishtin e syrit dhe isha gati për ta vrarë"*. Profeti[sa] tha: *"I dërguari i Zotit nuk mashtron. Si ka mundësi që unë të këmbeja fjalë të mira me të, e të të bëja me shenjë që ta vrisje?"*[363]

Një herë tjetër, dikush erdhi te Profeti[sa] dhe i tha se ai kishte tri vese: gënjente, pinte alkool dhe bënte kurvëri. Tha që mjaft ishte përpjekur për t'i larguar ato, por assesi nuk i largoheshin dhe për

---

361 *Buhariu, Kitabut-tefsir, tefsir suratish-Shu'ara bab keulihi ue andhir eshiratakel-ekrabin*

362 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab keulilahi ja ejuheladhinet-tekullaha ue kunu m'as sadikin*

363 *Ibni Hishami,* vëll. II, f. 217.

këtë arsye, i kërkonte Profetit[sa] ndonjë derman. I Dërguari i Allahut[sa] i tha: *"Më premto të heqësh dorë nga njëri prej tri veseve, dy të tjerat t'i heq unë". "Ju premtoj"*, tha ai, *"por nga cili ves të heq dorë?"* Profeti[sa] i tha: *"Nuk duhet të gënjesh!"*. Kaluan disa ditë që ai njeri përsëri erdhi te Profeti[sa] dhe i pohoi që atij i ishin larguar të gjitha veset. Profeti[sa] e pyeti sesi i kishin ndodhur këto ndryshime. Ai tha: *"Një ditë më pihej alkooli. Isha gati të pija, por më ra ndërmend që më përpara kur shokët më pyesnin – mos ke pirë alkool? – unë i gënjeja duke thënë – jo –, por tani s'mund t'i gënjeja, sepse isha betuar para të Dërguarit të Allahut*[sa]*. Po t'u thosha – po kam pirë –, do të më largoheshin shokët, e po t'u thosha – jo –, do ta shkelja betimin duke gënjyer. Atëherë i thashë vetes – hajde se do të pi më vonë. Në të njëjtën mënyrë, një ditë më lindi dëshira për të bërë kurvëri dhe, edhe për këtë kështu jam fjalosur me zemrën time se çfarë do t'u thosha shokëve kur të më pyesnin. Po t'u thosha – po kam shkuar me dikë – ata do të më përjashtonin nga shoqëria, dhe, po t'u thosha – jo – do të gënjeja, por kisha bërë be para Profetit*[sa] *që nuk do të gënjeja. Në këtë mënyrë vazhdova për disa ditë me këtë dyluftim të brendshëm dhe më në fund, duke qëndruar larg këtyre dy veseve për një kohë, mua më është larguar mania e tyre nga zemra. Kështu, duke pranuar të them gjithnjë të vërtetën, kam shpëtuar edhe nga veset e tjera"*.

## Ndalimi i spiunazhit dhe porosia për mirëkuptimin

Profeti Muhammed[sa] e ndalonte spiunazhin dhe porosiste që njerëzit të mirëkuptonin njëri-tjetrin. Ebu Hurejrah[ra] thotë se i Dërguari i Allahut thoshte: *"Ruhuni nga paragjykimi, sepse është gënjeshtra më e madhe dhe mos spiunoni, mos nënçmoni duke i vënë nofka njëri-tjetrit, mos kini zili, mos mbani inat ndaj njëri-tjetrit.*

*Duhet të kujtoni se jeni robër të Zotit të Lartësuar dhe vëllezër të njëri-tjetrit, ashtu siç Zoti ju porositi”.*[364]

Ai gjithashtu thoshte: *“Mbajeni mend! Një musliman është vëlla i muslimanit tjetër. Ai as nuk i bën padrejtësi, as nuk e lë në baltë e as nuk e nënçmon për shkak të pasurisë, dijes ose diçkaje tjetër të vetes. Takuaja qëndron në zemrën e njeriut dhe është e mjaftueshme për njeriun që të njolloset, nëse ai nënçmon vëllanë e tij. Cenimi i gjakut, nderit dhe pasurisë së çdo muslimani është i ndaluar për muslimanin tjetër. Zoti i Lartësuar nuk ju sheh as trupat, as fytyrat e as formën e veprave tuaja, Ai sheh zemrat tuaja!”*[365]

## Urrejtja për mashtrimet në marrëdhëniet tregtare

I Dërguari i Allahut[sa] merakosej shumë që muslimanët të mos kishin asnjë lidhje me dredhi e mashtrime. Një herë, teksa po kalonte në pazar, ai pa një pirg drithi që ishte vënë në ankand. Ai futi dorën në drithin dhe zbuloi që nga jashtë ai ishte i thatë, por nga brenda ishte i lagur. E pyeti shitësin se përse e kishte në këtë gjendje. Ai i tha: *“O i Dërguari i Allahut, kishte rënë pak shi që ma lagu drithin*”. *“Mirë, pse nuk e nxjerr pjesën e lagur përjashta, që njerëzit ta shikojnë para se ta blejnë*”, iu përgjigj Profeti[sa] dhe tha *“ai që mashtron të tjerët, nuk mund të jetë i dobishëm për xhematin*”.[366]

I Dërguari i Allahut[sa] theksonte shumë: *“Nuk duhet të bëni asnjë mashtrim në tregti. Nuk duhet të merrni gjëra pa i parë më parë. Nuk*

---

364 *Buhariu, Kitabul-edeb, bab ja ejuhel-ladhina amanuxhtenibu kethiram minez-zan.*

365 *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab tehrimi zulmil-muslimi ue khedhlihi.*

366 *Tirmidhiu, Ebuabul buju’, bab ma xha’a fi kerahijetil-geshi fil-buju’.*

*duhet të bëni pazar mbi pazarin e dikujt tjetër. Nuk duhet të bllokoni mallin me qëllim për ta shitur kur t'i rritet çmimi, madje duhet ta lironi në kohë për nevojtarët".*

## Zhgënjimi

Profeti Muhammed[sa] ishte tërësisht kundër frymës së zhgënjimit, madje thoshte se ai që përhap zhgënjimin, është përgjegjës i shkatërrimit të popullit.[367] Në fakt, me fjalë zhgënjyese popullit i vdes shpirti i guximit dhe ai fillon të bjerë. Profeti[sa] ndalonte sahabët nga zhgënjimi, ashtu siç i ndalonte nga krenaria dhe mburrja, sepse të dyja këto rrugë e çojnë popullin në humbje, andaj i porosiste që të mbanin një rrugë të ndërmjetme. Njeriu as nuk duhet të ndjekë rrugën e krenarisë dhe mburrjes, e as të zhgënjimit e të pashpresës, por të përpiqet maksimalisht dhe pastaj, rezultatin ta lërë në dorë të Zotit. Njeriu duhet të ketë dëshirë që xhemati i tij të përparojë, por të mos i lindin krenaria dhe mburrja.

## Mëshira ndaj kafshëve

Profeti[sa] nuk e pëlqente mizorinë as ndaj kafshëve. Thoshte se një grua nga bijtë e Izraelit ishte ndëshkuar në xhehenem sepse kishte lënë macen të vdiste urie. Po ashtu, thoshte që një njeri nga popujt e mëparshëm u fal prej Zotit vetëm sepse kishte parë një qen të etur, i cili nuk arrinte të pinte ujë nga pusi, pasi nuk i shkonte goja gjer atje, dhe ai kishte nxjerrë këpucën e tij, e kishte futur në pus për ta mbushur me ujë dhe ia kishte dhënë qenit të pinte. Vetëm për këtë

---

[367] *Muslimi, Kitabul-birri ues-silah, bab en-nehi en keuli halakan-nasu.*

mirësi të tij, Zoti i Madhërishëm i kishte falur të gjitha mëkatet e mëparshme.[368]

Abdullah ibni Mesudi[ra] rrëfen: *"Një herë ishim në një udhëtim së bashku me të Dërguarin e Allahut[sa]. Udhës pamë dy zogj pëllumbi, të cilët i kapëm. Pas pak erdhi pëllumbesha dhe kur nuk i pa ata, filloi të fluturonte gjithandej si e hutuar. Ndërkohë erdhi i Dërguari i Allahut[sa] dhe na pyeti: "Kush ia mori zogjtë kësaj pëllumbeshe? T'i lërë menjëherë që ajo të qetësohet"".*[369]

Përsëri Abdullah ibni Mesudi[ra] rrëfen: *"Një herë pamë një shpellë me milingona. Mblodhëm pak bar të thatë dhe i vumë flakën. I Dërguarit i Allahut[sa] kur mësoi rreth kësaj, nuk i erdhi mirë dhe na tha që nuk duhej ta bënim".*[370]

Dikur Profeti[sa] pa që disa njerëz i vinin shenjë një gomari në fytyrën e tij. I Dërguari i Allahut[sa] i pyeti se përse e bënin. I thanë që romakët i dallojnë me shenjë gomarët më të mirë. Profeti[sa] tha: *"Ju mos e bëni këtë gjë. Fytyra është një pjesë delikate e trupit. Nëse patjetër ju duhet t'i vëni shenjë, vërini në shpinë"*. Që atëherë, muslimanët u vënë shenja në kurriz kafshëve dhe duke i parë ata, tani edhe europianët veprojnë në këtë mënyrë.

---

368 *Buhariu, Kitabul-madhalim, bab el-ibar alet-turuk; Buhariu, Kitabul-edeb bab rahmatun-nasi uel-bahaim.*

369 *Ebu Daudi, Kitabul-xhihad, bab fi kerahijeti herkil-edu; Ebu Daudi, Kitabul-edeb, bab fi ketliz-zer.*

370 Po aty.

## Liria fetare

Profeti Muhammed[sa] i jepte rëndësi të madhe lirisë fetare dhe edhe vetë jepte shembullin më të mirë për të. Një fis i krishterë nga Jemeni kishte ardhur një herë për të biseduar me Profetin[sa] për fenë. Në takim morën pjesë edhe priftërinjtë e tyre të mëdhenj. Biseda nisi në xhami dhe u zgjat paksa. Prifti i fisit tha se atyre u kishte ardhur koha e faljes, andaj i kërkoi leje Profetit[sa] që të dilnin jashtë xhamisë për t'u falur. Profeti[sa] tha: *"Nuk keni nevojë të shkoni jashtë xhamisë. Mund të falni edhe këtu brenda. Tek e fundit edhe xhamia jonë është ndërtuar për përmendjen e Zotit"*.[371]

## Trimëria

U përmendën shumë ngjarje rreth trimërisë së Profetit[sa] në biografinë e tij. Këtu do të shkruaj edhe një ngjarje tjetër. Në Medinë, kur u përhap lajmi që Perandoria Romake po dërgonte një ushtri gjigante për ta sulmuar Medinën, atëherë muslimanët, në veçanti, bënin kujdes gjatë natës dhe rrinin zgjuar. Një ditë u dëgjua një zhurmë që vinte nga jashtë, nga drejtimi i pyllit. Sahabët[ra] menjëherë dolën nga shtëpitë e tyre dhe filluan të vraponin ca andej e ca këtej. Disa prej tyre u mblodhën në xhami dhe prisnin të Dërguarin e Allahut[sa] që të vinte e t'u jepte ndonjë urdhër për ta larguar rrezikun. Ndërsa po qëndronin atje dhe po prisnin që Profeti[sa] të dilte nga shtëpia e tij, dëshmuan diçka tjetër. Panë që ai po vinte nga jashtë, i vetëm dhe i hipur në kalë. Morën vesh që Profeti[sa], porsa e kishte dëgjuar zhurmën, i kishte hipur kalit dhe kishte dalë jashtë për të survejuar në mos kishte ndonjë rrezik. Ai nuk priti aspak që sahabët[ra]

[371] *Zerkani*, vëll IV, f. 41.

të mblidheshin e të shkonte bashkë me ta, por i vetëm doli jashtë për të parë se çfarë kishte ndodhur dhe kur ishte kthyer, i qetësoi sahabët[ra] që s'kishte asnjë rrezik dhe se ata të shkonin në shtëpi e të flinin rehat.[372]

## Dashuria ndaj atyre që janë të dobët mendërisht

Profeti Muhammed[sa] sillej me shumë dashuri e butësi me ata që nuk gëzonin mendje të shëndoshë. Një herë, një fshatar, që sapo ishte bërë musliman, ishte ulur në xhami. Ndërkohë, ai ndjeu nevojën e vogël. U çua dhe shkoi në një cep të xhamisë dhe filloi të urinonte. Sahabët[ra] sakaq zunë ta ndalonin, por Profeti[sa] i ndaloi dhe tha që kështu ai do të pësonte ndonjë dëm dhe tha që kur të mbaronte urinimin, ta pastronin vendin me ujë.[373]

## Mbajtja e premtimit

Në ngjarjen që vijon shihet se sa shumë kujdesej Profeti[sa] për mbajtjen e premtimit. Një herë, i kishte ardhur atasheu i një shteti për të dhënë një mesazh. Pasi qëndroi disa ditë në shoqërinë e të Dërguarit të Allahut[sa], ai u bind për vërtetësinë e Islamit dhe i kërkoi: *"O i Dërguari i Allahut, tashmë jam bërë musliman nga zemra dhe dua të shfaq islamin tim"*. Profeti Muhammed[sa] nuk e lejoi dhe tha që për sa kohë ai ishte përfaqësues i shtetit të tij, duhet të kthehej në të njëjtën gjendje. E, nëse prapë do të ndiente dashuri ndaj Islamit, të vinte sërish për ta përqafuar Islamin.[374]

---

[372] *Buhariu, Bab esh-shuxha'a fil-herb.*

[373] *Buhariu, Kitabul-vudu, bab terkin-Nebiji*[sa] *uen-nas; Buhariu, Kitabul-edeb, bab keulin-Nebji*[sa] *jessiru.*

[374] *Ebu Daudi, Kitabul-xhihad, bab fil-imami lijetexhin bihi fil-uhud.*

Tema e jetës së Profetit Muhammed[sa] nuk është e tillë sa mund të përfundojë në kaq pak faqe, ose që mund të trajtohet vetëm në disa aspekte. Nuk mund ta shtjelloj më shumë këtë, ngaqë ky libër nuk është mirëfilli biografi e Profetit[sa], por është një hyrje për komentimin e Kuranit Famëlartë. Prandaj, më lejoni të mjaftohem me kaq.

## Shpjegim i termave

*Arsh* Froni i Zotit të Madhërishëm.

*Ensar* Kuptimi leksikor: ndihmës. Si term në historinë Islame përdoret për muslimanët vendas të Medinës, të cilët i ndihmuan dhe i strehuan muslimanët e shpërngulur nga Meka, pra muhaxhirët.

*Hafiz* Ai që e di përmendësh gjithë Kuranin e Shenjtë.

*Harem* Qyteti i shenjtë i Mekës.

*Haxh* *Haxhi* është një ndër pesë shtyllat e Islamit, që përbën vizitën e *Qabes* në Mekë në dhjetë ditët e para të muajit dhulhaxhah.

*Hazret* I nderuar.

*Hixhri* Mërgimi i Profetit Muhammed[sa] nga Meka në Medinë. Fjala *Hixhri* Përdoret për të shënuar edhe kalendarin islam, që fillon nga ngjarja e mërgimit të Profetit Muhammed[sa].

*Hytbe* Predikimi i ditës së premte (xhumasë) që mban imami në xhami.

*Medinas* Banor vendas i Medinës.

*Mekas* Banor vendas i Mekës.

*Mimber (minber)* Tribuna në xhami ku imami mban fjalimin e xhumasë ose të bajramit.

*Mohues* Në libër, bëhet fjalë për ata që mohuan Profetin Muhammed[sa].

*Muhaxhir* Muslimanët vendas të Mekës që u shpërngulën në Medinë.

*Namaz* Falja në Islam.

*Qabja* Shtëpia e Zotit në Mekë, të cilën e vizitojnë muslimanët gjatë *haxhit* apo *umrasë*.

*Sabah* *Namazi* i mëngjesit që falet rreth një orë para lindjes së diellit.

*Sadaka* Lëmoshë.

*Sahab* Besimtar musliman që ka jetuar me Profetin Muhammed[sa].

*Selam* Përshëndetje islame, e cila është *"es-selamu elejkum ue rahmatullahi ue berekatuhu"* (paqja, mëshira dhe bekimet e Allahut qofshin mbi ju). Varianti i shkurtër i saj është *"es-selam alejkum"* ose *"selamalejkum"*.

*Selamalejkum* Përshëndetje islame, që do të thotë "paqja qoftë mbi ju".

*Sexhde* Pozicioni i përkuljes gjatë *namazit* kur falësi vë ballin dhe hundën në tokë në shenjë përulësie të skajshme para Zotit të Madhërishëm.

*Shirk* Besimi në shumë zota.

*Sure* Kapitull i Kuranit të Shenjtë.

*Takua* *Takua*, në arabisht, do të thotë "drojë prej Zotit". Ajo gjithashtu nënkupton se një besimtar i vërtetë, duke qenë i devotshëm, gjithmonë i shmanget mospëlqimit të Zotit dhe mundohet ta kënaqë Atë.

*Tahaxhud* *Namazi* që falet vullnetarisht në pjesën e fundit të natës, para namazit të sabahut.

*Umet* Populli besimtar i një profeti.

*Umra* Vizita në *Qabe*.

*Xhemat* Kuptimi leksikor: bashkësi, grup i besimtarëve që ka një udhëheqës. Në libër bëhet fjalë për grupin e sahabëve që udhëhiqej nga Profeti Muhammed[sa].

# Shkurtesat

sa: *selallahu alejhiveselam* (Paqja e bekimi i Allahut qofshin mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Hazret Profetit Muhammed[sa].

as: *alejhiselam* (Paqja qoftë mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë profeti tjetër të Allahut.

ra: *radijAllahu anhu/anha/anhum* (Allahu qoftë i kënaqur me të/ta), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë sahabi të ndonjë profeti.



*Hazret* Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmed[ra]
Kalif i Dytë i Xhematit Musliman Ahmedia

## Rreth autorit

I biri i premtuar i Mesihut të Premtuar dhe Imam Mehdiut; shenjë e manifestimit të Allahut të Plotfuqishëm; fjala e Zotit, e cila ishte parashikuar nga Profeti Muhammed[sa] si dhe nga Mesihu i Premtuar[as] gjithashtu; yll i tillë i qiellit shpirtëror që kërkon qindra vite për t'u shfaqur një herë; njeri i Zotit i kurorëzuar me dritë që rrezaton për të rrënjosur jetën shpirtërore te pasuesit e tij e për të magjepsur ata që nuk kanë pasur fatin e ndjekjes së tij; orator me një kualitet fenomenal saqë fjalimet e tij e mbanin audiencën të vëmendshme për orë të tëra; oqean i dijës shpirtërore; zëri i kohës; gjeni i shekullit XX; njeri me aftësi madhore të lidershipit e me dhunti të shumta ishte Hazret Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmedi[ra] (1889-1965), i biri i Themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia, Mesihut të Premtuar[as] dhe Kalifi i Dytë i tij. Ai u zgjodh në këtë detyrë që në moshën 24 vjeçare, kur Xhemati ende ishte në periudhën foshnjore. Në një periudhë mbi pesëdhjetëvjeçare të Kalifatit të tij, ai e rriti, mbrujti dhe e formoi Xhematin përmes udhëzimeve shpirtërore, lutjeve, lotëve, rraskapitjeve dhe gjakut të tij. Ai jo vetëm që forcoi Xhematin, themelet e të cilit ishin hedhur nga Mesihu i Premtuar[as], por gjithashtu e zgjeroi atë duke inicuar projekte, organizata dhe programe të ndryshme, duke u inspiruar prej Mesihut të Premtuar[as] dhe duke vepruar nën udhëzimin Hyjnor. Ndër prioritetet e tij të para, për të cilin ai e kishte dedikuar veten, ka qenë përmbushja e misionit të Mesihut të Premtuar[as], misionit madhor të përhapjes së Islamit të vërtetë me vlerat e tij të pacenuara në mbarë botën. Për ta arritur këtë, ai nisi *Tahrik-e-Xhedid*-in, nëpërmjet të cilit dërgoi, dhe vazhdon të dërgohen deri më sot, misionarë të Islamit anembanë

botës. Mendjemprehtësia dhe intelekti i tij i lartë, urtësia e tij e madhe dhe, mbi të gjitha, dituria e tij e dhuruar prej Zotit e mundësuan të linte si trashëgimi një korpus të gjerë librash, fjalimesh etj, të cilat do të duan vite për të ardhur në dritë në gjuhë të ndryshme.

Kur Mesihu i Premtuar[a.s.] bëri lutje të veçanta që Zoti i Madhërishëm t'i dhuronte një djalë për mbështetjen e Islamit, Ai i dha sihariqin e lindjes pikërisht të këtij djali, duke thënë:

> *"... Unë të jap shenjën e mëshirës në përputhje me atë që më kërkove ... Gëzohu se të jepet një djalë i pashëm dhe i çiltër... Ai do të jetë jashtëzakonisht i zgjuar, mirëkuptues dhe i butë nga zemra. Ai do të begatohet me dituri të dukshme dhe shpirtërore ... Djalë, kënaqësi e zemrës, i lartë e fisnik, manifestim i të Parit e të Fundit, manifestim i së Vërtetës e Triumfit ... Ardhja e tij është shumë e bekuar dhe do të jetë burim i manifestimit të madhështisë hyjnore..."*[1]

[1] *Mexhmua Ishtiharat* (Përmbledhja e njoftimeve), *Ishtihar* (njoftimi) 20 shkurt 1886, vëll. I, f. 100-103.

Kush ishte Muhammedi[sa]? Për shumë njerëz ai ishte personi më i shenjtë që kishte ekzistuar ndonjëherë, mëshirë për të gjitha botët, profet i paqes dhe si i tillë mbetet një shëmbëlltyrë morale e shpirtërore për ta. Megjithatë, për shkak të gjendjes dhe sjelljes mizore të një pakice që gjithashtu, pa asnjë të drejtë, ia atribuojnë veten atij, disa njerëz i drejtohen edhe me kritika të ashpra. Por ka edhe të tillë që e vlerësojnë drejt, pasi e studiuan jetën e tij. Profeti Muhammed[sa], Themeluesi i fesë islame padyshim është një nga personalitetet më të diskutuara të historisë së njerëzimit.

Në këtë biografi të tij, gjurmohet gjallërisht e natyrshëm jeta e tij deri në detaje. Lexuesi do të arrijë një depërtim autentik në historinë jetësore të një njeriu, i cili si askush më parë e ndryshoi historinë e njerëzimit.

*"Ndoshta përzgjedhja ime e Muhammedit për vendin e parë në listën e njerëzve më me influencë në botë, do t'u ngjallë çudi disa lexuesve, madje disa mund të ngrenë pyetje rreth kësaj, por, ai është i vetmi njeri në histori që mbeti jashtëzakonisht i suksesshëm, jo vetëm në arenën fetare, por edhe atë laike"*, thotë shkrimtari Michael H. Hart. ("The 100: A Ranking of the Most Influential Persons in History", Carol Publishing Group, f. 8-9)

This is the Albanian translation of the book entitled "Life of Muhammad[sa]" by Hazrat Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmad[ra].

ISBN 184880254-4
9781848802544